

# ILMIHALI RRUGA E XHENNETIT



## Miftahul Xhenne

Muhammed Kutbuddin Izniki



# ILMIHALI RRUGA E XHENNETIT



## Miftahul Xhenne

**Muhammed Kutbuddin Izniki**

## ILMIHALI RRUGA E XHENNETIT

## PARATHËNIE

Allahu xh.sh dërgoi Pejgamberi që njerëzit në dynja dhe në ahiret të jetojnë të lumtur, në paqe dhe rahati në mënyrë vëllazërore, përveç këtyre edhe për ti njoftuar për kryerjen e obligimeve ndaj Krijuesit të tyre. Njerëzit i udhëzon nëpërmjet këtyre njerëzve të zgjedhur që të jenë shembuj për jetën e tyre më të lumtur. Prej pejgamberëve Muhamedi a.s. është më i lartësuari në rruzullin tokësor dhe i fundit deri në ditën e kiametit. Allahu xh.sh. s'bashku me këtë Pejgamberi nëpërmjet melekut i shpalli edhe librin **Kur'anin Fisnik,** në mënyrë graduali brenda njëzet e tre vite, ku e njoftoi për ndalesat dhe urdhëresat. Kur'ani për shkak se është në gjuhën arabe dhe posedon njohuri të hollësishme që mendja e njeriut nuk mund as ti paramendoj as ti paragjykojë Muhamedi a.s. këtë libër nga fillimi deri në fund u sqaroi shokëve të tij. Andaj Pejgamberi a.s. ndalon rreptësishtë ndonjë komentim tjetër si alternativ përveç komentimit të tij, përkundrazi llogaritet një nga mëkatet të mëdha. Dijetarët Islam komentimet që i bëri Pejgamberi a.s. dëgjuan nga sahabët e Pejgamberit, i sqaruan njohurit në mënyrë që të gjithë ti kuptojnë ato njohuri kështu që janë shkruar libra të Tefsirit. Këta dijetar janë dijetar të Ehli Sunnetit. Dijetar të Ehli Sunnetit duke filluar nga ajetet Kur'anore u mbështetën edhe në hadithet, thëniet e Pejgamberit a.s. dhe njohuri të nxjerra nga këto ky burime kanë shkruar edhe të Ilmihalit. Ata që dëshirojnë të mësojnë fenë Islam e shpallur në Kur'an duhet lexuar këto lloj ilmihale.

Librin të cilin e kemi sjellë është **Rruga e Xhennetit,** emri i vërtet i librit apo ilmihalit është **Miftahul Xhenne,** ose Çelësi i Derës së Xhennetit. Autori i këtij librit është Muhammed Kutbuddin Izniki i cili vdiq në Edirne në vitin 883 h. (1480 m.)

Dijetari i njohur Abdulhakim Efendi thotë autori i ilmihalit **Miftahul Xhenne,** është i dobishëm për lexuesit. Prandaj për këtë shkak edhe e botojmë këtë libër të nevojshëm. Në disa vende janë disa sqarime shtesë brenda këtij libri dhe këto shtesa do ti dallojmë

me kllapa katrori. Këto sqarime shtesë janë marr nga libra të tjerë. Asnjë nga këto nuk janë mendimet individuale. Allahu të gjithë neve na mbron inshalla nga kurthi i armiqve të islamit! Allahu të gjithë neve na bashkoftë në rrugën e Pejgamberit a.s., sahabëve dhe në rrugë e dijetarëve të Ehli Sunnetit! Na mundësoftë të dashurohemi, ndihmohemi në mes veti! Amin.

[Njeriu kur dëshiron të krye ndonjë punë së pari ky mendimi – kujtesë i vije në zemër. Një vepër të tillë dëshiron ta veproj. Kësaj dëshire i thuhet **Nijet.** Për të kryer këtë vepër zemra kontakton dhe urdhëron organet. Këtij urdhri i thuhet **Kast, Përpjekje.** Hedhja në vepër këtë proces është **Kesb.** Ndërsa veprën që e bën zemra gjatë këtij procesi i thuhet **Morali** – **Vesi.** Mendimi apo kujtesa në zemër vjen nga gjashtë vende: Mendimi që vjen nga shpallja e Allahut i thuhet **Vahji.** Por vahji vjen vetëm në zemrat e Pejamberëve. Mendimet që i sjellin Melekët janë **Ilham.** Ilhami ashtu siç ju vjen Pejgamberiëve mund tu vije edhe në zemrat e njerëzve të tjerë. Mendimet të cilët ju vijnë njerëzve të tjerë nga Ilhami janë **Nasihat-Këshillat.** Vahji, Ilhami dhe Nasihati vazhdimisht është i mirë dhe i dobishëm. Mendimet që vijnë nga shejtani janë **Vesvese,** ndërsa mendime që vijnë nga vetë nefsi i njeriut janë **Heva,** mendime që ti imponon apo interpreton shoku janë **Ifgal.** Çdo njeriut i jepet Nasihati. Vesvese dhe havat hyjnë në zemrat e qafirave dhe fasikave. Të dyja janë shumë të këqija dhe tepër të dëmshme. Ato gjëra që Allahu xh.sh. i pëlqen dhe është i kënaqur me to janë të **Mira.** Ndërsa të pa pëlqyera janë **Fena.** Allahu xh.sh për shkak se është shumë i mëshirshëm edhe për gjëra të mira edhe për të këqijat na njofton në Kur'an. Urdhëroi që vepra të mira të kryhen ndërsa ndaloi të veprohen gjëra të këqija. Ky proces, urdhërimi dhe ndalimi në Islam quhet **Ahkami Islamije.** Një zemër nëse u përmbahet këtyre rregullave, urdhëresave dhe ndalesave ajo zemër pastrohet dhe ndriçon. Fiton lumturin në jetën e dynjasë dhe në jetën e ahiretit. Ndërsa nëse një zemër pason këshillat e ifgal, këshillat mashtruese, pason intrigat e shejtanit dhe nefsit- epshit duke e lërë anash këshillën e rregullave islame ajo zemër nxihet dhe prishet. Zemra e shëndosh dëshiron të shkojë pas rregullave islame. E kundërta e kësaj zemra e prishur dëshiron të pasoj nefsin, vesveseve të shjtanit dhe këshillat ifgal mashtruese të shoqërisë. Allahu xh.sh. pasi që

është shumë i mëshirshëm, çdo foshnje e cila lind e bën që të lindë me një zemër të pastër. Por pas kësaj me këshillat e prindërve, shoqërive dhe shoqëria e keqe kërkojnë që edhe ajo zemra e pastër të bëhet si e atyre e nxirë dhe kështu edhe në fund ndodh.

## ILMIHALI RRUGA E XHENNETIT

**El-hamdu lillâhilledhî xhealenâ minet-tâlibîne ve lil-ilmi minerrâgibîne ves-salâtu ves-selâmu alâ Muhammedinil ledhî erselehu rahmeten lil-âlemîne ve alâ Âlihi ve Ashâbihi exhma'în.**

## ISLAMIZMI

### ALLAHU EGZISTON DHE ËSHTË NJË

[Allahu i krijoi të gjitha krijesat. Asgjë nuk ekzistonte. Ekzistonte vetëm Allahu. Ai ka ekzistuar gjithmonë. S'është diçka e krijuar më pas. Nëse Ai nuk do ekziston që më par, atëherë do u nevojitej një forcë tjetër që ta krijonte Atë. Sepse nëse nuk do ekzistonte një forcë që të krijojë diçka që nuk ekziston, ajo gjë do mbeste gjithmonë në asgjë dhe s'do u krijonte kurrë. E nëse ai që e posedon fuqinë për krijimin e saj do ekzistonte, atëherë s'do ishte gjë tjetër veç Allahu që e posedon këtë fuqi dhe është i pafund. E nëse thuhet se edhe ai që posedon këtë fuqi krijuese është krijuar më pas, atëherë duhet të gjendet diçka që e ka krijuar edhe këtë. Kështu që do duhej të gjendeshin një numër i pa fund krijuesish. Dhe kjo gjë tregon që nuk gjendet një fillim i atyre që posedojnë fuqinë krijuese. Mos ekzistenca e krijuesit të parë, në të njëjtën kohë tregon mos ekzistencën e atyre që e kanë krijuar këtë. Nëse ai që krijon nuk do ekzistonte, atëherë do duhej që edhe bota trupore dhe ajo metafizike, që në shikojmë dhe dëgjomë të mos ekzistonte. Nga që trupat dhe shpirtrat ekzistojnë, është e nevojshme që të ekzistojë gjithmonë një krijues për këto.

Allahu në fillim ka krijuar lëndën e thjeshtë që merr pjesë në krijimin e gjithçka, shpirtrat dhe engjëjt. Lëndës së thjeshtë në këtë kohë po njihet si element. Në ditët e sotme thuhet që ekzistojnë njëqind e pesë elementë. Allahu, çdo trup dhe çdo krijesë e ka krijuar dhe vazhdon ti krijojë nga këto elementë. Hekuri, kromi, karboni, oksigjeni dhe klori, të gjitha këto janë elementë. Allahu nuk e ka bërë të ditur sesa mijëra vite më parë i ka krijuar këto elementë. Gjithashtu nuk e ka bërë të ditur se kur ka filluar ti krijojë tokën, qiejt dhe gjallesat që janë krijuar nga këta. Gjithçka ka një përjudhë të caktuar jete, qofshin me shpirt apo pa shpirt. Kur ti vijë koha e krijon, kur i mbaron jeta e zhduk. Siç e krijon diçka nga hiçi, ashtu mundet ta bëjë edhe diçka nga diçka tjetër, avash avash apo në mënyrë të menjëhershme, e para zhduket, e reja krijohet.

Allahu, njeriun e parë e krijoj nga lënda pa jetë dhe nga shpirti. Para këtij nuk ka ekzistuar asnjëherë njeriu. Kafshët, bimët, xhind dhe engjëjt, janë krijuar më parë se njeriu i parë. Emri i njeriut të parë ishte Adem “alejhissalatu uesselam”. E nga ky krijoj dhe një grua me emrin Havva. Të gjithë njerëzit i krijoj nga këta të dy. Po ashtu, nga çdo kafshë shumë llojin e saj. në vejmë re se si gjallesat ashtu edhe sendet jo të gjalla, ndryshojnë me kalimin e kohës. Ajo që është kadim nuk ndryshon kurrë. Nga ngjarjet fizike, forma e lëndëve dhe gjendja e tyre ndryshon. Disa e ndryshojnë përbërjen e tyre nga reaksionet kimike. Trupat zhduken, disa trupa të tjerë krijohen. Nga ngjarjet në bërthamë, zhduket elementi dhe kthehet në energji. Krijimi i gjithçka nga njëra tjetra, nuk vjen në kuptimin e pafundësisë. Pasi është e nevojshme që të krijohen nga lënda e parë që është krijuar nga asgjëja. Sepse pafundësia tregon që nuk ka një fillim.

Armiqtë e Islamit, prezantohen si njerëz të dijes për të mashtruar fëmijët e myslimanëve. Thonë që njerëzit janë krijuar nga majmuni. Thonë që këtë e ka thënë profesori anglez me emrin Darvin. Këta thonë gënjeshtra. Darvini nuk ka thënë diçka të tillë. Ai ka shpjeguar luftën që bëjnë gjallesat mes tyre për të jetuar. Në librin me emër (Nev’lerin menşei), shkruan se gjallesat pasi i përshtaten natyrës ku jetojnë, si pasoj e kësaj pësojnë disa ndryshime të vogla. Nuk ka thënë se një lloj kthehet në një lloj tjetër. Profesori John Durant, i cili ishte nga stafi i universitetit Seansea, në mbledhjen që

përgatiti bashkimi dijes angleze në vitin 1980 në Salford: "u bë një legjendë moderne me mendimet e tij në lidhje me prejardhjen e njeriut të darvinit. Kjo legjendë nuk solli gjë tjetër në fushën e dijes dhe progresit veçse dëme të mëdha. Përrallat e evoluimit, bënë një ndikim shkatërrues mbi kërkimet shkencore. İ hapi rrugë shumë shkatërrimeve, grindjeve të pa nevojshme dhe ja uli vlerat në një mas të madhe dijes. E tani thotë që teoria e darvinit ka shpërthyer në vendet e qepjes së saj dhe s'ka mbetur gjë tjetër pas veç një lëmsh mendimesh të prishura". Fjalët që ka thënë Prof. Duranti në lidhje me popullsinë, është njëra prej përgjigjeve më interesante që u ka dhënë darvinistëve në emër të dijes. Shkaku kryesor që çon në dëshirën për t'ua shpjeguar në ditët tona teorinë e evoluimit njerëzve me shkalla të ndryshme kulture, është diçka ideologjike. Dhe nuk është diçka shkencore. Kjo teori përdoret si një lidhje për të imponuar filozofin materialiste. Thënia që njeriu e ka prejardhjen nga majmuni, nuk është një thënie që i përket dijes. Aq më tepër që shkencës nuk i përket fare. E as nuk është thënia e darvinit. Por është thënia e armiqve të Islamit, e që nuk kanë lidhje me dijen dhe shkencën. Pasi njeriu i dijes dhe shkencëtari nuk mundet ta thotë një fjalë aq të rëndomtë dhe brutale. Një person që merr diplomën nga universiteti, e që vazhdon të jepet pas shijeve dhe qefeve të tij, që nuk punon në fushën e tij dhe i harron ato që ka mësuar, nuk mundet që një njeri i tillë të bëhet dijetar apo shkencëtarë. E nëse armiqësinë ndaj Islamit do mundohet ta bëjë me fjalë të rreme dhe të sajuara, të cilat i tregon si dije dhe shkencë, nuk do ishte gjë tjetër për shoqërinë veçse një mikrob dëmtues, i ulte dhe tradhtie. Diploma, grada dhe posti i tij janë një shfaqje për të futur në kurthe të rinjtë. Atyre që gënjeshtrat e tyre, shpifjet e tyre i tregojnë si dije dhe shkencë, ju thuhet (përgënjeshtrues të shkencës). Për këtë arsyeje nuk duhet që të mashtrohemi pas gënjeshtrave të këtyre shkencëtareve përgënjeshtarë.

Allahu dëshiron që njerëzit ta jetojnë jetën e kësaj bote të lumtur dhe të qetë dhe gjithashtu dëshiron që në ahiret të arrijnë lumturinë e pafund. Për këtë arsye ka urdhëruar ato gjëra të dobishme që janë shkak i lumturisë. Dhe ato gjëra që bëhen shkak të fatkeqësive i ka ndaluar. Kushdo që të jetë, fetar apo jofetar, besimtar apo jobesimtar, i bën me vetëdije apo jo, ai do të jetoj rahat

dhe në qetësi në këtë jetë aq sa i përmbahet këshillave të islamit, pra aq sa i përmbahet urdhrave dhe ndalesave të Allahut. Njësoj siç shpëtojnë nga problemet dhe shqetësimet ata që përdorin ilaçin që jep efekt përmirësues. Në këtë kohë ka shumë të pa fe dhe pa iman që janë të suksesshëm në punët e tyre, e kjo vjen si pasoj e zbatimit të këshillave të Kur'ani Kerim. Për të mbërritur tek lumturin e pafund të ahiretit, duhet që ti praktikojmë këshillat e Kur'anit kerim duke ju besuar atyre.

Urdhri i parë që urdhëron Allahu është (**Besimi**). Ndalesa e parë që ka vënë është (**Kufri**). Iman do të thotë ta besosh Muhammedin alejhisselam si pejgamberin e fundit të Allahut. Allahu ja ka dërguar me **vahij**-**shpallje** atij urdhrat dhe ndalesat në gjuhen arabe. Pra ja ka dërguar me anë të një engjëlli dhe ai këta ajete ja u ka treguar njerëzve. Atyre gjërave që Allahu ja ka treguar engjëllit në gjuhen arabe quhen (**Kur'ani Kerim**). Librit Kur'an Kerim me shkrimet e tij i thuhet (**Mushaf**). Kur'ani kerim, nuk është fjala e Muhammedit alejhisselam. Por është fjala e Allahut. Asnjë njeri nuk mundet që ta thotë në atë formë aq të bukur. Atyre gjërave që janë bërë të qarta në Kur'anin kerim ju thuhet **(Islam).** Atij personi që i beson të gjitha këto me zemër i thuhet (**Mu'min**-Besimtar) dhe (**Musliman**). Sikur vetëm njërën nga këto të mos e pëlqesh dhe mos ta besosh është kufër [ti bëhesh armik Allahut]. Në kiamet besimi në ekzistencën e xhindeve , e engjëjve dhe se pejgamberi Adem "alejhissalatu uesselam" është babai i krejt njerëzimit dhe pejgamberi i parë, bëhet vetëm me zemër. Këtyre ju thuhet dije të (**Besimit), (I'tikad**) dhe (**Akaidit**). Atyre gjërave që kërkohet që të bëhen dhe ti ruhemi si me trup ashtu edhe me zemër, është e domosdoshme që ti besojmë dhe ti bëjmë apo të mbrohemi nga ato. Këtyre ju thuhet (**Ahkam**-**i Islamijje**-Rregulla të Islamit).Besimi i këtyre është pjesë e imanit. Predikimi dhe mbrojtja nga këta është (**Ibadet**). Predikimi i (**Rregullave të Islamit**) duke e bërë njet, është predikim i(**Ibadetit**). Këshillave dhe ndalesave që ka vënë Allahu ju thuhet (**Ahkamul Islamije** - Rregullat e Islamit) dhe (**Ahkamul Ilahiye** - Rregullat Hyjnore). Atyre që janë urdhëruar ju thuhet (**Farz**), atyre që janë ndaluar ju thuhet (**Haram**). Siç vihet re, atyre që nuk i besojnë ibadetet si një obligim dhe nuk ju kushtojnë rëndësi quhen (**Kafir**) [Armiq të Allahut]. Ai që i beson por nuk i

praktikon, nuk mund të quhet kafir. Të tillëve ju thuhet (**Fasik**-I prishur). Ai që i beson rregulat Islame dhe mundohet ti praktikojë aq sa i jepet mundësia, i thuhet besimtarë, (**Musliman Salih** [njeri i mirë]. Atij myslimani që për të kënaqur Allahun dhe për të fituar dashurin e tij, vepron sipas Islamit dhe e respekto Murshid, i thuhet (**Salih**-I Mirë) [njeri i mirë]. Atij personi që e ka fituar kënaqësinë dhe dashurin e Allahut i thuhet (**Arif**-Shok) dhe (**Veli**- I dashuri i Allahut). Ai Veli që bëhet shkak që këtë dashuri ta fitojnë dhe të tjerët quhet (**Murshid**-Mësues i asaj udhe). Këta njerëz të mirë dhe të përzgjedhur, që të gjithë quhen (**Sadik**- I Besueshëm). Të gjithë këta janë të mirë. Besimtari i mirë, nuk do të shkojë fare në xhehennem. Ndërsa qafiri, do të shkoj në xhehenem patjetër. E s'do të dalë fare nga xhehennemi dhe do të përjetojë një ndëshkim të pafund. Nëse qafiri (mosbesimtari) do to të besojë, menjëherë do ju falnin të gjitha gjynahet. Fasiku nëse pendohet dhe vazhdon ti predikojë ibadetet, nuk hyn fare në xhehennem por ashtu si besimtari shkon drejt e në xhennet. E nëse nuk pendohet, o do të shkojë në xhennet si pasoj e bërjes shifa nga dikush tjetër apo ndonjë falje gjynahesh pa shkak, ose në të kundërt digjet në xhehennem deri sa të shlyej gjynahet dhe më pas hyn në xhennet.

Kur'ani Kerim është shkruar dhe rregulluar sipas gramatikës së arabishtes që përdorej në atë kohë. Pra është i ndërtuar në formë poezie. Është i mbushur me pasurit që përmba gjuha arabe. Ka përshtatje të plotë me rregullat e gramatikës, përcjelljes së mesazhit, kuptimit, sintaksës dhe filologjisë. Për ta kuptuar këtë është shumë e vështirë. Një person që nuk i kupton imtësitë e gjuhës Arabe, edhe nëse din të lexojë e ta kuptoj atë, nuk mundet që ta kuptoj qartë Kur'anin kerim. Madje ka nga ata që i dinë këto nuanca të gjuhe arabe dhe nuk e kanë kuptuar dhe në shumë vende është dashur shpjegimi i Pejgamberit. Këtyre shpjegimeve të dhënë nga Pejgamberi ynë "sallallahu alejhi ue selam" ju thuhet **(Hadithe sherif**). As'habë Kiram "ridvanullahi alejhim exhmein" uakan mësuar të rinjve ato që kanë dëgjuar dhe mësuar nga Pejgamberi ynë "sallallahu teala alejhi ue sellam". Me kalimin e kohës zemrat janë nxirë, aq më tepër ato që sapo janë bërë mysliman që duke përdorur mendjet e tyre të mangëta dhe mendimet e tyre të kufizuara për të nxjerr kuptime nga Kur'ani kerim,

kam nxjerr në pah gjëra që nuk përshtaten me ato që ka thënë Pejgamberi ynë. Armiqtë e Islamit e kanë nxit këtë ndarje dhe kështu që kanë dalë në skenë shtatëdhjetë e dy mendime dhe besime të devijuara. Myslimanëve që besojnë këto mendime të devijuara ju thuhet (**Bid'at ehli**- Ndjekës të bidatëve) ose (**Delalet ehli**- Ndjekës e të humburës). Të gjitha këto shtatëdhjetë e dy grupime, do të hyjnë me patjetër në xhehennem, e ngaqë janë besimtarë nuk do të qëndrojnë gjer në pafundësi në xhehennem por do të dalin e të hyjnë në xhennet. Ai që besimin e tij nuk e përshtatet me atë që Kur'ani kerim dhe hadithet sherif e kan bërë të qartë, e ka humbur imanin. E të tillëve i thuhet (**Mulhid**- Ateist). I devijuari e quan veten mysliman.

Atyre dijetarëve që i kanë mësuar nga As'habet kiram "ridvanullahi teala alejhim exhmain" dhe që i kanë shkruar nëpër libra dijet e besimit, pra ato dije fetare që ësht e domosdoshme të besohen, ju thuhet (dijetarët e Ehl-i Sunnetit) "rahmetullahi teala alejhim exhmain". Këto janë dijetarë që kanë arritur gradën e munxhtehidit në njërin nga katër medhhebet. Këta dijetarë, nuk jam munduar që ta marrin kuptimin e kur'anit kerim me mendjen dhe sipas mendimit të tyre, por i kanë besuar atyre gjërave që kanë mësuar nga As'habet kiramë. Nuk iu kanë bindur atyre që kuptuan vetë, por kanë shpërndarë udhën e duhur që Pejgamberi ynë ka bërë të ditur. Shteti i Osmanlinjve ishte shtet Islam dhe kishte besimin e Ehl-i sunetit.

Nga ata që u thanë më sipër kuptohet dhe në shumë libra shkruhet që për të shpëtuar nga fatkeqësitë në këtë botë dhe në ahiret dhe për të jetuar një jetë të qetë dhe të rehatshme, është e nevojshme që si fillim t'ju besosh atyre gjërave që ka thënë Ehli Syneti "rahmetullahi teala alejhi exhmain" dhe të besosh si ata. Ata të cilët nuk besojnë sipas Ehli Sunnetit, i përkasin (**Ehli bida'atit**), me një fjalë janë myslimanë të devijuar. Ose bëhen qafira (**Mulhid**). Grada e dytë e një myslimani që e ka besimin e duhur, është të qenjit njeri salih (i mirë). Pra të fitojë kënaqësinë dhe dashurinë e Allahut. Për këtë arsyeje duhet që ti mësojë dhe ti dijë urdhra që duhet të bëjë me zemër dhe me fizikun e tij dhe të jetojë një jetë në përputhje me këta. Pra të bësh ibadet. Në shpjegimin e ibadetit Ehli sunneti "rahimehumullahu teala" është ndarë në katër medhhebe.

Ngaqë ndarjet janë të pakta dhe jo shumë të rëndësishme dhe ngaqë janëë të bashkuar në besim, kanë respekt të veçantë dhe e vlerësojnë njëri tjetrin. Çdo mysliman, është e nevojshme që ibadetet e tij ti bëjë sipas njërit prej këtyre katër medh'hebëve. Ata që nuk i përmbahen njërit prej këtyre katër medh'hebëve, sipas asaj që është shkruar në pjesën e Zebajih të librit (Durr-ul Muhtar) i Tahtauis, është ndarë nga Ehli Sunneti.

Një qafiri të zënë rob në luftë apo një qafir që në kohë paqe thotë se unë jam mysliman, atij i besohet kjo fjalë. Por është e nevojshme që ai ti mësojë dhe ti besojë menjëherë (Kushtet e besimit). Pas kësaj duhet që të mësojë dhe ti veprojë obligimet dhe ndalesat sipas radhës dhe sipas kohës që ti bie për ti bërë. E nëse këto nuk i mëson apo atyre që i mëson nuk i kushton vëmendje, atëherë kjo gjë tregon se nuk i kushton rëndësi fesë të Allahut. Si pasoj edhe besimi i tij zhduket. Atyre që ju ikën besimi në këtë mënyrë ju thuhet (**Murted**). Atyre murtedëve që hyjnë nën petkun e dijetarëve të fesë ju thuhet (**Zëndëk**). E nuk duhet që të biem preh e Zëndëkëve dhe gënjeshtrave të tyre. Një njeri që nuk bie preh e përfitimeve të kësaj bote, por është pjekur e nuk përmban brenda vetes asnjë veçori apo mendim të islamit dhe gjithë ashtu nuk e din se çfarë është Islami, sipas asaj që pëmban libri (Shpjegimi Sijer-i Kebir) dhe libri (Darr-ul muhtar) në fund të pjesës nikahu [kurorëzimi] i qafirit, ai person konsiderohet si Murted. Libri (Darr-ul Muhtar) në fund të kapitullit nikahu i qafirit thotë që, nëse një mysliman që ka nikah me një vajzë që është në moshën e pjekurisë, nuk i din detyrat e myslimanit, atij personi i prishet nikahu. [Pra ai kthehet në murted]. Duhet që t'ja tregojë cilësitë e Allahut asaj e ajo duhet që ti përsërisë dhe të thotë ju besova këtyre. Ibni Abidin "rahime-hullahu teala", kur shpjegon këtë thotë, (vajza kur është e vogël, i bindet nënës dhe babait të saj dhe është myslimane. Pas pjekurisë së saj nuk vazhdon që ti bindet fesë së nënës dhe babait të saj. Nëse vjen në moshën e pjekurisë pa e ditur fenë Islame, bëhet murted. Ata që i kanë dëgjuar ato gjëra që duhet t'ju besohet dhe nuk ju kanë besuar, edhe nëse e thonë kelime-i teuhid [njëshmërin e Allahut] që është **(La ilahe illallah Muhammedun rresulullah)**, përsëri nuk bëhen myslimanë. Ai që i beson atyre gjashtë gjërave që gjenden në (Amentu billahi…) dhe thotë se i pranoj urdhrat dhe ndalesat që ka vënë Allahu, quhet

myslimanë). Nga kjo kuptohet qartë se çdo mysliman duhet që t'ia mësoj përmendësh dhe t'jua mësojë shumë mirë kuptimin e (Amentu billahi ue Melaiketihi ue Kutubihi ue Rusulihi uel jeumil-ahiri ue bil Kaderi hajrihi ue sherrihi minallahi teala vel-ba'thu ba'delmeuti hakkun Eshhedu en La ilahe illallah ue Eshhedu enne Muhammeden abduhu ve resuluhu). Nëse fëmija kur të vijë në moshën e pjekurisë, nuk e mëson dhe nuk e beson njërën nga këto gjashtë gjëra apo nuk mëson dhe nuk beson njërën nga urdhrat apo ndalesat e fesë Islame, nuk bëhet mysliman por murted. Në librat e tjerë që flasin për besimin ka shpjegime të shumta mbi këta gjashtë gjëra. Këto duhet që çdo mysliman ti dijë, ti lexojë dhe ti bëjë fëmijët e tij ti lexojnë dhe ta forcojnë besimin e tyre dhe gjithë ashtu duhet të bëjë shumë përpjekje që ti lexojnë edhe të afërmit e tij. Për këtë arsyeje, duhet të tregojmë shumë kujdes që fëmijët tanë të mos bëhen murted. Duhet që atyre t'jua mësojmë që në moshë të vogël besimin, Islamin, abdesin, gusullin dhe namazin! Detyra parësore e nënës dhe babait, është që fëmijën e tyre ta edukojnë si mysliman.

Në veprën (Durrer ue Gurrer) thuhet që, (Mashkullit që është murtet i thuhet bëhu mysliman. I shpjegohet ajo gjë që ka dyshim në të. E nëse i duhet kohë, mbahet i burgosur tre ditë. Nëse gjat kësaj kohe pendohet, pendimi i tij pranohet. E nëse nuk pendohet, vritet me urdhër të gjykatësit. Gruaja që është murted nuk vritet. Mbahet në burg gjersa të kthehet përsëri në fenë Islame. E nëse arratiset në darul harb [shtet jo mysliman], nuk mundet që të merret si xharije [shërbëtore që kujdesesh për të]. E nëse merret si rob lufte atëher mund të bëhet xharije. Me daljen e saj nga feja, i prishet edhe nikahu [kurora e martesës]. Egjith pasuria e sajë i ikën nga posedimi. E nëse kthehet përsëri në fenë Islame edhe malli i kthehet përsëri. Nëse vdes apo arratiset në darul harb [apo del nga feja duke qenë në darul harb], pasuria e saj i mbetet atij trashëgimtari të saj që është mysliman. [E nëse nuk ka asnjë trashëgimtarë, atëherë pasuria e saj i mbetet atyre që marrin pasuri nga bejt-ul-mal]. Murtedi nuk mundet ti bëhet një murtedi tjetër trashëgimtarë. Ajo pasuri që fiton duke qenë murted, nuk mund të bëhet pasuria e tij. kjo i mbetet myslimanëve si taks. Marrëveshjet që ka bërë në tregti dhe në ato gjëra që ka dhënë apo marrë me qera prishen, po ashtu edhe ato gjëra që ka lënë si dhuratë nuk pranohen

si të tilla. E nëse kthehet përsëri në fenë Islame, këto marrëveshje bëhen të vlefshme. Ato ibadete që kanë kaluar nuk e kanë të nevojshme që ti plotësojnë. Por ibadetin e haxhit ju nevojitet që ta bëjnë përsëri). Pas besimit, gjërat e para që duhet të mësohen janë për të marrë abdes, marrja e gusullit dhe namazin.

Gjashtë kushtet e besimit: janë besimi që Allahu është një dhe i vetëm e në cilësit e tij, besimi në engjëjt, besimi në Pejgamberët e tij, besimi në librat e tij, besimi Ahiretit dhe besimi në kaza dhe kader. Më poshtë këta do ti shpjegojmë veç e veç.

Me një fjalë përmbledhëse, është e nevojshme që ti zbatojmë si me zemër ashtu edhe me fizik dhe gjithë ashtu duhet që zemra të qëndrojë në gatishmëri ndaj paditurisë. Për atë person që zemrën e tij nuk e ka në gatishmëri [pra që nuk i përkujton dhe nuk i mendon ekzistencën dhe madhështinë e Allahut dhe, mirësitë e xhennetit dhe zjarrin e xhehennemit], është e vështirë që trupi i tij ti përshtatet obligimeve të Islamit. Dijetarët e Fikut i bëjnë të ditura fetvat [mendimet] e tyre. për ta bërë sa më të lehtë predikimin e këtyre, është detyra e Njerëzve të Allahut. Për të bërë të mundur që trupi ti përshtatet fesë islame me dashuri dhe sa më rehat, është e nevojshme që zemra të jetë e pastër. Por nëse një person i jep rëndësi që zemrën ta ketë të pastër, e që të ketë një edukatë të mirë dhe nuk i jep rëndësi që trupi i tij ti përshtatet Islamit, atij personi i thuhet (**Mulhid**- Ateist). Gjëja themelore tek ai që i reflekton nefsi, si [dhënia haber nga e fshehura, shërimi i të sëmurëve me këndim dhe frymë] që janë disa suksese jashtë të zakonshmes, bëhet (**Istidraxh**- me shkallë) dhe e dërgon atë dhe ndjekësit e tij drejt xhehennemit. Shenja që tregon një zemër të pastër dhe që nefsi është i bindur (përulës), është praktikimi me dashuri rregullave të Islamit nga trupi. Fjalët (Zemra ime është e pastër. Ti shiko zemrën tënde!) që i përkasin atyre që nuk munden ti përshtatin veprimet e tyre me rregullat e Islamit, janë fjalë pa vlerë. Duke u shprehur në këtë mënyrë, duan që të gënjejnë veten e tyre dhe ata që i rrethojnë.]

## KUSHTET E BESIMIT

Dijetarët e Ehli Sunnetit thonë se kushtet e besimit janë gjashtë:

**AMENTU BILLAHI**: unë i besova dhe u binda në ekzistencën dhe njëshmërin e Allahut Famëlartë.

Allahut ekziston dhe është i vetëm.

Nuk ka as sherik dhe as nadhir. (Nuk ka as shok e as diçka që i ngjanë)

Është munezeh nga të qenjit vetëm në një vend. (nuk është vetëm në një vend).

Zotëron cilësitë e të larta. Ka cilësi të larta.

Nuk ka cilësi të mangëta. Ato cilësi nuk gjenden tek Ai.

Cilësitë e larta gjenden tek Allahu adhim-ush-shan. Cilësitë e mangëta gjenden tej ne.

Disa cilësi që tregojnë mangësi dhe që gjenden tek në janëë pa dorë, pa këmbë, pa sy, i sëmurë, shëndet, të ngrënit, të pirit dhe cilësi të ngjashme me këto.

Ata cilësi që posedon Allahu adhim-ush-shan, janë cilësitë e krijimit të tokës dhe qiellit dhe të krijimit të atyre gjallesave të lezetshme që gjenden në ajër, në tokë e poshtë tokës dhe gjithë ashtu mbajtja në ekzistencë vazhdimisht e atyre qenieve që mëndja jonë i mendon apo nga mangësia që kemi nuk arrin ti mendojë dhe po ashtu të gjitha cilësitë e plota. Ai është posedues i forcës së vërtetë. Çdo qenie është një vepër nga cilësitë e plota të Allahut.

Ata atributet të plota të Allahut, që janë vaxhib për në ti dimë, janë njëzet e dy. Dhe njëzet e dy cilësi muhal [që s'është e mundur realizimi i saj].

Vaxhib do të thotë diçka që është e duhur. këta cilësi gjenden tek Allahu adhim-ush-shan. Ata që janë muahl nuk gjenden. Muhal është e kundërta e vaxhibit. Që do të thotë që nuk krijohen.

Nga cilësitë Nefsijje për në vaxhib është vetëm një cilësi që duhet të dimë për Allahun: Vuxhud, pra ekzistencën.

Argumenti që e argumenton ekzistencën e Allahut, është fjala e Allahut (**Inneni enellahu**). Argumenti i mendjes është se ekgziston diçka që i ka krijuar nga hiçi këto planetë. Është e pa mundur që të mos ekzistojë.

Cilësi Nefsije do të thotë; vetvetja, pa atë dhe Ai pa vetveten nuk mund të perceptohet e as nuk mund të mendohet.

**ATRIBUTET ZATIJJE**

Atributet zatijje të Allahut, që janë vaxhib për në ti dimë, janë pesë: këtyre ju thuhet (**Sifatu Uluhijje**).

1 –**Kıdem**, Mos pasja fillim e ekzistencës së Allahut.

2 –**Beka**, Mos pasja fund për Allahun adhim-ush-shan, kësaj i thuhet uaxhib-ul-vuxhud. Argument nga ato të transmetuarit është ajeti i tretë i sures Hadid. Argument i mendjes është se nëse do kishte ekzistenca e tij një film apo një fund, tregon që është krijuar më pas dhe gjithë ashtu tregon dobësinë dhe mangësinë e tij. ai që është i dobët dhe i mangët, nuk e ka të mundur që të krijojë diçka tjetër. E kjo gjë është diçka e pa mundur për Allahun adhim-ush-shan.

3 –**Kijam bi-nefsihi**, Allahun adhim-ush-shan, në qënjen e tij, në cilësit e tij dhe në veprat e tij posedon atë që mos ti bëhet askujt nevojtarë. Për këtë argument i transmetuar është ajeti i fundit të sures Muhammed. E argument logjik është se nëse këta cilësi nuk do gjendeshin tek ai, ai do të ishte i dobët dhe i mangët. Për Allahun adhim-ush-shan është e pamundur që të mendohen.

4 –**Muhalefetun lil-hauadis**, Në qenien dhe në cilësitë e Allahun adhim-ush-shan është cilësia e të mos përngjasimit me asgjë dhe askënd tjetër. Argument i transmetuar për këtë është ajeti i njëmbëdhjetë i sures Shu'ra të Allahut. E ndërsa argument për mendjen është se, nëse këta cilësi nuk do gjendeshin tek Ai, do ishte i dobët dhe i mangët. E të qenurit i dobët dhe i mangët është diçka që nuk i shkon Allahut.

5 –**Vahdanjjet**, Nuk ka shok dhe për ngjasues me Allahun adhim-ush-shan, me qenien e tij, me cilësitë e tij dhe me veprat e tij. për këtë argument i transmetuar është ajeti i parë i sures Ihlas të Allahut. Argument i mendjes është se nëse do kishte një ndihmës, atëherë bota do u prishte dhe do u zhdukte. Pasi njëri do dëshironte krijimin e diçkaje e tjetri nuk do e dëshironte krijimin e asaj gjëje.

[Sipas shumicës së Dijetarëve, (Vuxhud), pra edhe ekzistenca është një cilësi në vete. Kështu që (Sifat-i zatijje) janë gjashtë]

## ATRIBUTET SUBUTIJJE

Atribute Subutijje të Allahut që për në është vaxhip që ti dimë, janë tetë: Jeta (hajat), dija (ilm), shikimi (sem), dëgjimi (basar), vullneti (irade), fuqia (kuvet), të folurit (kelam) dhe cilësia e krijimit(tekuin).

Kuptimi i këtyre cilësive janë këta:

1- **Hajat**, Allahun adhim-ush-shan posedon jetë. Argument i transmetuar është fillimi i ajetit i dyqind e pesëdhjetë e pesë i sures Bekare të Allahut. E argument logjik është se nëse Allahu adhim-ush-shan nuk do ishte i gjallë, atëherë kjo krijesë nuk do ekzistonte.

2- **Ilm**, Allahun adhim-ush-shan posedon dije. Argument me transmetim është ajeti i njëzet e një i sures Hashr të Allahut. Argument logjik për këtë është se nëse Allahu adhim-ush-shan nuk do posedonte dije, atëherë do të ishte i dobët dhe i mangët. E të qenjit i dobët dhe i mangët është diçka që nuk mund të mendohet për Atë.

3- **Sem**, të poseduarit e dëgjimit nga Allahu adhim-ush-shan. Argument i transmetuar për këtë është ajeti i parë i sures Isra. Ndërsa argument logjik për këtë është se nëse nuk do e posedonte cilësinë e dëgjimit, do të ishte i dobët dhe i mangët. E të qenjit i dobët dhe i mangët është diçka që nuk mund të mendohet për Atë.

4- **Basar**, posedimi i shikimit nga Allahu adhim-ush-shan. Argument i transmetuar për këtë është përsëri ajeti i parë i sures Isra. E argument logjik është se nëse nuk do shikonte do ishte i dobët dhe i mangët. E të qenjit i dobët dhe i mangët është diçka që nuk mund të mendohet për Atë.

5- **Irade**, posedimi i dëshirave nga Allahu adhim-ush-shan. Ajo që ai dëshiron bëhet. E nëse ai nuk dëshiron asgjë nuk mundet që të bëhet. Ka dëshire ato që ekzistojnë dhe i ka krijuar. Argument i transmetuar është ajeti njëzet e shtatë i sures Ibrahim. E ndërsa argument logjik është se nëse nuk do mundej të dëshironte atëherë do ishte i dobët dhe i mangët. E të qenjit i dobët dhe i mangët është diçka që nuk mund të mendohet për Atë.

6- **Kudret**, posedimi i fuqisë nga Allahu për të bërë gjithçka. Argument i transmetuar për këtë është ajeti njëqind e gjashtëdhjetë e pesë i sures Al-i Imran. Argument logjik është se nëse nuk do e posedonte atë fuqi, do ishte i dobët dhe i mangët. E të qenjit i dobët dhe i mangët nuk mund të mendohet për Allahun adhim-ush-shan.

7- **Kelam**, cilësia e të shprehurit për Allahun adhim-ush-shan. Ajeti i njëqind e gjashtëdhjetë e një i sures Nisa është argument i transmetuar për këtë. Argument logjik është se nëse nuk do e posedonte cilësinë e të folurit, do ishte i dobët dhe i mangët. E të qenjit i dobët dhe i mangët nuk mund të mendohet për Allahun adhim-ush-shan.

8- **Tekuin,** Allahu adhim-ush-shan është halik, është krijues. Ai është krijuesi i gjithçkaje, është ai që i krijon nga hiçi. E nuk ekziston përveç Atij një krijues tjetër. Argument i transmetuar për këtë është ajeti i gjashtëdhjetë e ditë i sures Zumer. Argument logjik për këtë është se në tokë, në qiell ka krijesa të ndryshme dhe të gjitha këta i ka krijuar Ai. Ti thuash dikujt tjetri krijues përveç Atij është kufër. Njeriu nuk mundet që të krijojë asgjë.

Cilësitë ma'neuijje [cilësi shpirtërore] të Allahut që për në është vaxhib ti dimë, janë tetë: hajjun [i gjallë], Alimun [i ditur], Semiun [dëgjues], Besirun [shikues], Muridun [dëshirues], Kadirun [i plotfuqishëm], Mutekel'limun [flet] dhe Mukeuuinun [krijues].

Kuptimi i këtyre cilësive të larta janë këto:

1- **Hajjun**, Allahu adhim-ush-shan është i gjallë.

2- **Semiun**, Allahu adhim-ush-shan është dëgjues i gjithçkaje.

3- **Besirun**, Allahu adhim-ush-shan shikon gjithçka.

4- **Muridun**, Allahu adhim-ush-shan është posedues i dëshirës.

5- **Alimun**, Allahu adhim-ush-shan është i ditur me dije të pa ndryshueshme.

6- **Kadirun**, Allahu adhim-ush-shan është i plotfuqishëm.

7- **Mutekel'limun**, Allahu adhim-ush-shan është posedues i cilësisë së të folurit.

8- **Mukeuuinun**, Allahu adhim-ush-shan është krijuesi i gjithçkaje.

Ata cilësi që është e pa mundur që ti mendojmë për Allahu, janë ato cilësi të kundërta me këto.

**NË ENGJUJT E TIJ**: I besova engjëjve të Allahut. Allahu ka engjëjt e Tij. Ata janë të krijuar nga drita. Janë trupa. [këtu nuk kemi për qellim trupat që tregohen në librat e fizikës.] As nuk hanë e as nuk pinë. Janë pa gjini. Zbresin nga qielli në tokë dhe ngjiten nga toka në qiell. E ndryshojnë gjendjen e tyre nga njëra gjendje në tjetrën. Nuk e protestojnë aspak Allahun adhim-ush-shan dhe nuk kryejnë gjynahe si ne. Në mesin e tyre ka afrues dhe Pejgamberë.

Më të lartit nga këta janë Xhebraili, Mikaili, Israfili dhe Azraili "alejhimusselam". Që të katërt këta janë Pejgamberet e engjëjve. Allahu adhim-ush-shan ju ka dhënë që të gjithëve nga një

detyrë të caktuar. E nuk bëjnë gjë tjetër pos asaj gjer në ditën e kiametit.

**NË LIBRAT E TIJ**: I besova dhe ju binda librave të Allahut. Allahu adhim-ush-shan ka librat e Tij. Janë njëqind e katër libra që janë bërë të ditur në Kur'anin kerim. Njëqind prej tyre janë libra të vegjël. Këtyre ju thuhet (suhuf). Katër prej tyre janë libra të mëdhenj. **Teurati** i ka zbritur hazreti Muses "alejhisselam, **Zeburi** hazreti Daudit "alejhiselam", **Inxhili** hazreti Isas "alejhisselam" dhe **Kru'ani kerim** i ka zbritur pejgamberit tonë, Muhammedit "alejhisselam". Në librin tonë ka të dhënë të shumëta mbi (**Teuratin**) dhe (**Inxhilin**) që lexojnë jahudinjtë dhe të krishterët.

Nga njëqind suhufet (Fletushkat), dhjetë prej tyre i kanë ardhur hazreti Ademit "alejhisselam", Shitit "alejhisselam" i kan ardhur pesëdhjetë prej tyre, Idrizit "alejhisselam" i kanë ardhur tridhjetë prej tyre dhe Ibrahimit "alejhisselam" i kanë ardhur dhjetë prej tyre. që të gjitha këto, janë zbritur me anë të Xhebrailit "alejhisselam". Në funt të gjitha këtyre, është zbritur Kur'ani adhim-ush-shan. Zbritja e Kur'anit adhim-ush-shan është realizuar pak nga pak, ajet pas ajeti dhe është plotësuar në njëzet e tre vite. Urdhëri i tij do të jetë në fuqi gjer në ditën e kiametit. Është i mbrojtur nga Nes'hi [nga ngritja e përdorimit të urdhrave të tij] dhe nga ndryshimi me tebdil [nga ndryshimet që mund ti bëjnë njerëzit].

**NË TË DËRGUARIT E TIJ**: I besova Pejgamberëve të Allahut "alejhimussalauatu uetteslimat".

Allahu xh.sh. ka dërguar pejgamberët "alejhimussalauatu uetteslimat". Të gjithë pejgamberët e tij kan qenë njerëz. I pari prej tyre ka qenë Ademi "alejhisselam", i fundit është pejgamberi ynë, Muhammed Mustafa "sallallahu teala alejhi ue selam". Mes kohës që kan qenë këta dy pejgamberë, kan ardhur dhe kaluar shumë pejgamberë "alejhimussalauatu uetteslimat". Numrin e të cilëve e din vetëm allahu adhim-ush-shan. Cilësit që në i kemi vaxhib që ti dijmë për Pejgamberët "alejhimussalauatu uetteslimat", janë pesë: Sdk [të drejtë], Emanet [të besueshëm], Teblig [tregues të shpalljes], Ismet [të mbrojtur nga gjynahet] dhe Fetanet [të zgjuar].

1- **Sëdk**, të gjithë pejgamberët "alejhimussalauatu uetteslimat", janëë të drejtë në fjalët që ata thonë. Gjitha fjalët e tyre janë të vërteta.

2- **Emanet**, ata e mbajnë amanetin.

3- **Teblig**, ata i dinë të gjitha urdhrat dhe ndalimet që ka bërë Allahu adhim-ush-shan, dhe jua tregojnë ndjekësve të tyre.

4- **Ismet,** janë të mbrojtur nga të gjitha gjynahet, qofshin të mëdha apo të vogla. Nuk bëjnë kurrë gjynahe. Nga të gjithë njerëzit, vetëm pejgamberët "alejhimussalauatu uetteslimat" janë mbrojtur nga gjynahet [ata të cilët thonë se ka edhe të tjerë pos këtyre të mbrojtur, janë Shia].

5- **Fetanet**, të gjithë Pejgamberët "alejhimussalauatu uetteslimat" janë më të zgjuar se njerëzit normal.

Cilësitë që janë të lejuara për Pejgamberët "alejhimussalauatu uetteslimat" janë pesë: Ata hanë, pinë, sëmuren, vdesin dhe ndërrojnë boten e tyre. Nuk tregojnë dashuri ndaj gjërave tërheqëse të kësaj bote.

Numri i pejgamberëve që ju përmendet emri në Kur'anin adhim-ush-shan, është njëzet e tetë. Sipas dijetarëve, është vaxhib për të gjithë që ti dijnë këta.

**Emrat e Pejgamberëve** "alejhimussalauatu uetteslimat" janë: Adem, Idris, Nuh, Shit, Hud, Salih, Lut, Ibrahim, Ismail, Ishak, Jakub, Jusuf, Shuajb, Musa, Harun, Daud, Selejman, Junus, Iljas, Eljasa, Dhul-kifl, Ejjub, Zekerijja, Jahja, Isa, Muhammed "salauatullahi ala nebijjina ue alejhim". Ndërsa për Uzejri, Lokmanin dhe Dhulkarnejnin, dijetarët nuk janë të një mendje. Për këta dhe Hidrin alejhisselam disa nga dijetarët thonë se janëë nebij e disa të tjerë thonë se janë veli [të dashur të Allahut]. Argumenti që është shkruar në letren e tridhjet e gjashtë të vëllimit të dytë të Mektubat-ı Ma'sumijje, tregon se argumenti që tregon se Hidri është Pejgamber, është i besueshëm. Në letren e njëqind e tetëdhjetë e dytë thuhet se shikimi i Hidrit alejhisselam në formën e njerëzve dhe bërja e disa punëve prej tij, nuk tregon se ai është i gjallë. Pasi Allahu xh.sh. ua ka lejuar atij, disa pejgamberëve dhe të dashurve të Tij që shpirti

i tyre të marri formën e njeriut dhe të shikohet. Shikimi i atyre, nuk tregon se ata janë akoma në jetë.

Duke i përfshirë të gjitha, ajo që të nevojitet ty është që të thuash elhamdulillah [falënderimi i takon Allahut] që e ke prejardhjen nga Adem "alejhisselam" icili është pejgamberi i parë, gjithë ashtu të thuash elahmdulillah që je në fenë dhe në ummetin [ndjekësit] e pejgamberit të fundit, Muhammedit "alejhissalatu uesselam". Vehabinjtë, nuk e besojnë që Ademi është pejgamberi i parë. Për këtë arsyeje dhe nga që myslimanëve ju thonë mushrik [që i bëjnë shok Allahut], po bëhen qafira.

**NË DITËN E GJYKIMIT**: Un i besova me bindje ditës së gjykimit. Sepse Allahu na ka treguar qartë për këtë. Dita e kiametit fillon me ngritjen nga varri. Do vazhdojë gjeri kur të shkojmë në xhennet apo në xhehennem. Është e nevojshme që të vdesim dhe të ringjallemi që të gjithë. Xhenneti dhe xhehennemi, mizan [peshorja], ura e siratit, hashr [grumbullimi], neshr [shpërndarja në xhennet dhe xhehennem], dënimi i varrit dhe pyetjet e varrit nga engjujt munker dhe nekir, të gjitha këto janë të vërteta dhe do ndodhin.

**TË BESOSH NË TË MIRËN DHE TË KEQEN E CAKTIMIT SE JANËË NGA ALLAHU FAMËLARTË**: Gjithçka që ka ndodhur dhe do ndodhi, janë caktimi i Allahut, pra që ti besosh dhe të bindesh që i ka ditur gjithçka që para se ti krijojë dhe që i ka krijuar në kohen e tyre, gjithashtu ti besosh se janë të shkruar në leuhi mahfuz. Në zemrën time asnjëherë nuk ka mëdyshje dhe dyshim për këtë.

**Eshhedu en la ilahe illallah ve eshhedu enne Muhammeden abduhu ue rresuluh.**

Gjithashtu duhet të thuhet që medhhebi im në ı'tikad [pra në ato që duhen besuar] është medhhebi i (**Ehl-i sunnet ue xhemaat**). Unë i përkas këtij medhhebi. Besimi i shtatëdhjetë e dy grupimeve të tjera është i gabuar dhe i rremë. Ata do shkojnë në xhehennem.

Atyre të cilëve i duan të gjithë [Ashab-i Kiram "alejhimuridvan" ju thuhet (**Ehl-i sunnet**). Që të gjithë Ashab-i Kiramë kanë qenë të ditur dhe të drejtë. E kanë dashur dhe i kanë shërbyer më të dashurit të njerëzimit dhe gjithashtu ju kanë bërë

ndihmës atij. Nga Ashabet kiram, edhe ai që ka marrë më pak pjesë në bisedat, është më i lartë sesa veliu më i lartë. Ai diell i Islamit, ato gjendje të dashura dhe ndriçim i pamjes së dashurit të Allahut, ata njerëz të përsosur që janë ndikuar nga fryma dhe shikimi i begatë i atij, ajo qetësi, ajo afërsi pran lumturisë së tij, nuk ka qenë nasib (e mundur) për të gjithë. Që të gjithë Eshab-ı Kiram "ridvanullahi teala alejhim exhmein", i kanë shpëtuar dëshirave të gabuara të nefsit të tyre, që nga biseda e parë që kanë bërë me të. në jemi urdhëruar që ti duam që të gjithë. Në faqet e para të (Shir'atul Islam) shkruhet: (Me aq mundësi sa keni, Thuani vetëm fjalë të mira dhe kujdes mos të thoni fjalë të këqija për asnjërin prej Eshab-ı kiramët "alejhimurriduan"). Për sa i përket shtatëdhjetë e dy grupimeve: Disa, duke shkuar në ifrat, i kanë tejkaluar normat, disa të tjerë duke shkuar në tefrit, nuk ja kanë dhënë hakun e duhur, disa të tjerë i dhanë rëndësi mendjes së tyre dhe disa të tjerë ranë preh e filozofisë së grekëve të lashtë. Kështu që vepruan diçka që nuk janë në fenë Islame, madje bënë gjëra që janë të ndaluara. U dhanë pas bidatëve. E lanë sunnetin, që do thotë e lanë fenë Islame. Dolën në pah ata të cilët nuk e durojnë Ebu Bekr Sddik, Hazreti Omerin "radijallahu anhuma" dhe më të lartit nga Eshabet kiram "alejhimurriduan", madje dolën në pah edhe nga ata që nuk e donin Pejgamberin tonë "alejhisselam". Dolën nga ata që nuk e besojnë që pejgamberi ynë është dërguar në mi'raxh bashkë me trupin dhe shpirtin e tij.

Është për tu habitur kur dalin njerëz që në një kohë janë njohur si dijetarë të Islamit, por flet me gojën e fraksionit (**Ismailijje**) më të padrejtë nga shtatëdhjetë e dy grupimet. Ata mundohen të tregojnë se prindërit dhe paraardhësit e Pejgamberit tonë kanë qenë qafirë dhe gjithashtu thonë se Pejgamberi "alejhisselam", para se ti vinte shpallja profetike, i bënte kurban busteve, e si argument për këtë tregojnë disa libra të Shi'ave dhe me shumë shkrime si këto, mundohen që të mashtrojnë dhe të helmojnë shumë të rinjtë. Kështu që qëllimi i atyre që bëjnë përçarje kuptohet qartazi se ka për qëllim; të përçajnë Islamin, tua vjedhin të rinjve besimin dhe ti fusin ata në kufër (mosbesim). Më përpara dijetarët e fesë ishin të edukuar. Shkruanin dhe flisnin me maturi. U mendonin shumë për të mos thënë diçka të gabuar. Nuk flisnin fjalë të mëdha e për tu

mburrur, nuk thonin kurrë mendimet e tyre të gabuara apo e të devijuara por u bazonin në rregullat e Islamit, do me thënë u bazuar në katër burimet kryesore dhe për më tepër këtë gjë nuk e bënin jo vetëm dijetarët por edhe myslimanët e thjeshtë. Është e nevojshme që ti dimë fjalët shkatërruese dhe thëniet e atyre të paditurve që nuk kanë mundur ti kuptojnë Pejgamberin tonë “sallallahu teala alejhi ue selam” dhe Eshab-i Kiram “riduanullahi teala alejhim exhmein”.

Përkthimi i Farisi misras:

***Nga frika se do i vërsulen besimit tim, po dridhem si gjethja e sogutit***[1].

Allahu tela na e rritë dashurin për të dashurit e zemrës sonë.

Mos na bëftë prej atyre që i zë katastrofa për të dashur armiqtë e tyre! shenja që tregon se një zemër ka besim, është të duash ata që donë Allahu xh.sh. dhe të urresh ata që urren Allahu.]

Në almel (predikim), katër janëë medhhebet që duhen ndjekur, e këto janëanë: Imam-i Adham, imam-i Shafi’i, imam-i Malik dhe imam-i Ahmed bin Hanbeliu.

Siç kuptohet, është e nevojshme që të ndjeket njëri nga këta katër medh’hebe. Që të katër janë të pranuar dhe të drejtë. Që të katërt i përkasin Ehl-i sunnetit. në ndjekim medh’hebin e imam-i Adham. Atyre që janë në këtë medhheb ju thuhet ndryshe (**Hanefi**). Medhhebi i imam Adhamit është i qëlluar dhe i drejtë. Por ka mundësin për të qenë i gabuar. Tre medh’hebet e tjera janë të gabuar. Por themi që ekziston mundësia që të jenë të qëlluar.

Për të qëndruar besimi tek në përgjithmonë posedon gjashtë kushtet dhe shkaqet:

1- Ne besojmë në gajb, të fshehtën. Besimi ynë është në gajbin, jo në zahir të dukshmen apo sipërfaqësoren. Sepse në

---

[1] Sogut, është një peme që rritet me shumicë nëpër këneta dhe ka një gjethe të hollë dhe të gjatë.

Allahun nuk e kemi parë me sy. Por në ashtu besojmë sikur ta kem parë me sy, dhe në asnjë mënyrë këtu nuk kemi asnjë dyshimi.

2- Nuk ka as në qiejt e as në tokë, as nga njerëzit as nga xhinët, as nga melekët e as nga pejgamberët që dinë për gajbin. Gajbin dinë vetëm Allahu dhe ata të cilët vetë Allahu i njofton për të. [ Gajbi është mos perceptimi për të ardhmen nëpërmjet shqisave, llogarive apo përpjekjeve të ndryshme. ]

3- Të besuarit e Haramit ashtu siç është urdhëruar nga Allahu xh.sh.

4- Të besuarit e Hallalit ashtu siç është shpallur nga Allahu xh.sh.

5- Të frikësuarit nga dënimi i Allahut dhe posedimi i frikës së vazhdueshme.

6- Pa marr parasysh për kryerjen e gjynaheve posedimi i shpresës në mëshirën e Allahut xh.sh.

Nëse njërën nga këto gjashtë kushtet nuk posedon por posedon pesë të tjerët, ose posedon njërin por nuk posedon pesë të tjerët besimi i tij nuk është në rregullt.

Këtu do ti përmendim edhe 40 pikat për ata të cilët posedojnë besimin por me kryerje e këtyre veprave rrezikohet dobësimi i besimit të tyre:

1- Të qenë bid'atçi. Që nënkupton të poseduarit e një besimi i cili është i prishët. Kjo vlerësohet apo dallohet nëse besimi i personit është jashtë asaj që dijetarët e Ehli Sunnetit na njoftuan. Nëse individi nuk beson gjëra të domosdoshme apo bazat kryesore të fesë është qafir, pa besimtar. Nëse refuzon apo përgënjeshtron gjëra të cilat nuk janë obligative për ti besuar por për shkak të refuzimit dhe përgënjeshtrimit të tyre është Bid'atçi. Prandaj edhe imani – besimi i tij formon pyetje për vërtetësinë e besimit.

2- Besimi i dobët, që nënkupton besimi pa vepër.

3- Nxjerrja nga rruga e drejt nëntë gjymtyrët e trupit.

4- Vazhdimësia në kryerjen e mëkatit të madh. (prandaj nuk duhet pirë alkool, vajza dhe gruaja muslimane nuk duhet zbuluar pjesët e saj të turpshme para meshkujve të huaj, si flokët, krahët etj.

5- Ndërprerja e falënderimit të begative Islame.

6- Mos frikësimi i të shkuarit në ahiret pa besim.

7- Mizoria ndaj të tjerëve.

8- Të thënë fjalët fyese gjatë këndimit të ezanit për të.

9- Kryengritja ndaj prindërve. Mos respektimi i tyre sipas urdhrave islame dhe kundërshtimi i tyre në mënyrë të rreptë.

10- Betimi i shpeshtë edhe pse mund të jetë i vërtetë.

11- Braktisja e ta'dili erkanit (falje e namazit me rregulla të duhura), mos respektimi i tij gjatë lëvizjeve në namaz, saqë mos të mundë të thuhet as një herë "subhanallah" gjatë bërjes së rukus në namaz.

12- Llogaritja e namazit si pa vlerë, mos edukuarit e familjes, fëmijët në këtë frymë apo edhe pengimi i faljes së tyre.

13- Pirja e alkoolit apo çdo lloj pijes tjetër që është dehës edhe nëse kjo është e paktë. (një ashtu edhe bira është haram)

14- Mizoria ndaj besimtarëve.

15- Shfaqja e diturisë së rrejshme. Kundërshtimi i dijetarëve apo në gjëra të pa nevojshme dhe përdori i gjuhës fyese ndaj tyre.

16- Të nënvleftësohen mëkatet për tu penduar.

17- Mendjemadhësia, pëlqimi i vetvetes.

18- Fodullëk apo të thënë se posedon dituri dhe vepra të shumta.

19- Munafikllëku, dyfytyrësia.

20- Haseti, mos pëlqimi diçka për vëllain nga feja.

21- Refuzimi i të vepruarit të ndonjë vepre që nuk është në kundërshtim me këshillave të Islamit apo kundërshtimi i urdhrave të Islamit.

22- Jepja e kurajës njërit pa e pas njohuri për kryerjen e veprës së tij.

23- Insistimi në gënjeshtër.

24- Largimi nga dijetarët të devotshëm të Ehli Sunnetit.

25- Shkurtimi i mustaqeve më shumë se që është sunet.

26- Veshmbathja e mëndafshit nga meshkujt.

27- Insistimi në përgojim.

28- Përdhunimi i fqiut edhe nëse është jo besimtar.

29- Hidhërimi i tepërt për çështjet e dynjasë.

30- Marrja apo jepja e parëve me kamat, riba.

31- Zgjatja e rrobave me qëllim mburrje.

32- Bërja e magjisë apo sihrit.

33- Braktisja e të vizituarit fqinjët dhe akrabatë.

34- Mos dashja e personit që Allahu e do, po dashuruarit e personave të cilët punojnë për shkatërrimin e Islamit.

35- Mllefi i muslimanit për vëllain musliman më shumë se tre ditë.

36- Të vazhduarit në amoralitet.

37- Bërja e livatës (homoseksualizmit) dhe mos pendimi ndaj kësaj vepre.

38- Mos këndimin e ezanit sipas librat të fikhut duke mos respektuar sunnetin në kohët e caktuara dhe mos respektimin e këndimit të ezanit.

39- Mos parandalimi i haramit me gjuhë duke pasur mundësi.

40- Pajtimi i njeriut me vepra të ndaluara nga të afërmeve siç janë zbukurimet për rrugë mos mbulimin e kokës, kriherit, këmbët, zbukurimet me stoli dhe të parfumuara. Duke pasur mundësi heshtja ndaj këtyre gjynaheve njëashtu llogaritet e rrezikshme për besimin e individit.

**Imani** është të besuarit e të gjitha urdhrave me të shprehurit me gjuhë dhe me zemër të cilët na përcolli Pejgamberi a.s. nga Allahu xh.sh.. Ndërsa **Islami** është besimi në pejgamberllëkun e Muhamedit a.s. dhe të vepruar sipas urdhrave të tija.

Ndërsa **Feja** dhe **Kombësia** janë të dy një. Shpalljen të cilin e mori Pejgamberi a.s. janë udhëzues për besim në **fe** dhe respektimin e **kombësisë.**

Shpallja e Pejgamberi a.s. nga Allahu xh.sh. përmban është **Islami** dhe në vete përmban **Ahkamu Islamijje** Dispozitat Islame.

Mjafton që besimtari të posedojë besimin **imani ixhmali.** Nuk është e nevojshme të posedon njohuri të hollësishme rreth besimit, por megjithatë besimtari është i obliguar të posedoj njohuri elementare rreth besimit të tij. Besimi i Mukallidit (pasuesit) është i rregullt, por duke pasur parasysh edhe disa shpjegime të hollësishme rreth besimin që posedon.

Besimi ndahet në tri pjesë: Imani taklidi, imani istidlali dhe imani hakiki.

**Imani taklidi;** është posedimi i njohurive rreth farzet, sunnetet dhe vaxhibet. Beson ashtu siç ka mësuar nga prindërit dhe ashtu siç sheh besimin e të tjerëve. Nga besimi i personave të tillë duhet poseduar frikë.

**Imani istidlali;** posedon njohuri rreth farzet, vaxhibet, sunetet, haramet dhe mustehabeve. Përveç njohurive është edhe praktikuesi i tyre dhe të islamit. Përveçse që posedon njohuri rreth çështjeve të besimit po ashtu është praktikuesi tyre dhe një ashtu

edhe udhërrëfyesi. Besimi i personave të tyre që kanë mësuar besimin e tyre nga hoxhëllart dhe librat të ilmihalit është i fort dhe me devotshmëri.

**Imani hakiki;** besimi i tillë është se edhe po të bashkohej gjithë njerëzimi kundra tij dhe gjithë forcat e botës ai dot refuzon përgënjeshtrimin e Krijuesit - Allahut të tij. Besimi i tij është si besimi i Pejgamberve. Ky lloj i besimit është më i larti nga dy besimet të lartpërmendur.

Ndërsa dispozitat islame janë të ndërlidhurat me veprat. Besimi nuk është i ndërlidhur. Në xhenet hyhet vetëm me besim. Por vetëm me vepër pa besim në xhenet nuk mund të hyjë. Pranohet besimi pa vepër. Por nuk pranohet vepra pa besim. Çdo lloj vepër e kryer, lëmoshe, adhurimet pa besim në ditë të kiametit nuk posedojnë as një vlerë. Besimi nuk mund të dhurohet tek tjetri si dhuratë, ndërsa shpërblimi i veprave mund të dhurohet tek tjetri. Besimi nuk mund të trashëgohet. Por mund të lihet trashëgimia që pas tij shpërblimet ti kthehen individit. Me braktisjen e veprave nuk del nga feja, por me braktisja e besimit dhe me zhvleftësimi i veprave individë del nga feja. Personi mund të falet nga braktisja e veprave atëherë ku posedon arsyetim. Por asnjëri nuk falet nga mosbesim.

Të gjithë të dërguarit e Allahut njoftuan për besimin e njëjtë. Por dallohen në dispozitat, rregullat, veprat etj.

Përveç tjerash besimi ndahet në dy lloje: Njëri imani hilki dhe imani kesbi

**Imani hilki,** është besimi kur Allahu xh.sh. mori premtimin nga shpirtrat e krijesave të Tij duke thënë **BELA (PO).**

**Imani kesbi,** është posedimi i besimit pas moshës madhore. Besimi i të gjithë muslimanëve është i tillë. Por veprat nuk janë të njëjta.

Besimi është farzi i vazhdueshëm dhe i pa ndërprerë. Vepra është farz apo bëhet obligim me kalimin e kohës.

Besimi është farz obligativ për qafirin dhe për muslimanin. Vepra është farz obligative vetëm për muslimanin – besimtarin.

Përveç tjerash besimi është tetë lloje:

**Imani metbu**, besimi i melekëve.

**Imani ma'sum,** besimi i pejgamberëve.

**Imani makbul,** besimi i besimtarëve.

**Imani mevkuf,** besimi i devijuar i bid'atçinjve.

**Imani merdud**, besimi sipërfaqësor i rrejshëm i hipokritve.

**Imani taklidi**, besimi me të dëgjuarit nga prindërit pa mësuar nga hoxhallarët. Frikësohet nga besimi i personave të tillë.

**Imani istidlali,** besimi i cili posedon njohurit rreth besimit duke argumentuar për të.

**Imani hakiki,** po edhe nëse të gjithë njerëzit bashkohen në përgënjeshtrimin e Krijuesit ai jo vetëm që nuk u bashkëngjitet atyre por nuk i futet as një lloj dyshimi në zemrën e tij rreth besimit. Ja pra ky është lloji i besimit ashtu siç e përshkruam edhe më sipër.

Tre janë rregullat e besimit:

E parë, shpëton jetën.

E dytë, shpëton pasurinë nga tatimi dhe taksat.

E tret, shpëton trupin nga zjarri i xhehenemit.

**(Amentu bil-lah...)** këtij i thonë sifati iman, zati iman dhe asli iman, nga nderi dhe madhështia e besimit.

Besimi kur është i nevojshëm të besohet duhet plotësuar dy kushte: të jetë i mençur dhe në moshë madhore.

Shkaqet e besimit janë dy: krijimi i gjithësisë dhe shpallja e Kur'anit famlartë.

Për këtë janë **dy argumente**: delili akli (argument logjik) dhe delili nakli (argument interpretues).

**Kushtet themelore të besimit:** besimi me zemër dhe shprehja me gjuhë. Po ashtu edhe këto posedojnë dy kushte:

Një kushti i zemrës, të mos posedojë as një dyshim dhe i dyti kushti i gjuhës të jetë i vetëdijshëm për atë që e thekson.

Parashtrohet pyetja besimi a është i krijuar mahluk? Pjesa e udhëzimit të robit nga Allahu nuk është krijuar nga Allahu, nuk është mahluk. Ndërsa pjesa tjetër shprehja e besimit me gjuhë është e krijuar është mahluk.

Besimi; A është i përmbledhur i bashkuar njësh apo është i shpërndara në disa pjesë?

Në zemër është i përmbledhur i bashkuar ndërsa në pjesët e trupit është i shpërndarë.

**Jakin,** të njohurit e Allahut xh.sh. në mënyrë të përgjithshme.

**Havf,** frika nga Allahu i Lartësuar.

**Rexha,** të pasurit e shpresave nga mëshira e Allahut të Lartësuar.

**Muhabbetullah,** dashuria ndaj Allahut, pejgamberëve, fesë së Tij dhe ndaj të gjithë besimtarëve të Tij.

**Haja,** turpi nga Allahu dhe i dërguari Allahut.

**Tevekkul,** të lihen të gjitha punët të Allahu. T'i beson atij kur fillon një punë. Përveç tjerash ç'është imani, islami dhe ihsani?

**Iman,** thonë besimi në të gjitha urdhrave të shpallura nga Allahu tek i dërguari i Tij.

**Islam,** thonë respektimi i urdhëresave dhe ndalesave të Allahut Lartësuar.

**Ihsan,** thonë adhurimi i Allahut sikurse e sheh Atë.

**Iman,** në kuptimin etimologjik thonë se duhet besuar në mënyrë absolute. Besimi i gjashtë gjërave në islam plotësohet besimi.

**Ma'rifet,** të njohurit e Allahut në mënyrë të përsosur dhe të larguarit e tij nga cilësitë e mangëta.

**Tevhid,** dëshmia në njëshmërin e Allahut xh.sh. Mosbërja shok, ortak, rival atij në asnjë mënyrë.

**Islami, (Ahkam islamijje),** të besuarit e urdhëresave dhe ndalesave të Allahut.

**Feja dhe kombësia,** të qëndruarit në çështje të domosdoshme në besim me qëndrueshmëri deri në vdekje.

Besimi mbrohet në pesë kështjella:

1. Jakîn
2. Ihlas
3. Kryerja e farzeve dhe largimi nga haramet.
4. Praktikimi i sunnetit.
5. Mbrojtja e moralit.

Kush i mbron këto pesë gjëra e ka mbrojtur edhe besimin e tij. Nëse njërin nga këto pesë gjëra braktisë armiku triumfon dhe del fitimtar. Armiqtë të besimit janë katër dhe të katërt dëshirojnë të shkëputin diç nga besimi i njeriut: në të djathtë miku i keq, në të majtën pasionet e nefsit, nga para dëshirat për dynjallëk dhe nga prapa shejtani. Miku i keq nuk është vetëm i cili mashtron dhe vjellë pasurin e njeriut, apo mashtron për të përfituar nga dynjallëku. Miku më i keq dhe më i dëmshëm është ai i cili pretendon në devijimin e fesë, besimit, moralit, edukatës dhe turpit kështu që pretendojnë në shkatërrimin e dynjasë dhe ahiretit dhe janë sulmues të për shkatërrimin e lumturisë së përjetshme. Lusim Allahun të na mbron nga sherri i këtyre armiqve dhe nga armiq të Islamit.

**(Kelimei Tevhid) thënia e dëshmisë** nënkupton **La ilahe illallah** posedon kuptim të shenjtë, është adhurim dhe dëshmi se nuk ekziston zot tjetër përveç Allahut. Ai vazhdimisht ekziston dhe është një. Nuk ka ortak as nuk ka rival. Është i pakohës dhe i pavendit.

Domethënia **Muhammedun Resulullah,** nënkupton se Muhamedi a.s. është rob i Allahut dhe i dërguari i Tij. Dhe në elhamdulilah jemi ummeti dhe pasuesit e Tij.

Përveç tjerash thënia e dëshmisë posedon tetë emrat:

1. Kelime-i shehadet
2. Kelime-i tevhid
3. Kelime-i ihlâs
4. Kelime-i takva
5. Kelime-i tajjibe
6. Da'vetu'l hak
7. Urvetu'l vuthkâ
8. Kelime themeretu'l-Xhenneh

Kushti i ihlasit është të bën nijjet- qëllimi, të dinë domethënien e tij dhe të lëxon atë me madhëri.

Ai që bën dhikër – përkujtim ka nevojë për katër gjëra: Tasdîk – vërtetim, ta'dhîm – madhëri, halave – izolim apo largim në një cep dhe hurmet – nder e respekt.

Braktisësi i tasdikut – vërtetësisë apo dëshmisë bëhet mynafik – dyfytyrësh. Braktisësi i ta'dhimit – madhërimit është bidatxhi. Ai që braktis halavetin është për sy e faqe. Braktisësi i hurmetit është mëkatar. Nëse këtë e mohon bëhet qafir.

Dhikri, përkujtimi është tri lloje:

1- Dhikr-i avâm
2- Dhikr-i Havâs
3- Dhikr-i Ehsâs

Dhikri avâm është dhikri i të pa diturve, dhikri havas është dhikri i dijetarëve, ndërsa dhikri ehas është dhikri i të dërguarve – enbijave.

Organet që do të bëjnë dhikër janë tri:

1- Dhikri me gjuhë – shehadeti apo dëshmia,
2- Tevhidi, tesbihi dhe leximi i Kur'anit,

3- Dhikri me zemër

Dhikri i zemrës është tri llojesh:

1- Përkujtimi i shenjave dhe argumenteve që argumentojnë cilësitë e Madhërisë së Allahut të Madhëruar.

2- Përkujtimi i argumenteve të normave dhe vendimeve islame,

3- Përkujtimi i sekreteve të krijesave.

Kur dijetarët e Tefsrin e bëjnë tefsir – komentojnë ajetin njëqind e pesëdhjetë e dy të surës Bekare ku thuhet: (**O robërit e mi! Nëse ju më përkujtoni me pasim mua, edhe unë do u përkujtoj juve me mëshirë. Nëse ju më përkujtoni me dua-lutje edhe unë do u kthehem me përgjigje. Nëse ju më përkujtoni me pasim, unë do u përkujtoj juve me [xhenetin] nim- të begatshëm. Nëse ju më përkujtoni në vetmi, edhe unë do u përkujtoj në bashkësi dhe grupe të mëdha [mahsher]. Nëse ju më përkujtoni në skamje, edhe unë do u përkujtoj juve në pasuri të majme. Nëse ju më përkujtoni me sinqeritet e devotshmëri edhe unë do u përkujtoj juve me sinqeritet dhe shpëtim. Nëse ju më përkujtoni me surën fathia, dhe rububijeti – zotëria që shpjegohet brenda asaj sure, edhe unë do u përkujtoj juve me rahmetin e mëshirën Time).**

Dijetarët kanë shpjeguar diku njëqind dobi të dhiarit. në po shpjegojmë vetëm disa:

Allahu i Madhëruar do të jetë i kënaqur nga ai që bën dhikër. Janë të kënaqur engjëjt – melaqet. Shqetësohet djalli. I bëhet zemra e butë dhe e qetë. Ka dëshirë dhe ambicie për adhurime. I largohet urrejtja dhe shqetësimi nga zemra. E freskon zemrën. E ndriçon fytyrën. Do të ketë prioritet të lartë. Do të jetë arritës në dashurinë dhe muhabetin e Allahut. I hapet një portë nga dituria e Allahut. Merr aromë dhe ndjesi nga evliatë. I bashkon tetëdhjetë pjesë të moralit të shëndoshë.

Theksimi dhe dëshmia (Eshhedu enne Muhammeden abduhu ve Rasuluh), e shehadetit tregon se Pejgamberi i kohës së fundit, është Muhammed Mustafaja “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” dhe është rob dhe i dërguar i Allahut.

Hëngri, piu dhe kurorëzoi gratë. Iu bënë djemë dhe vajza. Që të gjithë i kishte nga hazreti Hatixhja “radijallahu anha” përveç Ibrahimit që i kishte lindur nga Marija – të cilën e kihte shërbëtore e

që kishte vdekur ende pa u ndarë nga gjiri i nënës. Të gjithë famujt i kishin vdekur para se të vdiste vetë ai, përveç Fatimes "radijallahu anha". Atë e kishte martuar me hazreti Aliun "Allahu ia nderoftë fytyrën e tij". Hazreti hasani dhe hazreti Hysejni janë bijët e hazreti Fatimes dhe hazreti Alihu "Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë). më e mira dhe e begatshmja ndër të gjitha vajzat ishte hazreti Fatimja. Aji ishte edhe më e dashura e Resulullahut "sal-lallahu alejhi ve sel-lem".

Resuli Ekrem "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" kishte njëmbëdhjetë bashkëshorte. Ato ishin Hazreti Hadixhe, Sevde, Aishe, Hafsa, Ummi Seleme, Ummu Habibe, Zejneb binti Xhahsh, Zejneb binti Huzejme, Mejmûne, Xhuvejrijje, Safijje "radijallahu anhunne".

Pejgamberi "sal-lallahu teala alejhi ve sel-lem" ka ardhur që të bëjë dallimin në mes të drejtës dhe shtrebërtës, njeriut dhe xhindëve, se dynjaja është kalimtare dhe se ahireti është i përhershëm, po ashtu ai ka ardhur për të na mësuar mësimet e fesë.

Rregullat apo normat juridike të sheriatit (Edil-le-i Sherijje) janë katër: Kitâb – Libri i shenjtë, Sunnet – Vepra e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem, İxhmâ-i Ummet – Konkluzioni unanim i ummetit, Kijâs-i Muxhtedih – Krahasimet e dijetarëve kompetent. Dijetarët, njohuritë fetare i kanë marrë nga këto katër burime. Kitâb – është fjala e Allahut të Madhëruar. Sunnet – fjala e Pejgamberit, vepra e tij dhe pëlqimi apo aprovimi i tij. İxhma-i Ummet – unanimiteti i të gjithë dijetarëve për ndonjë çështje në një kohë, sikurse p. sh. sahabitë e ndershëm apo mendimi i përbashkët i katër dijetarëve të medhhebeve. Kijas, është krahasimi i një gjëje me një gjë tjetër vetëm nga ana e dijetarëve legjitim.

Në aspektin gjuhësor – leksikor, medhheb quhet një rrugë. në kemi dy rrugë: njëra është rruga e itikadit – besimit të drejtë dhe tjetra është vepra apo puna.

Imami ynë apo mësuesi ynë në rrugën e itikadit – besimit është Ebû Mensûr Maturidiu "rahimehullahu teala". Rruga e këtij quhet (**ehli sunnet**). Ndërsa drejtuesi ynë në çështjet e veprave është Imami A'zam – Ebu Hanife "rahimehullahu teala". Kjo rrugë quhet (**Medhhebi Hanefi**).

Emri i Ebu Mensur Maturidiut është Muhammed, emri i babait, Muhammed dhe emri i gjyshit po ashtu Muhammed, ndërsa emri i mësuesit tij është Ebu Nasir Ijâd “rahimehullahu teala”.

Emri i hoxhës së Ebu Nasir Ijâdit ishte Ebu Bekr Xhurxhânî, ndërsa i mësuesit të tij ishte Ebu Sulejman Xhurxhani dhe emri i mësuesit të ebu Sulejmanit ishte Ebu Jusuf dhe imam Muhammed esh-Shejbânî. Ndërsa mësuesi i këtyre dyve ishte Imami Azem Ebu Hanife “rahimehullahu teala”. Vërehet se si në itikad – besim ashtu edhe në vepër koka e medhhebit tanë është İmami Azam Ebu Hanife.

Të gjithë njerëzit kanë tre imama dhe që i kanë obligim t’i dinë këta. Imami ynë që jep urdhëra dhe ndalesa, e ky është Kur’ani Famëlartë. İmami ynë që shpjegon islamin është Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem”, ndërsa pas këtyre udhëheqësi që bën detyrime për kryerjen e këtyre është prijësi i shtetit mysliman.

Emri i hoxhës së İmam Ebu Hanifes ishte Hammad, emri i hoxhës së Hammadit ishte İbrahim en-Nehâi, ndërsa emri i hoxhës së tij ishte Alkame bin Kajs dhe daja i tij. Emri i hoxhës së tij ishte Abdullan ibni Mesud “rahimehullahu teala”. Ndërsa ky njohuritë i ka marrë nga Resulullahi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem”.

Resulullahi “alejhisselam” i ka marrë nga Xhebraili “alejhisselam”. Ndërsa Xhebraili “alejhisselam” i ka marrë nga Allahu “subhanehu ve teala”.

Që duaja apo ndonjë vepër të pranohet ka pesë kushte: imani – besimi, ilmi – dituria, nijeti – qëllimi, ihlasi – sinqeriteti, që të mos ketë ndonjë hak të dikujt. Së pari duhet të jesh në grupin e besimit të ehli sunnetit e më pas duhet të mëson normën dhe mënyrën e kryerjes së ibadetit.

[Ka dallim në mes asaj se një vepër të jetë e saktë dhe asaj që një vepër të jetë e pranuar. Që ibadetet të jenë të pranuara, ato në vete kanë disa kushte, obligime. Nëse njëri nga këto mungon, ai ibadet nuk është i saktë. Pra ai ibadeti nuk është bërë. Nuk shpëton as nga dënimi. Nëse nuk ka dënim për një ibadet që është i sakt por nuk pranohet, ai ibadet nuk ka asnjë shpërblim. Që ibadeti të jetë i pranuar, së pari duhet që të jetë i saktë, më pas të plotësojë pesë kushtet e përmendura më sipër. Në mesin e këtyre kushteve hynë edhe haku i robit] İmam Rabbaniu “rahimehullahu teala” në shkresën e tetëdhjetë e shtatë të vëllimit të dytë thotë: (Nëse dikush vepron

një punë sikurse puna e Pejgamberit, por nëse ai ka [shumë pak] borxh, ai nuk mund të hyj në xhenet derisa këtë nuk e paguan). [Nuk i pranohen as lutjet].

Ibni Haxher Mekkiu “rhimehullahu teâlâ” në veprën (**Zevâxhir**) kur shpjegon për mëkatin 187-të thotë: në ajetin 188 të sures Bekare, Allahu xh.sh. thotë: “**Dhe mos e hani pasurinë e njëri**- **tjetrit në mënyrë të palejuar**” mënyra apo rruga e pa lejuar është kamata, kumari, grabitja, uzurpimi, mashtrimi, hilja, dëshmia e rrejshme, dhe mashtrimi duke dëshmuar rrejshëm. Në një hadithi sherif është urdhëruar (**Një mysliman i cili ha hallall, kryen farzet, mbrohet nga haramet dhe i cili nuk u bën dëm njerëzve, do të hyjë në xhenet**) dhe tjetri: (**Do të digjet në zjarr ai trup i cili ushqehet me haram**), dhe (**Nuk do t’i jep asnjë dobi as namazet e as zeqati atij personi ku të cilit të tjerët nuk janë të sigurt nga dëmi dhe sherri i tij**) dhe hadithi tjeter (**Nuk do t’i pranohen namazet e atij që ka rrobën (xhilbab) e fituar nga harami).** [Xhilbâb domethënë mbulesa e gjerë në kokë, e femrave. Ndërsa në anën tjetër është edhe këmisha e gjatë e meshkujve. Sipas atyre që thonë se xhilbab është ai çarshafi i përbërë nga dy pjesë i grave, tregojnë se këtë veshje e përdorin edhe meshkujt. Kjo është e çartë se një thënie e tillë nuk është e thënë drejtë, por nga injoranca.] duke shpjeguar mëkatin e dyqind transmeton hadithin ku thuhet (**Ai që shet mall me hile nuk është nga ne. Xhehenemi është vendi ku do të shkon**) Ndërsa hadithi për mëkatin dyqind e dhjetë është (**Ai që fal shumë namaz, agjëron, jep sadaka mirëpo i ngacmon fqinjët me gjuhë, do shkoj në zjarr**) Nuk duhet të ngacmohet as komshiu që është jo besimtar, por duhet bërë mirë edhe atij. Hadithi për mëkatin treqind e trembëdhjetë (**Nuk do hyj në xhenet ai që mbyt një jo besimtarë në kohën e lirisë**) dhe (**Nëse dy mysliman rrihen për interesa të kësaj dynjaje, edhe mbytësi e edhe i mbyturi do të hyj në xhehenem**). Hadithi për mëkatin treqind e shtatëmbëdhjetë (Ai që u bën zullum njerzëve, do të përgjigjet në ditën e kiametit). Po kështu është edhe tu bën zullum edhe jo myslimanëve. Në hadithin për makatin treqind e pesëdhjetë (**Tre personave u pranohet lutja: Të shtypurit, mysafirit, nënës dhe babës**). Dhe (Nuk refuzohet lutja e të shtypurit edhe nëse është jo besimtar). Hadithi për mëkatin katërqind e dy (**Nuk është nga në ai**

**që mbyt mikun e tij jo besimtar**) Hadithi për mëkatin katërqind e nëntë (**Dënimi që më së shpejti do të jepet në mesin e mëkateve është të kundërshton qeverinë**). Këtu mbaroi përkthimi nga vepra (**Zevâxhir**). O Mysliman! Nëse donë që të arin pëlqimin e Allahun dhe që të të pranohen veprat shkruaj në zemrën tënde hadithet që u cekën më lart. Mos prek nderin, mallin, pasurinë dinjitetin e askujt qoftë mysliman apo kafir. Mos e ngacmo askënd. Paguaje hakun e të gjithëve. Edhe pagimi i mehrit të gruas që shkurorëzohet është hak të paguhet. Nëse kjo nuk paguhet, dënimi do të jetë i rëndë si në dynja ashtu edhe në ahiret. Një nga gjërat më të rëndësishme dhe që ka dënime të ashpra është që të braktis hakun e robit dhe të len anash informacionin e njohurive fetare për ta. Të pengosh ata që të mos mësojnë njohuritë fetare, t'i pengon nga kryerja e ibadeteve, apo t ëu bën atyre ndonjë dhunë, kjo nënkupton se ky është qafir dhe armik i islamit. Ndërrimi dhe përzierja e fjalëve të bid'atxhinjëve dhe atyre që janë pa medhhebe me fjalët e dijetarëve të ehli sunnetit, është sikurse të prish normat fetare dhe të imanit. Mos kundërshto vendimet qeveritare. Paguaj taksat. Në veprën (**Berika**) shkruan që nuk është mirë ta kundërshton qeverinë edhe nëse ata janë mëkatar dhe zullumqar. Mos tento që të kundërshton vendimet e shtetit jo mysliman kur jeton aty – Daru'l-harb. Mos bën fitne! Mos u shoqëro me ata që sulmojnë islamin, me të pa medhhebet dhe ata që bëjnë bidate! As mos lexo librat dhe gazetat e tyre! Mos fut në shtëpi radiot e as televizionat e tyre! Urdhëroi në të mira ata që të dëgjojnë (**Emri ma'rûf**). Pra këshilloi ata me fjalë të buta dhe të qeta! Mos polemizo me askënd! Me moralin tënd të bukur, tregoju tjerëve nderin dhe jehonën e lartë të fesë islame!

Në vëllimin e parë Ibni Abidini (rahimehullahu teala) thotë (Pejsa e parme dhe prapme, sipas katër medhhebeve është avret i rëndë – i madh. Është farz mbulimi i këtyre me konsensus. Bahet qafir ai që nuk i mbulon këto. Ai mashkull që nuk e mbulon gjurin e tij që e ka hapur, duhet të këshillohet ti bëhet (emri-maruf), pra këshillohet me fjalë të ëmbla. Nëse kundërshton, duhet të heshtët. Nëse dikush i ka të qela edhe kofshët, këtij i thuhet më me fortësi. Nëse dikush ka të hapur pjesën e parme të hapur (avretin) duhet lajmëruar gjykatësin dhe [me rrahje apo burg] duhet që këtij t'i mbyllën ato. Kështu që rritet edhe mëkati nëse dikush shikon në

avretin e një mashkulli tjetër). Sipas katër medhhebeve, gratë e kanë të ndaluar të u tregojnë meshkujve tjerë dhe grave qafire, pos burrave të tyre, çdo gjë tjetër jashtë fytyrës dhe duarve. Pra nuk lejohet të tregohen as krahet, këmbët as trupi dhe asgjë tjetër. Ndërsa është farz tek Shafiit që të mos tregohet as fytyra. Nëse ato vetë, prindët apo bashkëshorti i tyre nuk i kushton rëndësi kësaj, ata mundë të bëhen jo besimtarë. Shikimi i atyre femrave që luajnë diçka, me këmbë apo pjesë tjera të trupit të hapura, është mëkat i madh. Myslimani nuk duhet të shpenzoje kohën me lojëra dhe gjëra të kota, por ai duhet ta begatoje atë duke mësuar dituri dhe duke falë namaz. Në veprën (**Kimya-i Se'adet**) thuhet (Ashtu sikurse femrat e kanë të ndaluar të dalin në rrugë me kokë e flokë të zbuluara, me krahë e këmbë të zbuluara, është e ndaluar që të dalin edhe me veshje të ngushta e të zbukuruara në mënyrë tërheqse edhe nëse ajo mbulohet. Si nëna, ashtu dhe babai, vëllai dhe bashkëshorti i sajë janë mëkatar nëse lejojnë atë që të del në atë mënyrë.) pra do të digjen bashkërisht në xhehenem. Nëse ata pendohen, do të falen, nuk do të digjen. Ngase Allahu teala i donë ata që pendohen. Lidhur me mbulimin e femrave shpjegohet shumë gjatë në veprën (**Faideli Bilgiler**) në faqen 284.

## EKSPEDITAT DHE BASHKËSHORTET E PEJGAMBERIT SAL-LALLAHU ALEJHİ VE SEL-LEM

Derisa Muhammedi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ishte në moshën katër dhjetë vjeçare, iu paraqit jeleku Xhebrail dhe i tregoi se ishte caktuar për Pejgamber. Ndërsa ky, pas tre viteve e shpalli haptazi në Mekke se ishte dërguar Pejgamber. Ky vit ndryshe quhet edhe (Bi'set). I dashuri i Allahut xh. sh. kishte shkuar në xhihad – ekspedita njëzet e shtatë herë. Në nëntë prej tyre vet ai ishte në radhën e ushtarëve. Në tetëmbëdhjetë prej tyre ishte si kryekomandant. I kishte katër djem, katër vajza, njëmbëdhjetë bashkëshorte, dymbëdhjetë axhallar, gjashtë halla. Kur ishte në moshën njëzetë e pesë vjeçare u kurorëzua me Hadixhen (Hadixhetu'l-Kubra). Kur ishte në moshën pesëdhjetë vjeçare, me vdekjen e Hadixhes, një vit pas, me urdhrin e Allahut xh. sh. u martua me të bijën e Ebu Bekrit "radijallahu anhu" që ishte Aishja.

Kur ishte në moshën 63 vjeçare ndërroi jetë në Medine, në dhomën e tij që ishte e ngjitur edhe me xhaminë. I u varros në këtë dhomë dhe në këtë vend. Në këtë dhomë janë të varrosur dhe Ebubekri e edhe Omeri “radijallahu anhum”. Derisa xhamia zgjerohej, kjo dhomë mbeti brenda në xhami. Ai ishte martuar edhe me Ummu Habiben bijën e Ebu Sufjan ibn Harbit, në vitin e shtatë , që ky ishte edhe kryesuesi i qafirëve dhe mushrikëve të Mekkes. Ebu Sufjani ishte i ati i Muavijes “radijallahu anhu”. Kishte pranuar islamin në çlirimin e Mekkës. Në vitin e tretë ishte martuar me të bijën e Omerit “radijallahu anhu” me Hafsën. Në vitin e pestë të hixhretit kishte blerë një robëreshë nga fisi Beni Mustalik që quhej Xhuvejrije, e që më vonë ishte martuar edhe me të. Me arsye dhe shkaqe fetare i kishte kurorëzuar edhe gratë si Ummu Seleme, Sevde, Zejneb binti Huzejme, Mejmune dhe Safijje (Allahu qoftë i kënaqur me të gjitha këto). Me Zejnebin, e kishte caktuar niqahun Allahu i madhërishëm.

Xhebraili sal-lallahu alejhi ve sel-lem atij i ishte paraqitur 24.000 herë. Në moshën pesëdhjetë e dy ishte ngritur në Miraxh. Në moshën 53 vjeçare kishte bërë hixhret nga Mekka në Medine. Në Shpellën Thevr kishte qëndruar tri netë së bashku me Ebu Bekrin, dhe në mbrëmjen e të hënës kishin dal nga aty. Në një udhëtim që kishin bërë një javë, në ditën e hënë të Shtatorit kishin arritur në fshatin Kuba të qytetit të Medines. Ditën e Xhuma kishin rritur në Medine.

Në vitin e dytë të hixhretit, ditën e Xhuma të muajit Ramazan kishte ndodhur ekspedita e Bedrit. Paria islame numëronte 313 ushtarë e që tetë nga ta ishin të caktuar në vende tjera. Ndërsa Kurejshitet ishin plot një mijë vetë. Këtu, ranë shehid 13 sahabe. Në këtë ekspertë u mbytën Ebu Xhehli dhe shtatëdhjetë qafirë tjerë.

Në vitin e tretë të hixhretit në muajin Shevval kishte ndodhur ekspedita e Uhudit. Ushtarët mysliman numëronin 700 ndërsa jo myslimanët 3000. Këtu, ranë shehid shtatëdhjetë shokë të Pejgamberit – sahabe. Katër muaj pas kësaj ekspedite, popullit të Nexhdit iu dërguan shtatëdhjetë të rinj që tua mësonin islamin. Përveç dy sahanëve nga këta, që të gjithë i mbytën. Kjo ndodhi njihet si Bi’ri Maun.

Në vitin e pestë të hixhretit ndodhi ekspedita e Hendekut. Qafirët numëronin në dhjetë mijë (10.000) ndërsa myslimanët tre mijë (3000). Ata e kishin rrthuar Medinen. Ndërsa myslimanët kishin hapur hendeqe për rreth Medines. Në vitin e shtatë një vit para ekspeditës së Hajberit kishte ndodhur ajo e Hudejbijes (**Bejaturridvan**) marrëveshja e Hudejbijes. Ekspedita që quhet si Mu'te ishte bëra në mes myslimanëve dhe Rumeve më në krye Heraklitin. Myslimanët ishin një mijë (1000) ndërsa ushtria Rume ishte njëqind mijë (100.000). në këtë ekspeditë kishte ra shehid Xhafer Tajjari "radijallahu anhu". Ndërsa ekspeditën e kishte fituar Halid ibni Velidi. Në vitin e tetë të hixhretit kishte ndodhur Çlirimi i Mekkës. Veçohet edhe ekspedita e njohur e Hunejnit. Kishte përfunduar me fitoren e myslimanëve. Hajberi ishte një nga kalatë e njohura të jehudive. Këtë e kishte çliruar Aliu r.a. pasi që e kishte dërguar Resulullahi për këtë gjë. Këtu, i kanë sjellur një ushqim të zeheruar – për ta helmuar Pejgamberin "sal-lallahu alejhi ve sel-lem". Në një kthim nga një ekspeditë i ishte bërë iftira – shpifje e madhe Aishes r. anha. Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" për këtë rast ishte hidhëruar shumë. Por për ta e nxjerrë këtë shpifje në pah, se kjo është një rrenë, kishte zbritur një Ajet nga Kur'ani dhe kjo u kuptua. Në këtë rangë, është i njohur edhe çlirimi dhe fitorja në qytetin Taif.

***Nëse ti o trim dëshiron lumturi***

***Kapu çdo herë për islamin o bir.***

***Farzin, vaxhibin, sunnetin e mendubin***

***Dijë që të gjitha si urdhër i prerë për ty.***

***Mos ik e mos braktis ti asnjëherë,***

***Mos thuaj se kjo është e vogël e kjo e madhe***

*Duhet të ikësh nga haramet e mekruhet*

*Dhe ki kujdes ndaj hakut të robit.*

*Mëso nga mësuesie e ehli sunnetit*

*Puno me diturinë që ke e mos jep fetva.*

**RRETH DETALEVE TË BESIMIT – IMANIT**

196 Këto janë dymbëdhjetë lloje: Zoti im është Allahu xh. sh. Argumenti im për këtë është ajeti163 i surës el-Bekare. Pejgamberi im është hazreti Muhammedi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem". Argumenti për këtë është ajeti 28 dhe 29-të i sures el-Fet'h. Feja ime është feja islame. Argumenti për këtë është ajeti 19-të i sures Ali İmran. Libri im është Kur'ani Fisnik. Argumenti për këtë është ajeti i dytë i sures el-Bekare. Kibla ime është Qabja. Argumenti për këtë është ajeti 149 i sures Bekare.

Medhhebi im në itikad – besim dhe program është (ehli sunneti ve'l-xhemati). Argument për këtë sjell ajetin 153 të sures En'âm.

Gjeneza ime është nga Ademi sal-lallahu alejhi ve sel-lem Argumenti për këtë është ajeti 172 i sures A'râf.

Populli im është populli islam. Argumenti për këtë është ajeti 78 i sures Haxh.

Ummeti është ummeti Muhammed. Argumenti për këtë është ajeti 110 i urës Ali İmran.

Jam besimtarë i vërtetë. Argumenti për këtë është ajeti i katërt i surës Enfâl. Elhamdulil-lahi alet-tevfikihi vestagfirullahe min kul-li taksirin.

Dituria është më e vlefshme se sa puna në pesë aspekte. Sepse dituria është që ndiqet, ndërsa vepra është ndjekëse e saj. ditura është e nevojshme ndërsa vepra nevojitet të bëhet. Dituria mundë të jetë vepruese dhe jep sinjal për diçka, ndërsa vepra veprimin e bën vetëm duke ndjekur atë.

Dituria është më e vlefshme se sa logjika. Sepse dituria është e lashtë ndërsa logjika është e krijuar më pas.

Bukuria e njeriut është sinqeriteti – ihlasi. Ndërsa bukuria e sinqeritetit është imani – besimi. Zbukurimi i imanit bëhet me xhenet. Zbukurimi i xhenetit bëhet përmes të mirave aty dhe hurive. Dhe si zbukurim kryesor i këtyre është ta pamurit e bukurisë së Allahut xh. sh.

Nëse vepra do të ishte pjesë – copë nga imani  besimi, nuk do t'u ishte falur periudha kohore femrave me cikël. Kështu që imani nuk falet.

Është farz që të thekson shahadetin – dëshminë e njëshmerisë. Argumenti për këtë është ajeti i nëntëmbëdhjetë i sures Muhammed.

Ekzistojnë katër kushte për theksimin e shehadetit – dëshmisë. Thënia e gjuhë dhe që zemra të jetë pranues apo pëlqyes i kësaj. Të dinë kuptimin e tij. Të thekson me thellësinë dhe brendësinë e zemrës. Ta e thua këtë me madhëri.

Ekzistojnë diku 130 dobi për të theksuar dhe përmendur shehadetin. Mirëpo në mesin e këtyre nëse gjendet katër gjëra, asnjëra nga këto nuk ka dobi. Këto katër gjëra janë: Shirku – t'i bën shokë Allahut xh. sh., Shekk - Dyshimi, përngjasimi dhe ta'tili. Prandaj shirku është që të i shoqëron hirësisë dhe madhërisë së Allahut dikë tjetër. Shekk është të kesh ndonjë mëdyshje dhe jo sinqeritet në besim. Teshbih- është që Allahut xh. sh. të ia ngjason dikë tjetër nga krijesat e tij. Ta'til është që nëse mendon se Allahu xh. sh. nuk përzihet në punët e gjithësisë, dhe se çdo gjë realizohet me kohën që mundë t'i vij.

Këtu më poshtë theksohen tridhjetë dobitë e kësaj. Pesë nga këto janë për dynjanë, pesë janë për momentin e vdekjes, pesë

për varrin, pesë për ahiretin, pesë për xhenet dhe pesë për xhehenem. Pesë dobitë që do jenë në dynja:

1 – Thirret me një emër të bukur.

2- Rregullat dhe normat islame i njeh obligim dhe i bëhen obligim atij.

3 – E shpëton vetën nga dënimi.

4 – Allahu xh. sh. do të jetë i kënaqur me të.

5 – Të gjithë besimtarët e duan dhe i flasin atij me dashuri.

Pesë dobitë gjatë vdekjes:

1. Azraili “alejhisselam” i paraqitet me një pamje të bukur.
2. Shpirtin e tij e merr lehtë sikurse nxjerr qimen nga yndyra.
3. I paraqiten aroma të xhenetit.
4. I thuhet, përshëndetje o besimtar, ti je nga banoret e xhenetit.

Pesë dobitë në varr:

1. I zgjerohet varri.
2. Munkeri dhe Nekiri i paraqiten me një pamje të bukur.
3. Një melaqe atij i mëson për gjerat q nuk i dinte.
4. I përkujton atij Allahun xh. sh.
5. E sheh vendin e tij në xhenet.

Pesë dobi në ahiret:

1. Do të ketë të lehtë gjykimin.

2. Do ti ofrohet libri nga e djathta.

3. Do t'i peshojë rëndë e mira në peshoje.

4. Do të futet nën hijen e të Mëshirshmit.

5. Do të kalojë urën e siratit me një shpejtësi si rrufe.

Pesë dobitë në xhehenem:

1. Nëse futet në xhehenem nuk do ti ketë sytë po si banorët e xhehenemit.

2. Nuk do të ketë polemika me shejtanin.

3. Nuk do të i vendosen pranga në duar, dhe nuk do të i mëshohet me zingjir.

4. Nuk do të mundë të pijë nga uji që quhet Hamîm.

5. Nuk do të mbetet përgjithmonë në xhehenem.

Pesë dobitë në xhenet:

1. Të gjithë melaiket i japin selam atij.

2. Shoqërohet me të sinqertit.

3. Do të mbetet në xhenet përgjithmonë.

4. Allahu xh. sh. do të jetë i kënaqur me të.

5. Do të mundë të shikoje çdo gjë të Allahut xh. sh.

Në veprën Feraidu'l-Fevaid duke bërë komentimin dhe shpjegimin e Amentubilahit, Kadizade Ahmed efendiu thotë: xhehenemi ka shtatë shkallë. Që njëra-tjetra janë nën njëra tjetrën. Dhe zjarri i çdo shtrese është më i nxehtë se sa ajo që është më sipër. Në shtresën e parë janë besimtarët që nuk u është falur mëkati. Më pas duke u djegur për sasinë e mëkateve do të nxirret nga aty për t'u dërguar në xhenet. Ndërsa në shtresat tjera do të digjen deri në pa fundsi qafirët dhe mohuesit. Ndërsa në shtresën e

shtatë do të digjen mynafikët – dyftyrshit, e që kjo është djegia dhe denimi më i rëndë. Këtë janë qafirë – mohues që me gjuhët dhe gojët e tyre kanë thënë se janë mysliman, ndërsa zemrat e tyre nuk kanë besuar, pra dyfytyrësh. Kur të digjen qafirët dhe të bëhen pluhur e hi, do të ringjallen përsëri dhe në zjarr do digjen përsëri. Në këtë mënyrë do të vazhdoje dënimi dhe djegia e tyre deri në pafund. Si xheneti ashtu edhe xhehenemi tani ekzistojnë.

Sipas disa dijetarëve nuk dihet se ku ndodhet xhehenemi. Sipas disave thuhet se është shtatë shtresa nën tokë. Tregohet se këto vende nuk gjendën në pjesën e të ashtuquajturës tokë. Pasi që sfera e tokës është në pjesën ku gjenden edhe yjet dhe dielli, pa marrë parasysh se ku ndodhemi në këtë sipërfaqe, shtata shtresa më poshtë kësaj gjendet edhe një qiell. Kuptohet se xhehenemi gjendet në një nga shtatë shtresat e qiellit nën tokë.]

## SHKAQET QË TË QOJNË NË KUFËR

Kufri / mohimi apo mosbesimi (armiqësia ndaj Allahut) është tre llojesh: kufri me inat (kufri inadi), kufri me injorance (kufri xhehli) dhe kufri juridik (kufri hukmi).

Kufri me inat është sikur kufri i Ebu Xhehlit, Firaunit, Nëmrudit dhe Shedadit që duke e njohur fenë dhe duke ditur besimin u benë jobesimtar, është e lejuar që për këta të thuhet se janë banore të xhehenemit.

Kufri me injorance, është kufri i shtresës se ulet të kafireve të cilët e dinë se kjo fe është e drejtë dhe e dëgjojnë ezanin kur këndohet por në qoftë se ju thua që hajdeni bëhuni mysliman, ata përgjigjën duke se, në kështu i pame të parët tanë dhe kështu do vazhdojmë.

Kufri juridik është poshtërimi i asaj që duhet madhëruar dhe madhërimi i asaj që duhet poshtëruar.

Në qoftë se poshtëron Evlijatë, Pejgamberet dhe dijetaret e Allahut dhe fjalët, librat e tyre të fikhut dhe fetvatë e tyre, në një kohë që ato duhen lartësuar, atëherë edhe kjo konsiderohet kufer. Pëlqimi i festave të kafireve, varja e varëseve me kryq pa pasur ndonjë

detyrim, përdorimi i kapelave të priftërinjve apo kryqeve si dhe dashuria ndaj tyre konsiderohet kufër.

Kufri ka 7 dëme: largon fenë dhe aktin e martesës. Nuk lejohet ngrënia e mishit të prere nga ky person. Kryerja e marrëdhënieve me bashkëshorten konsiderohet zina. Është vaxhib vrasja e këtij. Xheneti largohet prej tij, kurse xhehenemi i afrohet. Dhe në qoftë se vdes në ketë gjendje nuk i falet namazi xhenazes.

Në qoftë se me dashje është betuar se filan gjë gjendet tek filan person apo nuk gjendet, ose të thotë që po bëhem kafir ose jahudi, atëherë ky person me dëshirën e tij ka arritur të behet kafir, qoftë ajo tek ai person apo jo. Dhe këtij personi i nevojitët ripërtërimi i besimit dhe i nikahut.

Në qoftë se për një vepër si zinaja, faizi, gënjeshtra që janë haram në çdo fe, thotë që sikur ato të ishin hallall dhe unë ti veproja ato, atëherë edhe kjo konsiderohet kufër.

Në qoftë se dikush thotë se i besoj Pejgambereve (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi ata) dhe pastaj thotë se nuk jam i sigurt që Ademi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem”a ka qenë pejgamber apo jo, atëherë ky person konsiderohet kafir. Ai që nuk e dinë që Muhamedi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) ka qenë pejgamberi i fundit, konsiderohet kafir.

Kanë thënë se, në qoftë se dikush thotë se, sikur fjala e Pejgambereve (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi ata) të jetë e drejtë, atëherë në jemi të shpëtuar, ky person bëhet kafir. Birgivi ka thënë se: “në qoftë se kjo fjale thuhet me dyshim atëherë konsiderohet kufër, por në qoftë se thuhet në forme heshtjeje atëherë nuk konsiderohet kufër”.

Kanë thënë se, në qoftë se dikujt i thuhet që hajde fal namaz, dhe ky thotë se nuk e fal atëherë ky behet kafir. Por në qoftë se qëllimi i këtij është se, nuk e fal me fjalën tënde, por e fal me urdhrin e Allahut atëherë nuk konsiderohet kafir.

Në qoftë se dikujt i thuhet që mjekrën mos e mbaj me të vogël apo me të gjatë se një grusht dhe prei thonjtë sepse kjo është suneti i të Dërguarit të Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi

atë), dhe në qoftë se ky person thotë se nuk i pres atëherë konsiderohet kafir. Edhe për sunetet tjera është i njëjti gjykim. Veçanërisht kur suneti është i njohur dhe i vërtetë me mënyrën tevatur,si misvaku. Birgivi ka thënë se: " në qoftë se ketë fjale e thotë në rruge mohimi të sunetit, është bufer. Por në qoftë se qëllimi i thënies saj është se nuk e veproj me urdhrin tënde, por e thotë me qëllimin se unë e veproj nga që ajo është sunet i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë), atëherë nuk është kufër.

[Jusuf Kardavi në faqen 81 të botimit të katërt të librit (El-halalu vel-haramu fil-Islam) thotë se: në hadithin që gjendet tek Buhariu thuhet se, "vepronі kundër mushrikeve, duke zgjatur mjekrat tuaja dhe duke shkurtuar mustaqet tuaja". Ky hadith ndalon rruajtjen dhe shkurtimin e mjekrës me pak se një grusht. Adhuruesit e zjarrin e presin mjekrën e tyre, ka dhe nga ata që e rruajnë atë. Në hadithe urdhërohet që të veprojmë në kundërshtim me këta. Disa dijetare të fikhut thonë se ky hadithe tregon se është vaxhib zgjatja e mjekrës dhe është haram rruajtja e saj. Midis këtyre, Ibn Tejmije ka shkruar shume ashpër në lidhje me kundërshtimin e prerjes se mjekrës. Disa dijetar, tregojnë se zgjatja e mjekrës është adet, dhe nuk është ibadet (adhurim). Në librin "Feth", duke e marre nga "Ijada" shkruhet se është mekruh rruajtja e mjekrës pa arsye. Me e sakta është kjo. Në ketë hadithe, nuk mund të thuhet se tregohet që është vaxhib zgjatja e mjekrës. Sepse në hadithin e shkruar tek Buhariu thuhet se, (jahudijtë dhe kristianët nuk i lyejnë flokët dhe mjekrën. Ju veproni kundër atyre). Domethënë, urdhëron që ju ti lyeni ato. Në ketë hadithe nuk tregohet se është vaxhib lyerja e flokëve dhe mjekrës. Tregon se është mustehab (e pëlqyer). Sepse një pjese e sahabeve i kanë pas lyer. Por shumica nuk i kanë pas lyer. Në qoftë se do ishte vaxhib do ti lyenin të gjithë. Kështu është edhe hadithe që urdhëron zgjatjen e mjekrës, i cili tregon se zgjatja e mjekrës nuk është vaxhib por se është mustehab. Nuk është treguar asnjë here që dikush prej dijetareve islam të ketë rruar mjekrën e tij. Sepse në kohën e tyre zgjatja e mjekrës ka qenë traditë. [është mekruh mos ndjekja e traditës se myslimanëve. Në qoftë se behet shkak për fitnë (përqarje) atëherë behet haram.] Përkthimi nga Kardavi u plotësua. Në parathënien e librit të Kardavit shkruhet se nuk është e përshtatshme që dituritë e katër medh'hebeve të përzien me njëra tjetrën dhe të

ndjeket një medh'heb i vetëm. Këtu ndahet dhe nga rruga e dijetareve të Ehli sunetit. Dijetarët e Ehli sunetit tregojnë se çdo mysliman duhet që të praktikoje një nga katër medh'hebet, dhe do të jenë pa medh'heb madje të pa fe ata që përziejnë medh'hebet me njëra tjetrën. Sëbashku me ketë u duk e përshtatshme që shkrimi i Kardavit në lidhje me mjekrën të merret si dokument për shkak se ai shpjegon mendimin e medh'hebit hanefi. Abdulhaki Dehlevi në vëllimin e tretë të librit "Eshia'tul-leme'at" thotë se: "dijetaret islam në lidhje me lyerjen e flokëve dhe mjekrës janë përshtatur me traditën e vendit ku janë gjendur. Sepse mos përshtatja me traditat e vendin ku jeton [për punët që janë të lejuara, mubah] behet shkak për fame (name). Dhe kjo është mekruh". Muhamed Hadimi (Allahu e mëshiroftë) në librin **"Berika"** thotë se: "në hadithe urdhërohet që (shkurtoni mustaqet tuaja dhe lëshoni mjekrat tuaja). Për ketë arsye është ndaluar rruajtja e mjekrës apo prerja e saj si dhe shkurtimi i saj me pak se sasia që përcaktohet në sunet. Është sunet që mjekra të zgjatët sa një grusht dhe nuk është e lejuar që të shkurtohet me e vogël se një grusht. Është sunet që të pritët pjesa e mjekrës që është me shume se një grusht". Një grusht do të thotë gjatësia, katër gisht nga buzët. Ajo gjë që është sunet madje dhe mubah, me urdhrin e sulltanin, është vaxhib që të veprohet. Urdhër do të thotë që ta veproje sulltani dhe gjithë myslimanët. Në këto vende është vaxhib që mjekra të zgjatët një grusht. Shkurtimi i saj me pak se një grusht apo rruajtja e saj është lenia e vaxhibit. Dhe është tahrimen mekruh. Këtij personi nuk i lejohet që të behet imam në xhami. Porse ai që jeton në darul-harb, me qëllimin që të mos i behet padrejtësi apo tortura, mos të mbetët pa punë që të fitoj të ardhurat apo që të ketë mundësi të veproje **"emri bil-ma'ruf"**, ti bej hyzmet myslimanëve dhe fesë islame, dhe që të ruajt fenë e tij dhe nderin e tij e ka të lejuar madje të nevojshme që ta rruaj mjekrën e tij. Shkurtimi apo rruajtja e saj pa nevojë është mekruh. Lenia e mjekrës me e shkurtër se një grusht dhe të besuarit se me ketë po praktikon sunetin, është bidat, është ndryshim i sunetit. Gjynahu i këtij veprimi është me i madh se sa vrasia e një njëriu.]

Në qoftë se një djalë dhe një vajze që kanë arritur moshën madhore dhe janë me mendje të shëndoshë, i martojnë bashke dhe i pyesin për virtytet e imanin dhe ato nuk i dinë atëherë ata nuk janë

mysliman. Në qoftë se atyre ju mësohen gjërat që i bëjnë me iman dhe pastaj ja bëjnë nikahun, atëherë nikahu i tyre konsiderohet i saktë. Shikoni në pjesën e 54 të farzit!

Në qoftë se dikush i ka mustaqet në rrënjë dhe një person tjetër i thotë se nuk kanë ndonjë dobi, atëherë duhet pasur frike nga kufri i folësit. Sepse është sunet që të shkurtohen mustaqet, dhe me ketë fjale suneti shikohet i papërfillshëm.

Në qoftë se një person vishet nga koka deri tek këmbët me mëndafsh, dhe dikush i thotë i gëzofsh, me shëndet, atëherë duhet pasur frike nga kufri i uruesit.

Përsëri duhet pasur frike nga personi i cili, shtrin këmbët drejt kiles apo pështyn apo urinon drejtim kiles apo vepron vepra mekruh si këto dhe kur i thuhet se këto janë mekruh përgjigjët se, sikur gjynahu ynë të ishte vetëm kaq. Domethënë, për shkak se e nënvlerëson mekruhun.

Gjithashtu, kur shërbëtori dikujt futët brenda dhe përshëndet zotërinë e tij, ndërkohë që pranë zotërisë është edhe dikush tjetër, dhe në qoftë se ky person i thotë shërbëtorit, pusho i paedukatë, a përshëndetët zotëria? Atëherë ky person behet kafir. Por në qoftë se i thotë me qëllimin që ta mësoj edukatën e lartë dhe se përshëndetja duhet të behej me zemër, atëherë është e qartë se kjo nuk është kufer.

Në qoftë se dikush përgojon një person që nuk është i pranishëm, dhe ai pranë tij i thotë që të mos bej gibet (përgojim), dhe përgojuesi si përgjigje i thotë se a është ndonjë gjë kjo a, atëherë ky person behet kafir. Për arsye se me ketë veprim nuk e poshtëron haramin që është bere nga ixhamaja.

Kanë thënë se është kufer, në qoftë se dikush thotë se sikur Allahu i Madhëruar të me mundësoj xhenetin, unë nuk futëm pa ty në xhenet, ose në qoftë se urdhërohem të futëm në xhenet me filanin nuk futëm, ose në qoftë se thotë se sikur Allahu i Madhëruar të me fale xhenetin nuk e pranoj, por dëshiroj të shoh fytyrën e tij. Kanë se është bufer, në qoftë dikush thotë se imani rritët apo zvogëlohet. Birgivi thotë se: është kufer në qoftë se me termin “Mu’minun bih”, thotë se imani rritët dhe zvogëlohet. Por në qoftë se

është me termin “jakin dhe kuveti sidk” nuk është kufer. Kështu që shume nga muxhtehidet thotë se imani shtohet dhe zvogëlohet.

Kanë thënë se është kufer, në qoftë se dikush thotë se ka dy kible, një është Qabja dhe tjetra është Kudsi. Birgivi thotë se: është kufer, në qoftë se thotë janë dy për gjendjen momentale. Por nuk është kufer në qoftë se thotë se Bejti mukades (xhamia aksa) ka qenë kible dhe pastaj Qabja u be kible.

Duhet pasur frike nga kufri i atij personi që poshtëron apo ofendon dijetaret pa ndonjë arsye.

Është kufer në qoftë se dikush thotë për ibadetet e kafireve që nuk përputhen me fenë islame se janë të bukura dhe i beson ato ashtu si janë.

Kanë thënë se, në qoftë se dikush thotë se është nder traditat e mira të mexhusive (adhuruesve të zjarrit) që të mos flasësh gjatë ngrënies se bukës apo është nder gjërat e mira të mexhusive fjetja pa avret në gjendjen e menstruacioneve apo lehonise.

Në qoftë se një person e pyet dikend se, a je mu’min? Dhe ky i përgjigjët “inshallah”, pa pasur për qëllim te’vilin atëherë kjo është kufer.

Kanë thënë se behet kafir ai person që i thotë dikujt që i ka vdekur fëmija se, djali yt i nevojitej Allahut të Madhëruar.

Në qoftë se një grua lidh një rrip apo pe në belin e saj dhe pastaj pyetët se çfarë është ajo, dhe kjo si përgjigje i thotë se është rripi me kryq që varin priftërinjtë atëherë kjo është bere kafire dhe është haram për bashkëshortin e saj.

Kanë thënë se behet kafir një person i cili thotë Bismilah në ngrënien e ushqimit haram. Birgivi ka thënë se: “në qoftë se ajo që kupton ky fukarai është haram në vetvete [haram li ajnihi] (si alkooli, pisllëku, mishi i kafshës se ngordhur dhe dhjami i saj) atëherë behet kafir. Por duhet që ta dije se është haram li ajnihi. Kështu që lehtësohet emri i Allahut. Sepse këto në vetvete janë haram. Transmetohet nga imamët tanë se nuk behet kafir ai i cili thotë bismilah duke hëngër ushqimin e grabitur. Sepse ushqimi në vetvete nuk është haram, por grabitja është haram). Dijetaret kanë mendime

të ndryshme në lidhje se a është kafir ai person i cili mallkon dikë duke i thënë, Allahu ta marrtë shpirtin duke qenë kafir. Por janë të një mendimi se është kufer kur me vetë dëshirë kënaqët me kufirin, dhe e vërteta është kjo. Por dëshira e kufrit për dikë tjetër, sipas disa edhe pse dhe vetë ai është kufer, sipas disa tjerëve vetëm në qoftë se shpreh dëshirë është kufer. Por në qoftë se dëshiron dënim të vazhdueshëm dhe të dhimbshëm duke qenë ajo larg padrejtësisë dhe prishjes, atëherë nuk është kufer. Birgivi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë se: “ketë fjale e kuptojmë drejtë. Sepse në Kuranin Famëlartë, në historinë e Musait (paqja e Allahut qoftë mbi atë) gjendet argument për ketë gjë”.

Në qoftë se dikush thotë se –Allahu e din- filan vepër nuk e kam vepruar, ndërkohë që e din se e ka vepruar atë vepër, atëherë behet kafir. Dhe injorancën e përbërë ja kalon Allahut të Madhëruar.

Në qoftë se dikush bën nikah me një grua pa praninë e dëshmitarëve, dhe në qoftë se ai burrë e grua thonë se dëshmitari ynë janë Allahu dhe i Dërguari tij, atëherë që të dy këto bëhen kafira. Sepse Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahu qoftë mbi atë) edhe kur ka qenë në jetë nuk e ka ditur të fshehtën. Thënia se e din të fshehtën është kufer.

Në qoftë se thotë se unë i di ato që janë vjedhur dhe gjërat e fshehta (gajb), atëherë dhe thanësi dhe lesuesi bëhen kafirë. Edhe në qoftë se thotë se mua me tregojnë xhinët, përsëri behet kafir. As pejgamberet dhe as xhinët nuk e dinë të fshehtën (gajbin). Gajbin e din vetëm Allahu i Madhëruar dhe ata të cilët Ai ja u ka treguar.

Kanë thënë se, në qoftë se dikush betohet në Allah, dhe dikush tjetër i thotë se unë nuk dua që ti të betohesh në Allah, por i thotë se dua që të betohesh në divorc, sinqeritet, besnikëri dhe nder, atëherë ky person behet kafir.

Kanë thënë se behet kafir ai person i cili i thotë një personi tjetër se, fytyra jote për mua është si marrësi shpirtit. Sepse marrësi shpirtit është një melek (engjëll) i lartësuar.

Në qoftë se dikush thotë se mos falja e namazit është një vepër e këndshme, atëherë ky person behet kafir. Në qoftë se dikush i thotë dikujt që hajde fal namaz, dhe ky i përgjigjët se falja e namazit

për mua është punë e vështirë, atëherë për ketë person kanë thënë se behet kafir.

Në qoftë se thotë se Allahu i Madhëruar në qiell është dëshmitari im atëherë behet kafir. Për arsye se Allahut të Madhëruar i ka përcaktuar vend. Sepse Allahu nuk ka vend. [Behet kafir dhe ai që thotë babë Allahu.]

Kur dikush thotë se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) i ka pas lëpirë gishtat mbas ushqimit, dhe dikush tjetër ja kthen se kjo është paedukatë, atëherë ky person behet kafir.

Risku është prej Allahut. Por në qoftë se thotë se, nevojitët dhe vepra e lëvizje nga njeriu atëherë kjo fjale është shirk. Sepse dhe lëvizja e vepra e njeriut është prej Allahut.

Behet kafir dhe në qoftë se thotë se bërja kristian është me mire se bërja jahudi [thënia të qenjit kafir amerikan është me mire se të qenjit komunist është kufer.] Por duhet të thotë se Jahudinjtë janë me të ligë, me sherrxhi se kristianët.

Në qoftë se thotë se të qenjit kafir është me mire se të tradhtuarit, atëherë behet kafir.

Në qoftë se jep sadaka nga harami dhe shpreson për sevape, dhe në qoftë marrësi i thotë Allahu ta pranoftë duke e ditur se ajo është haram qoftë ky dhe fukara, dhe dhënësi i përgjigjët amin atëherë që të dy bëhen kafirë.

Në qoftë se thotë se çfarë punë kam unë në sohbetet e dijes apo kush është ai që ka mundësi të veproje ato çfarë thonë dijetaret apo e ul vlerën e fetvase dhe për fjalët e dijetareve fetar thotë se çfarë dobie kanë ato, atëherë ky person behet kafir.

Në qoftë se hasmit i thotë që hajde shkojmë në gjykatë, dhe në qoftë ky i përgjigjët se pa me dërguar policia nuk shkoj apo çfarë di unë për fenë islame, atëherë behet kafir.

Në qoftë kur dikush thotë fjale kufri, dhe sikur vetëm një person të qeshë atëherë personi që qeshi behet kafir së bashku me folësin.

Në qoftë se dikush thotë se Allahu s'ka vend apo Allahu i Madhëruar është në qiell, atëherë thonë se ky person behet kafir.

Në qoftë se dikush thotë se shpirtrat e shesheve janë gjithmonë në gatishmëri dhe dinë atëherë behet kafir. Por në qoftë se thotë vetëm që ekzistojnë atëherë nuk është kufer.

Behet kafir dhe ai që thotë se nuk e di fenë islame apo nuk e dua atë.

Në qoftë se dikush thotë se po të mos kishte hëngër grurë Ademi (alehji selam) në nuk do të ishim bere hajdutë, atëherë ky person behet kafir. Por ka mendime të ndryshme për kufrin e atij personi që thotë se nuk do të ishim në dynja.

Në qoftë se thotë se Ademi (alejhi selam) bënte beze, sikur edhe njëri, dhe thotë se në jemi fëmijët e endësit tezgjahut, atëherë ky person behet kafir.

Në qoftë një person vepron gjynah të vogël dhe i thuhet që të bej tevbe, dhe ky i përgjigjët se çfarë bëra unë që të bej tevbe atëherë ky person behet kafir.

Kur dikush i thotë ndonjërit që hajde shkojmë e mësojmë nga dijetari islam apo e lexojmë në librin e fikhut apo ilmihalit, dhe në qoftë se ky i përgjigjët se çfarë ta bej diturinë unë, atëherë ky person behet kafir. Kështu që dija është nënvleftësim i dijes. Ata poshtërojnë librat e tefsirin dhe të fikhut, që nuk i pëlqejnë këto dhe i ulin ato bëhen kafirë. Ata kafirë që sulmojnë këto libra të vlefshëm që janë shkruar nga ndonjë prej dijetareve të katër medh'hebeve, quhet "i pa fe" dhe "ateist".

Kur dikush pyetët se nga cili fis je? Nga cili popull je? Kush është imami i medh'hebit tënd të besimit (itikadit)? Kush është imami i medh'hebit të punëve tuaja? Në qoftë se nuk e din përgjigjën e tyre behet kafir.

Kanë thënë se është kafir ai person që e quan hallall atë çfarë është haram i qartë si për shembull vera apo mishi i derrit ose e quan haram çfarë është hallall i qartë. [është e rrezikshme që duhani të quhet haram.]

Është kufer të behet hallall ajo çfarë është harama tek gjitha fetë dhe të dëshirohet hallalli i asaj gjëje që është në mos përputhje me hikmetin. Si për shembull, binaja, livata (gej dhe lesbike), ngrënia mbasi të jemi ngopur, marrja e kredisë apo dhënia e saj. Nuk është kufer shprehja e dëshirës që alkooli të jetë hallall. Sepse alkooli nuk është haram në çdo fe. Përdorimi i Kuranit Famëlartë mes fjalës dhe butësisë është kufer. Domethënë, në qoftë një person me emrin Jahja thirret **“ja Jahja hudhil-kitabe”** duke ju drejtuar me leximin e ajetit atëherë konsiderohet kufer. Pra konsiderohet tallje me Kurani kerimin. Po ashtu dhe leximi i Kuranit me muzike, loje apo këngë është i njëjtë.

Në qoftë se thotë se, Bismilah tani erdha, është qejf prishje, shqetësim. Por në qoftë se një gjë e shikon shume dhe thotë (Mahalakallah) pa ja ditur kuptimin, behet kufir.

Është shqetësim, qejf prishje, në qoftë se dikush thotë se ty nuk të ofendoj tani dhe se ofendimin e kanë quajtur gjynah.

Në qoftë se dikush thotë se, qenke bere lakuriq si viçi xhebrail, atëherë kjo është vepër e keqe, konsiderohet tallje me Meleket.

Është haram që dikush të betohet në ndonjë gjë tjetër përveç Allahut të Madhëruar. Ai që vepron haram, nuk behet murted apo kafir. Por në qoftë se haramit që është (mahsusun alejh) i thotë hallall atëherë behet kafir.

Gjithashtu duhet pasur frike nga kufri i betimit në kokën e vetë apo në kokën e fëmijëve, si për shembull, vallahi për koke të djalit.

## LIGJET ISLAME

Urdhrat apo ndalesat që tregon feja islame quhen Normat Juridike Fetare(Ahkamu islamije- ligjet islame). Normat juridike fetare janë tetë: Farz, vaxhib, sunnet, mustëhab, mubah, haram, mekruh, mufsid.

Farz është ai që Allahu i Madhëruar e ka urdhëruar veprimin e saj. Dhe kjo urdhëresë pa dyshim që është e qartë me argumente. Domethënë, që kuptohet qartë nga ajetet uranore. Ai që nuk beson dhe nuk i jep rëndësi behet kafir. Si për shembull, imani, Kurani, marrja abdesit, falja namazit, agjërimi ramazanit, dhënia e zekatit, shkuarja në haxh, marrja e gusulit prej xhunubllekut etj.

Farzi është tre llojesh: farzi daimi (vazhdueshëm), farzi muvakkat (përkohshëm) dhe farzi kifaje. Farzi daim është mësimi përmendesh i (amentu bilanit- kushteve të imanit) deri në fund dhe mësimi i kuptimit tyre dhe besimi i tyre, i thonë besimit të përhershëm. Farzi muvakkat, i thonë veprave farz që veprojmë kur atyre ju vjen koha e veprimit. Si për shem bull, falja e pese kohëve të namazit, agjërimi i muajit të Ramazanit dhe mësimi i diturive fetare dhe shkencore që nevojitën për artin dhe tregtinë. Farzi kifaje është ajo vepër që në qoftë se e vepron një person nder 100 njerëz, atëherë këto të tjerët lirohen nga obligimi i kësaj vepre. Si për shembull, marrja e selamit të dhenë apo falja e namazit të xhenazes apo larja e saj, apo mësimi i sarfi dhe nahivit, apo bërja hafiz kurani, apo mësimi shkencës se vuxhuhit, apo mësimi i diturive fetare dhe shkencore që janë të nevojshme për artët dhe tregtinë.

Gjithashtu në një farz ekzistojnë pese farze. Këto farze janë, farzi diturisë, farzi punës, farzi sasisë, farzi itikadit (besimit), farzi ihlasit (sinqëritëtit), dhe farzi mohimit. Farzi mohimit është kufri.

Vaxhib është vepër që Allahu i Madheruar e ka urdhëruar, dhe ajo urdhëresë padyshim se është e qartë me argumente. Kush nuk e beson vaxhibin, nuk behet kafir. Por kush nuk vepron, e meriton dënimin e xhehenemit. Për shembull, leximi i duasë në kunutit në namazit e vitrit apo prerja e kurbanit në kurban bajram apo dhënia e sadaka fitrit në muajin e ramazanit apo bërja e sexhdes tilavetit kur lexohet apo dëgjohet ajeti i sexhdes. brend a vaxhibit gjenden katër vaxhibe dhe një farz. Vaxhibi diturise, vaxhibi veprës, vaxhibi sasisë, vaxhibi itikadit dhe farzi ihlas. Hipokrizia e farzit dhe e vaxhibit është haram.

Dhe sunet është ajo vepër që i Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) e ka len enjë apo dy here. Ai që e lë atë nuk ndëshkohet. Por ai që e lë atë vazhdimisht pa pasur

ndonjë arsye atëherë e meriton që të mbetët pa sevape dhe shpërblime. Si për shembull përdorimi misvakut, ezani, ikameti, falja e namazit me xhematë, gostia për martesë dhe bërja synet e fëmijëve. Edhe suneti është tri llojesh: suneti muekkede, suneti gajri muekkede, suneti kifaje.

Sunet muekkede janë ato vepra si, suneti i namazit të sabahut, drekës, akshamit dhe suneti i fundit i jacise. Këto janë sunete muekkede. Ka disa dijetare që thonë se suneti i namazit të sabahut është vaxhib. Këto sunete kurrë nuk lehen pa pasur arsye. Ata që nuk i pëlqejnë behet kafirë.

Sunet gajdi muekkede janë ato vepra si, sunetet e namazit të ikindise dhe sunetet e para të namazit të jacise. Nuk nevojitët ndonjë gjë në qoftë se këto lehen shume shpesh pa kryer. Por bëhen shkak për mos përfitimin e shefatit (ndërmjetësimit) në qoftë se ato lehen pa pasur ndonjë arsye.

[në “Halebi” dhe “Kuduri” thuhet se, ibadetet ndahet në dy pjese, “feraiz” dhe “fedail”. Ibadetet që nuk janë farz dhe vaxhib quhen “fedail” ose “ ibadetet nafile”. Namazet sunete të pese kohëve janë ibadete nafile dhe plotësojnë mangësitë e farzeve. Domethënë plotësojnë ato mangësitë që bëhen tek farzet. Por namazi sunet nuk kalon në vend të farzit që nuk është falur. Falja e suneteve nuk e shpëton nga xhehenemi atë që lë pa falur farzin. Ai që le pa arsye farzin, nuk e ka të saktë faljen e sunetit. Për sunetin që është i saktë (i falur pa të mangësi) duhet që të behet nijet. Në qoftë se nuk behet nijeti nuk arrihet përfitimi i sevapeve. Për ketë arsye ata që kanë vite pa falur namaz, kur të falin sunetet e katër vakteve duhet që të bëjnë nijetin edhe për sunetin edhe për farzet kaza të namazeve që i kanë kaluar pa falur. Duke e bere ketë nijet konsiderohet që ka falur dhe sunetet dhe farzet kaza. Kështu që nuk e le sunetin pa falur.]

Në qoftë se ndonjë preson prej një grupi 5 apo 10 vetë apo edhe me shume e kryen sunetin kifaje atëherë të tjerët lirohen nga ajo vepër. Për shembull, dhënia apo marrja e selamit, hyrja në itikaf apo fillimi i një punë të ligjshme në islame duke thënë bismilah.

Ka tre dëme në qoftë se para se të filloj me hëngër ushqim nuk thotë bismilah: 1- shejtani han ushqim sëbashku me atë, 2-

ushqimi që han behet i dëmshëm për trupin e tij dhe 3- ushqimi nuk ka bereqet.

Në qoftë thotë bismilah atëherë ka tre dobi: 1- shejtani nuk behet ortak gjatë ngrënies se ushqimit, 2- ushqimi që han behet shërim dhe i dobishëm për trupin dhe 3- ushqimi behet i bereqetshëm. [Në qoftë se harron të thotë bismilah në fillim të ngrënies atëherë duhet ta thotë atë kur ti kujtohet gjatë ngrënies.]

Mustehab do të thotë një vepër të cilën Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) e ka vepruar një apo dy here në jetën e tij. Nuk ka ndëshkim për ata që nuk e veprojnë ketë. Por meritojnë që të mos përfitojnë shegatin. Ndërsa ai që e praktikon ka sevape të mëdha. Si për shembull, falja e namazeve nafile, agjërimi nafile, shkuarja në haxh nafile apo në umre si dhe dhënia e sadakase nafile.

Ndërsa mubah është ajo vepër e cila në qoftë se veprohet me nijet të mire merr sevape kurse kur veprohet me nijet të keq përfiton gjynahe dhe ndëshkim. Lenia e saj nuk ka ndëshkim. Si për shembull ecja, ulja, marrja shtëpisë, ngrënia nga llojet hallall veshja e rrobave të ndryshme me kusht që të jenë hallall është mubah.

Haram janë ato vepra që Allahu i Madhëruar i ka ndaluar haptazi në Kuranin Famëlartë. Domethënë, me thënien mos e veproni. Ai i cili nuk i jep rëndësi haramit dhe nuk i beson behet kafir. Kurse kur e vepron atë duke e besuar që është haram nuk konsiderohet kafir por fasik. [Ibn Abidini (Allahu e mëshiroftë) duke shpjeguar imamllekun ka thënë se: (nuk duhet të falet namaz mbas imamit fasik. Fasik do të thotë veprimi i gjynaheve të mëdha si prija alkoolit, bërja zinase apo ngrënia e kamatës. [edhe vazhdimësia e veprimeve të gjynaheve të vogla, konsiderohet gjynah i madh.] Në ato vende që xhumaja falet në shume xhamia, nuk duhet që namazi xhumasë të falet mbas hatibit fasik, por duhet të falet në xhaminë ku imami është salih. Është vaxhib që fasiku të tradhtohet dhe të poshtërohet. Edhe po të jetë shume i ditur, nuk duhet të behet imam. Berja imam e tij do të thotë lartësimi dhe respektimi i tij. Gjithmonë është tahrimen mekruh që fasiku dhe mosbesimtari të behet imam. Ruajta dhe largimi nga gjynahet quhet “takva”. Kujdesia dhe largimi nga ato vepra që janë të dyshimta a janë hallall apo haram quhet

“vera’”. Lenia e një hallalli me qëllim që të mos veprohet diçka e dyshimtë quhet “zuhd”. Ai që behet besimtar në darul-harb, e ka vaxhib që të bej hixhret në darul-islam.]

Harami është dy llojesh: njëri që është haram në vetvete “haram li ajnihi” dhe tjetri që është haram jashtë vetvetes “haram li gajrihi”. E para është ajo që është haram në vetvete dhe gjithmonë është haram. Si për shembull, vrasja e një njeriu, lezbilleku apo gej, pirja e verës dhe alkoolit, luajtja bixhoz, ngrënia e mishit të derrit, dalja në rruge e femrave me koke, krahë dhe kofsha të zbuluara. Kur dikush i kryen këto vepra dhe thotë bismilah apo i konsideron ato hallall, domethënë në qoftë se nuk i jep rëndësi harameve të Allahut të Madhëruar, atëherë konsiderohet kafir. Porse në qoftë se këto i vepron duke e besuar që janë haram dhe duke ju frikësuar dënimit të Allahut, atëherë nuk behet kafir. Por e meriton ndëshkimin e xhehenemit.

Haram li gajrihi janë ato vepra që në vetvete nuk janë haram por për shkak se është marre nga rrugët haram, edhe kjo konsiderohet haram. Si për shembull, kur dikush hyn në bahçen e dikujt dhe këput e han frutat pa marre leje nga pronari tyre apo të vjedhë sendet e shtëpisë dhe ti harxhoje ato. Ai i cili e vepron ketë dhe thotë bismilah apo thotë se është hallall, nuk behet kafir. Ai i cili posedon një mall pa të drejtë qoftë ajo dhe sa pesha e një elbi, atëherë Allahu ja merr këtij personi ditën e gjykimit sevapet e 700 namazeve të falura me xhemat të cilat janë të pranuara tek Allahu i Madhëruar. Largimi nga të dy pjesët e haramit është me sevap se kryerja e një ibadeti.

Mekruh, thonë se janë ato vepra që largojnë sevapet e veprave. Mekruhu është dy llojesh: keraheti tahrimen dhe keraheti tenzihen.

Keraheti tahrimen është lënia e vaxhibit dhe është afër haramit. Keraheti tenzihen është lenia e sunetit dhe është afër hallallit. Ai i cili vepron keraheti tahrimen dhe ketë e kryen me qëllim atëherë ky person behet gjynahqar dhe rebel. Gjithashtu meriton dhe dënimi e xhehenemit. Në qoftë se është në namaz, atëherë është vaxhib që ta përsëris namazin. Por në qoftë se bën me sehvi, atëherë le të bej sehvi sexhde, kështu lirohet dhe nga përsëritja e

saj. Nuk ka ndëshkim pe ratë që vepron keraheti tenzihen, por në qoftë se këmbëngul atëherë meriton që të mbetët larg sevapeve dhe mirësive. Si për shembull ngrënia e mishit të kalit apo teprica e maces dhe e miut apo shitja e rrushit atij që e bën verë.

Mufsid, quhet ajo çfarë i fshinë apo prishe punët nga themeli. Si për shembull, prishja e namazit, imanit, nikahut, haxhit, zekatit apo shit-blerjes.

[Myslimani i cili vepron farzet, vaxhibet dhe sunetet dhe largohet nga haramet dhe mekruhet, në ahiret do ti jepen sevape si shpërblim. Myslimani i cili kryen harame dhe mekruhe dhe nuk praktikon farzet dhe vaxhibet i shkruhen gjynahe. Sevapi i largimit dhe ruajtjes nga harami është shume here me i madh se ai i praktikimit të farzit. Ndërsa sevapi i farzit është me i madh se sa largimi nga mekruhu dhe kjo e fundit ka me shume sevap se sevapi sunetit. Brenda mubaheve, ato gjëra që Allahu i dëshiron quhet "hajrat" dhe "hasenat". Edhe pse i jepet sevap atij që i praktikon këto përsëri ky sevap është me i vogël se sevapi i sunetit. Në qoftë se e vepron duke e ditur se do ti jepet sevape atëherë quhet "kurbet".

Për shkak se Allahut të madhëruar i dhimbsen njerëzit, dërgoj fe që janë të rehatshme dhe me gëzim të vazhdueshëm. Feja e fundit është feja e Muhamedit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë). Fetë tjera u ndryshuan nga njerëzit e këqij. Në njëri qoftë mysliman apo jo mysliman në qoftë se jeton në përputhje me një fe qoftë kjo me dije apo pa dije atëherë nuk do ketë vuajtje në ketë botë. Por jeton në rahati dhe harmoni. Kështu janë dhe kafiret në Evrope dhe Amerike që punojnë në përputhje me ketë fe. Në qoftë se ai që punon kështu është mysliman dhe bën nijetin për tu përshtatur me fenë islame atëherë në ahiret do të arrije kënaqësinë e përjetshme.]

## NDËRTESA E FESË ISLAME

Ndërtesa e islamit është pesë sosh. Domethënë, feja islame është ndërtuar mbi pesë gjëra. E para e thënia e kelime shehadetit dhe mësimi i kuptimit saj dhe besimi i saj. E dyta është falja e pese vakteve çdo ditë pa i kaluar koha e tyre. E treta është

agjërimi i çdo ditë në muajin e Ramazanit. E katërta është dhënia e zekatit apo e të mbjellurave një here në vit në qoftë se kanë arritur sasinë që e bën farz dhënien e saj. E pesta është shkuarja në haxh një here në jetë në qoftë se ka mundësi. [Praktikimi i këtyre pese urdhrave të Allahut dhe largimi nga haramet, quhet ibadet. Ai që nuk ka mundësi të kryej vaxhibet dhe kushtet, dhe shkon në haxh apo ai që ka qenë një here dhe shkon përsëri, atëherë kjo për ata konsiderohet ibadet nafile. Nuk është e lejuar që të veprohet ibadet nafile i cili behet shkak për kryerjen e bidateve dhe harameve. Imam Rabani (kurdise sirruhu) në mektubet 29,123 dhe 124, dhe në mektubin 26 të librit “Makamat Maz’herije”, nuk ka dhenë leje për shkruarje në haxhin nafile dhe në umre. Në librin “Nëshrul-mehasin” duke shpjeguar makamin zuhd që është një ndër dhjetë makamet thuhet se, “kur i është thënë dijetarit të madhe, Veliut Imam Neveviut se për çdo sunet po tregon respekt, kurse kur behet fjale për sunetin e madh nikahun atë po e lë pa kryer, ai është përgjigjur se kam frike se duke praktikuar një sunet mund të veproj disa gjynahe”. Imam Jahja Nëvevi ka ndërruar jetë në vitin 676 në Sham. Dekani i universiteti “Xhamia habibijje” muderrisi Habiburrahman, kur ka shkuar në haxh në vitin 1401 (1981) ka shikuar që imami vehabi ka falur namaz me altoparlantë, atëherë për shkak se ky e ka falur namazin veçantë e kanë burgosur duke i vendosur pranga, kur është pyetur për arsye, ai u përgjigj se nuk lejohet falja e namazit me altoparlantë. Pas kësaj ai u dërguar për në vendin e duke ja ndaluar kryerjen e ritit të haxhit.

Në çdo ven të botës qoftë, gjëja e parë që duhet të mësoj njeriu është feja e tij, imani tij. Me herët fenë e kanë pas mësuar lehtë nga dijetaret islam. Tani, për shkak se është duke afruar fundi botës, nuk ka mbetur në asnjë vend një dijetar fetar i vërtet. Injorantët, budallenjtë të shitur që janë shitur anglezeve, janë përhapur në çdo anë si dijetare fetare. Sot, e vetmja zgjidhje për të mësuar drejtë fenë, imanin është leximi i librave të dijetareve të Ehli sunetit. Gjetja e këtyre librave është një mirësi shume e madhe e Allahut të Madhëruar. Armiqtë e fesë islame, për të mashtruar rininë po shpërndajnë libra fetar të trilluar. Është bere e vështirë që të gjendet dhe të lexohet libër fetar i drejtë, i vërtet. Rinia duke u lidhur mbas lojërave të ndryshme po mbetët larg gjendjes dhe leximit të

librave të vërtet, të drejtë. Shikojmë se shume të rinj nuk mendojnë gjë tjetër përveç lojës. Kjo sëmundje është duke u përhapur tek rinia. Prindërit mysliman duhet të mbrojnë fëmijët e tyre nga kjo lloj sëmundje. Për ketë arsye të mësojnë fëmijët e tyre me informacione fetare dhe me leximin e librave fetar. Gjithashtu duhet që ti parandalojnë fëmijët e tyre që të mos mësohen nga lojërat e dëmshme. Shohim fëmijët e disa miqve tanë që nga loja e lojërave që dëmshme harrojnë dhe të hanë apo të pinë. Këto fëmijë e kanë të pamundur dhe të lexojnë librat shkollore dhe të kalojnë klasën në shkolle. Duhet që prindërit të kenë autoritet tek fëmijët e tyre dhe ti mësojnë ato me leximin e librave. Për ketë arsye duhet që të lexojnë librin, Edukata Islame “islam ahlakı”. Ai që e lexon ketë libër, krahas mësimit të fesë dhe imanit tij, do të arrijnë të kuptoje dhe mënyrën se si punojnë dhe armiqtë e fesë islame. Në qoftë se prindërit nuk e kryejnë ketë detyre atëherë do të rritët një rini pa fe dhe pa iman që do të sjell shume dëme atdhetar tonë dhe popullit tonë.

Një çështje që nënat dhe baballarët mysliman duhet të tregojnë shume edhe kujdes është edhe çështja e mbulimit të avretit (setri auret). Shohim mes atyre të rinjve që luajnë lojëra të dëmshme që kanë të zbuluar gjunjët e tyre deri tek kofshët. Në fenë islame është farz (obligim) që të mbulohet pjesa e avretit. Ai i cili nuk i jep rëndësi kësaj mund të humbasë dhe imanin e tij. Myslimanët, shkojnë në xhami për të fituar sevape për namazet e tyre dhe për të dëgjuar vaz. Shkuarja në xhami edhe po të mos jetë me ketë qëllim përsëri është shume sevap. Vendi ku shkojnë ata që janë me avret të zbuluar nuk është xhami por është vend i prishur (fësk). Në të gjitha librat është e shkruar se është haram të shkohet në të tilla vende. Ai person që shkon në të tilla mbledhjesh është sikur të ketë shkuar në vende e prishura dhe hyn në gjynah. Ai që shkon në të tilla mbledhjesh me nijetin për të fituar sevap apo për të dëgjuar vaz, nuk fiton sevap por përkundrazi merr gjynahe. Ata që shkojnë në xhami me avret të zbuluar bëhen shkak që myslimanët e tjerë të hyn në gjynah. Ashtu sikur që është gjynah zbulimi i avretit, po ashtu është gjynah dhe shikimi i këtyre vendeve. Për ketë arsye myslimanët që shkojnë në këto vende, nuk fitojnë sevape, por behet shkak për fitimin e gjynaheve dhe mërzitjes se Allahut.]

**TEMA RRETH FALJES SË NAMAZIT**

Farzet e namazit janë dymbëdhjetë: shtatë janë jashtë saj dhe pese janë brenda saj.

Ata që janë jashtë namazit: pastrimi nga hadethi, pastrimi nga nexhaseti, setri avret, drejtimi nga kibla, koha namazit, nijeti dhe tekbiri fillestar. Ato që janë brenda në namaz: qëndrimi në këmbë, leximi Kuranit, rukuja, dy sexhde dhe qëndrimi në fund (kadei ahir) aq sa të lexohet teshehudi (tehijati). Farzet që janë brenda namazit quhen “Rukn”. Vendosja e ballit dhe gishtave të këmbës në toke gjatë sexhde është farz.

Pastrimi nga hadethi thonë se është, marrja e abdesit kur nuk ke abdes, ose marrja e gusulit kur është xhunub, por në qoftë se nuk gjendet ujë për të marre abdes apo gusul atëherë behet marrja e tejmumit. Pastrimi nga hadethi plotësohet me tre gjëra:

Përkujdesja nga pastrimi i urinës dhe nevojës se madhe, larja, dhënia mes’h e kokës dhe mos lenia e asnjë vendi që është farz.

Pastrimi nga nexhaseti plotësohet me tre gjëra: rroba që vishet për të falur namaz të pastrohet nga nexhaseti (fëlliqësirat dhe papastërtitë). Pastrimi i trupit kur të falemi si dhe pastrimi i vendit ku do të falemi. [për pikatë alkoolit shikoni në fund të farzit 54!]

Mbulimi i avretit plotësohet me tre gjëra: në medh’hebin Hanëfi, avreti i meshkujve plotësohet me mbulimit e trupit prej kërthizë deri poshtë gjunjëve. Në faqen 419 është e shkruar se është sunet që meshkujt të mbulojnë këmbët e tyre në namaz.

Kurse për femrat që janë të lira, avreti tyre është i gjithë trupi përveç fytyrës, duarve deri tek kyçet dhe sipas një transmetimi edhe këmbët deri tek nyja, për ketë arsye duhet të mbuloj gjithë trupin përveç fytyrës, duarve deri tek kyçet dhe këmbët deri tek nyja.

Kurse femrat që janë robëreshë, mbulojnë shpinën dhe gjoksin deri poshtë gjunjëve, kjo pjese konsiderohet avreti tyre. [femrat të cila ecin me koke, krahë dhe kofshe të zbuluara apo mbulohen me rroba të ngushta apo të holla si dhe ata meshkuj që i shikojnë këto konsiderohet që veprojnë haram. Kurse ata që nuk e

konsiderojnë ketë si haram bëhen pa iman, domethënë bëhen murted.]

Kthimi nga kibla plotësohet me tre gjëra: drejtimi nga kibla. Mbajtja e trupit dhe gjoksit drejtim kiles deri në përfundimin e namazit. Dhe përkushtimi në devotshmërinë ndaj Allahut të madhëruar.

Koha e namazit plotësohet me tre gjëra: të diturit e fillim dhe mbarimit të kohës se namazit. Mos lënia e namazit në kohët që është mekruh.

Të diturit që namazi të cilin është bere nijet për tu falur a është farz, apo vaxhib apo sunet apo mustehab, dhe bërja e nijetit me zemër dhe largimi i ndjenjave dhe kënaqësive të kësaj botë nga zemra. Falja e namazit të vitrit sipas Imam A'zamit është vaxhip, kurse sipas dy imamëve tjerë dhe sipas medh'hebit maliki dhe shafi është sunet. [ai që praktikon medh'hebin maliki, e ka të lejuar ta lë namazin e vitrit kur të ketë ndonjë arsye.]

Tekbiri fillestare për meshkujt plotësohet, me ngritjen e duarve deri tek veshët, përkushtimin e zemrës dhe qenies gati për namaz.

Qëndrimi në këmbë plotësohet me tre gjëra: me drejtimin drejt kiles, qëndrimin në këmbë, shikimin në vendin e sexhde dhe mos luhatjen djathtë e majtas.

Leximi i kuranit plotësohet me tre gjëra: në qoftë se lexohet haptazi, duhet të nxirret zë, në qoftë se lexohet në heshtje duhet ta lexoje aq sa ta dëgjoj vet dhe duhet që shkronjat ti shqiptoje në mënyrë të saktë e të drejtë. Të mendoje në kuptimin e asaj që lexon nga kurani famëlartë. Dhe leximi me texhvid. [duhet që tekbiri në namaz dhe çdo gjë që thuhet në namaz si dhe ezani të thuhen në gjuhen arabe. Këto duhet të mësohen përmendesh nga ata që din gjuhen arabe, fenë dhe nga librat që përputhen me medh'hebin e tij. Kurani që është shkruar me shkronja latinë nuk lexohet drejt, saktë. Por është i mangët dhe gabim. Kurani kerimit i behet tefsir, por përkthimi i tij nuk mund të behet. Kurani turqisht që thotë ata që janë pa fe e pa medh'heb, nuk e drejtë, e saktë. Ata janë gabim dhe të mangëta. Çdo mysliman duhet që të shkoje në kurset ku mësohet

kurani kerimi, dhe duke mësuar shkronjat e gjuhës arabe arrin të lexoje drejtë dhe saktë kurani kerimin dhe duatë. Namazi që falet duke lexuar kështu saktë e drejtë, behet i pranueshëm. Në librin “tergibus-sala” thuhet se, (në qoftë se ajo që lexon dikush në namaz, sipas nëntë dijetareve është gabim dhe sipas një dijetari është i saktë, atëherë nuk duhet të thuhet se namazi këtij është i prishur.)]

Rukuja plotësohet me tre gjëra: përkulja plotësisht drejt kiles, në ruku. Qenia e belit dhe e kokës në një vije. Dhe qëndrimi në qetësi (domethënë ndjenja me zemër).

Sexhdeja plotësohet me tre gjëra: shkuarja në sexhde sipas sunetit. Vendosja në toke e ballit me hunden, duke qenë në një vije drejtim me kiblen. Dhe qetësi në ketë pozicion (domethënë qëndrimi duke e ndiere me zemër). [është mekruh edhe pse lejohet që dikush që është sakllam të bej sexhde në vendet me lartësinë deri në 25 centimetër. Sepse as pejgamberi dhe asnjë prej sahateve nuk kanë bere sexhde në vende të larta. Në qoftë se bën sexhde në vendet me lartësinë me të madhe atëherë namazi konsiderohet i prishur.]

Kadei ahire (qëndrimi në fund të namazit) plotësohet me tre gjëra: 1- ulja e meshkujve në këmbën e majtë duke mbajtur drejt këmben e djathtë, kurse femrat duke u ulur pjerrtas domethënë, doke vendosur kofshët në toke dhe duke nxjerr këmbët në anën e djathtë. 2- leximi i tehijatit me respekt dhe madheshim. 3- leximi i salavatit dhe duasë në kadei ahire. Gjërat të cilat duhet të lexohen mbas namazit janë të shkruara në faqen 251.

## TEMA RRETH GUSULIT – PASTRIMIT TË TRUPIT

Farzet e Gusulit tek medh’hebi hanefi janë tre, tek malikit janë pesë, tek shafite janë dy dhe tek hanbelite janë një. Tek Hanefitë:

1- Shpërlarja e gojës me ujë një here. Është farz lagia mes dhëmbëve dhe e mishit tyre. [ata që ndjekin medh’hebin Hanëfi, nuk mund të mbushin apo të veshin dhembet pa pasur ndonjë arsye. Por vendos dhembe (proteze) dhe kur merr abdes apo gusul i heq

dhe lan pjesën poshtë tyre. Në qoftë se ka arsye atëherë lejohet të beje mbushje apo veshje të dhëmbit. Por kur të marre abdes apo gusul dhe kur të qëndroje në namaz duhet të bej nijet duke thënë që po ndjek apo zbatoj medh'hebin shafi ose maliki.]

2- Shpëlarja dhe pastrimi i hundës me ujë një here.

3- Larja e gjithë trupit një here. Trupin gjatë lagies është farz të lahet i çdo pjese që nuk ka pengese prej ujit. Në qoftë se nuk e lag një pjese të trupit që është e pamundur, domethënë kur është për shkak të një pjese që është prej lindjes e jo që e ka bere njeriu, atëherë falet për ketë dhe gusuli quhet i pranuar.

Në librin "durrul-muhtar" thuhet se, ushqimi që mbetët mes dhëmbëve apo në gropën e dhëmbit nuk është pengese për saktësinë e gusulit. Kështu është fetvaja për ketë çështje. Sepse pjesa e poshtme e këtyre laget. Në qoftë se pjesa e mbetur është e fortë atëherë thuhet se behet pengese. Dhe kjo është e vërteta. Ibn Abidini (Allahu e mëshiroftë) duke e shpjeguar ketë ka thënë se, në librin "Hulasa", nuk është pengese. Sepse, për shkak se uji është i rrjedhshëm, do të thotë që depërton edhe poshtë ushqimit. Në qoftë se arrihet të kuptohet se uji nuk depërton atëherë sipas këtyre dijetareve, gusuli nuk konsiderohet i saktë. Libri "Hilje" ketë gjë e shpjegon dhe tregon haptazi. Në qoftë se pjesa e mbetur në goje, duke u përtypur behet e ngurtë aq sa mos të lejoje depërtimin e ujit, atëherë gusuli nuk është i saktë. Sepse këtu nuk ka vështirësi dhe arsye. [domethënë nuk është diçka që ka ndodhur vetvetiu. Në pastrimin e këtyre] nuk ka vështirësi dhe pengese.

Në librin "Halebi sagir" thuhet se, në qoftë një person merr gusul duke pasur mes dhëmbëve ushqim, buke apo ndonjë mbetje tjetër, atëherë sipas fetvave, edhe sikur të dyshohet në mos depërtimin e ujit, përsëri gusuli konsiderohet i saktë. Sepse uji , nga që është rrjedhshëm depërton poshtë tyre. Dhënia e kësaj fetvaje është e shkruar tek libri "Hulasa". Sipas disa dijetareve, në qoftë se gjëja e mbetur është e ngurtë atëherë gusuli nuk konsiderohet i saktë. Kjo është e shkruar në librin "Zahire". Dhe me e sakta është kjo. Sepse poshtë saj nuk depërton uji. Dhe nuk ka as vështirësi dhe pengesë.

Në librin "Durrul-munteka" thuhet se, për gusulin e atij që e merr duke pasur në gropat e dhëmbëve mbetje nga ushqimi, ka nga ata që thonë se është i saktë dhe nga ata që thonë se nuk është i

saktë. Me e mira është që para kësaj të nxirren ato mbetjet e ushqimit. Në komentimin e “Tahtavise” tek libri “Merakul-felah” thuhet se, gusuli është saktë, në qoftë se në gropat e dhëmbëve apo midis dhëmbëve ka mbetur mbetje të ushqimit. Sepse uji, për shkak se është i rrjedhshëm, depërton në çdo vend. Në qoftë se mbetjet janë ngurtësuar duke i përtypur, atëherë ato bëhen pengesë për gusulin. Kështu shkruhet edhe tek libri “Fet’hul-kadir”.

Në librin **“Bahrur-râik”** thuhet se, në qoftë se mes dhëmbëve apo në gropat e dhëmbëve mbetët diçka prej ushqimit, atëherë gusuli konsiderohet i saktë. Sepse uji është i butë dhe depërton në çdo vend. Kështu shkruhet dhe në librin “Texhnis-tecnis”. Sadrushehid Husameddin ka thënë se, gusuli nuk është i saktë, duhet që të largohen këto me qëllim që uji të kaloj mes dhëmbëve apo në gropat e tyre. Me e mira është që të hiqen dhe uji të kaloj poshtë tyre.

Në librin **“Fetva Hindije”** thuhet se, është me saktë fjala që gusuli është i saktë edhe në qoftë se mes dhëmbëve apo tek gropat e tyre ndodhet ndonjë mbetje e ushqimit. Kështu shkruhet edhe në librin **“Zahidi”.** Por me e mira është që ato mbetje të nxirren dhe të mundësohet kalimi i ujit. Në librin “Kadihan” thuhet se, tek libri “Natifi” shkruhet që nuk do jetë gusuli i plotë kur tek dhembet gjendet mbetje ushqimi, por duhet që kjo të nxirret dhe uji të depërtoje poshtë saj.

Në librin “el-mexhmuatuz-zuhdije” thuhet se, në qoftë se mbetja e ushqimit tek dhembet është e ngurtë si brubi apo diçka tjetër qoftë ajo e paket apo e shumtë, në rast se behet pengese për kalimin e ujit atëherë ajo behet pengese dhe për saktësinë e gusulit. Kështu shkruhet dhe tek libri “Halebi”. Nuk mund të thuhet se: (nuk është vështirësi apo pengese heqja e mbetjeve të ushqimit. Në qoftë se është mbushje apo veshje atëherë nuk mund të hiqet, tek heqja e saj ka pengese). Po ka pengese, vështirësi. Por, në qoftë se ajo gjë që vepron njeriu behet shkak për pengese, atëherë ka arsye për të ndjekur një medh’heb tjetër. Por nuk ka arsye për ta lënë farzin. Për lirimin nga farzi dhe mos ndjekja e një medh’hebi tjetër, duhet që në ketë gjendje të gjendet së bashku vështirësia dhe pengesa (zarureti dhe harxhi). Në qoftë se thuhet se (mbushja apo veshja e dhëmbit behet për të parandaluar dhimbjen dhe për të shpëtuar dhembin nga prishja. Për ketë arsye a nuk është arsye kjo?), si përgjigje themi se,

për të qenë arsye është kusht që të mos jetë mundësia e ndjekjes se një medh'hebi tjetër.

Të thënit (gjykimi i larjes se dhëmbëve gjatë marrjes se gusulit, tregon hapur veshjen dhe mbushjen e dhëmbit), nuk është një fjalët e përshtatshme me fenë islame. Tahtaviu, në komentimin e "Imdad" thotë se, (prishja e abdesit e atij që vesh mestet mbas marrjes se abdesit, kjo prishje nuk është për shkak të këmbëve por për mestet). Thënia e kësaj fjale nga librat e fikhut vetëm për marrjen e abdesit dhe vetëm për mestet, behet fetva e shpikur nga vetvetja në qoftë se do thuhet edhe për mbushjen e dhëmbëve apo edhe për gusulin. Ngjasimi i mbushjes apo veshjes se dhëmbit me mjekrën e shpeshtë nuk është e saktë. Sepse në qoftë se gjatë marrjes se abdesit nuk e ka detyrim larjen e rrënjës se mjekrës me ujë, tek gusuli e ka farz që me ujë të laje rrënjën e saj. Ai që thotë (për shkak se gjatë marrjes se abdesit nuk është farz larja e rrënjës se mjekrës me ujë për ata që kanë mjekër të dendur, atëherë dhe tek gusuli ky person nuk e ka farz larjen e rrënjës se mjekrës), dhe nuk e lan pjesën e brendshme të mjekrës gjatë marrjes se gusulit, atëherë gusuli i këtij personi dhe atyre që besojnë ketë nuk është i saktë, si pasoje e kësaj edhe namazi nuk është i saktë.

Nuk është e përshtatshme me librat e fikhut që mbushja apo veshja e dhëmbit të për ngjasohet me merhemin që vendoset brenda këmbëve të qara, ose me dërrasat që vendosen mbi plagët apo gjymtyrët e thyer apo me futjen në allçi apo me lidhjet e fashave. Sepse kur këto janë detyrim dhe arsye për tu vendosur mbi plage apo vend të thyer, nuk ekziston mundësia e ndjekjes se një medh'hebi tjetër. Për këto tre arsye rrezohet larja e poshtme.

Nxjerrja e një dhembi që jep dhimbje të mëdha, dhe në vend të kësaj mos dëshirimi i bërjes se protezës apo vendosjes se dhëmbëve por zgjedh mbushje apo veshjen për shkak se njeriu është i lire, nuk konsiderohet arsye bërja e mbushje apo e veshjes se dhëmbëve apo e bërjes se urës se dhëmbëve. Për të thënë se është e domosdoshme duhet që të mos jetë shkak për rrëzimin e lagjes se pjesës se poshtme të tyre. Sepse, është mundësia e ndjekjes se një medh'hebi tjetër. Ndjekësve të medh'hebit Shafi apo Maliki me përshtatjen e librave të fikhut, duke thënë se ka domosdoshmëri, nuk ka të drejtë dikush ti flasë diçka atyre në kundërshtim për ketë gjë.

Zaruret - Domosdoshmeri quhet shkaku natyror që detyron njeriun për të vepruar diçka, domethënë shkaku që nuk është në dorën e njeriut. Urdhëresat dhe ndalesat e fesë islame, dhimbjet e shumta, frika e humbjes se një organi apo jetës si dhe detyrimi për të mos mundur me vepruar diçka, gjithmonë është domosdoshmëri. Haraxh quhet ajo gjë që behet shkak pengese për farzin ose behet sebep për kryerjen e haramit, dhe që pengimi i saj është i vështirë. Urdhrat dhe ndalesat e Allahut të Madhëruar quhen **"Ahkami islamije"**. Kur të zbatohet një ligj nga ahkami islamije, domethënë kur të praktikohet një urdhër apo të largohet nga një ndalese, duhet të ndjeke fjalët e dijetarit të njohur, të zgjedhur të medh'hebit të vet. Në rast se njeriu ku vepron diçka e ka haraxh që të ndjeke këto fjale të dijetarit, atëherë le të ndjeke fjalët e dobëta të një dijetari që nuk është i zgjedhur. Në qoftë se dhe për ndjekjen e këtyre ka haraxh atëherë ketë vepër le ta kryej duke ndjekur një medh'heb tjetër. Në qoftë se dhe në ndjekjen e medh'hebit tjetër ka haraxh, atëherë shikohet se a gjendet domosdoshmëri apo jo në veprimin e asaj gjëje që behet shkak për haraxh:

1- Kur ekziston domosdoshmëri në veprimin e asaj gjëje që behet shkak për haraxh, atëherë lirohet nga praktikimi i farzit.

2- Në qoftë se nuk ka domosdoshmëri në veprën e asaj gjëje që behet shkak për haraxh [si varaku thonjve] ose mundësia e veprimit të disa gjërave kur është domosdoshmëri dhe në qoftë se nga këto dëshiron të veproje atë gjë që është haraxh, atëherë ai ibadet (adhurim) nuk konsiderohet i saktë. Duke e vepruar atë gjë që nuk gjendet haraxh, atëherë behet e nevojshme që të shlyej atë farz. Në librin **"Fetavel-hadithije"**, **"Hulasatut-tahkik"**, në librin **"Merakul-felah"** të Tahtaviut (Allahu e mëshiroftë) dhe në librin "Ma'fuvat" të molla Halil Esirdiut shkruhet se lejohet ndjekja e një medh'hebi tjetër, vetëm për shkak se gjendet haraxh, vështirësi, edhe në qoftë se ka obligim apo jo. Molla Halil ka vdekur në vitin 1259 të hixhrit (1843). Një ndjekës i medh'hebit hanefi, duke nxjerr dhembin që dhemb apo që është prishur dhe duke mos dëshiruar për të vendosur dhemb protezë ose dhembe qiellzor, por bën mbushje ose veshje, atëherë gjatë marrjes se gusulit duhet të ndjeke medh'hebin Shafi ose Maliki. Sepse tek këto dy medh'hebe nuk është farz laria e gojës dhe e hundës gjatë marrjes se gusulit.

Ndjekja e medh’hebit Shafi ose Maliki është tepër e lehtë. Duhet që kur fillon të marre gusuli, abdes apo të fale namaz të bej nijetin që po zbaton medh’hebin Shafi ose Maliki, ose në qoftë se harron e bën nijetin mbas namazit, domethënë e kalon nijetin në zemër. Abdesi, gusuli dhe namazi i këtij duhet të jetë i saktë sipas medh’hebit Shafi ose Maliki. Për të qenë e saktë sipas medh’hebit Shafi, duhet që të marre abdes kur të prek lëkurën e një femre që nuk është në grupin e tetëmbëdhjetë femrave që nuk i lejohet nikahu me ato dhe ku prek me dore avretin e vet si dhe kur falet mbas imami duhet që të lexoje suren fatia. Për ndjekjen e medh’hebit Maliki shikoni në faqen 525! Ndjekja e një medh’hebi tjetër nuk do të thotë nderrimi i medh’hebit. Një person i medh’hebit hanëfi kur ndjek apo imiton një medh’heb tjetër nuk do të thotë që ka dale nga medh’hebi hanefi. Vetëm se atë ibadet e ndjek sipas farzeve dhe mufsideve të atij medh’hebi. Por në vaxhibeti, mekruhe dhe sunete ndjek medh’hebin e tij.

Qartësia e dijetareve të fikhut në lidhje me gusuli është haptazi, por është duke u dëgjuar se, çështja e dhëmbëve, në mënyrë jo të saktë, po mundohet të zgjidhet me shkrime nga ata të pafetë. Thonë se në botimin e vitit 1332 të hixhrit (1913) të librit Sebilur-reshad gjendet e shkruar fetvaja që lejon mbushjen e dhëmbëve. Si fillim të qartësojmë se kjo vepër është e mbushur me shkrimet e reformistëve dhe të pafeve. Manastirli Ismail Hakki i cili është nga muharriret – lëvizësit, është një mason tinëzar. Kurse Izmirli Ismail Hakki është në krye të atyre që u mashtrua nga myftiu i Kajros Muhammed Abduh i cili ishte mason dhe reformist. Shkollën e mesme e kreu në Izmir, kurse në Stamboll përfundoj fakultetin për mësues. Dituria fetare dhe kultura fetare është e dobët. Duke hyre në sy për mire tek anëtaret e organizatës u be mësues nëpër medrese, këtu në mësime dhe librat e tij u mundua të përhaptë mendimet përçarëse të reformistit Abduh. Nxënësi i tij Ahmed Hamdi Akseki i cili u helmua dhe devijua nga këto mendime, në lavdërimet që ka shkruar në librin e përkthyer nga Reshid Riza, nxjerr në pah prapaskenën e İsmail Hakkiut.

Pra ky Ismail Hakkiu, në veprën e përmendur, në lidhje se lejohet lidhja e dhëmbëve me tel floriri apo jo, ka shkruar gjere e gjatë mendimet e ndryshme të dijetareve të fikhut, dhe në fund duke parashtruar librat që paraqesin mendimin  fjalës se njëjtë të dijetareve që thonë se është zaruret lidhja e dhëmbëve me tel floriri,

në vend të telit të sermit, si për shembull librin “sijeri kebir”, thotë se çështja e dhëmbëve është një zaruret. Ndërkohë që pyetja që i është pyetur këtij nuk është çështja se dhembet a lidhen e tel floriri apo sermi, por a prishet gusuli i atij personi që ka dhembe të mbushur ose të veshur. Izmirli Ismail Hakki, për pyetjen që i kanë bere, ka shkruar gjere e gjatë gjërat që dihen nga të gjithë dhe përfundimin e kësaj e ka treguar si përgjigje të pyetjes. Kjo lëvizje apo sjellje në ilim (dituri) quhet mashtrim. Është përpjekur që mendimet e veta ti shkruaj si fetvatë e dijetareve. Sikur të mos u mjaftonte me ketë, duke shkruar shkrimet e dijetareve të fikhut në çështjen e gusulit, e përngjason mendimin e tij me këto. Për shembull, thotë se: “sipas asaj që shpjegohet tek libri Bahr, nuk është kusht prekja e ujit në atë vend ku nuk mund të shkoje apo arrije uji. Porse në librin “Bahr” shkruhet se, në trup, ka vend kur është e vështirë arritja e ujit. Atë gjë që njeriu e vepron si zaruri, mundohet ta krahasoj me atë që tek njeriu gjendet si obligim. Shkrimi tek libri “Durrul-muhtar” se “në qoftë se gruas, larja e kokës i shkakton dem, atëherë mos ta laje”, nuk është e drejtë që të tregohet si argument për lejimin e gusulit të atij personi që ka dhembe të mbushur. Dhënia e demit me prekjen e ujit në koke, është një sëmundje që gjendet në trup. Kurse veshja apo mbushja e dhëmbit është një gjë të cilën e bën njeriu. Për ketë arsye, në librin **“Durrul-muhtar”** gjendet e shkruar veçanërisht çështja se a lejohet gusuli i atij personi që në gropën e dhëmbëve ka mbetje të ushqimit.

Izmirli Ismail Hakki, nuk është mjaftuar me ketë hile dhe gabim, por duke i prezantuar dijetaret islam si dëshmitarë gënjeshtar ndaj vetvetes ka thënë se: “nuk është kusht depërtimi i ujit tek dhembet e veshur me flori apo serm dhe të mbushura apo larja e tyre. Tregohet se dijetaret e fikhut janë të një mendimi se nuk është kusht depërtimi i ujit tek dhembet për shkak se tek çështja e dhëmbëve gjendet obligim dhe në ato vende ku gjendet zaruret nuk është kusht depërtimi i ujit”. Asnjë dijetar i fikhut Hanefi nuk e tregon se mbushja apo veshja e dhëmbit është domosdoshmëri. Zaten në kohën e dijetareve të fikhut nuk ka pasur veshje apo mbushje të dhëmbit. Si argument apo dokument për ketë, paraqet shkrimin e imam Muhamed Shejbanit në faqen 64 të përkthimit të librit **“Sijer-i Kebir”** ku ka thënë se është e lejuar që personi të cilit i ka renë dhembi të vendos në vend të tij dhemb floriri ose ti lidh dhembet me

tel floriri. Këtu nuk shkruhet për mbushjen e dhëmbëve. Ketë gjë e ka shtuar vetë Izmirli Ismail Hakki. Me kalimin e kohës dalja në pah e personaliteteve fetare që ishin mason, të pafeve, të çoroditurve të cilët aplikuan çdo lloj hile për të përçare myslimanët. Shkruajtën gjëra të gabuara dhe pa argumente.

Imam Muhamedi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë se, dhembi që lëviz ashtu si mund të lidhet me serm ashtu mund të lidhet dhe me tel floriri. Nuk ka thënë se është e ndaluar veshja apo mbushja me flori e dhëmbit. Këto i kanë shtuar vetë ata persona si Ismail Hakki.

Shkrimit të gabuar dhe me hile të lartpërmendur të Izmirli Ismail Hakki, i kanë dhenë përgjigje myftilerët dhe personalitet e çmuar fetar të asaj kohë, ku dhe kanë nxjerr në pah të verbëtën. Një nga këto dijetar të nderuar është muderrisi nga Moldavia Junus-zade Ahmed Vehbi efendiu (Allahu e mëshiroftë). Ky person i cili kishte dituri të madhe, ka vërtetuar se dijetaret janë të një mendimi se nuk pranohet gusuli i personit që ka mbushur zgavrën e dhëmbit.

Revista **“Sebîlur-Reshâd”** duhet ta ketë kuptuar hilen dhe shkrimin e trilluar të Izmirliut, që për ketë shkak në librin e fetvave me emër **“Mexhmua-i xhedide”** të botimit dytë në vitin 1329 (1911) e ka shikuar të arsyeshme për të futur si dokument fetvanë se (lejohet gusuli). Kundrejt asaj se kjo fetva në botimin e parë të vitit 1299 nuk ka qenë në ketë libër. Sindikalistët në botimin e dytë u futën nga ana e shejhul-islamit Musa Kazim. Revista Sebilur-reshad është përpjekur të argumentoj shkrimin e një reformisti me shkrimin e një masoni. Asnjë dijetar i fikhut nuk ka thënë se mbushja apo veshja e dhëmbit është obligim. Ketë e kanë thënë vetëm personalitetet fetare që janë mason, reformistët fetar, të pafetë dhe ata që janë shitur tek vehabitë e çoroditur ose injorantët fetare që janë mashtruar.

Ahmed Tahtavi (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e librit “Merakil-felah” thotë se, (që namazi i një personi që lidhet mbas një imami që nuk është i një medh’hebi me ketë, duhet që tek ky imam mos të gjendet ndonjë gjë që e prish namazin, në qoftë se gjendet atëherë lidhësi mbas këtij imami nuk duhet ta di ketë. Kjo është thënia e besuar. Sipas thënies se dytë, në qoftë namazi është i saktë sipas medh’hebit të imamit, atëherë edhe pse mund të shikohet se namazi sipas medh’hebit të lidhësit mbas imamit që të mos jetë i

saktë, përsëri lidhja mbas këtij imami është e drejtë, e saktë). Kështu shkruhet edhe tek Ibn Abidini. Nga këto fjale të Ibn Abidinit dhe Tahtaviut (Allahu i mëshiroftë) kuptohet se gjenden dy thënie të ndryshme dijetaresh në lidhje me çështjen se a është e saktë apo që hanefiu që nuk ka dhemb të mbushur apo të veshur, të lidhet mbas imamit që ka dhemb të veshur apo të mbushur: sipas thënies se parë, nuk është e saktë që personi i medh'hebit hanefi që nuk ka dhemb të mbushur apo të veshur të lidhet mbas imamit që ka dhemb të veshur apo të mbushur. Sepse, namazi i këtij imami sipas medh'hebit hanefi nuk është i saktë. Sipas thënies se dytë, në qoftë se ky imam po imiton apo ndjek medh'hebin Maliki apo Shafi, atëherë është e drejtë që personi i medh'hebit hanefi që nuk ka dhemb të veshur apo të mbushur të lidhet mbas këtij imami. Imam Hinduvani (Allahu e mëshiroftë) ka bere ketë ixhtihad. Kështu është edhe medh'hebi Maliki. Një imam salih që ka dhemb të veshur apo të mbushur, përderisa nuk e din që po imiton, ndjek medh'hebin maliki apo shafi, atëherë personi i medh'hebit hanefi që nuk ka dhemb të veshur apo të mbushur duhet të lidhet mbas këtij imami dhe ta ndjek atë. Nuk është e lejuar që ky person të pyetët se a po imiton, ndjek medh'hebin maliki ose shafi apo jo, si dhe nuk lejohet spiunimi i tij. Kjo thënia e dytë sa do e dobët që është, përsëri e treguam dhe me lart se në rastet e zaruretit nevojitët veprimi me fjalën e dobët. Veprimi me thënien e dobët me qëllim për të ndalur finën është e shkruar edhe tek libri "Hadika". Ai që nuk i jep vlere dhe rëndësi medh'hebeve dhe nuk bën ibadet në përputhje me librat e fikhut, kuptohet se nuk është prej Ehli sunetit. Ai që nuk është prej Ehli sunetit, ose është bidatçi, ose i çoroditur, ose i ka ikur imani dhe është bere murted. Në nuk themi që mos bëni mbushje apo veshje të dhëmbit. Por tregojmë rrugët e pranimit të ibadeteve (adhurimeve) për vëllezërit që i kanë mbushur apo veshur dhembet e tyre. Pra po tregojmë lehtësim për ata.

Gusuli është pesëmbëdhjetë llojesh: pese janë farz, pesë janë vaxhib, katër janë sunet dhe një është mustehab. Gusuli farz është, ndërprerja e menstruacionëve apo e lehonise tek femrat, kur mashkulli kryen marrëdhënie, domethënë kur afrohen avretet, dalja e spermës me afsh, kur e shikon në dyshek apo tek rrobat, është farz marrja e gusulit para se të dal koha e namazit që nuk ka falur.

Vaxhibet e saj janë: larja e të vdekurit, kur është një i rritur merret gusuli dhe në të njëjtën kohë gjetja e spermës mes të shtririt dhe avretit duke mos u ditur se nga cili ka dal ai, behet gusuli të dyve dhe kur ndonjërit ju ka bashkuar në veshjen e tij dhe nuk e din kohën se kur ka ndodhur kjo atëherë behet gusuli. Dhe femra, mbas lindjes merr gusuli edhe në qoftë se nuk i ka ardhur gjakderdhja. (në qoftë se i ka ardhur gjakderdhja atëherë është farz).

Sunetet e saj janë: marrja gusuli për ditën e xhuma, për ditët e bajramit, në kohën e veshjes se ihramit me çfarë do lloj nijet qoftë ajo, dhe para daljes nga Arafati. Gusuli mustehab merret kur një kafir pranon fenë islame, në qoftë se ka qenë xhunub në gjendjen e kufrit atëherë e ka farz gusulit, por në qoftë se nuk ka qenë xhunub atëherë behet mustehab marrja e gusulit.

***Haramet e gusullit janë tre sosh:***

1 – Të u tregoje mashkulli meshkujve pjesën e avretit nga kërthiza deri tek gjunjët, dhe femrat të u shfaqin femrave trupin.

2 – E kanë të ndaluar po ashtu të u shfaqin edhe femrat myslimane femrave jo myslimane dhe anasjelltas, edhe në raste të veçanta.

3 – Të shpenzon shumë ujë.

**Sipas hanefive, gusulli ka trembëdhjetë sunnete**:

1- Të marrësh istinxha (pastrim i organeve gjenitale - ) me atë ujë.

2- Të pastron duart deri në bylyzykë.

3- Të largon dhe mënjanon nga trupi nëse ka ndonjë ndyrësirë të rëndë.

4- 4 – Të marrësh ujin në hundë dhe gojë në masë të madhe dhe të i shpërlanë mirë që të dyat, sa që të mos jete pjesë as sa maja e gjilpërës pa e prekur uji. Nëse ndodh kjo do të bëhet i pa vlefshëm guduli. Andaj duhet të merret përsëri abdest për namaz.

5- Të bësh nijetin për marrjen e gusullit.

6- Të shpërlanë mirë çdo pjesë të trupit.

7- Në fillim të hedh ujë në kokë e më pas në shpatullën e djathtë tri herë dhe po kështu edhe në të majtën tri herë.

8- Të pastron mirë e mirë pjesët e brendshme të gishtërinjve të dorës dhe këmbës.

9- Të mos kthesh shpinën e as pjesën e përparme ka kibla.

10- Të mos flasësh ndonjë fjalë dynjallëku kur merr gusull.

11- Të merr tre herë ujë në hundë dhe gojë.

12- Që të fillon nga e djathta për çdo pjesë trupi.

13- Nëse kryhet nevoja e vogël në vendin ku merr gusul, të pastroje atë dhe të mos kryeje aty nevojën. Pos këtyre ka edhe disa sunnete dhe edukata tjera të pastrimit.

Në veprën (El-Fikhu Alel-Medhahibi'l-Erbea) thuhet: (Nëse një femër apo mashkull është xhunub, e ka të ndaluar të kryeje ndonjë akt dhe vepër të sheriatit, pra haram, derisa të merre gusul. Kjo sipas katër medhhebeve është haram. Pra ai nuk e ka të lejuar duke qenë xhunub të falë ndonjë farz namazi apo nafile. Nëse ai nuk gjen ujë për pastrim, apo ka frikë nga ndonjë sëmundje, atëherë merr tejemmum. E ka ë lejuar që të vazhdoje agjërimin farzë apo nafile. E ka të ndaluar leximin dhe prekjen e Kur'anit. Po ashtu e ka të ndaluar edhe hyrjen në xhami. Ai mundë të ketë të lejuar vetëm në raste se ka nevojë për të mësuar diçka nga aty, duke lexuar një-dy ajete apo të futet në xhami për të marrë ujë apo edhe për tu mbrojtur nga armiku. Ai po ashtu mundë të ketë të lejuar edhe këndimin e besmeles, si ajet lutjeje. Dhe po që se donë të hyjë në xhami, le të merr tejemmum).

--------------

***Duaja – Lutja e Tevhidit***

**Jâ Rahmân, Jâ Rahîm, ja afuvvu jâ Kerîm, fa'fu annî verhamnî jâ erhamerrahimîn. Teveffenî muslimen ve elhiknî bissâlihîn. Allahumm'ag-firlî ve li âbâî ve ummehâti ve li âbâi ve ummehâti zevxheti ve li exhdâdî ve xheddati ve li ebnâi ve benâtî ve li ihvetî ve ehavâtî ve li ammâmî ve ammâtî ve li ahvâlî ve hâlâtî ve li ustazi Abdylhakimi Arvâsî ve li kâffetil muminine ve'l-muminât. "Rahmetullahi teala alejhim exhmein".**

## TEMA E MENSTRUACIONEVE DHE E LEHONISË

Koha me e shkurtër e menstruacioneve është tre ditë dhe me e gjata është 10 ditë. Nuk ka përcaktim në kohen me të shkurtër të lehonisë, kur të ndërpritet duhet të merret gusuli dhe të falet namaz si dhe të agjërohet. Koha me e gjatë e tyre është 40 ditë. në qoftë se gjakderdhja i ndërpritet para tre ditëve dhe kjo nuk e ka fal namazin duke menduar se është menstruacion atëherë duhet që ta fal kaza. Nuk është e nevojshme marrja e gusulit. Por në qoftë se ndërpritet mbas tre ditësh atëherë merr gusuli dhe e fal namazin e vaktit që është. Mbas plotësimit të dhjetë ditshi, fillon faljen e namazeve pa marre parasysh a është ndere gjakderdhja apo jo. Po ashtu edhe në kohen e lehonisë kur të mbushen dyzet ditë e fillon faljen e namazit pa marre parasysh a është ndërpre apo jo gjakderdhja. Në ditët e menstruacione dhe lehonisë çdo lloj rrjedhje konsiderohet gjak (qoftë ajo e verdhe apo e errët).

Në qoftë se brenda dhjetë ditëve të menstruacione apo dyzet ditëve të lehonisë ndodh që nuk ka gjakderdhje, dhe nga kjo gjë merr abdes dhe agjëron duke menduar se ju kanë ndërpre, por në qoftë se brenda periudhe i vjen përsëri gjakderdhja atëherë atë agjërim duhet ta bej kaza. Kur ti ndërpritet duhet të marre gusuli përsëri. Në qoftë se i ndërpritet para kohës se rregullt por që të kenë kaluar tre ditë atëherë le të marre gusuli dhe të fal namazin. Por pa mbaruar periudha le të mos kryej marrëdhënie me bashkëshortin. Edhe lehonia po kështu është. Në qoftë se ndërpritet në kohen me tepër se periudha, në qoftë se ndërpritet në dhjetë ditë ose me herët atëherë vazhdimisht janë menstruacione. Në qoftë se nuk ndërpritet në plotësimin e dhjetë ditëve por vazhdon akoma të rrjedhe atëherë kjo nuk është periudhe menstruacionesh, dhe namazin e atyre ditëve e fal kaza. Është nyejt si për lehoninë që ka 40 ditë dhe për menstruacionet që ka dhjetë ditë.

Në qoftë se gjakderdhja e menstruacioneve apo lehonisë ndërpritet mbas agimit në muajin e ramazanit atëherë atë ditë nuk hanë as nuk pinë deri në darke, por kjo nuk konsiderohet agjërim, duhet që ketë ditë ta agjëroj përsëri kaza. Dhe në qoftë se gjakderdhja i vjen mbas agimit, dhe kjo e shikon mbas namazit të

ikindisë, atëherë atë ditë han dhe pi fshehtazi. Në përgjithësi në qoftë se nj efemer shikon gjak atëherë largohet nga namazi dhe agjërimi. Dhe në qoftë se ndërpritet para se të bëhen tre ditë atëherë pret deri afër fundit të kohës se atij namazi, në qoftë se shikon gjak nuk e fal dhe në qoftë se nuk vjen gjakderdhja atëherë merr abdes dhe e fal namazin, por në qoftë se përsëri vjen gjakderdhje atëherë largohet nga namazi. Në qoftë se përsëri ndërpritet atëherë pret deri afër fundit të kohës se namazit, në qoftë nuk vjen gjakderdhje atëherë merr abdes dhe fal namazin. Tre ditë vepron kështu pa pasur nevoje të marre gusuli. Mjafton vetëm marrja e abdesit. Mbas tre ditësh në qoftë se ndërpritet përsëri pret deri në fund të kohës se namazit, në qoftë se nuk vijnë atëherë merr gusuli dhe fal namazin, në qoftë vijnë atëherë largohet nga falja e namazit. Me kijas është deri në dhjetë ditë, pas kësaj merr gusuli dhe fal namazi edhe sikur të ketë akoma rrjedhje. Edhe në lehoni kështu veprohet. Por se sa here që ndërpritet nevojitët marrja e gusulit. Edhe sikur të ndërpritet në një ditë. në ramazan në qoftë se gjakderdhja ndërpritet para agimit (kohës syfyrit) atëherë e bën nijetin dhe agjëron. Në qoftë se gjakderdhja vjen serish paradite apo mbas namazit ikindisë atëherë ai agjërim nuk konsiderohet agjërim. Me vonë bën kaza edhe atë dileme ditët tjera. Në qoftë se dështon fëmijë, dhe nga kjo dallohet gishti, apo flokët, ose goja, apo hunda atëherë konsiderohet sikur ka lindur gjithë fëmijën. Në qoftë nuk dallohet asnjë pjese atëherë nuk konsiderohet lehoni. Por në qoftë se rrjedh tre ditë apo me shume atëherë konsiderohet menstruacion. Nëse bie pesëmbëdhjetë ditë prej ndërprerjes se menstruacioneve ose me tepër apo, nëse ndërpritet para se të bëhen tre ditë ose ka gjakderdhje akoma pa u bere pesëmbëdhjetë ditë prej ndërprerjes se menstruacioneve atëherë kjo nuk konsiderohet menstruacion, por është sikur gjaku i hundës, dhe është e nevojshme që të falet namaz dhe të agjërojë. Nuk është e nevojshme që të marre gusuli para se të kryej marrëdhënie me bashkëshortin.

[dijetari i madh islam Muhamed Birgivi (Allahu e meshiroftë) ka shkruar një libër në përputhje me medh'hebin Hanefi, me emrin "Zuhrul-mutëehilin" në lidhje me gjendjen e menstruacionëve dhe lehonisë se femrave. Libri është në gjuhen arabe. Allame-i Shami sejid Muhamed Emin in Abidin (Allahu e meshiroftë) duke e zgjeruar

ketë libër i ka venë emrin **“Menhelul-varidin”**. Imam Birgivi në vitin 981 (1573) ka ndërruar jetë nga sëmundja e murtajës. Është nga qyteza Birgivi e Odemishit, në Anadoll. Ibn Abidini ka ndërruar jetë në Sham në vitin 1252 (1836). Në librin “Menhel” thotë se, dijetaret e fikhut janë të një mendimi se është farz për çdo mysliman mashkull dhe femër që të mësoj librin e “ilmihalit”. Për ketë arsye duhet që femrat dhe bashkëshortët të mësojnë njohuritë në çështje me menstruacionet dhe lehoninë. Burrat duhet të ja mësojnë grave të veta ketë, në qoftë se vetë nuk e din atëherë duhet ti japë leje që të mësoj ketë nga ato femra që e dinë ketë. Gruaja e cila nuk i jepet leje nga burri që të shkoje me mësuar ketë duhet që të shkoje pa leje që ta mësojë. Kjo dituri që është e veçantë për femrat, duket se në ditët tona është harruar dhe s’ka mbetur ndonjë personalitet fetar që i din këto. Personalitetet fetare në kohen e sotme nuk arrin të dallojnë gjakun e menstruacioneve, lehonisë dhe istihaze. Nuk gjenden libra që i shpjegojnë gjere këto çështje. Edhe ai që ka libër është i paaftë nga leximi dhe kuptimi saj. Sepse është e vështirë që të kuptohet kjo dituri. Por se duhet që të mësohen dituria e abdesit, namazit, Kurani kerimit, agjërimit, itikafit, haxhit, të qenjit në moshën madhore, martesës, divorcit, idetit të femrës (periudhës se sa kohe do rrije pa martuar mbas vdekjes se burri apo mbas divorcit), pastrimit nga nevojat personale dhe shume gjerave tjera të hollësishme të fesë dhe të gjakut. Për të arritur me i kuptuar këto gjera kam harxhuar gjysmën e jetës time. Do mundohem që ato që i kam mësuar të ja shpjegoj shkurt dhe qartë vëllezërve të mi në fe:

Menstruacion quhet gjaku që rrjedh se paku 3 ditë nga vagina e femrës se shëndetshme që ka mbushur nëntë vjeç ose nga gruaja që ka kaluar pastrim të plotë prej periudhës se fundit të adeteve. Kjo quhet “gjak i vërtet”. Në qoftë se brenda pesëmbëdhjetë ditëve që fillon mbas periudhës se adeteve ose dhe me shume nuk shikohet gjak fare dhe para kësaj dhe mbas kësaj janë ditët e menstruacioneve, atëherë këto ditë të pastra quhen “pastrim i vërtet”. Në qoftë se para apo pas pesëmbëdhjetë ditëve ose me shume apo mes dy pastrimeve të vërteta shikohet gjak fasid, gjitha këto ditë quhen “pastrim ligjor” ose “pastrim i fasid”. Ditët që janë me pak se pesëmbëdhjetë ditë të cilat nuk shikohet gjak quhen “pastrimi fasid”. Pastrimi real dhe ai ligjor quhen “pastrim i plotë”. Gjaku që

vazhdon për tre ditë i cili shfaqët para dhe mbas pastrimit të plotë konsiderohen dy cikle menstruacione të ndryshme.

Gjaku menstruacione quhen gjithë gjakrat e erret dhe me çfarëdo lloj ngjyre tjetër përveç ngjyrës se bardhe.

Një femër konsiderohet e rritur kur i vijnë menstruacionet. Domethënë behet grua. Ditët prej të cilës shfaqët gjaku i menstruacioneve dhe deri në ditët e ndërprerjes se tyre quhet "periudha e ciklit menstrual". Periudha e ciklit menstrual me se shumti zgjat dhjetë ditë., dhe me e pakta zgjat tre ditë. Sipas medh'hebit Shafi dhe hanbeli me e shumta zgjat pesëmbëdhjetë ditë dhe e shkurta është një ditë.

Nuk është e nevojshme që gjaku menstruacioneve të rrjedhe vazhdimisht. Në qoftë se gjaku që shfaqët në fillim ndërpritet dhe mbas disa ditësh shfaqët sërish atëherë pastrimi që është me pak se tre ditë, është pranuar me një mendim si ditë të ciklit menstrual. Pastërtia që zgjat tre apo me shume ditë, në qoftë se mbaron para dhjetë ditëve të ciklit menstrual atëherë sipas një transmetimi të imam Muhamedit (Allahu e mëshiroftë) nga imam Ebu Hanifja, brenda dhjetë ditëve vazhdimit pranohet cikël menstrual. Ka dhe disa rivajete tjera që na transmeton imam Muhamedi. Kurse sipas imam Ebu Jusufit (Allahu e mëshiroftë) pastrimi në të gjitha ditët që mbarojnë para pesëmbëdhjetë ditëve, konsiderohet cikël menstrual. Domethënë sipas imam Ebu Jusufit, kur një vajze shikon gjakderdhje një ditë pastaj katër ditë pastrim dhe pas kësaj përsëri një ditë gjakderdhje apo një grua shikon 10 ditë pastrim dhe një ditë gjak ose tre ditë gjak, pese ditë pastrim dhe pas kësaj një ditë gjak atëherë dhjetë ditë e para të vajzës konsiderohen menstruacione. Ditët e gjakderdhjes se femrës se parë konsiderohen menstruacion aq sa e ka periudhën e ciklit menstrual ajo kurse ditën tjera konsiderohen istihaze. Kurse gruas se dytë, të nëntë ditët konsiderohen cikël menstrual. Sipas transmetimit të parë të imam Muhamedit (Allahu e mëshiroftë), vetëm nëntë ditët e gruas se dytë konsiderohen cikël menstrual. Kurse sipas transmetimit të dytë të imam Muhamedit, vetëm tre ditët e para të gruas se dytë konsiderohen cikël menstrual kurse ditët tjera nuk konsiderohen të tilla. Në librin tonë të gjitha njohuritë e mëposhtme i shkruam duke i

përkthyer nga libri **“Multeka”**. Një ditë do të thotë njëzet e katër ore. Është mustehab që femrat e virgjëra të vendosin beze ose pambuk të lyer me ere në gojën e vaginës e tyre vetëm gjatë ciklit menstrual kurse ata të martuarat të vendosin vazhdimisht. Është mekruh futja e gjithë kësaj beze brenda vaginës. Vajza që shikon me muaj të tëre gjak në ketë beze, dhjetë ditët e para pranohen si cikël menstrual kurse 20 ditët tjera si istihaze. Ky gjak që quhet “istimrar” vazhdon kështu deri sa të pushoje, ndërpritet. Në qoftë se një vajze, tre ditë e shikon gjakun pastaj një ditë nuk e shikon, pastaj një ditë e shikon, pastaj dy ditë nuk e shikon, pastaj në qoftë se e shikon dhe një ditë dhe pastaj një ditë nuk e shikon dhe në qoftë se përsëri e shikon atëherë gjitha këto dhjetë ditë konsiderohen cikël menstrual. Në qoftë se çdo muaj një ditë shikon gjak dhe një ditë nuk e shikon, dhe kështu për dhjetë ditë një ditë shikon dhe një ditë jo atëherë në ditët që e shikon le të lere namazin dhe agjërimin. Ditët e nesërme le të marre gusuli dhe të fale namazin (**Mesaili Sherhi Vikaye**). Cikli menstrual që është sikur edhe pese minuta me pak se tre ditë domethënë me se 76 ore ose kur kalon dhjetë ditët për atë që sapo ka filluar, mbas dhjetë ditëve dhe ditët me të shumta se periudha për ata që nuk e kanë për here të parë, kur i kalon dhjetë ditë, dhe gjaku që vjen mbas periudhës se ciklit nga shtatzënat, të moshuarat dhe femrat dhe nga vajzat që janë të me vogla se nëntë vjeç nuk konsiderohet cikël menstrual. Kjo quhet “**istihaza**” ose “gjak fasid”. Femrat në moshën 55 vjeçare bëhen Ajise. Në qoftë se një femër që e ka ciklin menstrual pese ditë, shikon gjak në gjysme lindjen e diellit, dhe i ndërpritet në mëngjesin e njëmbëdhjetë kur diellit është në dy të tretën e lindjes tij, domethënë në qoftë se i ka kaluar disa minuta me shume se dhjetë ditë, atëherë kjo që e ka ciklin pese ditë, gjaku që ka ardhur mbas ditës konsiderohet istihaze. Sepse, deri në një të gjashtën e kohës se lindjes se diellit, ka kaluar dhjetë ditë e dhjetë net. Kur të plotësohen dhjetë ditë merr gusul dhe namazet që nuk i ka falur në ditët mbas periudhës se ciklit i fal kaza.

Femra në ditët e iztihaz konsiderohet si personi që nuk mund të mbaje urinën ose që vazhdimisht ka gjakderdhje prej hundës, kështu që konsiderohet person me paaftësi personale. Duhet të fale namaz dhe të agjëroj madje dhe kur ka gjakderdhje është e lejuar kryerja e marrëdhënieve seksuale.

Sipas thënies se imam Muhamedit, një vajzë që në jetën e saj për here të parë i vijnë menstruacionet, në qoftë se një ditë shikon gjak pastaj tetë ditë nuk shikon dhe ditën e dhjetë përsëri shikon gjak, atëherë të gjitha këto dhjetë ditë konsiderohen cikël menstrual. Por në qoftë se një ditë e shikon gjakun, pastaj nëntë ditë nuk e shikon dhe ditën e njëmbëdhjetë përsëri e shikon atëherë asnjëra nga këto ditë nuk konsiderohet cikël menstrual. Dy ditët që është shikuar gjak konsiderohen istihaza. Sepse e treguam me lart se nuk konsiderohet cikël menstrual, ditët e pastrimit para gjakut që u shikua mbas ditës se dhjetë. Në qoftë se ditën e dhjetë dhe njëmbëdhjetë shikon gjak, dita e njëmbëdhjetë konsiderohet istihaza.

Gjaku i istihazës është shenjë sëmundje. Rrjedhja e saj për një kohe të gjatë është e rrezikshme. Duhet që të vizitohet tek doktori. Në qoftë se në mëngjes dhe darke gëlltit me një gram ujë një çamçakëz të kuq (sangdragon) duke e bere në forme topi atëherë e ndalon rrjedhjen e gjakut istihaze. Në ditë mund të merren pesë gram. Në shumicën e rasteve periudha e ciklit menstrual dhe atij të pastrimit tek një femër ndodh në numër të nyejt ditësh në çdo muaj. Një muaj këtu do të thotë, koha e kaluar nga fillimi i njërit cikël deri në fillim të ciklit dytë. Duhet që çdo femër të mësojë përmendesh ditët dhe orët e ciklit të saj menstrual dhe të pastrimit, domethënë periudhës se ciklit. Periudha ciklit për shume vite nuk ndryshon. Në qoftë se ndryshon, atëherë duhet të mësojë periudhën e re, domethënë ditët e reja të ciklit menstrual dhe të pastrimit.

Ndryshimi i ditëve të ciklit menstrual, në librin “Menhel” tregohen në ketë mënyrë: në qoftë se gruaja shikon gjakderdhjen që është e njëjtë me kohen dhe numrin e ditëve të ciklit të kaluar atëherë kuptohet se nuk ka ndryshuar. Në qoftë se nuk janë të njëjta atëherë kuptohet se ka ndryshuar, dhe llojet e kësaj i ka shpjeguar me poshtë. Në qoftë se një here nuk janë të njëjta atëherë konsiderohen të ndryshuara. Kështu është dhenë fetvaja. Në qoftë se një femër që kohen e ciklit e ka pese ditë, dhe pas pastrimit real shikon gjashtë ditë gjakderdhje, atëherë këto gjashtë ditë konsiderohen cikli menstrual i ri dhe numërohet periudhe e re cikli. Dhe numri i ditëve të pastrimit një here ndryshon. Kur ndryshon kjo dhe numri i periudhës se ciklit ndryshon. Kur ditë e ciklit janë pesë dhe të pastrimit janë njëzet e pesë, atëherë në qoftë se behet tre ditë

gjak dhe njëzet e pesë ditë pastrim ose pesë ditë gjak dhe njëzet e tre ditë pastrim, tek e para konsiderohet që kanë ndryshuar ditët e gjakderdhjes kurse tek e dyta konsiderohet që kanë ndryshuar ditët e pastrimit. Po ashtu, në qoftë se duke u kaluar dhjetë ditë shfaqët gjaku fasid dhe pas kësaj rastisen tre apo me shume ditë tek ditët e një cikli me parë dhe në qoftë se në fund të kohës se mbetur nga cikli i kaluar rastiset pastrimi shih atëherë ditë që rastisen në ditët e ciklit konsiderohet cikli i ri. Kështu që konsiderohet se periudha e ciklit menstrual i ka ndryshuar. Kur ditët e ciklit janë pesë dhe në qoftë se akoma pa mbaruar ditët e pastrimit gjakderdhja fillon shtatë ditët para dhe në qoftë se vazhdon njëmbëdhjetë ditë, për shkak se ky gjak ka kaluar dhjetë ditë konsiderohet gjak fasid. Me shume se tre ditë të kësaj, domethënë katër ditë, gjendet brenda ditëve të ciklit të kaluar, ditët e tepruara të ciklit kaluar gjenden në pastrimin sahih të ri. Mos ndryshimi i kohës se ciklit behet në numrin katër. Le të shpjegojmë me gjere ndryshimin e periudhës se ciklit në këto dy forma:

Ndryshimi i numrit të ditëve të para janë ditët e gjakderdhjes pas kësaj, në qoftë se është me shume se dhjetë ditë dhe nëse tre ditët apo me shume të kësaj nuk gjendet brenda ditëve të ciklit, atëherë koha e cikli ndryshon. Në qoftë se numri nuk ndryshon atëherë fillon nga ditë që fillon të shikohet. Në qoftë se nj efemer që e ka periudhën e ciklit pesë ditë, por në muajin pasardhës në këto pesë ditë nuk shikon fare gjak ose në tre nga këto pesë ditë nuk shikon gjak pastaj njëmbëdhjetë ditë shikon atëherë cikli menstrual pese ditor fillon nga dita që ka shikuar gjakun, dhe kështu konsiderohet ndryshimi i kohës se ciklit. Në qoftë se tre apo me shume ditë gjakderdhje ndodhen brenda ditëve të ciklit të mëparshëm atëherë vetëm këto ditë konsiderohen cikël menstrual kurse tjerat konsiderohen istihaza. Në qoftë se shikon gjak pesë ditë para kohës se ciklit dhe në kohen e ciklit nuk shikon gjak dhe mbas ciklit shikon një ditë gjak, atëherë sipas imam Ebu Jusufit këto pese ditë pastrimi ndërmjet konsiderohen cikël menstrual dhe koha e saj nuk ka ndryshuar. Në qoftë se në tre ditët e fundit të kohës se ciklit shikon gjak pastaj shikon dhe tetë ditë tjera atëherë tre ditët e para konsiderohen cikël menstrual dhe kështu bie që numri i ditëve të ketë ndryshuar. Në qoftë se ditët e mëpasshme të gjakderdhjes nuk

e kalojnë dhjetë ditshin dhe pastaj në qoftë se vjen pastrimi shih atëherë të gjitha këto konsiderohen cikël menstrual. Në qoftë se pastrimi i mëpasshëm është fasid (prishur) atëherë nuk ndryshon koha e ciklit. Kur koha e ciklit është pesë ditë, në qoftë se shikon gjashtë di gjak pastaj katërmbëdhjetë ditë pastrim dhe një ditë gjak atëherë koha e ciklit nuk ndryshon. Ato që treguam me lart të kuptohen me mire le të japim njëmbëdhjetë shembuj pe ratë të cilën ciklin menstrual e ka pesë ditë dhe pastrimin e ka pesëmbëdhjetë ditë:

1- Kjo grua në qoftë se pesë ditë shikon ciklin menstrual dhe pesëmbëdhjetë ditë pastrim dhe njëmbëdhjetë ditë gjak atëherë për shkak se gjaku ciklit shfaqët mbas pesëmbëdhjetë ditëve, në ciklin e kaluar nuk gjendet gjak. Ndryshon koha e ciklit porse nuk ndryshon numri i ditëve. Pesë ditët e para të njëmbëdhjetë ditëve konsiderohet cikël menstrual.

2- Në qoftë se ndodh pesë ditë gjak, dyzet e pesë pastrim dhe njëmbëdhjetë gjak, dhe në qoftë se dy ditë të fundit të njëmbëdhjetë ditshi janë brenda ciklit të mëparshëm atëherë për shkak se është me pak se tre nuk ndryshon numri ditëve të ciklit. Ndryshon vetëm koha e saj.

3- Në qoftë se janë pesë ditë gjakderdhje, 48 pastrim dhe dymbëdhjetë gjak atëherë shtatë ditë prej dymbëdhjetë ditëve janë pastrim dhe pesë ditë janë të ciklit menstrual, kështu që nuk ka asnjë ndryshim.

4- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 54 pastrim, një ditë gjak, katërmbëdhjetë pastrim, një ditë gjak, atëherë dita e gjakderdhjes në mes konsiderohet ditë e fundit e pastrimit. Për shkak se nuk ka pastrim atëherë 14 ditshi konsiderohen ditët e gjakderdhje, për ketë arsye pesë ditët e para të kësaj konsiderohen cikël menstrual. Nuk ndryshon as koha dhe as numri i ditëve.

5- Në qoftë se janë pese ditë gjak, 57 ditë pastrim, tre ditë gjak, katërmbëdhjetë ditë pastrim dhe një ditë gjak, atëherë tre ditë gjak janë të periudhës se ciklit menstrual. Katërmbëdhjetë ditët pas kësaj konsiderohen si ditët e gjakderdhjes por për shkak se i kalon njëmbëdhjetë ditë atëherë këtu ndryshon vetëm numri i ditëve të periudhës se ciklit.

6- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 55 ditë pastrim dhe nëntë ditë gjak dhe nëse mbas nëntë ditëve ndodh pastrimi shih atëherë cikli menstrual konsiderohet nëntë ditë. Këtu ndryshon vetëm numri. Janë tre ditë dhe në kohen e ciklit dhe mbas saj.

7- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 50 ditë pastrim dhe dhjetë ditë gjak atëherë dhjetë ditë janë cikël menstrual. Ditët e pastrimit janë bere 50. Ditët e gjakut janë në kohen e ciklit dhe në numrin e tyre.

8- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 54 ditë pastrim dhe tetë ditë gjak atëherë tetë ditë janë cikël menstrual dhe tre ditë e sipër janë brenda ciklit. Numri i ditëve të ciklit dhe pastrim kanë ndryshuar në një ditë.

9- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 50 ditë pastrim dhe shtatë ditë gjak atëherë shtatë ditë konsiderohen cikël menstrual, sasia e nisabit nga kjo para ciklit, apo me pak se tre ditë janë brenda ciklit. Kështu që ciklit ka ndryshuar edhe koha edhe numri kurse pastrimit vetëm numri.

10- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 58 ditë pastrim dhe tre ditë gjak atëherë përsëri tre ditë janë cikël menstrual dhe nga këto dy ditë janë brenda ditëve të ciklit dhe njëri është mbrapa. Ciklit i ka ndryshuar koha dhe numri kurse pastrimit i ka ndryshuar numri.

11- Në qoftë se janë pesë ditë gjak, 64 ditë pastrim, shtatë apo njëmbëdhjetë ditë gjak atëherë tek e para shtatë ditë janë cikël menstrual dhe kështu i bie të ketë ndryshuar numri dhe periudha. Tek gjendja e dytë, pesë ditë e para të njëmbëdhjetë ditëve janë menstruacione kurse gjashtë ditë janë istihaza. Ciklit i bie të ketë ndryshuar vetëm koha. Numri nuk ndryshon për shkak se i ka kaluar dhjetë ditët. Por numri i ditëve të pastrimit ndryshon.

Imam Fahrudin Osman Zeyla (Allahu e mëshiroftë) në librin **“Tebyinul-Hakaik”** dhe Ahmed Shilbi (Allahu e mëshiroftë) në komentimin e tij kanë thënë se: “në qoftë se një ditë para kohes se ciklit shikon gjak, dhjetë ditë pastrim pastaj një ditë gjak, atëherë sipas imam Ebu Jusufit (Allahu e mëshiroftë), cikli fillon me dhjetë ditshin që nuk ka shikuar gjak dhe vazhdon deri sa e ka kohen e ciklit. Dita e parë dhe e fundit e ciklit të ri është pa gjakderdhje. Sepse gjaku që është shikuar në ditën para dhe mbas ciklit konsiderohet gjak pastrimi fasid. Sipas imam Muhamedit (Allahu e mëshiroftë), asnjë ditë e kësaj nuk konsiderohet menstruacion.

Gruaja që ka periudhën e ciklit menstrual pesë ditë gjak dhe njëzet e pesë ditë pastrim:

1- Në qoftë se një përpara ka pas gjak dhe një dit pastrim, pastaj gjaku vazhdon dhe kalon dhjetë ditë, atëherë sipas Ebu Jusufit, pesë ditë konsiderohen cikël menstrual. Kurse ditët para dhe pas konsiderohen istihaza. Sipas imam Muhamedit, tre ditët që shikohet gjak konsiderohen menstruacione. Dhe këto janë dita e dytë e tretë dhe e katërt e ciklit. Sepse ditën e parë nuk ka shikuar gjak. Nëse është dita e pese nder ditët që shikon atëherë kjo është jashtë ciklit.

2- Në qoftë se ditën e parë të ciklit shikon gjak pastaj një ditë pastrim pastaj gjakderdhja vazhdon duke kaluar dhjetë ditë, atëherë me miratimin e gjithëve pesë ditë konsiderohen cikël menstrual. Sepse dita e parë dhe e fundit është me gjak.

3- Në qoftë se në tre ditët e para të ciklit shikon gjak, pastaj nëse dy ditët tjera janë të pastra, pastaj gjakderdhja duke vazhduar kalon dhjetë ditë atëherë sipas Ebu Jusufit, është cikël menstrual pe ratë që e ka ciklin pesë ditë. sipas imam Muhamedit, tre ditët e para të ciklit konsiderohen menstruacione. Sepse, sipas imam Muhamedit, është e nevojshme që dita e parë dhe e fundit e ciklit të jetë me gjak.)

Në librat “Bahr” dhe “Durrul-munteka” thuhet se, (në qoftë se gjakderdhja kalon kohen e ciklit, kur ndërpritet para dhjetë ditëve, mbasi ndërpritet, dhe nëse nuk vjen fare brenda pesëmbëdhjetë ditëve, atëherë tregohet me bashkimin në një fjale se në ditët që ka ardhur i tepërt do të jetë cikli menstrual. Sipas kësaj bie që ditët e ciklit të kenë ndryshuar. Në qoftë se brenda pesëmbëdhjetë ditëve dhe netëve vjen një here gjak, për ata që e kanë kapërcyer ciklin nuk konsiderohet menstruacion, por është istihaza. Kur kuptohet se kjo është istihaza, atëherë namazet e pa falura në këto ditë duhet të falen kaza). Është mustehab që të pres deri afër fundit të kohës se namazit mbas ndërprerjes se ciklit dhe kur ndërpritet para dhjetë ditëve. Pastaj merr gusuli dhe fal namazin e asaj kohe. Pastaj e ka të lejuar që të kryej marrëdhënie. Në qoftë se i kalon gusuli dhe koha e namazit duke pritur, atëherë e ka të lejuar kryerjen e marrëdhënieve edhe pa gusul, kur i del koha e namazit.

Vajza për here të parë dhe gruas se cilës i gjaku që shikohet mbas pesëmbëdhjetë ditëve i ndërpritet pa u bere tre ditë, atëherë duhet të prese deri afër fundit të kohës se namazit. Pastaj merr abdes pa marre gusuli, e fal namazin e asaj kohe dhe fal namazet kaza që i kanë kaluar këto ditë. nëse mbas faljes se këtij namazi i vjen përsëri gjakderdhje atëherë nuk ka fal namaz. Në qoftë se përsëri ndërpritet, atëherë merr vetëm abdes nga fundi i kohës se namazit fal namazin e asaj koheshe nëse ka namaze pa falur i fal kaza. Kështu vepron deri sa të plotësohen tre ditë. por nuk i lejohet të kryej marrëdhënie edhe sikur të bej gusul.

Në qoftë se kanë kaluar tre ditë të ardhjes se gjakut, kur ndërpritet para kohës se ciklit, atëherë nuk e ka hallall të kryej marrëdhënie edhe sikur të bej gusul deri sa të kaloj koha e ciklit. Por në qoftë se deri në fundit e kohës se namazit nuk shikon ndonjë njolle atëherë duhet të marre gusul dhe të fale namazin e asaj kohe, si de ti fal kaza ato që nuk i ka falur dhe agjëron. Në qoftë se mbas ndërprerjes se gjakut nuk vjen fare gjak për pesëmbëdhjetë ditë, atëherë dita e ndërprerjes se gjakut konsiderohet dita e fundit e ciklit. Por në qoftë se gjaku fillon përsëri atëherë e lë namazin. Dhe agjërimin që po e mbante e kompenson kaza mbas ramazanit. Në qoftë se gjaku ndalon atëherë përsëri merr gusul afër fundit të kohës se namazit dhe fal namazin dhe agjëron. Deri në dhjetë ditë vazhdon kështu. Po që se mbas dhjetë ditësh shikon gjak, atëherë fal namazin pa marre gusul dhe e ka hallall të kryej marrëdhënia pa marre gusul. Por është mustehab që të marre abdes para se të kryej marrëdhënie. Në qoftë se gjaku ndalon para se të zbardhe agimi, dhe ka kohe nga zbardhja e agimit aq sa të marre gusul dhe të veshë rrobat, dhe nuk ka kohe shume sa për të thënë Allahu Ekber atëherë agjëron ditën e ramazanit të asaj ditë. Por nuk e ka të nevojshme të fale kaza namazin e jacise. Por në qoftë se ka kohe sa për të thënë Allahu Ekber atëherë e ka të nevojshme të fale namazin e jacise. Nëse cikli menstrual fillon para kohës se iftarit atëherë largohet nga namazi. Dhe nuk e fal kaza namazin kur të pastrohet nga cikli. Por nafilen e kryen kaza. Në qoftë se kur zgjohet nga gjumi shikon në bezen e saj gjak mbasi që ka aguar dita, atëherë ai moment konsiderohet cikël menstrual. Në qoftë se kur zgjohet e shikon bezen e saj të pastër atëherë konsiderohet e çliruar nga cikli

menstrual prej momentit që është shtrire me fjet. Për të dyja rastet është farz falja e namazit të jacise. Sepse qenia farz e namazit është e lidhur me qenien e pastër edhe me momentin e fundit të kohës se namazit. Ajo që pa falur kohen e namazit shikon që i kanë ardhur menstruacionet atëherë nuk e ka farz ta fale kaza ketë namaz.

Është e nevojshme që mes dy cikleve të gjendet periudha e pastrimit të plotë. Kjo është pastrimi i plotë (pastrimi sahih), kurse tregohet me marrëveshje se do të jenë dy menstruacione të gjakut që vijnë para dhe mbas pastrimit. Brenda dhjetë ditëve të ciklit menstrual, ditët e pastrimit që gjendet mes ditëve që shikohet gjak konsiderohet cikël menstrual, kurse ditët e istihazes që janë mbas dhjetë ditëve pranohen si ditët e pastrimit. Një vajze në qoftë se tre ditë shikon gjak pastaj pesëmbëdhjetë ditë i ndërpritet, pastaj një ditë shikon gjak pastaj një ditë pastrim pastaj tre ditë shikon gjak atëherë dita e parë dhe tre ditët e fundit që shikohet gjak, konsiderohen dy menstruacione të ndryshme. Sepse, nga që cikli do të jetë tre ditë, menstruacionet e dyta nuk mund të fillojnë nga gjakderdhja dy ditore që ndodhi në mes. Kur kjo një ditorja e prish atë pastrimin e plotë që ishte para saj. Molla Husrev (Allahu e mëshiroftë) në komentimin e librit “Gurer” thotë se, (në qoftë se një vajze shikon se një ditë ka gjak, katërmbëdhjetë ditë pastrim, një ditë gjak, tetë ditë pastrim, një ditë gjak, shtatë ditë pastrim, dy ditë gjak, tre ditë pastrim, një ditë gjak, tre ditë pastrim, një ditë gjak, dy ditë pastrim dhe një ditë gjak, atëherë sipas imam Muhamedit (Allahu e mëshiroftë), nga këto dyzet e pese ditë, ato që janë mbas katërmbëdhjetë ditëve, vetëm dhjetë ditë konsiderohen cikël menstrual kurse tjerat janë istihaza). Sepse, për shkak se pas këtyre dhjetë ditëve nuk ka pasur pastrim të plotë, nuk mund të filloje cikël i ri. Ditët e mëpasshme të pastrimit, për shkak se nuk kanë qenë në kohen e ciklit nuk mund të pranohen gjithmonë si cikël. (Kurse sipas imam Ebu Jusufit, dhjetë ditët e para dhe dita e katërt që është pastrimit i dyanshëm behën dhjetë ditë cikël menstrual. Sepse, ditët e mëpasshme të pastrimit fasid, sipas imam Ebu Jusufit gjithmonë mund të pranohen cikël. Sipas pikës se parë të mëposhtme, mbas dhjetë ditësh menstruacione, janë njëzet ditë pastrim, pastaj dhjetë ditë [dhjetëditëshi katër] konsiderohet menstruacione.

Në qoftë se gjaku vazhdon pa ndërprerë për pesëmbëdhjetë ditë pa pasur fare pastrim, atëherë veprohet me llogaritë e numrit të ditëve të ciklit. Domethënë, duke filluar nga cikli i fundit pastrimi deri në ditën e pastrimit të një muaji me parë dhe pastaj aq sa është cikli konsiderohen menstruacione.

Në qoftë se tek vajza ka gjakderdhje të vazhdueshme, atëherë në lidhje me ketë tregohen katër lloje në veprën **“Menhelul-Varidin”**:

1- Në qoftë se gjaku i shfaqur vazhdon, atëherë dhjetë ditët e para pranohen si menstruacione pastaj njëzet ditë tjera konsiderohen pastrim.

2- Vajza, në qoftë se shikon vazhdimin e gjakut mbas gjakut sahih dhe pastrimit sahih atëherë kjo vajze konsiderohet grua që ju ka përcaktuar cikli. Për shembull, nëse sheh pesë ditë gjak, pastaj në qoftë se është dyzet ditë e pastër, pesë ditët në krye të vazhdimit konsiderohen menstruacione, pastaj dyzet ditët pranohen si pastrim. Kështu vazhdon deri sa ti ndërpritet gjakderdhja.

3- Në qoftë se shikon gjak fasid dhe pastrim fasid, të dyja nuk pranohen si cikël. Pastrimi, nëse është fasid për shkak se është me pak se pesëmbëdhjetë ditë, gjaku që shikohen i pari pranohet si gjak i vazhdueshëm. Në qoftë se janë njëmbëdhjetë ditë gjak dhe katërmbëdhjetë ditë pastrim, pastaj vazhdon gjakderdhje e vazhdueshme atëherë gjakderdhja e parë për shkak se ka kaluar dhjetë ditshin konsiderohet fasid. Dita e njëmbëdhjetë dhe pesë ditët e para të istimrarit (gjakderdhjes se vazhdueshme) konsiderohen pastrim, mbas kësaj ditës se pestë vazhdon duke qenë dhjetë ditë cikël menstrual dhe njëzet ditë pastrim. Qenia e plotë e pastrim, kurse qenia fasid e ditëve të gjakut për të përzierjes, atëherë nëse pastrimi fasid me ditët e gjakderdhjes nuk e kalojnë tridhjetë ditët, përsëri pranohet sikur gjaku i parë të jetë istimrar. Kështu është (istimrari) vazhdimësia mbas njëmbëdhjetë ditë gjak dhe pesëmbëdhjetë ditë pastrim. Për shkak se dita e parë e gjashtëmbëdhjetë ditëve është me gjakderdhje, është pastrim fasid. Katër ditët e para të istimrarit janë pastrim. Në qoftë se shuma e këtyre ditëve kalon tridhjetë atëherë dhjetë ditët e para janë cikël menstrual pastaj ditët që janë deri në istimrar pranohet të gjitha si pastrim, dhjetë ditët pas istimrarit konsiderohen menstruacione,

kurse njëzet ditë si pastrim dhe kështu vazhdon. Njëmbëdhjetë ditë gjak, pastaj kështu është vazhdimësia e istimrarit mbas njëzet ditësh pastrim.

4- Nëse shikohet gjaku sahih dhe pastrimi fasid atëherë ditët e gjakut sahih konsiderohen cikël menstrual. Pastaj deri në tridhjetë ditë pranohet si pastrim. Për shembull, në qoftë se mbas pesë ditë gjak dhe katërmbëdhjetë ditë pastrim ndodh istimrari, pese ditët e para konsiderohen menstruacione dhe njëzet e pesë ditë mbas kësaj konsiderohen pastrim. Për të plotësuar ketë njëzet e pesë ditshin, pranohen të pastra njëmbëdhjetë ditët e para të istimrarit. Mbas kësaj vazhdon që pesë ditë janë cikël menstrual dhe njëzet e pesë ditë si pastrim. Si kjo nëse ndodh istimrar mbas një ditë gjak dhe pastaj pesëmbëdhjetë ditë pastrim, atëherë tre ditët e para konsiderohen gjak sahih dhe pastaj ditët deri në istimrar janë të gjitha pastrim fasid, pra tre ditë menstruacione dhe pastaj tridhje e një ditë janë pastrim. Kurse në kohen e istimrarit; vazhdon si tre ditë menstruacione dhe pastaj njëzet e shtatë ditë pastrim. Sikur pastrimi i dytë të ishte katërmbëdhjetë ditë, atëherë sipas imam Ebu Jusufit do ta pranonte të gjithin cikël, dy ditët e para të kësaj janë cikël menstrual pastaj vazhdon duke qenë pesëmbëdhjetë ditë të pastra. Sepse, nga që tre ditët e para dhe pesëmbëdhjetë ditët e pastrimit sahih pranohen si adet (cikël).

Gruaja e cila harron kohen e ciklit quhet **(Muhajjire)** ose **“Dâl-le”.**

**(Nifas)** do të thotë Lehoni. Edhe gjaku, që vjen në abortin kur përcaktohen duart, këmbët dhe koka, është lehoni. Lehonia nuk ka minimum kohor. Kur të ndërpritet gjaku merr gusul dhe fillon të fale namaz. Por, pa u plotësuar ditët e ciklit të lehonisë nuk mund të kryej marrëdhënie intime. Koha me e gjatë e saj është dyzet ditë. kur plotësohen dyzet ditë, edhe po që se nuk është ndërprerë gjaku le të marre gusul dhe të filloj me fal namazet. Gjaku që vjen mbas dyzet ditësh konsiderohet istihaza. Gruaja që mbas lindjes se parë pastrohet për njëzet e pese ditë atëherë cikli kohor i saj në lehoni është njëzet e pesë ditë. Në qoftë se kësaj gruaje në lindjen e dytë gjakderdhja i zgjat dyzet e pesë ditë, atëherë lehonia konsiderohet njëzet e pesë ditë kurse njëzet ditë janë istihaza. Namazit e njëzet ditëve e fal kaza. Kështu që duhet mësuar përmendesh ditët e

lehonisë. Në qoftë se në lindjen e dytë gjaku i ndërpritet para dyzet ditëve, për shembull nëse i ndërpritet në ditën e 35, atëherë të gjitha këto ditë konsiderohen lehoni dhe periudha e saj nga njëzet e pesë ditë i është ndryshuar duke u shtuar në tridhjetë e pesë ditë.

Në ramazan, nëse mbas syfyrit ndërpritet gjaku i menstruacioneve apo i lehonisë atëherë atë ditë as nuk ha as nuk pi. Por atë ditë e agjëron kaza. Në qoftë se menstruacionet apo lehonia fillon mbas syfyrit qoftë kjo dhe mbas ikindise atëherë atë ditë mund të haje dhe pi.

Tek katër medh'hebet është haram që në ditët e menstruacioneve dhe lehonisë të fal namaz, të agjëroj, të hy në xhami, të lexoj kuran apo të mbaj në dore atë, të bej tavaf dhe të kryej marrëdhënie intime. Agjërimet i kryen kaza, kurse namazet nuk i fal kaza. Namazet i janë falur. Në qoftë se gjatë kësaj periudhe për çdo kohe namazi merr abdes, ulet mbi sexhade dhe qëndron aq sa mund të falet ai namaz pastaj bën dhikër dhe tesbih fiton sevapet e namazit që falet në formën më të mirë.

Në librin **"Xhevher"** thuhet se, (duhet që gruaja ti tregoj burrit të saj për fillimin e menstruacioneve. Është gjynah i madh në qoftë se kur burri e pyet gruan dhe ajo nuk i tregon. Po ashtu është gjynah i madh të thotë se me kanë ardhur menstruacionet, ndërkohe që nuk i kanë ardhur. Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) ka thënë se, është e mallkuar ajo grua e cila e fsheh nga burri i saj ardhjen dhe ndërprerjen e menstruacioneve. Është haram që të kryhet marrëdhënie intime me gruan nga anusi qoftë ajo me menstruacione apo jo. Është gjynah shume i madh). Është i mallkuar ai që ja bën ketë gruas se tij. Poshtërsia, domethënë njollosja e fëmijës është gjynah me i madh. Kjo quhet livata*. Në suren Enbija, në lidhje me ligatën urdhërohet që është, punë e pistë. Në komentimin e librit "Birgivi" të Kadizades, transmetohet se Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) ka thënë se, "ata që bëjnë livata si populli Pejgamberit Lut a.s, dhe nëse i zënë duke vepruar ketë vepër atëherë vritini të dy". Disa dijetarë kanë

* Livata do të thotë, kryerja marrëdhënie e dy gjinive të njëjta, si për shembull burri me burrin.

thënë se të dy këto duhet djegur. Kur kryejnë livata të dy këto bëhen xhunub. Kur bën ihtikan, edhe nëse nuk behet xhunub përsëri agjërimi prishet (**Fejzije**).]

Në qoftë se ka hyre koha namazit dhe gruas i vijnë menstruacione akoma pa e falur atëherë nuk është e nevojshme që ai namaz të falet kaza. [lexoni temën e gusulit në librin (**Seadeti Ebedije**)!]

## KAPITULLI MBI MARRJEN E ABDESTIT

Sipas hanefive, farzet e abdesit janë katër, tek malikitë janë shtatë, tek shafiit dhe tek hanbelitë janë gjashtë. Sipas Hanefive:

1. Larja e fytyrës
2. Larja e krahëve së bashku me bërrylat.
3. Të i japësh mes'h – fërkosh me dorë të lagur një të katërtën e kokës.
4. Larja e këmbëve me thembra dhe deri tek zogjtë e tyre.

Abdesti është katër llojesh: Njëri është farzë, njëri vaxhib, njëri sunnet dhe njëri nga ta është mebdub.

Ai abdest që është farz është katër gjëra: Kur të falësh namaz, kur të lexon Kur'an, kur të falësh namazin e xhenazes dhe kur të bënë sexhden e tilavetit – leximit.

Ai abdest që është vaxhib: Të merr abdest kur të bën tavaf të vizitës – zijare.

Ai abdest që është sunnet: Të merr abdest kur këndon Kur'an përmendësh, apo kur të bënë vizitën e varrezave dhe kur të pastrohesh, para pastrimit të merr abdest.

Abdesti që është mendub; të merr abdest kur të bien në gjum dhe kur të zgjohesh nga ai, kur ndonjëherë të bën gijbet apo të gënjen, apo kur dëgjonë ndonjë gjë që të ngacmon epshin. Duhet të merr abdest po ashtu edhe kur bën tevbe dhe istigfar.

Kur të shkonë të prezentonë në ndonjë mexhlis – tubim të diturisë, mirë është të shkon me abdest. Të merr abdestë edhe në gjërat ku ke pasur dyshim, psh e ke falë namazin me një abdest të dyshimtë prandaj duhet të marresh përsëri. E kështu me radhë, por duhet pasur kujdes të mos bëjmë mekruh të marrim abdest mbi abdest.

## RRETH UJRAVE

Ujërat janë katër llojesh: Mâi Mutlak, Mâi mukajjed, mâi meshkuj dhe mâi musta'mel.

1. Mâi Mutlak – janë ujërat e shiut, detit, uji i rrjedhshëm, uji i pusit apo burimit. Këto ujëra e bëjnë të pastër ndyrësirën.
2. Mâi Mukajjed – Janë uji i shalqirit, kungullit, uji i lulës trndailit dhe të ngjashme me këto.

Këto ujëra e pastrojnë ndyrësirën por nuk mundë të përdoren për abdest e as për busull.

3. Mâi Meshkuk – Janë ato ujëra ku ka pirë gomari, nënë e tij mushka apo të ngjashme.

Me këtë lloj uji është i lejur edhe abdesti e edhe gusulli. Nuk ka rëndësi se cilin e përdor së pari.

4. Mâi Musta'mel – Janë ata ujëra apo ai uj që për të cilin kë dyshim, prë shtë uj i cili ka rënë në tokë apo është ndarë nga trupi? Më i vërteti nga këta është që ai është ndarë nga trupi. Në lidhje me këtë ekzistojnë tri thënie: Sipas İmami Azamit – Ebu Hanifes (rahmetullahi alejhi) kjo është nexhaseti galidha – ndyrësirë e rëndë. Sipas İmam Ebu Jusufit "rahmetullahi alejhi" është nexhaseti hafife – ndyrësirë e lehtë. Ndërsa sipas İmam Muhammedit "rahmetullahi alejhi" k ujë është i pastër, e kjo pra është më e vërteta.

Nëntë janë kushtet e obligueshmerisë së abdesit:

1. Të jesh mysliman.
2. Të jesh në moshën madhere – bulug.
3. Të jesh i mençur.
4. Të jesh pa abdestë.
5. Që uji i abdestit të jetë i pastër.
6. Të kesh forcë dhe mundësi për marrjen e abdesit.
7. Të mos jetë (femra) me cikël.
8. Të mos jetë po ashtu (femra) me nifas.
9. Të jetë në çdo kohë të namait [kjo e nënt vlenë vetëm për ata që kanë arsye të justifikueshme – sahibi udhr.]

Sunnetet e Abdestit janë njëzet e pesë::

1. Të lexon Eudhu bil-lahin.
2. Të këndon Besmelen.
3. Të pastron duart.
4. Të shpërlanë mirë mesin e gishtërinjve.
5. Të shpërlanë gojën.
6. Të shpërlanë hundën.
7. Të bën nijetin për të. Tek hanefitë nijeti nuk është farz por sunnet. Tek Shafiit është farz ndërsa tek Malikitë është farz duke i larë duart.
8. Të kthehesh nga kibla.
9. Të shpërlanë mirë mjekrën (nëse ajo është e shpesh).
10. Të i jep mes'h mjekrës.
11. Të fillon nga e djathta.
12. Të fillon me gishtin e majtë të dorës së majtë për ta e pastruar këmbën e djathtë nga gishti i madh në të tjerët.
13. Të i jep mes'h kokës - pjesës më të madhe të sajë.
14. Të u jep mes'h veshëve dhe qafës me ujin që të ka mbetur nga mes'hi i kokës.
15. Të kesh kujdes dhe zbaton renditjen.
16. Të mos kesh ndërprerje dhe të vazhdon njërën pas tjetrës.
17. Të fillojë nga ana e parme kur të merre mes'h.

18. Të përdorë misvakun.
19. Të përcjellë ujin nga qoshet dhe në vetullat e syrit.
20. Të i fërkoje vendet e pastruara.
21. Të merre abdest në një vend të lart.
22. Të pastrojë tri herë pjesët e abdesit.
23. Të mbushe ibrikun pasi të merr abdest.
24. Të mos flasësh ndonjë fjalë dynjaje kur merr abdest.
25. Të jesh gjithmonë në këtë dhe mbi këtë nijet.

## RRETH PËRDORIMIT TË MISVAKUT

Përdorimi i misvakut ka pesëmbëdhjetë dobi. Këto janë marr nga vepra (Sİraxhu'l-Vehhaxh), e që po i cekim më poshtë.

1. Bëhet shkak për përmendjen e shehadetit në momentin e vdekjes.
2. Përforcon mishin e dhëmbëve.
3. Largon gëlbazën.
4. Ndalon tëmthin.
5. Largon dhimbjen e gojës.
6. Largon erën e gojës.
7. Allahu xh. sh. do mbetet i kënaqur me të.
8. Forcon damarët e kokës.
9. Shqetësohet shejtani.
10. Sytë e tij shndrisin.
11. Do të ketë shumë hajre dhe bamirësi.
12. Vepron me sunnetin.
13. I pastrohet goja.
14. Do të ketë një gojë të rrjedhshme.
15. Namazi që falet duke e përdorur misvakun ka dallim nga ai namaz që nuk përdoret misvaku në aspektin e shpërblimeve.

Mustehabet e Abdestit: Këto janë gjashtë sosh;

1. Thënia e nijetin me gojë që është bërë edhe me zemër.
2. Të i jepet mes'h trupit me ujin që ka mbetur nga veshët.
3. Të mos i pastron këmbët në drejtim të kibles.
4. Nëse është mundësia, të pihet uji i mbetur nga abdesti, në këmbë drejtuar ka kibla.
5. Të u spërkatet pak ujë shallvareve pas abdesit.
6. Të e fshin abdesin me një peshkir të pastër.

Për prishjen e abdesin, ibni Abidini thotë (është mustehab që të vepron një gjë që në një medhheb tjetër është farz ndërsa në medhhebin tënd kjo gjë nuk është mekruh). Në shkresën 286-të İmam Rabbaniu thotë: (Pasi që në medhhebin Maliki, shtrydhja e pjesëve të marra abdest është farz, edhe në këtë duhet ta e bëjmë). Kur ibni Abidini shpjegon talakun rixh'i, thotë: (Një gjë që është në medhhebin hanefi, e njashtu edhe në atë maliki, mirë është të ndiqet edhe ajo e medhhebit maliki. Sepse imam Maliku është sikurse të jetë studenti i İmam Ebu Hnifes. Kur në medhhebin Hanefi nuk gjendet ndonjë mendim në ndonjë çështje, dijetaret e medhhebit hanefi kanë dhënë fetva sipas medhhebit Maliki. Medhhebi Maliki është më i afërti nga medhhebet me medhhebin hanefi).

Mekruhet e Abdestit – janë tetëmbëdhjetë;

1. Të harxhon shumë ujë kur e lanë fytyrën.
2. Të i frynë ujit të abdesit.
3. Të i pastron pjesët më pakë se tri herë.
4. Të i pastron pjesët më shumë se tri herë.
5. Të pështynë në ujin ku ke marr abdest.
6. Të i pastron hundët në atë ujë.
7. Të përcjell ujin e abdesin kur bën gargara.
8. Të kthen pjesën e prapme ka kibla.
9. Të i mbyllë sytë.
10. Të hapësh sytë shumë.
11. Të fillon nga e majta.
12. Të pastron hundën me dorë të djathtë.
13. Të i jep hundës ujë me dorë të majtë.

14. Të i jep hundës ujë me dorë të djathtë.
15. Të i mëshon vendit me këmbë.
16. Të merr abdest me ujë që është ngrohë në diell.
17. Të mos mbrohesh nga uji i përdorur – mai mustamel.
18. Të bënë fjalë të dynjallëkut.

Gjërat që prishin abdesin: në lidhje me këtë janë theksuar deri në njëzetë e katër gjëra;

1. Gjarat që i ikin nga mbrapa.
2. Gjërat që i ikin nga para.
3. Nëse nga para ose prapa i dej ndonjë krimb, gurë i vogël apo të ngjashme.
4. Të bën lëvizjen e gjakut
5. Nëse tek femrat paraqitet përsëri ilaçi që rrjedh nga femrat pas lindjes.
6. Nëse dikush merr ilaç nga veshi dhe ky rrjedh nga goja, kjo e prish. [nëse del nga veshi apo hunda nuk e prish]
7. Nëse dikush ka vendosur pambuk apo diç tjetër në vendin ku del urina dhe kjo bien nga aty. [Nëse një pjesë e pambukut mbetet në atë vend dhe pjesa tjetër ka rënë dhe është e tharë, kjo nuk e prish.]
8. Nëse bie pambuku dhe nëse është lagur pjesa që ka mbetur jashtë.
9. Të vjell – kthen me gojë të mbushur. Të kthen gëlbazë nuk e prish edhe nëse është e shumtë.

Nëse del ndonjë lloj uji nga personi që flenë – është në gjumë, ky ujë është i pastër po që se është edhe i verdh.

10. Nëse nga syri rrjedh ndonjë lot për shkaqe sëmundjeje, kjo e prish. Por nëse rrjedh nga loti i të qarit apo nga kepa, kjo nuk e prish.
11. Nëse del ndonjë gjak, lëng i verdh nga hunda, qoftë të mos ketë rrjedh jashtë, pra të ketë mbetur në zgavrat e hundës. Hundët nuk janë të pa pastra. Nuk e prishin.
12. Nëse kur të pështynë dhe në pështymë duket ndonjë gjak i tepërt.
13. Kur diçka të kap me dhëmbë, dhe kjo gjë lëshon gjak dhe ky gjak rrjedh në tokë apo ti spërkat edhe dhëmbët e gojën

tënde, në këtë rast prishet abdesti. Nëse gjaku nuk të prek abdesti nuk prishet.

14. Nëse në një vend del gjak, dhe ai gjak edhe nëse është i paktë dhe nuk është shpërndarë apo nuk ka rrjedh nga vendi i daljes, sipas hanefive abdesti prishet. Sipas Malikive dhe Shafiive nuk prishet.

15. Nëse je i hipur në një kafshë (që nuk kë ndonjë samar apo shalë apo të ngjashme) dhe nëse flenë edhe varësh poshtë.

16. Nëse futesh në dyshim se athua mora apo nuk mora abdest, në këtë rast mendimi rasti kalon në pa abdest – duhet marrësh përsëri.

17. Nëse përqafohesh me bashkëshorten –in kur ndonjëri është lakuriq.

18. Nëse harron se ndonjë pjesë ta trupit për abdest nuk e ke larë dhe nuk je i sigurt se cilën pjesë.

19. Nëse nga një vend nga vetvetiu apo presioni del ndonjë gjak, lëng i verdh apo të ngjashme.

20. Nëse në një vend ke pas një plagë, në mes të sajë ka një lëng të verdh, gjak apo ndonjë pa pastërti tjetër që është mbledhur aty, nuk do të prishet abdesti nëse këto lëngje nuk kanë kulluar apo nuk kanë dal mbi pambukun apo leckën me të cilën e ke mbështjellë atë vend. E nëse ka depërtuar edhe në leckë dhe pambuk, atëherë prishet.

21. Nëse është mbështetur në një vend dhe ka fjetur, e ka marrë gjumi dhe nëse kjo gjë i largohet dhe ai rrëzohet.

22. Nëse qesh në atë mas sa të dëgjojë vet dhe tjetri afër kur është në namazet me ruku dhe sexhde. Nëse qeshet në atë masë sa që vetëm vet e dëgjon, këtij i prishet vetëm namazi ndërsa abdesti nuk i prishet.

23. Nëse alivanoset apo i bie të fiktë.

24. Nëse del nga veshi ndonjë lëng i verdh, gjak apo t ngjashme dhe zbret në vendin ku ka nevojë të merret gusull.

### ***Evropianet mësuan nga në se si të pastrohemi në hamam***

***Se më herët nga era e keqe nuk mundë të hyje në shtëpi***

***Pastërtinë e përhapen myslimanët në gjithë botën***

***Kështu ata i shpëtuan njerëzit nga armiku më i madh.***

## LUTJET APO DUATË  E ABDESTIT

Kur të fillojmë të marrim abdest duhet thënë: (***Bismil-lahi'l-dhim ve'l-hamdulil-lahi ala dini'l-islami ve alâ tevfiki'l-imani, elhamdulil-lahi'l-ledhi xheale mâ'e tahuren ve xheale islame nuren)***

Kut të depërton ujin në gojë thuaj (***Allahumme'skini min havdi nebijjike ke'sen la admeu badehu ebeden).***

Kur merr ujë në hundë thuaj***: (Allahumme erihnî râjihate'l-xhenneti verzuknî min neimiha ve lâ turihnî rajihatennâri).***

Kur të pastron fytyrën thuaj: (***Allahumme bejjid vexhhî bi nûrike yevme tebjeddu vuxhûhu evlijaike ve la tusevvid vexhhî bidhunûbi jevge tesveddu vuxhûhu a'dâike).***

Kur të pastron krahun e djathtë thuaj: (***Allahumme a'tinî kitâbî bi jemînî ve hasibnî hisâben jesirin).***

Kur të pastron krahun e majtë thuaj: (***Allahumme lâ tu'tinî kitâbî bi shimâlî ve lâ min verâî dhahrî velâ tuhâsibnî hisâben shedîden).***

Kur të i jep mes'h kokës thuaj: (***Allahumme harrim sha'rî ve besheri alen-nâri ve edhilleni tahte dhilli Arshike yeve la dhille il-lâ dhil-luke).***

Kur t'u jep mes'h veshëve thuaj: (***Allahumme'xh-alnî minel-ledhîne jestemiune'l-kavle fe jettebiune ahseneh).***

Kur t'i jep mes'h trupit thuaj: (***Allahumme a'tik rekabetî minennâri vahfadh mineth'thelâthili vel aglâl).***

Kur të pastron këmbën e djathtë thuaj: (***Allahumme thelbit kademejje alessirâti jevge tedhil-lu fîhi'l-akdâm).***

Kur të pastron këmbën e majtë thuaj: (***Allahumme lâ tatrud kademejje ales-sirâti jevge tatrudu kul-lu akdâmi a'dâike. Allahumme'xhal sa'jî meshkûren ve dhenbî magfûren ve amelî makbûlen ve tixhâretî len tebûre).***

Pasi të përfundoje marrja e abdesit thuaj: (***Allahumme'xh-alnî minettevvâbîne vexh'alnî minel mutetahhirîne vexh'alnî min ibâdikessâlihîne vexhalnî minel-ledhine lâ havfun alejhim ve lâ hum jahzenûne).***

Me pas këndo edhe këtë dua duke shikuar drejtë qiellit ***(Subhaneke Allahumme ve bihamdike eshhedu en lâ ilâhe il-la ente vahdeke lâ sherike leke ve enne Muhammeden abduke ve resuluke).***

Me pas një, dy apo tre herë mundë të lexon suren el-Kadru duke e thënë edhe Besmelen.

Vazhdo që njohuritë fetare tua mëson familjes, gruas, fëmijëve dhe të tjerëve në mënyrë që të mos kesh përgjegjësi në ditën e kiametit për këto.

## RRETH MARRJES SË TEJEMMUMIT

Sipas medhhebit Hanefi, tejemmumi është i saktë edhe para se të vijë koha e tij. Ndërsa në tre medhhebet tjera kjo nuk është kështu. Farzet e tejemmumit janë tri: Tejemmumi që është i nevojshëm për abdest dhe tejemmumi që vlen për të marrë gusull janë të njëjtë. Vetëm se dallojnë në nijjete. Për këtë shkak, njëri tejemmum nuk vlen edhe për nevojën apo shkakun tjetër.

1. Vendosja – bërja e nijetit e që kjo është kusht i pa tjetërsuar.
2. Të i mëshon duart mbi dheun e pastër dhe të e fërkon – t'i jep mes'h fytyrës.
3. Po ashtu të i mëshon dheut me duar dhe një herë t'i jep mes'h krahut të djathtë me dorën e majtë e më pas krahut të majtë me dorën e djathtë.

Argumentet në lidhje me tejemmumin janë ajetet fisnike të Kur'anit, ajeti katërdhjetë e tre i surën Nisâ dhe ajeti i gjashtë i surës Maide. Sipas malikive dhe shafiive tejemmumi nuk është i lejuar nëse merret para kohe dhe se nuk lejohet të falet më tepër se një namaz me një tejemmum.

Marrja e tejemmumit nuk lejohet të bëhet me gjashtë gjëra. Edhe nëse ato gjërat janë të mbuluara me dhê. Këto gjëra janë: Hekuri, bakri, tunxhi, kallaji, ari, argjendi dhe të gjitha mineralet tjera. Është kush që këto të shkrihen në nxehtësi dhe të zbuten në nxehtësi duke qenë të mbështjella apo mbuluara me dhê apo porselenet apo edhe xhamët të mbuluara me dhê.

Nëse në një vend me dhê është bërë urina e më pas ai vend është tharë, lejohet që aty të falët namazi. Por nuk lejohet të merret tejemmum.

Që të merret tjejemmumi, kërkohet që të lypësh dhe të gjen ujin, pra tejemmumi është i vlefshëm nga mos gjetja e ujit, apo kërkimi dhe pyetja e dikujt për ujë, e një myslimani, por është përsëri kusht që edhe ky i pyetur të jetë i drejtë.

Kushtet e tejemmumit janë pesë:

1. Bërja e nijetit.
2. Bërja e mes'hit.
3. Që vendi nga ku merr tejemmum të jetë nga lloji i dheut. Nëse nuk është nga lloji i dheut, duhet të ketë përmbi një sasi dheu.
4. Kërkohet që të jetë vendi apo lloji që ku përdoret të merret tejemmum të jetë i pastër.
5. Që të mos ketë asnjë mundësi gjetja e ujit dhe në asnjë shans. [është arsye e justifikueshme edhe çështja e sëmundjes në këmbë apo krah. Po kështu qëndron edhe gjendja me të moshuarit. Këta mundë të falën duke qenë ulur.]

Sunnetet e tejemmumit janë shtatë:

1. Leximi apo këndimi i Besmeles
2. Të kesh duart e pastra kur i mëshon dheut.

3. Që kur t'i mëshon dheut me duar, ti lëviz ato para dhe prapa.
4. Të i hapësh gishtërinjtë.
5. Të i shkundë duart duke i mëshuar njëra-tjetrës.
6. Që së pari t'i jep mes'h fytyrës.
7. Që të u japësh mes'h krahëve së bashku me bërrylat.

Katër janë kushtet për të kërkuar ujin:

1. Që të jetë i ndërtuar vendi ku gjendet.
2. Nëse i jepet ndonjë lajmë se gjendet uji.
3. Nëse ka ndonjë mendim apo dyshim se gjendet uji.
4. Nëse nuk është lagje apo vend që nuk ekziston ndonjë frikë.

Nëse dikush e gjen ujin, mirëpo vendi se ku ndodhet uji gjendet më larg se një mil, atëherë tejemmumi është i lejuar. Nëse gjendet më afër se një mil dhe se nuk po kalon koha, atëherë nuk lejohet të merret tejemmum. [Një mil është sa katërmijë dhira' e që tek hanefit 0,48 x 4000 = 1920 metre rrugë.]

Nëse dikush e kërkon ujin dhe nuk e gjen atë dhe pasi që ta e fale namazin e gjen apo sheh ujin, duhet ta e përsërisë namazin apo jo? Kjo çështje është e diskutueshme. Më e vërteta është se nuk e përsërit namazit që më herët e ka falë.

Nëse dikush lagët me ujë mirëpo nuk gjen ujë sa për të marr abdest por as nuk gjen ndonjë vend që të merr tejemmum, atëherë ai e thanë një pjesë të dheut dhe me të merr tejemmum. Nëse disa vetë marrin tejemmum dhe vetëm njëri nga këta e vëren ujin, në këtë rast tejemmumi i të gjithëve bahet i pa vlefshëm.

Nëse ndokush sjell një sasi të ujit dhe thotë që njëri nga ju të merr abdest, po ashtu edhe në këtë rast bëhet i pa vlefshëm tejemmumi i të gjithëve. Mirëpo nëse thotë që ju të gjithë merrni abdest, mirëpo uji është i pakët dhe nuk mjafton për të gjithë, por vetëm për njërin, atëherë tejemmumi i të gjithëve është i vlefshëm.

Nëse dikush është xhunub (i pa pastër) dhe nuk mundë të gjen ujë për ta marrë gusull në ndonjë vend pos në xhami, atëherë ky person merr tejemmum dhe më pas hynë në xhami për të marrë ujin. Mirëpo kur të hyjë në xhami për të marrë ujin dhe nuk gjen ujë,

atëherë ai duhet të merr edhe një herë tejemmum për të falë namazin.

Nëse dikush bëhet i pa pastër në xhami kur është ulur, ai duhet të merr tejemmum dhe të del nga xhamia.

Nëse dikush i ka duart e prera edhe ky mundë të merr tejemmum. Por nëse ky person e ka dikë tjetër që mundë të e pastroje taharetin e tij – ti jep istinxha, atëherë marrja e istinxhasë nuk ç'fuqizohet nga ky person (që i ka duart e prera). Nëse nuk ka ndonjë që i jep istinxha – atëherë kjo bëhet e pa vlefshme.

Nëse dikush i ka edhe duart e edhe këmbët e këputura, sipas dy mendimeve namazi i këtij bie nga obligimi. Ndërsa sipas İmam Ebu Jusufit, ky e ka obligim namazin.

Tejemmumi për namazin e xhumasë nuk është i vlefshëm. Pra nëse ngutet të arrijë namazin e xhumasë nga frika se po i ik koha, nuk gjen ujë dhe merr tejemmum, ky tejemmum është i pa vlefshëm. [Ngaqë namazi i xhumasë është shndërrim me namazin e drekës]. Po ashtu ndalohet që të merret abdest edhe me një ujë që rrjedh nga një hurmë që quhet Nebid, e që kjo cekët në veprën **(Durru'l-Muhtâr).**

Nëse dikush bahet i pa pastër në rrugë, duhet të merr tejemmum dhe të falë namazin e sabahut. Kështu vazhdon deri në drek. Sapo të ofrohet koha e ikindisë dhe po i ik koha e drekës, menjëherë duhet të merr tejemmum dhe ta e falë drekën. Por nëse ky person pas kohës së ikindisë gjen ujë, se a duhet falur përsëri namazin e sabahut dhe drekës, për këtë çështje ka mendime të ndryshme në mesin e dijetarëve. Sipas një thënie, duhet t'i përsërisë këto namaze ndërsa sipas një thënie tjetër, nuk duhet t'i përsëris. Kjo çështje siç duket ka mundësi të bëjë me sahibi tertipin – pra ai që vazhdimisht e ka falë namazin nga mosha e bylykut pa e ndërprerë atë.

Nëse dikush ka ujë në kafshën e tij (kalë, gomar etj) dhe se kjo kafshë i humbet ky person duhet të merr tejemmum dhe të falë namazin. Nëse dëgjon zërin e kafshës duke qenë në namaz, atëherë këtij i prishet tejemmumi – abdesti.

Nëse dikush është me një kafshë bartëse i hipur mbi të dhe nëse zbret nga ajo por në anën tjetër nuk e presin atë shokët, ai do të merr tejemmum mbi kafshë siç është hipur dhe e falë namazin me shenja mimike.

Nëse rruga është e frikshme apo koha e ftoftë dhe merr gusull, por ekziston mundësia që mundë të sëmuret, atëherë merr tejemmum dhe e falë namazin.

Duhet që ai i cili udhëton të ketë me vete një tullë apo një lloj qeramikë. Në mënyrë që nëse nevojitet të merr tejemmum atëherë të merr tejemmum nga aty nëse vendi ku ndodhet është i pa përshtatshëm. Kështu që ai e falë namazin.

Nëse dikush është në namazin e bajramit dhe i prishet abdesti dhe nëse del për të marrë abdest i ikë koha për të arritur namazin dhe këtë e din sigurtë, apo e ka frikën se po bëhet shumë rrëmujë dhe kallaballëk në xhemat, merr tejemmum dhe e fal namazin. Kjo thënie është sipas mendimit të İmami Azamit Ebu Hanifes. Sipas İmamejneve ( İmam Ebu Jusufit dhe İmam Muhammedit) duhet të merr abdest.

[Tahaviu në hashijen – shpjegimin e tij Merak el-felâh thotë: (Sëmundja është një arsye e justifikueshme për të marr tejemmum. Por nuk mundë të jetë arsye e një personi që është i shendosh e të merr tejemmum duke pasur mundësinë të merr abdest me shkas se mos ndoshta do i paraqitet sëmundja. Kur një i shëndosh agjëron dhe ka frikë se po sëmuret, për këtë çështje ka nga disa dijetarë që thonë se këtë agjërim mundë të leje për kaza, dhe pikërisht për këtë thonë se e ka të lejuar edhe personi që të merr tejemmum nëse ka frikë se po i paraqitet sëmundja. Sëmundja është katër lloje: Sëmundja që paraqitet nga dëmi i ujit. Lëvizja që mundë të sjell dëm dhe që vet ai nuk mundë të përdorë ujin. Ai as nuk mundë të merr tejemmum. Se a i sjell dëm ajo, vetë duhet të konstatoje apo të merr raport të një mjeku fetarë dhe të drejtë për këtë çështje. Por edhe nëse nuk është i drejtë, pranohet dëshmia e tij në çështjen e profesionit dhe dëshmisë në atë pikë. Nëse dikush ka ujë por nuk ka mundësi të e përdorë atë për shkaqe të justifikueshme, atëherë ai merr tejemmum. Por nëse ka fëmijë, shokë, shërbëtorë apo dikush tjetër që i ndihmon, atëherë duhet të merr abdest. Nëse nuk gjendet ndonjëri nga këta, atëherë merr tejemmum. Sipas İmam Azamit – Ebu Hanifes nuk lejohet të merret një shërbëtor me pagesë për këtë punë. E ai që nuk mundë të merr as tejemmum, atëherë e len namazin për kaza. Edhe nëse bashkëshortet nuk janë të obliguar pët t'i ndihmuar njëri-tjetrit për namaz apo abdest, është e nevojshme që të kërkojnë ndihmë nga njëri-tjetri. Nëse dikush gjendet jashtë

fshatit apo qytetit dhe nuk mundë të gjen ujë të ngrohtë, dhe nëse merr gusull me ujë të ftoftë, mundë të merr tejemmum po që se frikohet se po bëhet i sëmurë. Ka edhe fetë për këtë çështje nëse ndodhesh edhe në qytet brenda. Nëse pjesët e abdesit apo për gusull janë më shumë se gjysma të plagosura - me plagë, atëherë duhet të merret tejemmum. Nëse e ka gjysmën të dëmtuar, duhet të pastroje vetëm vendet e shëndosha. Plagëve u jep mes'h, por nëse ato dëmtohen apo lëndohen, mes'hin e bën mbi mbështjellësin e tyre. Por nëse edhe kjo e dëmton atëherë nuk u jep mes'h atyre. Nëse në kokë është i lënduar apo ka diçka të sëmurë, dhe nëse mes'hi këtë e dëmton, ky mes'h për këtë rast bie nga obligimi. Nëse dikush i ka dy duart dhe dy këmbët e prera, gjë që të cilat duhet pastruar dhe nëse edhe kokën dhe fytyrën e ka të lënduar, nga shkaku se nuk mund të merr tejemmum, falët në atë mënyrë dhe nuk e përsërit namazin. Nëse e ka fytyrën e shëndosh, u thotë tjerëve që t'ia lajnë atë. Nëse nuk ka një ndihmës për këtë, atëherë fytyrën e fërkon për dhê. Nëse dikush është i lënduar, sëmurë në një dorë, pra nëse ajo është e këputur etj. Merr abdest me dorën tjetër. Nëse të dy duart i ka kështu, atëherë duarve dhe fytyrës u jep mes'h për dhê. Në mënyrë që të mbrohesh nga lëndimi i plagës, shqyerjes apo të ngjashme, nëse këto janë të mbështjella me allçi apo ndonjë mbështjellës tjetër dhe nuk mundë të u japësh mes'h, atëherë këtyre sipërfaqësisht mund të u jep mes'h apo pjesës së lëkurës së shendosh. Nëse është mundësia që të nxjerr këto mbështjellësh sa për të u dhënë mes'h lëkurës së shendosh e më pas të vendos mbështjellësin. Këto nuk kanë ndonjë masë kohore për t'i mbështjellë duke qenë me abdest. Lejohet që njërës këmbë t'i jepet mes'h – mbështjellësit të këmbës, nëse ajo është e lënduar dhe tjetrës ti jepet abdest. Nëse bie nga plaga mbështjellësi, abdesti nuk prishet. Po ashtu nuk prishet abdesti edhe nëse më parë i ke dhënë mes'h dhe duke qenë me abdest ia ndërron mbështjellësin. Nëse thyhet një thua apo paraqitet një plagë dhe nëse largimi i balsamit apo kremit ndikon negativisht tek ai vend i lënduar, atëherë duhet pastruar sa të është mundësia pjesa mbi krem. Nëse pastrimi mbi të paraqet ndonjë dëm, atëherë duhet dhënë mes'h. Por nëse edhe mes'hi sjell dëm, atëherë nuk i jep as mes'h. [Pasi që në tri medhhebet tjera çështja qëndron kështu, nuk ka mundësi që të pasohet ndonjë medhheb tjetër. ] lidhur me këtë lloj kremi që cekëm,

ibni Abidini thotë se ky është një lloj ilaçi që forcohet pasi të lyhet vendi (xhebire). Por mbushja e dhëmbit dhe rregullimi i tij nuk është po kështu. Sepse këtu, në këtë rast është mundësia që të pasohet mendimi i medhhebit Maliki apo Shafii. Nëse dikush alivanoset dhe i humbet vetëdija, në këtë rast nëse i kalojnë gjashtë kohë namazi pa i falur, ai nuk e ka obligim t'i fale namazet kaza derisa t'i vij mendja. Nëse i sëmuri nuk i ka falë namazet as me shenja mimike, sa do që do është numri i tyre, nuk mundë të lejë vasijjet për lehtësimin e tyre përmes iskatit. Nëse bëhet mirë, atëherë i bën kaza që të gjitha. )

Ibni Abidini "rahmetullahi alejhi" thotë: (është mekruh që nëse të jep abdest apo mes'h një tjetër person. Por është e lejuar që atë ujë ta e sjelle dikush tjetër dhe të të ndihmoje në derdhjen e ujit e ti vet të i pastron vendet e abdesit. Nëse një i sëmurë vazhdimisht e ndotë shtratin ku flenë dhe rrobat e tij dhe se ndërrimi i tyre është i mërzitshëm dhe i vështirë, ai mundë të falet edhe pse është i pa pastër. Ato pjesë të forta që quhen xhebire (lloj pomade që forcohet si dërrasë) fllasterët, apo gjëra që shërbejnë për të mbështjellë plagën, bien nga plaga, duke qenë plaga e mirë, atëherë abdesti prishet. Nëse plaga është mirë, por nuk bien mbështjellëset, abdesti dhe gusulli po ashtu do të prishen edhe nëse këtë mbështjellës e tërheq pa bërë dëm.)

Allahu xh. sh. robërve të Tij u sjell ndonjë sëmundje, dert apo lëndim në mënyrë që ta dashurve të Tij t'u fale mëkatet. Ibadetet e tyre u bëhen të vështira dhe mërzitshme. Si shkëmbim për këtë, u jep bereqet dhe rahati e lehtësi në punët e kësaj bote. Ndërsa atyre që nuk bëjnë ibadet, nuk u sjell rahati dhe kënaqësi. Këta, edhe nëse mundohet përmes shumë mënyrave të arrijnë fitime të mëdha dhe jetojnë në kënaqësi, këto gjëra nuk u zgjasin shumë. Pas një kohe, këta mundë të përfundojnë në spitale apo burgje. Po ashtu edhe dënimet në ahiret do t'i kenë të forta.]

## ISNTINXHA, ISTIBRA, ISTINKA

Istinxha, do të thotë larja me ujë e vendit të jashtëqitjes se nevoje personale. Istibra do të thotë të kaluarit e kohës duke ecur apo me ndonjë veprimi tjetër mbas kryerjes se urinës aq sa të largohet lagështira në vend qitjen e saj. Istinka do të thotë qetësia dhe siguria e zemrës që ajo është e pastër.

Istinxhaja është gjashtë llojesh:

Qenia farz, në qoftë se në rroba, në trup, në vendin ku do të fale namaz gjendet pisllëk me shume se sa një dirhem atëherë është farz që ta pastroje me ujë atë. Kështu që dhe gjatë marrjes se gusulit është farz të berit istinxha. [një dirhem këtu do të thotë një mithkal, e cila është katër gram dhe tetëdhjetë centigram.]

Qenia vaxhib, në qoftë se në veshjen dhe në vendin e faljes gjendet nexhaset sa një dirhem, atëherë është vaxhib largimi i saj.

Nëse është me pak se një dirhem atëherë të larguarit e saj është sunet.

Mustehab, largimi i një nexhaseti sa do të vogël është mustehab. Mendub, kur dikush ulet duke qenë vendi i lagur dhe pastaj bën gazra, atëherë është mendua që ta laje atë.

Nëse dikush bën gazra kur ulet në vend të thatë atëherë është bidat që ta laje atë.

Sunetet e istinxhase: pastrimi me gurë ose toke dhe pas kësaj larja me ujë është sunet.

Nëse nexhaseti nuk hiqet me gurë dhe toke, por mbetët me shume sa një dirhem apo me tepër se një dirhem njolloset në anët e vendit të nevojës atëherë është farz që të lahet me ujë. Pas kësaj duhet që ta fshije me një beze të bardhe, në qoftë se nuk ka beze duhet ta thaje me beze.

Mustehabi istinxhase është një: pastrimi me gurë tek, domethënë ose tre ose pese ose shtatë gurë.

[personit që se mban dot urinën, që urina të mos përlyej rrobat e tij, e palose pak cepin e një beze me përmasa (12x12), dhe këtu lidh majën e një spangoje apo litari me gjatësi deri në gjysme metri. Beze duhet që të mbuloj majën e organit. Litari duhet të sillet rreth bezes domethënë mbi organin e mashkullit. Afër lidhëses behet dypalëshe dhe ajo duke kaluar poshtë lidhëses tërhiqet dhe shtrëngohet. Në majën e lire, behet një halk me pulle, dhe me gjilpërë çengeli lidhet. Kur dëshiron të bej urinën, atëherë e hap gjilpërën, duke nxjerr halken e perit, kur tërhiqet peri zgjidhet

menjëherë dhe beze hapet. Nëse halka e perit nuk ndahet kollaj nga gjilpëra, atëherë gjilpërës i vendoset nj enjë lidhëse teli dhe kjo vendoset tek halka. Tek disa të moshuar zvogëlohet organi gjenital dhe beza nuk mund të vendoset sipër tij. Këto, organe dhe vendosen në një torbe të vogël najloni, dhe gryka e torbës duhet që të lidhet. Ai përson që i shpeton urina por nuk është invalid, kur është i medh'hebit hanefi, atëherë gjatë marrjes se abdesit, gusulit dhe faljes se namazit duhet të beje nijet për ndjekjen dhe imitimin e medh'hebit maliki. Muderrisi i Universitëtit të Ez'herit i cili vdiq në vitin 1384 të hixhrit, Ebdurrahman Xheziri (Allahu e mëshiroftë) në librin "Kitabul-fikh alel-medhahibil-arba') që kanë përgatitur dijetaret e Egjiptit, thotë se: "në medh'hebin maliki, sipas një thënie të dytë, nëse tek i sëmuri apo i moshuari ndodh diçka që e prish abdesin, nuk i prishet abdesi ashtu si përsoni me të meta personale apo invalidi. Kur është në gjendje haraxhi, ata që janë të medh'hebit hanëfi dhe shafi e ndjekin apo imitojnë ketë thënie". Ndjekësi i medh'hebit hanëfi që i shpëton urina në namaz, kur nuk e ka mundësinë atëherë ndjek ketë thënie apo mendim të malikit. Duke bere nijet e vazhdon namazin si një invalid apo person me të meta personale].

## SI FALET NAMAZI

Në namaz futët me katër gjera: me farz, me vaxhib, me sunet dhe me mustehab. Në medh'hebin hanefi është sunet që duart të ngritën deri tek veshët. Është sunet që shuplaka e dorës të drejtohet nga kibla. Është mustehab që meshkujt të ngrenë duart deri tek pjesa e butë e veshit kurse femrat deri tek supet, kurse thenia "Allahu Ekber" është farz. Është sunet që të lidhen duart mbas marrjes se tekbirit. Është sunet vendosja e dorës se djathtë mbi dorën e majtë. Është sunet të meshkujt të vendosin duart poshtë barkut kurse femrat në gjoks. Është mustehab që mashkulli të kape kyçin e dorës se majtë.

Është sunet që në namaz të lexohet "subhaneke", falësi qoftë imam, xhemat apo dhe vetëm. Nëse është imam ose vetëm

është sunet që të lexoje “eudhu bilahi mine shejtani rraxhim”. Është sunet të lexohet besmeleja. Është vaxhib leximi i sures Fatiha dhe mbas Fatihas është vaxhib të lexohen tre ajete apo një ajet që të jetë i gjatë sa tre ajete, është farz që të lexohet një ajet Kuranor në çdo rekat të namazit sunet dhe vitrit dhe në rekatet e para të farzeve kur falemi vetëm.

Është farz që të përulet beli në ruku. Është vaxhib që të përkulet e të qëndroje në ketë pozicion aq kohe sa mund të thuhet tre here “Subhanallah”. Është sunet që të thuhet “Subhane rabijeladhim”. Është mustehab që të thuhet pesë apo shtatë here. Sipas imam Ebu Jusufit është farz që kur drejtohemi prej rukuse dhe kur drejtohemi për tu ulur mes dy sëxhdeve të qëndrohet aq kohe sa mund të thuhet një here subhanallah. Dhe sipas mendimit të dy anëve, edhe pse disa kanë thënë se është vaxhib apo sunet, me e sakta është se ajo është vaxhib.

Është farz që në sexhde balli të vendoset në toke. Është vaxhib që në ketë pozicion të qëndrohet aq sa mund të thuhet tre here subhanallah. Është mustëhab që të thuhet pesë apo shtatë here.

Ibn Abidini (Allahu e meshiroftë) ka thenë se, duke bere sexhde, në fillim vendosen dy gjunjët pas dy duart pastaj hunda pastaj balli. Gishtat e mëdhenj duhet të jenë në një drejtim me veshet. Në medh’hebin shafi vendosen në një vije me supet. Është farz që të paktën nga një gisht i këmbës të vendoset në toke. Duhet që toka të jetë e fortë dhe mos të futët koka brenda. Duhet që në toke të shtrohet qilim, hasër, grurë dhe misër. Edhe ato që qëndrojnë në toke si tavolina, divanet dhe makina do të thotë vend. Ato që vendosen sipër kafshës dhe samarët apo të ngjashme me këto nuk konsiderohet vend. Kolovajset, pemët, bezet që qëndrojnë në ajër të lidhura në peme, qimet, tapetat dhe hasrat nuk konsiderohen vend. Nuk është e saktë sexhdeja që bëhet sipër gjerave që rrëshqasin si orizi, melit apo linumit. Por në qoftë se janë në thes atëherë është e saktë. Vendi i sexhde, në qoftë se është gjysem zra me lart nga vendi ku vendosen gjunjët, domethënë dymbëdhjetë gishte lart (njëzet e pese centimetër) edhe pse sexhdeja është e saktë përsëri kjo vepër konsiderohet mekruh. Në sexhde duhet që bërrylat të jenë

larg trupit dhe barku larg kofshëve. Majat e gishtave të këmbës mbahen të drejtuara drejt kibles. Ashtu sikur është sunet që gjatë uljes në ruku që të bashkëngjitën kockat e këmbës me njëra tjetrën po ashtu edhe në sexhde është sunet që të bashkohen.

Femra kur qëndron në namaz, i ngre duart e saj deri tek supet. Duart nuk mund ti nxjerre jashtë mëngëve. Shuplaken e dorës e djathtë e vendos mbi dorën e majtë dhe këto i vendos në gjoks. Në ruku përkulet pak. Nuk e mban belin e saj drejtim me kokën. Në ruku dhe sexhde nuk i hap gishtat e saj, por i bashkon me njëra tjetrën. I vendos duart sipër gjunjëve. Gjunjët i përthyen pak dhe nuk i mban gjunjët. Në sexhde duart i shtrinë afër barkut. Barkun e bashkon me kofshët e saj. Në teshehud ulet duke i nxjerre këmbët e saj në anën e djathtë. Majat e gishtave të dorës i zgjat tek gjunjët. [edhe meshkujt nuk e rrethojnë gjurin.] Gishtat e tyre qëndrojnë të bashkuar me njëra tjetrën. Është mekruh që të falen mes vetës ose të falen mes xhematit të meshkujve me imam. Femrat nuk e kanë farz faljen e namazit të xhumasë dhe të bajramit. Në kurban bajram, mbas faljes se namazeve farz e lexojnë pa zë tekbiri teshrik. Nuk është mustehab falja me vonese e namazit të sabahut. Nuk lexohet me zë të lartë në namaz. Përkthimi i Ibn Abidinit u plotësua.) Hamevi (Allahu e mëshiroftë) në komentimin e librit “Eshbah” thotë se: është mekruh tahrim për femrat që të rruajnë apo të presin apo ti zhdukin me ilaç flokët e tyre në koke. [kuptohet se është e lejuar që ti shkurtojnë flokët e tyre deri tek veshët me kusht që të mos ju ngjasojnë meshkujve.] Është mekruh që femra të thërrasë ezanin apo kiametin. Nuk mund të udhëtojë pa pasur pranë vetës burrin apo një të afërm të gjirit saj (mahremit). Në haxh nuk e zbulon kokën e saj. Edhe kur është me të meta paaftësie e bën sa’jin mes Merves dhe Safase. Tavafin e bën duke qenë larg qabes. Nuk bën rytbe. Sepse është e saktë që zëri i femrës është avret. Në haxh vesh mes’he. Femra nuk mban xhenaze. Nuk vritet kur bëhet murted (del prej feje). Nuk i pranohet dëshmia në çështjet e ligjit dhe ndëshkimit. Nuk bën itikaf në xhami. Është e lejuar që ti lyej duart dhe këmbët me kanë. [nuk përdor varak thonjsh.] Në trashëgimi, në dëshmi dhe në ndihmesën e të afërmit të varfër posedon gjysmën e mashkullit. Femra dashamirëse nuk thërritët në gjykatë. Gjykatësi ose veqili shkon në shtëpinë e saj. Vajza e re në moshe nuk përshëndet

djemtë e huaj dhe nuk i ngushëllon dhe nuk i thotë gjë atij që teshtin dhe as nuk i jep përgjigje kur i thuhet diçka asaj. Nuk qëndron në një dhomë me mashkull të huaj. Përkthimi nga Hameviu u plotësua.

Ulja në teshehudin e parë është vaxhib, kurse ulja në teshehudin e dytë është farz. Leximi i tehijatit në teshehudin e fundit është vaxhib.

Është sunet që të lexohet duaja e salaveteve vetëm në teshehudin e fundit tek farzet, vaxhibet, sunetet e para të namazit të drekës dhe xhumasë, sunetet e fundit të xhumase dhe namazet e tjera në çdo teshehud (si në katër sunetet e ikindise dhe jacise). Fjala selam është vaxhib. Dhe në dhënien e selamit është sunet të shikohen supet. Shikimi i tyre me vëmendje është mustehab.

Dhe kushti që namazit të pranohet në shkalle të lartë, është (largimi nga haramet dhe) hushu', devotshmëria, largimi nga ato gjera që nuk i intereson, lënia e dembelizmit, ibdad (adhurimet). Hushu' do të thotë frika nga Allahu i Madheruar, devotshmëri (takva) do të thotë ruajtja e nëntë organeve nga haramet dhe mekruhet, largimi nga gjerat që nuk i intereson do të thotë lënia e bisedave që nuk kanë dobi për ketë botë dhe ahiretin dhe lënia e punëve që s'janë të dobishme për këto, ibdad do të thotë, në kohen kur të këndohet ezani, largimi nga çdo punë dhe shkuarja për ta kryer adhurimin me xhemat.

Gjashtë gjerat e rëndësishme që duhet të kryen brenda në namaz janë: ihlas, meditimi (tefekkur), frika (hauf), shpresa (rexha), ru'jeti takthir, muxhahede.

Ihlas, do të thotë prania me sinqertët në një vepër (kryerja e saj vetëm për të fituar kënaqësinë e Allahut), tefekkur do të thotë, mendimi çështjeve që janë brenda në namaz; hauf do të thotë frika ndaj Allahut të Madheruar; rexha, do të thotë të shpresuarit në mëshirën e Allahut të Lart madhëruar; ru'jeti takthir do të thotë që të dish vetën si qenie me të meta; muxhahede do të thotë lufta me nefsin dhe shejtanin.

Në thirrjen e ezanit Muhamedi duhet të mendohet sikur Israfili (alejhi selam) po i fryn surit, kur ngritët të marre abdes sikur po ngritët nga varri, kur shkon në xhami sikur po shkon në sheshin e

mahsherit, kur myezini thërret e ezanin dhe xhemati futët në saf sikur këto njerëz në mahsher bëhen 120 safe prej të cilave 80 safe janë të Pejgamberit tonë dhe 40 janë popujt e Pejgambereve tjere, mbasi të lidhet mbas imami, kur imami lexon suren Fatiha le të imagjinoj sikur në të djathtën e tij është xheneti dhe në të majtë është xhehenemi, në qafe është Azraili (alejhi selam) dhe përballe është kibla dhe përpara është varri dhe poshtë këmbëve është ura e siratit. Vallë, pyetja ima e do jetë e lehtë? Dhe adhurimi që kam kryer, në ahiret a do me behet kurore dhe me mua shoqërues dhe a do të jetë drita në varrin tim? Apo nuk do të pranohet dhe do të me përplaset fytyrës si një beze e vjetër?

***Çdo mirësi e jotja kalimtare oj dynja***

***Po i shkatërron furtunat e caktimit***

## EZANI MUHAMEDI

Shkrimi i mëposhtëm është përkthyer nga libri **"Durrul-Muhtâr"** dhe nga komentimi i këtij që është bere nga Ibn Abidini:

Ezani Muhamedi quhet leximi i fjalëve të caktuara që tregohen në şibrat e ilmihalit, në një forme të caktuar nga një mysliman me mendje të shëndoshtë. Domethënë duhet që të dale në minare dhe të këndojë këto fjale arabisht. Nuk konsiderohet ezan këndimi i përkthimit tyre në një gjuhe tjetër qoftë dhe nëse ja dinë kuptimin atyre. Ezani, thirret për të treguar ardhjen e kohës se pesë namazeve në ditë. Është sunet muekkede që meshkujt të dalin e ta këndojnë atë në një vend të lartë jashtë xhamisë. Është mekruh që femrat të thërrasin ezanin dhe kiametin. Zëri i femrave është haram që të ju transmetohet në dëgjim të meshkujt.

Myezini nderuar duhet që ta thërrasë ezanin në vend të lartë jashtë xhamisë dhe me zë të lartë që komshinjtë ta dëgjojnë atë. Nuk është e lejuar që të bërtasë tepër. Duke thënë "Ekber" e lexojmë me zë të mbytur shkronjë e fundit ose e lidhim me fjalën pasardhëse duke e lexuar me zanoren "u". Nuk lexohet "e". Nuk është hallall që ezani të lexohet me muzike duke i shtuar në fillim ose në fund të fjalëve zanore apo shkronja apo zgjatje të cilat si dhe

të dëgjohet. Është sunet që kur të thuhet fjala “salat” dhe “felah” të kthehet koka në të djathtë dhe në të majtë. Nuk duhet që këmbët dhe gjoksi të largohen nga drejtimi i kibles. Ose lexohet duke u rrotulluar në minare. Minaret e parë e ka ndërtuar Muavija. Në xhaminë e të Dërguarit të Allahut ka qenë ndërtuar një vend i lartë. Bilal Habeshi dilte aty lartë dhe e thirrtë ezanin. I Dërguari i Allahut e urdhëroj Bilalin që ti vendoste gishtat në vesh. Nëse mes ezanit bisedohet apo flitet duhet që përsëri ta thërrasë atë. Është e lejuar që të thirret nga disa persona sëbashku. Në qoftë se atë që ka kënduar njëri nuk e përsërisin tjerët atëherë nuk konsiderohet i saktë. Është mekruh tahrim që ezani të thirret ulur. Është sunet që myezini të jetë njëri sahih, të dije sunetet e ezanit dhe kohet e namazit, ta këndojë çdo ditë vazhdimisht dhe ta këndojë pa pagese, vetëm që të fitoje kënaqësinë e Allahut. Është e lejuar që të thirret me pagese. Nuk është i saktë ezani që thirret nga një fëmije që s’ka mbushur moshën madhore. Sepse zëri i këtij është sikur zeri i zogjve dhe i mjeteve. [për ketë arsye, nuk është e saktë që të thirret ezani apo ikameti me altoparlantë. Nuk besohet në transmetimin e ezanit dhe tekbirin e imamit fasik. Është mekruh që ky person ta thërrasë ezanin. Është kusht që myezini të dije se po e therret në kohen e vet ezanin dhe të tjerët ta dinë se po falin namazin në kohën e vet. Nëse dikush e fal namazin duke pasur dyshim në kohen e namazit, atëherë edhe në qoftë se pastaj e kupton se kupton se e ka falur në përsëri namazi nuk konsiderohet i saktë. Nuk është i saktë ai namaz që falet duke ndjekur kalendarët, takimet që kanë përgatitur personat kafir dhe fasik. Kalendari që përdoret në darul-harb, duhet që të pyetët dhe të mësohet në vërtetësinë e tij një mysliman që beson se është sahih dhe alim.] Nder ezanët e ndryshme që këndohen në përputhje me sunetin, duhet që dëgjuesi të thotë vetëm ezanin e parë nga ata që dëgjon dhe nëse është ezani i xhamisë ku ai shkon atëherë duhet që të shkoje tek xhemati. Edhe ata që lexojnë Kuran duhet ta thonë. Falësi i xhenazes, ai që është në ushqim, xhami, duke mësuar dituri fetare dhe duke dhenë mësim për këto dituri nuk e ka të nevojshme ta përsëris ezanin. Ezani që nuk këndohet në gjuhen arabe dhe që lexohen me shume melodi nuk është në përputhje me sunetin. Është mustehab që dëgjuesi i ezanit të ngrihet në këmbë nëse është ulur dhe të ndaloje nëse është duke ecur. Duke shpjeguar kurbanin në temen e betimit thuhet se, (është vaxhib

për shtetin që në çdo vendbanimi, në çdo lagje të ndërtoje xhami. Kjo ndërtohet nga pasuria e "bejtul-mal". Në qoftë se shteti nuk e ndërton ketë, atëherë myslimanët e kanë vaxhib ta ndërtojnë ketë.)

[shikohet se duke ndjekur fenë islame, nëse në çdo lagje ndërtohet xhami, atëherë në çdo lagje do të thirret ezani dhe të gjithë do dëgjojnë ezanin e lagjes tyre. Ngritja e shumtë zërit të myezinin bën që të mos jetë e nevojshme përdorimi i altoparlantëve. Altoparlantët janë një bidat që bëhen shkak për lënien e suneteve të ezanit. Është gjynah i madh përdorimi i këtij bidati gjatë thirrjes se ezanit dhe faljes se namazit. Gjithashtu bëhet shkak dhe për prishjen e këtyre ibadateve (adhurimeve). Për ketë arsye, këshilltari i kryetarit të punëve të bashkime islame dhe komisioni i hulumtimeve të veprave fetare në vitin 1.12.1954 me vendimin 737 në piken pesëmbëdhjetë thuhet se, (në mënyrë absolutë është e ndaluar vendosja e altoparlantëve në mihrab. Nëse ka shume xhemat sa të mos dëgjohet tekbiri dhe zëri imamit atëherë shtohet numri i myezinëve dhe vendosen në vende të ndryshme që të përcjellin zërin e imamit në mënyrë që i gjithë xhemati ta dëgjojë). Zëri i leximit të Kurani kerimit dhe ezanit në radio, magnetofon dhe në altoparlantë nuk është zëri njeriut, zërat e njerëzve që lexojnë këto janë zëra muzike që dalin në pah nga ana e magneteve dhe elektrikut, edhe pse ajo që behet shkak për daljen e tyre nuk është vetë zëri i njeriut, por nga që i ngjan shume atyre supozohet se është zëri i lexuesve, në lidhje me ketë çështje tregohet gjerë e gjatë në temën e sexhe tilavetit të librit "El-fiku alel-medhahibil-arba" dhe në temen kënga dhe muzika të librit "Seadeti ebedije". Ezani Muhamedi të cilin e ka urdhëruar feja islame quhet zëri i myslimanit sahih. Zeri që del nga buria nuk është ezan. Një nga dijetaret hakiki të shekullit tonë Elmalili Hamdi efendi (Allahu e meshiroftë) në faqen 2361 të vëllimit tretë në tefsirin e tij thotë se, (shikohet se këto urdhra "istima" dhe "insat" i kanë rënë për hise kiraetit. Ndërsa kiraeti behet me zgjedhje e veprimit të një gjuhe, që del nga goja e një njeriut të zgjuar dhe folës duke u bazuar në shqiptimet të veçanta dhe që bëhet me zërin që shtyn qëllimin e kuptimit tyre. Kështu që dhe vepra e Xhebrailit madje nuk është kiraet por ikra domethënë një shtyse që të bën të lexosh. Vepra hyjnore është tënzil dhe kiraeti hallkut. Ashtu siç nuk mund të quhet kiraet zërat që dali nga mendja

dhe marrëdhënia, dhe vepra që arrihet nga e kundërta e zërit nuk quhet kiraet. Për ketë arsye fakihët kanë treguar se nuk është kiraet zëri i cili është në kundërshtim me një kiraet dhe kjo nuk konsiderohet tilavet, si për shembull: kur dëgjohet ndonjë ajet sexhdeje në ketë mënyrë atëherë nuk është e nevojshme të bëhet sexhde tilavet. Ashtu siç nuk thuhet se është bërje kiraeti kur një libër bëhet mutalea pa ze, po ashtu dhe dëgjimi i një zëri me muzikë apo tinguj magnetike nuk është kiraet por është dëgjimi i një muzike dhe një tingulli. Kështu që dhe zëri i një lexuesi Kurani që transmetohet nga magnetofoni apo radioja nuk është një kiraet por është e kundërta dhe spektri i kiraetit, dhe nuk konsiderohet hukm-normë dëgjimi i këtyre. Domethënë heshtja e cila është vaxhib për dëgjimin e Kurani kerimit, muzika që bëhet nuk është Kuran, por kiraeti është Kuran. Megjithatë nuk është vaxhib apo mustehab që të dëgjohet, istimai-dëgjimi nuk është i lejuar, nuk duhet të mendohet se është nevojshme që është vaxhib mos dëgjimi. Kështu që këndimi i kuranit është një tjetër vepër dhe dëgjimi i kuranit që këndohet nga pajisje të ndryshme (si radio etj) është një vepër tjetër. Leximi i Kurani Kerimit me vegla muzikore dhe vendosja e saj mes këtyre veglave duket qartë që është një vepër e mos pëlqyeshme dhe që nuk shkon. Edhe pse leximi i Kurani Kerimit është një kurbet, leximi i saj në vende jo të mira është një faj. Por në qoftë se gjendet që lexohet, nuk është faj që të dëgjohet por mosdëgjimi i saj është faj. Për shembull, ai që lexon Kurani Kerim në banje hyn në gjynah. Me gjithë ketë nuk është sevap mos dëgjimi i kësaj kur të lexohet. Ashtu si kjo, kur në zëra transportues apo në megafon ose radio transmetohet ndonjë lexim Kurani, nuk duhet të mendohet se sikur që nuk është detyre që të mos dëgjohet, edhe mos dëgjimi i saj është detyre. Sepse edhe pse nuk është kiraet-lexim, është shëmbëlltyra e kiraetit. Sepse fjalët e nefsit janë dege. Prandaj edhe pse dëgjimi i kiraetit nuk është vaxhib apo mustehab, me e pakta është e lejuar, e meriton dhe madje nuk është e lejuar që të tregohet ndonjë mos respekt ndaj saj. Një mysliman që gjendet në ketë situatë, është sikur ai që gjendet përballe një fletë të Kuranit që është vendosur në një vend jo të merituar që ndaj kësaj nuk duhet të tregoj mospërfillje dhe aq sa të ketë mundësi ta marre atë dhe ta vendose në një vend të merituar të përshtatshëm, kjo është një detyre e domosdoshme e fesë.)]

Në shumicën e librave të fetvave dhe të fikhut, si për shembull në librin “Kadihan” thuhet se, (thirrja e ezanit është sunet. Për shkak se kjo është nder shenjat e fesë islame atëherë shteti duhet që në atë qytet apo lagje që nuk thirret ezanit ti detyroje me force që ta bëjnë ketë. Myezini duhet që të dije drejtimin e kibles dhe kohet e namazeve. Sepse është sunet që gjatë thirrjes se ezanit prej fillimit deri në fund të qëndrohet në drejtim të kibles. Ezani thirret për të treguar kohet e namazit dhe kohen e fillimit të iftarit. Nëse ai që nuk i dinë këto kohe apo fasiku e thërret ezanin atëherë kjo bëhet shkak për fitne dhe përçarje. Është mekruh që ezanin ta thërras fëmija që s'ka arritur moshën madhore, i dehuri, budallai, ai që është xhunub dhe femra. Duhet që myezini ta thërrasë përsëri në të tilla rastesh. [është shume sevap këndimi, ti besh tjerët që ta këndojnë atë dhe dëgjimi i mevludit. Po është haram që gruaja të lexoje mevlud, ezan apo këngë me zë me të lartë se ajo çfarë nevojitët apo të ja u transmetoje zërin e saj meshkujve për ta dëgjuar dhe dëgjimi i këtyre është haram. Gruaja duhet që vetëm grave të ja këndojë, zërin e saj nuk duhet ta transmetoje në magnetofona, radio dhe televizorë.] Edhe pse këndimi i ezanit ulur, apo pa abdes apo sipër kafshës është mekruh përsëri ezani këtyre nuk përsëritët. Ezani këndohet në minare ose jashtë xhamisë. Nuk thirret brenda xhamisë. Këndimi ezanit me telhin, domethënë këndimi i tyre në mënyrën e prishjes se fjalëve duke i zgjatur ato është mekruh. Ezani nuk këndohet në gjuhe tjetër përveç gjuhës Arabe.) Në librin “Hindije” thuhet se, (është mekruh që myezini ta ngrejë zërin me tepër se sa ka fuqi). Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë) thotë se, (që ezani të dëgjohet sa me larg, është sunet që myezini të hipë në një vend të lartë dhe ta thërrasë atë. Është e lejuar që disa myezinë ta thërrasin një ezan sëbashku). Nga këto shkrimet e dijetareve nënkuptohet se është bidat këndimi ezanit apo i ikametit dhe falja e namazit me altoparlantë. Veprimi i bidatit është gjynah i madh. Në hadithe thuhet se, “nuk i pranohet asnjë adhurim atij që vepron bidate”. Edhe pse zëri i altoparlantit ngjason shume me zërin e njeriut përsëri ai nuk është zëri njeriut. Por është zë që del si rezultat i magnetit që ve në lëvizje pjesët tjera. Nuk është zëri i njeriut që hip në një vend të lartë dhe thërret ezan. Vendosja e altoparlantëve rreth e rrotull minareve dhe mos dalja e zëri drejtim kibles është gjynah. Nuk është e nevojshme për

altoparlantë dhe zëra metalik që zëri të dëgjohet larg. Sepse ndërtimi i xhamisë në çdo lagje është vaxhib. Në çdo lagje do të thërritët ezan dhe në çdo shtëpi do të dëgjohet ezani i lagjes tyre. Përveç kësaj lejohet dhe "ezani xhavk". Ezani xhave quhet këndimi i një ezani nga disa myezinë së bashku. Dëgjimi i zërave të njeriu që është i pikëlluar ndikon në zemrat dhe shpirtrat dhe e rifreskon imanin. [ezani i myezinit dhe kiraeti i imamit lexohet me aq zë sa të dëgjohet brenda dhe jashtë xhamisë. Është mekruh që ta mundoje vetën që ky zë të dëgjohet larg. Edhe këtu nënkuptohet se nuk është e nevojshme përdorimi i altoparlantëve.] Shkurt, nuk është ezan zëri që del buritë që quhen altoparlantë. Zëri që del nga myezini nderuar është "ezani Muhamedi". Dijetari i madh islam Ebu Nuajm Isfahani në librin "Hiljetul-Evlija" transmeton një hadith ku thuhet se, (zëri ezanit, që del nga veglat apo pajisjet muzikore, është ezani shejtanit. Ata që e këndojnë ketë janë myezinët e shejtanit).

Në hadith thuhet se, (kur të afrohet kiameti, Kurani Kerimi do të lexohet nga mizmarët) dhe (vjen një kohe që, Kurani kerimi lexohet nga buritë. Dhe nuk këndohet për hire të Allahut por për qëjf) dhe (do ketë shume nga ata që lexojnë Kurani kerim, por Kurani kerim këta persona do ti mallkoje) dhe do të vije një kohe që, me të poshtrit e njerëzve do të jenë myezin) dhe ( vjen një kohet që Kurani kerimi të lexohet nga mizmarët. Allahu i madhëruar këto persona i mallkon). Mizuar, do të thotë çdo lloj vegle muzike me fryme, bilbil. Edhe altoparlantët janë mizuar. Duhet që myezinët të frikësohen nga këto hadithe dhe të mos e këndojnë ezanin nga altoparlantët. Disa personalitete fetare injorantë thonë se altoparlantët janë të dobishëm për shkak se ato e qojnë zërin shume larg. Pejgamberi ynë ka thënë se, (adhurimet praktikojini ashtu si me shikoni mua dhe sahatet e mi! Ata që bëjnë ndryshime në adhurim quhen bidati. Bidatçitë pa dyshim se do të shkojnë në xhehenem. Asnjë i adhurim, ibadet i këtyre nuk pranohet). Nuk e është e drejtë ajo që thonë se adhurimeve, ibadeteve po i shtojmë gjera të dobishme. Këto fjale janë gënjeshtrat e armiqve të fesë. Vetëm dijetaret islam e kuptojnë kur një ndryshim është i dobishëm apo jo. këto dijetare hulumtues quhen "muxhtehid". Muxhtehidet nuk bëjnë ndryshime nga vetvetja e tyre. Ata e kuptojnë nëse një

shtëse apo një ndryshim është bidat apo jo. Me marrëveshje është thënë se është bidat këndimi ezanit me mizuar. Rruga apo mënyra që dërgon njerëzit që të fitojnë kënaqësinë dhe dashurinë e Allahut është zemra. Zemra, në krijimin e saj është e pastër si një pasqyre. Adhurimet, ibadetet e shtojnë pastërtinë e zemrës. Bidatet dhe gjynahet e nxijnë zemrën. Dhe kështu që fejzët apo nuri që vjen në mënyrë dashurie nuk mund të merret. Njerëzit sahih e kuptojnë ketë gjendje dhe mërzitën. Nuk duan që të veprojnë gjynah. Duan që ibadetët, adhurimet e tyre të jenë të shumta. Duan që në vend të faljes se pesë kohëve të namazit çdo ditë të falin akoma me shume. Veprimi i gjynahut i vjen ëmbël nefsit dhe është i dobishëm për atë. Të gjitha bidatet, gjynahet e ushqejnë nefsin që është armik i Allahut dhe e forcojnë atë. Kështu është këndimi i ezanit me altoparlantë. Halifeja i Abdullah Dehlevit, Rauf Ahmed në parathënien e librit "Durrul mearif" thotë se, (është haram që Kurani kerimi dhe detyrimet tjera fetare të këndohen me mizmar). Kështu është dhe këndimi i ezanit me altoparlantë.

[Shafiu në librat "El-mukaddimetul-hudramije" dhe "Enuar" thotë se, "për të qenë e saktë sipas medh'hebit shafi për personin që është jashtë xhamie kur donë të ndjeke apo të lidhet mbas imamit në xhami, duhet që të shoh imamin dhe ta dëgjojë zërin e tij dhe nuk duhet të jetë me larg 300 zra nga safi i fundit (300 x 0,42=126 metra)". Falja e namazit mbas imamit në televizor që shikohet dhe dëgjohet zëri nuk është sahih as në medh'hebin hanefi dhe as në medh'hebin shafi. Në kohen e selefi salihin, futja në ibadet e atyre gjerave që nuk kanë qenë në ibadet konsiderohej veprim bidati. Në ajetin 114 të sures Nisa nënkuptohet se do të futën në xhehenem ata që veprojnë bidatin duke përzier tek ezani dhe namazi radion, televizorin dhe altoparlantin. Zëri që dëgjohet nga altoparlantët apo radio nuk është ezani, por ngjashmëria e saj. Edhe pse shëmbëlltyra e njeriut në pasqyre apo vizatuar në fletë ngjason me njeriun përsëri ai nuk është njeriu vetë.]

## VAXHIBET E NAMAZIT

Vaxhibet e namazit në medh'hebin hanefi: mos leximi i ndonjë gjeje tjetër përveç Subahenekes kur jemi të lidhur mbas imamit në namaz. Leximi nga një here i sures fatiha në dy rekatet e

farzeve dhe në çdo rekat të namazeve tjera qoftë kjo me imam apo vetëm. Në farzet me katër apo tre rekate leximi i një pjese kurani mbas leximit të fatihas në dy rekatet e para. Ndarja apo përcaktimi i sures fatiha në farzet me tre dhe katër rekat. Kalimi nga një farz tek tjetri. Leximi i sures Fatiha pas sureve apo pjesëve tjera të kuranit. Qëndrimi apo ulja në teshehudin e parë. Bërja e sexhdeve njëra pas tjetrës. Leximi i tehijatit në teshehudin e fundit. Përfundimi i namazit me fjalen selam. Leximi i duasë se kunutit në namazin e vitrit. Marrja e tekbireve në namazet e bajramit. Leximi me ihfa i vendeve që duhet të lexohen me ihfa. Leximi me xhehr i vendeve që duhet të lexohen me xhehr. Falja e namazit me përkushtimin e rregullave. [shikoni në faqen 185!] bërja e sexhdes se tilavetit, nëse e lexon në namaz ose e dëgjon nga imami. Bërja e sehvi sexhdes. Ngritja menjëherë mbas leximit të tehijatit në teshehudin e parë në namazet farz me katër rekat. Ndjekja e imamit. Nëse është pa të meta fizike, sipas një mendimi, falja e farzeve me xhemat. Leximi i tekbiri teshrikut mbas 23 namazeve farz duke filluar prej namazit të sabahut të ditës se arafatit të kurban bajramit e deri në namazin e ikindise se ditës se katër të këtij bajrami.

### Sunetet e Namazit

Sunetet e namazit në medh'hebin hanefi:

Ngritja e duarve deri tek lapa e veshëve dhe femrat deri tek supet në tekbirin fillestar dhe në tekbirin e duasë se kunutit në namazin e vitrit. Drejtimi i shuplakës se dorës në drejtim të kibles në tekbirin fillestar dhe të kunutit. Lidhja e gishtit të madh dhe gishtave të holle të dorës djathte tek kyçi i dorës majtë gjatë qëndrimit në këmbë. Për femrat, vendosja e dorës se djathtë mbi dorën e majtë. Meshkujt i vendosin duart poshtë barkut dhe gratë i vendosin në gjoks. Leximi i Subhanekes në rekatin e parë të çdo namazi qoftë me imam, me xhemat apo vetëm. Leximi i Eudhus dhe Besmeles mbas Subhanekes në çdo rekat të parë që falet me imam ose vetëm. Leximi i besmeles para Fatihas në gjitha rekatet kur falesh me imam ose vetëm. Thënia amin me ze të ulet, kur falet vetëm,

me imam dhe xhemat, mbasi imamit të ketë mbaruar suren Fatiha duke thënë “ueleddalin”. Thënia e tekbirit duke u ulur në ruku prej qëndrimit në këmbë. Vendosja e duarve në gjunjë gjatë rukuse dhe hapja e gishtave të dorës. Thënia tre here “Subhane rabijel-adhim” në ruku. Qenia e belit dhe e kokës në një vije kur gjendet në ruku. Thënia “Semi’ Allahu limen hamideh” kur ngrihemi prej rukuse në namazet që falen vetëm apo me imam. Thënia “Rabena lekel hamd” mbas ngritjes nga rukuja gjatë faljes vetëm apo me xhemat. Thënia “Allahu Ekber” gjatë uljes në sexhde prej qëndrimit në këmbë. Thënia “Subhane rabijel-ala” tre here në sexhde. Thënia “Allahu Ekber” gjatë ngritjes nga sexhdja e parë. Thënia “Allahu Ekber” kur ulemi në sexhde. Bashkimi i gishtave të dorës, në sexhde. Meshkujt në sexhde i vendosin gjunjët në toke dhe largojnë barkun nga kofshët dhe femrat i bashkojnë kofshët me barkun. Thënia “Allahu Ekber” gjatë ngritjes prej sexhde dytë. Meshkujt, e mbajnë drejt këmbën e djathte dhe ulen mbi këmbën e majtë. Leximi i salaveteve në teshehudin e fundit. Kthimi i kokës në të djathtë dhe të majtë gjatë dhënies se selamit në fund të namazit. Vendosja e duarve sipër gjunjëve dhe lenia e tyre e lire, në tehijat. Drejtimi i duarve dhe gishtave të këmbës në drejtim të kibles, kur jemi në sexhde. Bërja e sexhde me shtatë organe. Leximi vetëm i sures Fatiha në dy rekatet e fundit të namazeve farz që janë me katër rekat. Këndimi i ezanit Muhamedi sipas sunetit. Këndimi i kiametit nga meshkujt, qoftë namazi vetëm apo me xhemat.

## Mustehabet e Namazit

Mustehabet e namazit, në medh’hebin hanëfi:

Ngritja e xhematit në këmbë, kur myezini thotë gjatë thirrjes se kiametit “hajji ales-salah). Prekja e lapës se veshëve me majat e gishtave nga ana e meshkujve gjatë marrjes se tekbirit fillestar dhe atij të kunutit. Shtrëngimi i kyçit të dorës në lidhjen e duarve gjatë qëndrimit në këmbë. Shikimi i vendit të sexhde kur jemi në këmbë. Bërja pesë ose shtatë here tesbih kur jemi në ruku dhe sexhde. Shikimi i këmbëve kur jemi në ruku. Bashkimi i këmbëve kur jemi në ruku. Hapja e këmbës se majta nga e djathta kur ngrihemi në këmbë. Vendosja e hundës në toke para ballit. Shikimi i dy anëve të hundës gjatë qëndrimit në sexhde. Shikimi i

majës se supit kur gjatë dhënies se selamit. Ai që gjendet në krahun e majtë të imamit, kur të japë selam ta beje nijet që ti japë selam imamit, melekve dhe xhematit. Ai që ndodhet në krahun e djathtë, kur të japë selam ta beje nijet që ti japë selam melekve dhe xhematit. Nëse nuk ka as në të djathtë dhe as në majtë njëri atëherë ta bëje nijet vetëm për melekët. Mos fshirja e djersëve në namaz. Lënia e kollitjes dhe e hapjes se gojës. Shikimi i kofshëve në uljen e teshehudit. Imami të kthej fytyrën drejt xhematit mbas mbarimit të namazit.

## KULTURA E NAMAZIT

1. Ai që falë namazin me imam apo vetë, pasi të jep selam thotë: ***(Allahumme ente's-selâmu ve minke's-selâm tebârekte jâ dhe'l-xhelâli ve'l-ikrâm***) Pas kësaj tri herë thotë: ***(Estagfirullahe'l-adhÎm el-ledhÎ lâ ilâhe il-lâhu el-hajjel kajjûmu ve etûbu ilejhi***.) Kjo quhet (duaja e istigfarit). Lejohet që të lexohet edhe pa abdest.

2. Më pas të lexon (***Ajetu'l-Kursijen***).

3. Të thuash (***Subhanallah***) tridhjetë e tre herë.

4. Të thuash (***Elhamdulilah***) tridhjetë e tre herë.

5. Të thuash (***Allahu ekber***) tridhjetë e tre herë.

6. Të thuash një herë (***Lâ ilâhe il-lallahu vahdehu lâ sherîke leh lehu'l-mulku ve lehu'l-hamdu ve huve alâ kul-li shejin kadîr.)***

7. Të hapësh duart duke qenë i drejtuar ka kibla dhe të bënë dua drejtë Arshit të Allahut xh. sh. me një qetësi.

8. Nëse namazi është me xhemat, të presësh për dua.

9. Ë thuash (***âmîn***) në fund të duasë.

10. Të fërkosh fytyrën me duar pas duasë.

11. Më pas lexo surën (***İhlas***) njëmbëdhjetë herë, që në secilën herë të thuash Bismil-lah, kjo është theksuar në veprën (**Berika**) në faqen e fundit të vëllimit të parë, duke thënë se kështu

është porositur në hdithe. Pastaj vazhdo të lexon surën (***Felek, Nâs***), 67 herë (***estagfitullah***) dhe plotësoje me shtatëdhjetë herë, pastaj dhjet herë thuaj (***Subhânallahi ve bi hamdihi subhanallahi'l-adhîm***). Pastaj lexo ajetin që fillon (***Subhâne Rabbike***). Këto janë të shënuara në veprën (***Merâk el-Felâh***). Në hadithe është thënë se (***Pranohet duaja e cila bëhet pas çdo farzi na pesë kohët e namazit***). Por duaja duhet të bëhet në heshtje por me një zemër të zgjuar. Por është mekruh që duanë ta e këndon në formë poezie duke i mësuar përmendësh disa gjëra, e këtë ta e bënë pas namazit apo ndonjë kohe tjetër të caktuar. Pasi të mbaroje duaja, mirë është të i fërkon duart në fytyrë. Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka bërë dua në tavaf, pas ushqimit dhe kur flinte. Në këto dua ai nuk i ngrinte duart dhe nuk i fërkonte për fytyrë. Çdo dhikër dhe çdo dua është më e mirë që të bëhet në heshtje. Është mustehab që duatë dhe istigfaret t'i këndon duke qenë me abdest. Prandaj ndalohet që duaja të bëhet siç bëjnë tarikatxhitë duke e shndërruar atë si formë raksi, rrotullimi, mëshuarje të shuplakave, duke përdorur def, pip, kavall, apo duke i kënduar me ndihmën e ndonjë instrumenti si saz etj. Vërehet pra se më e mirë është që të bënë dua me xhematë dhe duke qenë në heshtje. E kanë të lejuar që të bëjnë dua edhe në vehte dhe gjatë duasë mundë të del dikush. Në fetvanë e veprën (**Hindijje**) thuhet: (është mekruh që imami të ulet pasi që të jepe selam pas namazeve që kanë sunnet të fundit – pas farzit. Prandaj duhet të falë menjëherë sunnetin e fundit duke anuar pak majtas, djathtas apo prapa. Apo të shkojë dhe ta e falë na shtëpi. Ai që falet me xhemat apo vetë, pas namazit menjëherë mundë të i këndojë duatë aty ku është. Apo të fillojë të falë namazin sunnet të fundit në vendin ku është, të anoje pakë djathtas, majtas apo të tërhiqet mbrapa. Në namazet që nuk kanë sunnet, nuk është e hijshme që imami të qëndrojë ashtu drejtë kibles. Duhet të zgjohet të shkojë, të kthehet kah xhemati në të majtë apo djathtë dhe të lutet.)

Duaja pas Namazit: ***Elhamdulil-lâhi Rabbil'âlemîn. Vessalatu vesselâmu alâ resûlinâ Muhammedin ve âlihî ve sahbihî exhmeîn.*** O Allah! Më prano namazin që fala! Ma bën të mirë fundin e punëve të mia. Më mundëson që në frymën e fundit të them shehadetin. Na i mëshiro dhe na i fal të vdekurit tanë.

**Allahumme’gfir ve’r-ham ve ente harrur-râhimin. Teveffenî muslimen ve elhiknî bis’sâlihîn. Allahumma’gfirlî ve li vâlidejje ve li ustâdhejje ve lil muminine ve’l-muminât jevge jekûmu’l-hisâb.** O Allah! Më mbro nga e keqja e shejtanit, e keqja e armikut dhe nga e keqja dhe nxitja e nefsit emmâre. Na mundëso furnizim hallall në shtëpitë tona, dhe gjëra të mira. Mundësoju shtëpive të myslimanëve begati. Shkatërroj armiqtë e myslimanëve. Ndihmoju ushtarëve dhe kontribuuesve të myslimanëve që janë duke luftuar me qafirët. **Allahumme inneke afuvvun kerîmun tuhibbu’l-afve fa’fu anni**. O Allah! Na sill shërim për të sëmurit tanë, dhe zgjidhje të mirë për ata që kanë probleme. **Allahumme innî eselukessihhate vel-afijete vel-emânete ve husne’l-huluki ver’ridâe bilkaderi bi rahmetike jâ erhamerrâhimin**. O Allah, mundësoju të mira, fryte dhe jetë të shëndoshë babait tim, nënës sime, fëmijëve të mi, akrabave të mi, shokëve dhe të gjithë vëllezërve mysliman. Mundësoju atyre udhëzim të drejtë, mendje të shëndoshë dhe shëndet të mirë. Âmîn. **Velhamdu lil-lâhi rabbil-âlemîn. Allahumme sal-li alâ... Allahumme bârik âlâ... Allahumme rabbenâ atinâ... Vel-hamdu lil-lâhi rabbil-âlemîn. Estagfirullah, Estagfirullah, Estagfirullahe’l-adhîm el-kerîm el-ledhî lâ ilâhe il-lâhu el-hajjel-kajjûme ve etûbu ilejh.**

Mekruhet e Namazit:

1. Të shikon në dy anët duke e ulur shtatin.
2. Të luan me ndonjë gjë që e ke në vete.
3. Të spërkat vendin e sexhdes e duar, pa pas nevojë.
4. Nëse meshkujt kur janë në këmbë i mbajnë duart mbi gjoks, apo kur janë në sexhde t’i mbajnë në nivelin e gjoksit.
5. Të i kërcasësh gishtërinjtë.
6. Të ulësh këmbëkryq duke mos pasur nevojë.
7. Kur je në sexhde, të ngrenë njërën këmbë.
8. Të falësh namazin me rroba të ndyra, me qëllim të ofrohesh tek ndonjë i madh.
9. Të falësh namaz përballë dikujt.
10. Të falësh përballë zjarrit.
11. Të kesh ndonjë shkrim apo fotografi në rrobën e trupit.
12. Të hapësh gojën pa nevojë.

13. Të falësh pa i nxjerrë duart nga anash.

14. Të ulësh në formën e uljes së qenve.

15. Të i lëvizësh apo mbyllësh sytë.

16. T'i largon duart nga kibla.

17. Të falësh namaz në safin e pas atij vendi ku në safin para teje gjendet ndonjë vend i lirë. Nëse dikush është pranë, kjo bëhet kerahet tenzihen, ndërsa nëse është vetë, kjo bëhet kreahet tahrimen. Kështu që e braktis vaxhibin, kështu që mundë të jetë e nevojshme për faljen e atij namazi përsëri nga mangësia që la.

18. Të falësh para varrezave, kur na mes teje dhe varrezave nuk na ndonjë ndërprerës.

19. Të falësh para ndonjë ndyrësire.

20. Të ulën pranë njëri tjetrit një mashkull dhe një femër, e të falin namaze të ndryshme.

21. Të falësh namaz të bezdisur, duke pas mundësinë të falësh në këmbë.

22. Që kur të ngritësh nga rukuja dhe kur të shkon në sexhde, së pari të i vendos duart në vendin e sexhdes.

23. Nëse duke qenë në një rukn (pjesë ta namazit) të kruan më shumë se dy herë një vend të trupit. (Nëse kjo kruarje bëhet tri herë, mundë të bëhet i pa vlefshëm namazi).

24. Të shkon në ruku para imamit.

25. Të ngritësh nga rukuja para imamit.

26. Të shkon në sexhde para imamit.

27. Të ngritësh nga sexhdja para imamit.

28. Të ngritësh duke u mbajtur për diçka pa pasur nevojë.

29. Të ngresh gjunjët para duarve kur të ngritësh nga sexhdja.

30. Të i largon nga fytyra apo sytë pluhurat që janë mbledhur.

31. Që të tejkalon surën e radhës në rekatin e dytë.

32. Që të lexon në të dy reqatet suren e njëjtë apo të lexon dy herë të njëjtën sure në njërin rekat. (Kjo lejohet në namazet nafile).

33. Që në rekatin e dytë të lexon suren paraprake që ke lexuar në rekatin e parë.

34. Që në rekatin e dytë të lexon suren tri ajete më të gjatë se në rekatin e parë.

35. Të ulësh apo ngritësh duke u mbajtur diku, kur nuk ke nevojë.

36. Të largon mizat.

37. Të i përvesh krahët, të i mban këmbët e qela kur fal namaz.

38. Të mos vendos sutrën kur je në hapësirë – shkretëtirë (vend të hapur).

39. Të falësh në ndonjë vend kalues.

40. Të bën tesbih në ruku apo sexhde përmes gishtërinjve.

41. Të mundohesh të jesh brenda mihrabit kur imami gjendet në mihrab dhe nëse terhiqet aty ndonjë perde.

42. Që imami të jetë më i ngritur apo më i ulur se xhemati kur ai është në mihrab, në masë sa një dhira' – (një dhira' është diku gjysmë hapi).

43. Që imami të qëndrojë diku tjetër pos mihrabit.

44. Të thuash âmîn në namaz me një zë shumë të lartë.

45. Të plotëson atë pjesë në ruku, të cilën e ke lexuar në kijâm.

46. Të plotëson atë pjesë në kijam, të cilën e ke lënë në ruku.

47. Të qëndron vetëm mbi një këmbë, duke mos pasur nevojë.

48. Të luhatësh na namaz.

49. Të mbytësh ndonjë insekt që nuk të ngacmon.

50. Të nuhat diçka duke qenë në namaz.

51. Të falësh duke pasur kokën e qelë. Në ihram haxhitë falën me kokë të qelë.

52. Të falësh duke i pasur krahët e qelë.

53. Të falësh me këmbë zbathur. (sipas një thënie, është mekruh që femrat të falen me këmbë zbathur. Sipas një mendimi tjetër, prishet namazi nëse ato janë me këmbë të zbathura.) po ashtu nuk është hijshëm që në xhami të vendosen këpucët mbrapa vendit ku falësh, e kjo theksohet në faqen 439 tek ibni

Abidini. Ndërsa në veprën (**Berîka**) thuhet se është sunnet që ato të vendosën në anën e majtë, e jo para teje ose pas teje.

Prandaj nuk është hijshëm që në mes farzit dhe sunnetit të këndon ndonjë evrâd – lutje, e kjo theksohet në veprën (**Tergîbus-salât**).

Gjërat që prishin namazin: Nëse këto gjëra bëhen me qëllim apo pa të dhe të cilat e prishin namazin, sipas medhhebit hanefi theksohen deri në 55 sosh:

1. Të flasësh ndonjë fjalë dynjallëku.
2. Të qeshësh sa ta e dëgjon edhe ti vet.
3. Të bën gjëra që quhen amel-i kthîr – vepra të shpeshta.
4. Të braktisësh pa arsye ndonjërin nga farzet.
5. Të braktisësh njërin nga farzet pa nevojë.
6. Të qanë me zë të lartë për ndonjë punë apo çështje të dynjasë.
7. Të bash sikur kollitesh pa nevojë.
8. Të përdor sakëz.
9. Të farkon apo të kruan një vend tri herë  në një rukn, apo të i mëshon dikujt aty afër.
10. T'i japësh dorën dikujt.
11. Të mos marrësh iftitah tekbirin – tekbirin fillestar në atë mënyrë sa të mos e dëgjon as vet.
12. Të lexon sa të mos e dëgjon as vet.
13. Që kur dikush të thërret të thuash (Lâ havle ve lâ kuvete il-lâ bil-lâhi'l-alijji'l-adhîm) apo (Subhanallah) apo (Lâ ilâhe il-lallâh). Nëse këto i thua për të bërë të ditur se je në namaz, namazi nuk prishet, e nëse këtë e bënë si përgjigje për pyetësin, atëherë namazi do të prishet.
14. Të marrësh selamin me qëllim.
15. Të kesh ndonjë sheqer apo të ngjashme në gojë dhe të fillon shijimin e tij, duke e përcjell në fyt lëngun e tij.
16. Nëse falësh në ambient të hapur dhe e hap gojën duke e ngritur fytyrën ka qielli dhe nëse të depërton ndonjë ujë shiu në gojë.
17. Nëse e tërheq tri herë kapistrën (lloj kafshe).

18. Të lëviz dorën apo të ngre atë tri herë, apo tri herë radhazi të mbyt diçka.

19. Kur të këpusësh tri qime në një rukn të namazit.

20. Nëse thua diçka me tri shkronja, uhh, eeh, paha etj.

21. Nëse falësh duke qenë në hipur në kalë, për ta zbatuar islamin, por nëse tri herë me këmbë lëvizë atë varësen e kalit.

22. Nëse me të dy këmbët lëviz atë varëse të kalit.

23. Të qëndron para imamit.

24. Të ecësh sa një sajf pa ndonjë arsye.

25. Të krahosh mjekrën apo flokët.

26. Të bëj nijetin imami si imam gjatë namazit si për meshkuj ashtu edhe për femra, e që kur ndodhen ata në një sajf dhe pasojnë atë imam. (kjo lejohet kur nuk janë afër njëri-tjetrit apo kur në mes tyre ekziston ndonjë perde. Është haram që gratë dhe vajzat të hapin krahët apo ndonjë pjesë tjetër të trupit të tyre kur shkojnë në xhami, dalin në rrugë për ndonjë çështje. Nëse ato kështu të ç'veshura kryejnë ndonjë ibadet, nuk do të kenë shpërblim por se do të kenë mëkat.)

27. Që të kalon imamin në lexim (apo kur ai ndalon së lexuari të vazhdon t'i ndihmon në lexim)

28. Nëse një femër lidhet pas një imami, e më pas vazhdojnë të vijnë xhematë tjerë dhe kështu ajo do të mbetet në mesin e tyre, atëherë namazi i atij që është djathtas sajë, majtas sajë apo prapa sajë, do të ketë të prishur namazin.

29. Të përqafon fëmijën.

30. Të hanë apo pinë diçka.

31. Të gëlltit diçka që e ke në mesin e dhëmbëve qoftë edhe sa një kokërr drithi.

32. Të palosë xhaketën apo rrobën tënde me të dy duart, të largon kapuçin nga koka, apo të vendos në kokë përsëri.

33. Të thua (**innâ lil-lâhi ve innâ ilejhi râxhiûn – Të Allahut jemi dhe të Ai do të kthehemi).**

34. Të thua (**elhamdulil**-**lâh**) kur dëgjon ndonjë informacion.

35. Sipas një mendimi, kur dikush teshë në namaz, të thua (**elhamdulilah**).

36. Të thua (**Jerhamukallah**) pas atij apo pranë atij që ke afër.

37. Të thua (**Jehdikumullah**) pas atij që teshë.

38. Kur një mashkull vjen dhe puthitë femrën që është duke falë namaz.

39. Që kur të bënë ndonjë lutje duke qenë brenda në namaz, të kërkon ndonjë gjë për këtë botë, ari, argjend etj.

40. Të shtrembëron gjoksin nga kibla. Janë dy mënyra dhe rrugë për gjetjen e drejtimit të kibles: 1 – Nga këndi i kibles; 2 – Me orën e kibles. 1. Nëse mbi hartë gjendet apo tërhiqet një vizë në mes një qyteti dhe qytetit të Mekkës, kjo e tregon drejtimin e (rrjetit të kiblës). Dallimi i kësaj nga jugu tregon (Kanalin e kiblës). 2. Në kohën e (orës së kiblës) që shkruhet në takvime, rrotullimi i diellit bëhet në drejtim të kibles. Kedûsî në hashijen e tij thotë (Pasi të rregullon akrepat në një të katërtën e harkut dhe të ofrohen në kllapën e kiblës, e gjithë shkalla e treguar mbi përin-shiritin e lartësisë së kllapës, në Stamboll koha e kibles bëhet H) Kur të mbahet një orë (makine e orës) drejtë diellit atëherë në mes 12 dhe akrepit tregon jugun në mes zonës. Shihni faqen e gjetjës së orës së kibles.

41. Të ngre dy këmbët në lartësi nga vendi kur je në sexhde.

42. Të lexon gabimisht Kur'anin sa të prishësh kuptimin e tij.

43. Që gruaja të i jep gji për thithje fëmijës.

44. Të ndërrosh vendin nga fjala që thotë dikush tjetër.

45. Të i mëshon tre kamxhik një kafshe.

46. Të hapë ndonjë derë të mbyllur.

47. Të shkruan diçka sa tre shkronja.

48. Të mbathë ndonjë veshje.

49. Të përkujton namazet kaza, nëse këto janë më pakë se gjashtë.

50. Të kthehesh në drejtim të kundërt të kiblës kur je duke falë ndonjë namaz farë, me arsye përderisa je në (anije, tren) apo mbi ndonjë kafshë.

51. Të bëhesh ngarkesë mbi kafshën bartëse.

52. Të ikësh nga kibla.

53. Të jesh xhunub apo femra të jetë në cikël.

54. Të ndryshon leximin dhe shqiptimin e shkronjave në atë masë sa të prishin kuptimin e Kur'anit. [Kur ibni Abidini "rahmetullahi alejhi" fillon të shpjegojë sunnetet e namazit thotë (Nuk mundë të jetë i saktë ai namaz nëse ti pason dikë që është jashtë namazit. Është mekruh që imami apo myezini të nxjerrë zë në këndim, në atë masë së të dëgjojë xhemati. Duhet të bëjnë nijet për namaz kur imami dhe myezini të marrin tekbirin për fillimin e tij. Nëse ata vendosin për këtë t'u tregojnë, namazi mundë t'u prishet. Po kështu edhe pasuesit e këtyre do të kenë të njëjtën gjë për namaz. Derisa fillon të dëgjohet zëri i imamit, e më pas të vazhdoj myezini vazhdon me tekbire, kjo nuk është e hijshme, është bidat dhe mekruh. Nëse është mystehab një gjë e tillë kur është nevoja për t'u bërë, nëse kjo bëhet me teganni (rimë) mundë të prishet namazi). Kjo tregon që duhet pasur kujdes kur të bëhet zmadhimi i zërit si nga ana e imamit ashtu edhe nga ana e myezinit. Pra mundë të u prishet namazi. Dhe se mundë të veprojnë edhe ndonjë bidat. Veprimi i ndonjë bidati është mëkat i madh. Po ashtu është e pa lejuar që kur të dëgjohet zëri ndonjë imami në televizion duke falur namaz, dhe ta e pason atë – pra të lidhesh pas tij në namaz, ky moslejim përshkruhet edhe në shkresat dhe veprat nga dijetarët e Indisë, saktësisht në revistën (El-Mual-lim) të Dhjetorit 1985, numër dymbëdhjetë.]

Gjërat të cilat nuk e prishin namazin: kur ke një sajf para teje e cila është e zbrazët. Nëse ecësh një apo dy hapa para, apo nëse këtë gjë e thotë imami dhe nëse kjo nuk është ndonjë përgjigje për tjetër kënd, nëse merr selamin – përshëndetjen e dikujt tjetër me vetull apo me sy, nëse dikush vjen dhe pyet se sa rekat keni falur dhe ky i përgjigjet me gisht.

Salât (es-salâtu) në leksik donë të thotë që të i lutësh Allahut xh. sh. për mëshirën e tij, të i bën istigfar atij dhe të kërkon dua për besimtarët. Ndërsa në aspektin terminologjik kjo donë të thotë që të i kryen veprimet e obliguara, veprat për të cilat je i ngarkuar apo shkurtë të falësh namaz. Efali malume quhen ato vepra që kryhen brenda në namaz, ndërsa efali mahsusa janë ato vepra që janë ruknet e që këto i përkasin vetëm namazit.

Kur Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" i ka thënë Aliut "Allahu pastë mëshirë ndaj tij" (O Ali! Duhet të kesh kujdes në çdo vepër në namaz, farz, në vaxhib, në sunnete dhe në

mustehabe). Ndërsa një zotëri nga ensarët tha (O i dërguari i Allahut! Aliu i dinë më së miri që të gjitha këto. Ndërsa neve na mëso që të i kushtojmë rëndësi farzeve, vaxhibeve, sunneteve dhe mustehabeve. Në mënyrë që edhe në të i bëjmë këto me përpikëri.) Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" tha: (O ymmeti im dhe o shokët e mi! Namazi është një gjë që e pëlqen Allahu xh. sh. një gjë që e donë më së shumti. Sunneti i pejgambereve. Është drita e marifetit. Është gjëja më e vlefshme nga veprat. Është forca e trupit. Bereqeti i furnizimit – rriskut. Drita e shpirtit. Pranimi i lutjes. Ndërmjetësues nga melekët e vdekjes. Shpëtues në varr. Është përgjigje për Munkerin dhe Nekirin. Mbulojë në ditën e kijmetit. Një perde në mes teje dhe xhenetit. Një kalues si vetëtimë në urën e siratit. Një taç në kokën tuaj në xhenet. Është çelësi i xhenetit.)

Dobia e namazit me xhemat - 258

Nëse dikush falë dy reqate me xhemat, e nëse vetë i falë njëzet e shtatë reqate, shpërblimi i atyre dy reqateve të fala me xhematë është më i madh se tjerat.

Sipas një transmetimi tregohet se falja e një mijë reqateve në vetmi është më pakë e shpërblyer se dy reqate me xhemat. Janë të mëdha shpërblimet e faljes së namazit me xhemat. Disa nga këto janë shpjeguar.

1. Kur besimtarët takohen në një vend, aty muhabeti dhe biseda e tyre në mes vete prezanton.
2. Të pa diturit mësojnë rregullat e namazit nga të diturit.
3. Disave u pranohet namazi ndërsa disa të tjerëve nuk u pranohet, e për nderë të këtyre që u pranohet, do u pranohet edhe atyre tjerëve.

Në hadithi sherif është thënë: (**O populli im dhe shokët e mi! Për ju përcaktova dy rrugë: Njëra është rruga e Kur'anit të ndershëm dhe tjetra është sunneti. Ai që ndjek rrugë tjetër jashtë këtyre, nuk është nga ymmeti im**) ndërsa [Abdylgâni Nablusi "rahimehullahu teala" në faqen e nëntë të veprës (**Hadîka**) thotë: (Allahu xh.sh. një pjesë të fesë islame dhe rregullat e sajë i ka shpjeguar përmes Kur'an-i Kerimit kurse pjesën tjetër përmes sunnetit të Pejgamberit "sal-lallahu alejhi ve sel-lem". Sunneti i resulullahut është të besuarat e tij, fjalët e tij, veprat e tij, morali dhe

heshtja e tij kur dikush thoshte diçka e ai këtë e pëlqente duke heshtur [d.m.th. se është pranuar kjo]) y hadithi sherif tregonë normën e dytë të (**edil-le-i sherijjes** – argumentet e sheriatit)]

## IMAMLLËKU NË NAMAZ

Vazhduar nga kjo, katër llojesh janë ata që pasojnë imamin. Këta janë: Mudriku, Muktediu, Mesbuki dhe Lahiku.

1- Mudrik: Quhet ai person që merr tekbirin fillestar (iftitah tekbirin) së bashku me imamin.

2- Muktedî: Quhet ai person që nuk e arrin tekbirin fillestar.

3- Mesbûk: Quhet ai person i cili vjen ka mesi i namazit, kur imami të ketë falë një apo dy reqate dhe ky arrin atëherë.

4- Lâhik: Quhet ai person i cili tekbirin fillestar e ka marrë së bashku me imamin por me që gjatë namazit i ka ndodhur diçka, ka marrë abdestë përsëri dhe i është bashkuar imamit. Ky person vazhdon të plotësojë namazin pa kiraet-lexim si më parë, duke kryer ruktë dhe sexhdet. Nëse ai person nuk ka fol diçka nga fjalët e kësaj dynjaje atëherë vazhdon namazin pas imamit. Por pasi të del nga xhamia, duhet të merr abdesin në një vend shumë të afërt. Por nëse shkon shumë larg, ka nga ata që thonë se ky e ka të prishur namazin.

Nëse dikush hynë në xhami dhe e shef se imami ka shkuar në ruku, ndërsa ky në mënyrë që të arrije rukun dhe shpejton në këtë dhe merr tekbirin fillestar duke shkuar në ruku, ky person nuk e ka pasuar imamin. Kur ky të gjen imamin në ruku, duket të bëje nijetin se po e pason imamin, të merr tekbirin ashtu si është në këmbë, më pas të shkon në ruku e më pas të i bashkohet imamit me belin e tij, që nëse bën tesbih – falënderime (në ruku) atëherë ky person e ka zënë këtë rekat. Por nëse duke u lëshuar në ruku dhe beli i imamit fillon të ngritet-drejtohet, ky person nuk e ka arritur këtë rekat.

## TA’DÎL-I ERKÂN NË NAMAZ

Në pesë vende në namaz nëse bëhet këto sjellje nga dijenia e jo nga harresa, sipas Imam Ebu Jusufit “rahimehullahu teâlâ” namazi i këtij personi prishet. Por sipas dy mendimeve

(tarefejn) namazi nuk prishet. Por braktisja e vaxhibit me qëllim, atëherë duhet bërë përsëritjen e tij me që kjo është lanë mangu. Ai që braktis nga harresa, e ka obligim (sehv-i sexhden – sexhden e harreses). [Shihni faqet që flasin për këto, 185 në origjinal]

Braktisa e ta'dili erkanit ka njëzetë e gjashtë dëme:

1- Bëhet shkak për varfëri.

2- Dijetaret e ahiretit e nënçmojnë atë.

3- Bie nga drejtësia dhe nuk i pranohet dëshmia.

4- Vendi ku fal namaz, në ditën e kiametit do të dëshmojë kundra tij.

5- Nëse dikush vëren dikë që falë namazin pa këto rregulla dhe nuk tregon, ka hyrë në gjynah.

6- E ka vaxhib të falë atë namaz përsëri.

7- Mundë të jetë shkaktarë për vdekjen pa iman.

8- Bëhet grabitqarë – hajn i namazit.

9- Namazi i falur do t'i hidhet në fytyrë si një bez i vjetër në ditën e llogarisë.

10- Mbetet pa dobi nga mëshira e Allahut Teala.

11- Në lutjen dhe thirrjen që bënë ndaj Allahut ai bën një sjellje të keqe.

12- Mbetet pa dobi nga shpërblimet e namazeve që kanë shumë shpërblime.

13- Bëhet shkak që të mos i jepen sevapet e ibadeteve të më pasme.

14- E meriton xhehenemin.

15- Bëhet shkaktarë që edhe të pa diturit kur të shohin atë të braktisin Fadili erkanin. Për këtë arsye një personë i ditur i fesë nëse bën mëkat do të dënohet më tepër se tjerët.

16- Kundërshton imamin e tij.

17- Braktis sunnetet transmetuese.

18- Meriton dënimin e Allahut azimut-shân.

19- E gëzon shejtanin.

20- Mbetet larg xhenetit.

21- Mbetet afër xhehenemit.

22- I bën zullum vetës së tij.

23- Ndot nefsin e tij.

24- Maltreton melaiket që i ka majtas dhe djathtas.

25- E mërzit Resulullahin "sal-lallahu alejhi ve sel-lem".

26- U bën zarar të gjithë krijesave. Sepse nga mëkati i tij nuk bie shi, nuk mbijnë të mbjellat dhe bie shi në kohë të pa përshtatshme dhe në vend të dobisë bën dëme.

## NAMAZI NË UDHËTIM

Në veprën (**Ni'met-i Islâm**) thuhet: Derisa ekziston mundësia për t'i falur namazet nafile në këmbë, mundë të falen edhe ulur dhe kjo është e lejuar çdo kohë. Kur të falet ulur, duhet që trupi pak të përkulet- lakohet për ruku. Për sexhde, kokën e vendos në tokë. Ndërsa ai që fal nafilet ulur kur nuk ka ndonjë arsye – shkak, do të ketë gjysmën e shpërblimeve në krahasim me faljen në këmbë. Sunnetet e pesë kohëve të namazit dhe namazi i teravisë janë namaze nafile. Në rrugë, qytet apo fshat është e lejuar që të falen nafilet edhe kur je hipur mbi kafshë. Nuk është kusht që të jesh nga kibla, të bënë rukunë dhe sexhden siç kërkohen (me përkulje). E falë me shenja – mimika. Pra, për ruku trupin vetëm pak e lakon. Ndërsa për sexhde edhe pak më tepër përkulet. Nëse ka ndyrësirë mbi kafshë, kjo nuk është pengesë për namazin. Ai që falet në tokë dhe fal nafile dhe është i lodhur, mundë të mbahet për ndonjë gjë, si për njëri, për ndonjë direk etj. nuk është e lejuar që të falë namaz nëse ec vet. Sa i përket namazeve farze dhe vaxhibe kur është jashtë qytetit mundë t'i fal vetëm nëse ka ndonjë shkak – arsye, mbi kafshë. Arsye është kur nëse ai zbret nga kafsha, nuk i ka shokët, frikohet për pasurinë, shëndetin, kafshën, frika nga hajdutët, nëse është vendi me baltë të madhe, frika se nuk mundë të hip përsëri në kafshë etj. sipas mundësive, kafshën e kthen ka kibla dhe fillon faljen. Nëse nuk ka mundësi atëherë falen në gjendjen lëvizëse. Po kështu është ta falesh namazin mbi kafshë që janë të vendosura sanduket e të ngjashme. Nëse ndalet kafsha dhe nën sanduk vendoset ndonjë direk (seriîr) pra tavolinë, e bënë si ulëse kanape dhe kjo donë të thotë se po falësh në tokë. Kjo bënë të nevojshme që të kthehesh ka kibla dhe të qëndron në këmbë.

Falja e namazit në anije; Kur Xhafer b. Tajjari po shkonte në Abisini mënyrën e faljes Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem kështu ia kishte mësuar. Në anijen lëvizëse, pa pasur ndonjë arsye, falet edhe farzi e edhe vaxhibi. Në anije mundë të falet namazi edhe me xhemat. Në anijen që lëviz e falë namazin, dhe rukunë e

sexhden me shenja mimike. Nevojitet që të kthehet edhe ka kibla. Kur të fillon namazin qëndron ka kibla. Kur të kthehet anija edhe ai kthehet ka kibla. Në anije kërkohet dhe është e nevojshme pastrimi nga ndyrësira. Tek hanefijtë, në një anije që lundron mundë t'i falësh edhe farzet ulur, kur nuk ke ndonjë arsye për ulje.

Nëse anija kë mbetur në mes të detit dhe fillon të lëkundet shumë, është sikurse anija udhëtuese. Nëse pak lëkundet, është sikurse anija që qëndron në bregdet. Në anijen që qëndron në bregdet nuk lejohet të falen namazet ulur. Nëse është e mundur të dilet në bregdet, atëherë duhet të dilet në tokë që të falet namazi në këmbë e jo ulur, sepse kjo nuk lejohet. Nëse ekziston frika për pasurinë, shëndetin apo mos ndoshta po i kanoset rreziku anijes, atëherë lejohet që të falet në anije duke qëndruan në këmbë. U plotësua shënimi i veprës (**Ni'met**-**i Islâm**).

Ndërsa (**ibni Abidini**) thotë: edhe kur je në një karrocë me dy rrotë, që nuk është e lidhur apo kapur për ndonjë kafshë dhe që nuk mundë të qëndrojë ashtu vetëm, derisa ajo është në udhëtim, falja e namazit në të është sikurse të falësh mbi kafshë. Ndërsa karroca me katër rrotë është sikurse (**serîri**) tavolina. Nëse ajo është në lëvizje, atëherë vlejnë arsyet e më sipërme që janë për kafshën. Nëse nuk mundë ta e ndalojë, e falë sikurse në anijen udhëtuese) kur je udhëtarë, nëse nuk mundësh të ndalësh për t'u ulur në tokë nga bartësja apo nuk mundë të kthehesh ka kibla, kur të zbret nga bartësja i bashkon dy namazet, në këtë mënyrë e ke ndjekur medhhebin Shafii apo Maliki. I sëmuri që mundë të ulët në tokë, por falet në karrige, apo i ulur diku tjetër me shenja - mimika, nuk e ka të lejuar të bëjë një veprim të tillë. Falja e namazit në autobus, aeroplan duhet të bëhet sikurse në veturë. Ai që bën nijjet për të dalë në udhëtim që nga skaji i qytetit apo fshatit, në largësi për tri ditë apo tetëmbëdhjetë fersah = pesëdhjetë e katër mil [54 x 0,48 x 4 =104 kilometra), sapo të ndahet nga këndi i qytetit, ky person është udhëtar. Ibni Abidini ka thënë se një mil ka 4000 dhirâ' (krah), dhe një dhirâ' ka 24 gishta. [një gisht është i barabartë me 2 centimetër. Tek Shafiit dhe Malikit 16 fersah janë të barabartë me 48 mil e kjo është e barabartë si 48 x 0,42 x 4000 = 80 km.]

Ejani të falim namaz e të fshijmë ndryshkun nga zemrat,
Nuk mund t'i ofrohesh Allahut pa e falur namazin!

Aty ku falet namazi, aty gjithherë bien mëkatet,
Njeriu s'mund të jetë i përsosur pa falë namaz!

Allahu në Kur'an, namazin shumë e ka lavdëruar,
Tha se nuk e dua atë person që nuk fal namaz!

Në një hadith-i sherif; shenja e imanit nuk dihet,
Te ai njeri që ai nuk e falen namazin!

Mos falja e një namazi është mëkat i madh,
Nuk falet me pendim pa e falur atë kazâ!

Ai që nuk llogarit namazin, vallë del nga imani,
Ai s'mund të jetë mysliman po nuk fali namaz!

Namazi pastron zemrën, ndalon nga të këqijat,
Ti s'mund të ndriçon derisa nuk fal namaz!

**DOBITË DHE TË MIRAT E TEKBIRIT FILLESTAR**

Nëse dikush merr tekbirin fillestar – iftitah tekbirin së bashku me imamin, do t'i shkundën dhe bien mëkatet e atij personi sikurse bien fletët dhe gjethet e lisave në vjeshtë si dhe kur frynë era e ato bien.

Derisa një ditë Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem po falte namaz, njëri nga të pranishmit nuk mundi të arrij në tekbirin fillestar të namazit të sabahut. Liroi një rob. Më pas erdhi tek Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" dhe i rrëfeu: (Jâ Resulallah! Sot, unë nuk mujta të arrij në tekbirin fillestar,. Por e lirova një rob. A kam mundur të marr shpërblimin e tekbirit fillestar?) Më pas Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" e pyeti Ebu Bekrin "radijallahu anhu" (**Ç'thua ti në lidhje me tekbirin fillestar**?) Ebu Bekr es-Siddik "radijallahu anhu" tha: (Jâ Resulallah! "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" Po që se do kisha katër dhjetë deve, dhe që të gjitha këto do të ishin të ngarkuara me margaritar dhe po që se të gjithë këtë do t'u shpërndaja të varfërve, nuk do të mundë të arrija shpërblimin e tekbirit fillestar që bëhet me imamin) Më pas i tha Omerit (**O Omer! Ç'thua ti për tekbirin fillestar?**) Omeri "radijallahu

anhu” tha: (Jâ Resulallah! “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” Nëse në mes Mekkes dhe Medines do të ishte e mbushur me margaritarë, dhe po që se do të jepja sadaka të gjithë këtë për të varfërit, nuk do të mundë të arrija shpërblimin e tekbirit fillestar me imamin. Pastaj e pyeti Osmanin radijallahu anhu: “**O Osman! Ç’thua ti për tekbirin fillestar?** Ai tha: Jâ Resulallah “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” Nëse fali natën dy reqate namaz dhe në secilin reqat do të bëja hatme Kura’nin, nuk do të arrija të marr shpërblimin e tekbirit fillestar me imamin) Më pas e pyeti Aliun; **Ç’thua ti o Ali për këtë?** Hazreti Aliu “kerremallahu vexhhehu” tha: Nëse në mes lindjes dhe perëndimit të gjithë kafirët do të mblidheshin për t’i sulmuar myslimanët, nëse Allahu mua më jep forcë, do luftojë me këta, dhe nëse do i mbytsha të gjithë këta, nuk do të merrja shpërblimin sikurse që është me imamin në tekbirin fillestar).

Pastaj Resulullahu “sal-lallahu teâlâ alejhi ve sel-lem” tha: **“O sahabitë nga ymmeti im! Nëse shtatë palë tokë dhe shtatë palë qiej do bahen letër dhe nëse oqeanet do bëhen ngjyrë dhe të gjithë lisat do bëhen lapsa dhe se që të gjithë engjëjt – melaqet do bëhen shkrues të kësaj deri në kiamet, nuk do të mund të shkruanin shpërblimin e tekbirit fillestar që merret me imamin”.**

Më pas nëse thua që a kaq janë engjëjt që ka krijuar Allahu i Madhëruar? Në natën kur Resulullahi “sal-lallahu teâlâ alejhi ve sel-lem” ka shkuar në miraxhë, atë natë të gjithë melaiket kanë bërë tavaf – janë rrotulluar pranë xhenetit, xhehenemit, dhe bejti mamurit. Pejgamberi “sal-lallahu teâlâ alejhi ve sel-lem” tha. (O vëlla Xhebrail! Melekët që po bëjnë tavaf bejti ma’murin, nuk kthehen mbrapa. Për ku shkojnë ato?) Xhebrili “alejhisselam” tha: (Jâ Habiballah! Nga dita që jam krijuar e deri më sot, nuk kam parë që melaqet të cilat kanë filluar të bëjnë tavaf bejti mamurin, të kthehen edhe një herë prapa. Ajo melaqe që njëherë e bën tavaf, nuk i vjen rendi më deri në kiamet.)

Kur dikush lexon eudhu besmelen në namaz, Allahu xh. sh. do t’i jepë shpërblim atij robi sa ka qime në trup. Kur ai lexon suren Fatiha, Allahu teala atij robi i jep shpërblim sa të një haxhi të pranuar. Kur ai shkon në rukû, Allahu xh. sh. atij robi i jep shpërblim sikur të ketë dhënë me mijëra flori për sadaka, dhe nëse tri herë bënë tesbih në ruku sipas sunnetit, Allahu xh. sh. atij robi do t’i jep

shpërblim sikur të ketë lexuar katër librat e shenjtë të zbritur dhe njëqind suhufet – fletushkat e zbritura nga qielli. Kur ai thotë (**Semiallahu limen hamideh**) Allahu xh. sh. do ta e mëshirojë atë rob në oqeanin e mëshirës së Tij. Kur ai shkon në sende, Allahu i Madhëruar do t'i dhuroje atij shpërblime sa gjithë njerëzit dhe xhindet që ekzistojnë. Kur në sexhde bën falënderim – tesbîh tri herë sipas sunnetit, begatitë janë të shumta por se disa nga to janë shpjeguar:

E para nga to është se kur hapet Arshi dhe Kursija i vijnë atij shpërblime. Allahu i Madhëruar e falë atë rob të tij. E treta është se kur ai rob të vdesë, "Mikaili alejhiselam" i qëndron atij pranë varrit deri në kiamet. E katërta, kur të bëhet kiameti, në atë ditë "Mikaili alejhiselam" e merr atë rob në krahun a tij të begatshëm, i bën shefat dhe e dërgon në xhennete të larta.

Kur ai ulën në uljën e fundit – ka'de-i ahire – Allahu xh. sh. atij robi do t'i jepë shpërblime të fukarave të durueshëm.

Fukaratë e durueshëm do të hyjnë në xhenet pesëqind vjet para pasanikëve falënderues. Kur pasanikët, do t'i shofin këta do të thonë, ah sikurse që edhe në të ishim sikurse këta të varfër durimtarë sa ishim në botën e dynjasë.

***Vijnë në varr engjëjt për pyetje***
***Pyesin se a e ke falur namazin drejtë***
***Ti mendon se kur vdes shpëton?***
***Thonë që dënimi është i gatshëm për ty.***

## RRETH PARAJSES DHE XHENNETEVE TË LARTA

Që të tetë xhennetet kanë tetë dyer dhe nga tetë çelësa. I pari është besimi i besimtarëve që falin pesë kohë të namazit. E dyta është Besmelja sherife. Gjashtë të tjerat janë brenda sures Fatiha. Tetë xhennetet:

1- Dâr-i Xhelâl , 2 – Dâr-i Karâr, 3 - Dâr-i Selâm, 4 – Xhennetu'l-Huld, 5 – Xhennetu'l-Me'vâ, 6 – Xhennetu'l-Adn, 7 – Xhennetu'l- Firdevs, 8 – Xhennetu'n-Neîm.

Dâr-i Xhelâl, është nga drita – nuri i bardhë.

Dâr-i Karâr,  është nga guri i çmuar (rubin – jakut).

Dâr-i Selâm, është nga grizoliti i jeshilë.

Xhennetu'l-Huld, është nga korali.

Xhennetu'l-Me'vâ, është nga argjendi,

Xhennetu'l-Adn, është nga floriri,

Xhennetu'l- Firdevs, është edhe nga floriri e edhe nga argjendi,

Xhennetu'n-Neîm, është nga jakuti i kuq (rubin).

Besimtarët që hyjnë në xhenet, aty do të mbesin përgjithmonë, kurrë nuk do të dalin. Hyritë që janë aty nuk kanë asnjë cikël mujor e asgjë tjetër që kanë të bëjnë me këtë çështje. Për çdo gjë që donë të hanë apo pinë atyre do t'u ofrohet para në mënyrën më të mirë. Janë larg nga pjekja apo këputja e tyre. Mbi kokat e tyte fluturojnë zogj. Këto i shohin besimtarët derisa ata janë të ulur nëpër vendet e tyre. Në momentin kur të i vij të thotë nga zemra se nëse ti në dynja në këtë mënyrë do më vije, ty të bëja qebap, atij menjëherë një tabak me këto gjëra do t'i ofrohet, dhe do fillojë të haj. I vendos kockat në një anë dhe i vjen në zemër e thotë që sikur ky tash të ishte bërë zog. Në momentin kur i vjen kjo në zemër, ai si më parë bëhet zog dhe fluturon.

Dheu i xhenetit është nga misku, ndërtimi nga argjendi e një qerpiç tjetër nga floriri.

Çdo banori të xhenetit i jepet forcë sa forca e njëqind meshkujve. Kështu që banoreve të xhenetit secilit nga ta do t'i jepet nga shtatëdhjetë huri dhe nga dy zonja ta dynjasë.

Në xhenet, rrjedhin katër lumenj.  Burimi apo shtrati i tyre është një por rrjedhoja është në drejtime të ndryshme dhe se shija e tyre është ndryshe nga njëra tjetra. Njëri nga ta është ujë sâfî – i kulluar, njëri qumësht i vërtetë, njëri verë e xhenetit dhe njëri është vetëm mjaltë e kulluar.

Në xhennete ka rezidenca të larta. Besimtarët kurë të donë sapo të përkulen mund t'u hipin atyre dhe mundë të shkojnë ku të donë. (Shembulli i këtyre në këtë dynja mundë të jetë aeroplani apo edhe shkallët lëvizëse).

Në xhenet gjendet lisi me emrin Tûbâ. Rrënjët e këtij lisi janë lartë, ndërsa frutat dhe degët janë poshtë. Shembulli i kësaj në dynja është hëna dhe dielli.

Kështu që banorët e xhenetit ndiejnë nevojën për ngrënie dhe pirje, por me që nuk ndiejnë nevojën e kryerjes së nevojës fiziologjike, ata janë larg nga këto nevoja njerëzore.

Allahu teâlâ u drejtohet banorëve të xhenetit duke u thënë (**O robërit e Mi, kërkoni nga unë gjëra tjera që tu japë. Qëndroni në qetësi dhe lumturi**). Banorët thonë: Jâ Rabbi! Neve na lirove nga dënimi i xhehenemit dhe na fute në xhenet, na dhe huri, gilmân dhe vildân të xhenetit. Neve aq shumë të mira në ofrove, që në më herët as nuk i kemi parë me sy, as veshët tanë nuk kanë dëgjuar për gjëra të tilla e as mendja nuk ke menduar për to. Dhe kur ata thonë që në turpërohemi të kërkojmë gjëra tjera, Allahu i Madhëruar përsëri atyre u drejtohet (**O robërit e Mi, keni gjëra tjera pos këtyre që të kërkoni nga Unë**) Ata do të thonë, Jâ Rabbi, nuk kemi fytyrë që të kërkojmë ende dhe se kur thonë se nuk dimë se çka të kërkojmë tjetër. Allahu do të u thotë ( Robërit e mi! Ç'bënit ju në dynja kur u kërkohej ndonjë gjë?) Kur ata të thonë se në pyesnim dijetarët dhe për ato gjëra që nuk dinim i mësonim dhe zgjidhnim problemin, atëherë Allahu xh. sh. u thotë (Ju edhe tani veproni ashtu dhe kontaktoni me të diturit, informohuni nga ta! Atëherë unë të u japë juve atë se çka u informojnë ata) më pas dijetarët: Ju e harruat xhemalullahin – Bukurinë e Allahut? Ju sa ishit në dynja thoshit që Allahu në xhenet, dhe pasi është i lartësuar dhe lirësuar nga vendi, të na tregoje bukurinë e Tij. Pra do tu thuhet, kërkojeni atë, dhe ata do të dëshirojnë të shikojnë pamjen dhe bukurinë e Allahut xh. sh. dhe pasi që është larg nga qëndrueshmëria e një vendi, Allahu xh. sh. do tu tregoje atyre bukurinë dhe përsosmërinë e Tij. Kur ata të shikojnë bukurinë e pa shoqe të Allahut teala, do të habitën për vite e vite të tëra.

Kur dikush të ulët në rezidencën e tij në xhenet, pranë tij në dritaret e tij do të ketë pemë të ndryshme. Kur ata vetëm të mendojnë që të zgjaten, të marrin nga ajo pemë, të këpusim për të ngrenë, ata nuk do të kenë një nevojë të tillë për t'u ngritur. Ati i vjen para vetës së tij çdo degë që dëshiron, e këputë pemën, fillon të hajë dhe ende pa i shkuar shija në gojë, do të bije edhe një tjetër nga vendi ku e ka këputur. Kur të fillojë të haje atë, do ketë shije të freskët dhe të shijshme. Në këtë mënyrë çdo gjë (Rabbu'l-izze) sjellë të freskët dhe taze.

***Nëse je i mençur fale namazin, se është taxhi i lumturisë***

***Ti namazin dije në të mënyrë se ai është mi'raxhi i muminit.***

**NAMAZET KAZA**

Mirësitë e namazit që falet në kohen e vet janë të shumta. Disa prej këtyre i kanë treguar:

1. Mirësi e parë është falësit ja bën fytyrën e shndritshme me nur.
2. Jeta e tij behet e begatshme.
3. I pranohet duaja.
4. Behet i hajrit për njerëzimin.
5. Të gjithë besimtaret e duan atë.

Gjithashtu ekzistojnë pesëmbëdhjetë dëme për faljen lënien e namazit, domethënë mos faljen e tij në kohen e vet. Këto ndëshkime janë të ndara pesë në dynja, tre kur është duke vdekur, tre në varr dhe katër në fushën e mahsherit (dhënien e llogarisë).

Pesë dëmet në dynja:

1. Nuk ka nur në fytyrën e tij.
2. Nuk ka bereqet në jetë.
3. Nuk i pranohet duaja.
4. Nuk pranohet duaja që behet vëllanë besimtare.
5. Nuk përfiton sevape nga adhurimet e tjera që vepron.

Tre dëmet që janë në momentin e vdekjes:

1. Vdes i uritur.
2. Vdes i etur.

3. Vdes në gjendje të poshtëruar. Sa do që të haje nuk ngopet dhe sa do që të pije nuk fryhet.

Tre dëmet që janë në varr:

1. Varri e shtrëngon aq sa kockat futën me njëra tjetrën.
2. Varri i mbushet me zjarr.
3. Sipër tij vjen një dragua. Emri i këtij dragoi është Akra'. Në dorën e tij mban një kamxhik, me të cilin kur e goditët një here fundoset në fund të tokës, pastaj del përsëri, dhe po përsëri e goditët. Kjo gjendje vazhdon deri në ditën e kiametit. Dhe ai person e përjeton ketë dënim deri në ditën e kiametit.

Katër dëmet në ditën e llogarisë:

1. Llogaria e tij bëhet e vështirë.
2. E meriton ndëshkimin e Allahut të Madhëruar.
3. Hyn në xhehenem.
4. Në ballin e tij gjendet shkruar tre rreshta që janë:

E para, ky person e meriton ndëshkimin e Allahut.

E dyta, ky person e ka humbur hakun e Allahut xh.sh.

Rreshti tretë, ti, që ke humbur hakun e Allahut të madhëruar, në ditën e sotme je larg mëshirës se Allahut të Lartmadhëruar.

Namazi është shtylla e fesë islame. Kush e fal namazin e ka ngulur shtyllën e fesë. Dhe kështu që kjo do të jetë hije për ketë. Dhe nën ketë do të jetë i qetë dhe i mbrojtur.

Sipas tre medh'hebeve, jepet fetva se personi i cili e le një namaz pa falur me vetëdije dhe pastaj nuk e fal as kaza, duhet të vritet. Por sipas medh'hebit Hanefi, vrasja e tij nuk është e nevojshme. Por se ky person ka kryer një nga gjynahet e mëdha. Dhe duhet të burgoset deri sa të filloj përberi faljen e namazit. Ai që për shkak se nuk i jep rëndësi namazit nuk e fal atë duke mos e besuar se është detyra e parë atëherë ky person bëhet kafir.

Një person, në qoftë se një namaz e le pa falur me vetëdije dhe nuk e fal as kaza atëherë në xhehenem dënohet sa masa e një Hukbe, domethënë digjet për tetëdhjetë vite. Për të shpëtuar nga ky ndëshkim duhet të bëj tevbe të veçantë dhe të përgjërohet, të kërkoj falje për ketë.

(Një ditë në ahiret është sa 1000 vite në ketë dynja. Vitet e ahiretit sipas kësaj llogaritën.)

[Muhamed Emin ibni Abidin (Allahu e mëshiroftë) në librin "**Reddul-muhtar**" ka thënë se, në gjitha fetë hyjnore është urdhëruar falja e namazit. Është thënë se Ademi (alejhi selam) ka pas fal namazin e ikindise, Jakubi (Alejhis-selam) namazin e akshamit, Junusi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem"ka pas fal namazin e jacise. Ashtu siç është kusht i imanit që të besohet në gjitha farzet dhe haramet, po ashtu dhe besimi se falja e namazi është një detyre dhe borxh, është kusht i imanit. Por falja e namazit nuk është kusht i imanit.

Çdo mysliman mashkull dhe femër që ka arritur moshën madhore dhe që është me mendje të shëndoshtë dhe nuk ka ndonjë të metë, e ka farz faljen e pese kohëve të namazit në ditë. Pesë kohet e namazit janë bere farz natën e miraxhit. Në hadithin që transmetohet në librat (**Mukaddimetus-salat**), (**Tefsiri Maz'heri**) dhe (**Halebiji Kebir**) thuhet: "**Xhebraili alejhisselam u bë dy herë imami im pranë derës se Qabesë. Të dy kemi falur namazin e sabahut kur po linde agimi, dreken kur dielli e kishte kaluar kupën e qiellit, ikindinë në kohen kur çdo objekt arrinte hijen e gjatësisë saj, akshamin kur perëndonte dielli dhe jacinë kur u errësonte horizonti. Dhe ditën e dytë, kemi falur sëbashku namazin e sabahut kur dita u zbardh plotësisht, dreken kur hija e çdo objekti u be sa dyfishi i saj, ikindinë menjëherë mbas kësaj, akshamin në kohen kur bëhet iftar dhe jacinë në një të tretën e natës. Pastaj tha, o Muhamed, këto janë kohet e namazit për ty dhe pejgamberet para teje. Umeti yt le ti falë pesë kohet në mes këtyre kohëve që i falëm sëbashku**". Është urdhëruar që çdo ditë të falen pesë kohet e namazit. Duhet që prindërit të urdhërojnë fëmijët e tyre për faljen e namazit kur janë në moshën 7 vjeçare dhe në moshën 10 vjeçare në qoftë se nuk i falin duhet ti

rrahin me dore. Nuk është e lejuar që nxënësi të godităt me shume se tre here dhe të godităt me shkop. Fëmija rrihet kështu dhe për të agjëruar dhe për të mos pire alkool. Ai që nuk e beson se namazi është farz, domethënë që është detyra e parë atëherë bëhet kafir. Por nëse e beson se është farz, ama nuk e fal nga përtacia atëherë nuk konsiderohet kafir. Po bëhet (**fasik)**. Burgoset deri sa të filloj të fale namazet. Në qoftë se nuk fillon namazet atëherë lehet në burg deri sa të vdesë. Ka nga ata që thonë se rrihet deri sa ti dal gjak. Edhe pse në medh'hebin maliki dhe shafi mos falësi i namazit nuk është kafir, përsëri ai vritet si ndëshkim i kësaj. Thuhet se, sipas medh'hebit hanbeli, bëhet kafir dhe vritet. Të këtij mendimi ka dhe disa dijetar në medh'hebin shafi. Personi që e fal namazin në kohen e vet me xhemat nënkupton se ai është mysliman. Sepse në fetë e tjera namazi falet vetëm nuk falej me xhemat. Ata bënin dhe haxhin. Për shkak se namazi është adhurim që bëhet vetëm me trup, nuk falet në vend të një personi tjetër. Zekati, për shkak se është adhurim që bëhet vetëm me pasuri, mund të jepet zekat për dikë tjetër që s'ka të meta, me pasurinë dhe urdhrin e tij. Haxhi, për shkak se bëhet dhe me trup dhe me pasuri, mund të shkohet në haxh në vend të dikujt që është me të meta fizike, me pasurinë dhe urdhrin e tij. Një shume i moshuar që nuk mund të agjëroj asnjë here deri në vdekje, në vend të agjërimit mund të japë fidje (kompensimin në para) një fukarai për çdo ditë të agjërimit. Nuk është e lejuar që të japë fidje për namaz. Në qoftë se ai që nuk ka fal namaz, lë testament që mbas vdekjes të jepet fidje për shlyerjen e borxhit të namazit tij, atëherë është mire që të jepet fidje nga pasuria e tij. Në qoftë se pasuria që ka lënë nuk mjafton për shlyerjen e saj atëherë lejohet të bëhet "**devr**" (të japësh dhe ti marrësh po ato para një të varfëri me marrëveshje deri sa të plotësohet shuma e fidjes dhe në fund këto i mbetën të varfrit. Kjo quhet dhe hile sher'ije.) Kurse është vaxhib që të jepet bistak (kompensim) për agjërimin.

Sipas medh'hebit Hanëfi, në stinën e verës në shtetet që gjenden në polin e veriut, në vendet ku për shkak se agimi zbardh akoma pa u errësuar horizonti, dhe koha e namazit të sabahut dhe jacise nuk filluar akoma, atëherë nuk është e nevojshme që të falen këto dy namaze. Por dijetari dhe hulumtuesi i madh imam Shafi (Allahu e mëshiroftë) ka thënë se falja e këtyre është nevojshme. Por

sipas shumicës se dijetareve, këto nuk e kanë farz faljen e namazit të sabahut dhe jacise. Gjithashtu nuk është e nevojshme as që të falen kaza. Sepse koha e asnjërit prej tyre nuk ka filluar. Nuk është farz falja e namazit pa ardhur koha e tij. Por se agjërimi nuk është kështu. Kur hëna shikohet në një vend, në çdo vend fillon muaji i Ramazanit.

Kur kryen një farz apo largohet nga një haram sipas medh'hebit tij, në qoftë se has ndonjë **haraxh** (pengese apo vështirësi), duhet të shpëtoje nga ky haraxh duke ndjekur një medh'heb tjetër që nuk e ka ketë haraxh. Haraxh do të thotë kryerja e një vepre me zahmet apo mos kryerja e saj. Nëse nuk ka medh'heb tjetër që nuk gjendet ky haraxh, dhe në qoftë se shkaku i këtij haraxhi gjendet me zaruret atëherë falet, lirohet nga kryerja e këtij farzi dhe largimi nga harami. Në qoftë se nuk gjendet me zaruret, duhet të shpëtojë nga ky haraxh duke u lenë kjo gjë. Shikoni në faqën 511!

Ai që vjen vonë në namazin e sabahut, për të mos e humbur faljen e namazit me xhematin e le sunetin e saj. Është me e mire që të lehet suneti me qëllim që të mos i ike koha e namazit. Në qoftë se e arrin xhematin, sunetin e fal jashtë xhamisë ose mbas një shtylle. Në qoftë se nuk ka vend të tille atëherë nuk e fal pranë xhematit, por e lë sunetin. Sepse mund të lehet suneti me qëllim që të mos veprohet mekruhu.

Farzet që nuk janë mundur të falen me arsye, quhen (**Fevait**) që do të thotë, namaz i humbur, i ikur. Namazet që nuk janë falur pa arsye dhe nga përtacia quhen (**Metrukat**) që do të thotë, lënie pa arsye. Dijetaret e fikhut, namazet që kanë mbetur kaza i kanë quajtur faite dhe nuk i kanë thënë namaze të braktisura. Sepse mos falja e namazit në kohen e saj pa arsye është gjynah i madh. Ky gjynah falet duke u kryer kaza. Gjithashtu duhet që të behet tevbe dhe haxhi mebrur. Kur falet kaza, falet vetëm gjynahu i lënies dhe mos faljes se tij. Nuk është e saktë tevbeja që bëhet pa e falur namazin kaza. Sepse largimi nga gjynahu është kushti i tevbes.

Pese janë arsyet për të lënë namazin mbas kohës saj: në qoftë se nuk ka mundësi për ta falur për shkak të qëndrimit përball armikut dhe duke u kthyer nga ndonjë drejtim tjetër përveç kibles dhe

duke udhëtuar mbi kafshe, në qoftë se mysafiri kapet në rruge nga hajdutët, kusarët, apo kafshët e egra, dhe babai e ka arsye të vonoje namazin kur nëna apo fëmija janë të lodhur bërë tëlef. Arsyeja e katërt është harresa dhe e pesta është fjetja. Sipas medh'hebit Hanefi sikur vetëm tekbiri fillestare të arrihet të behet pa dal koha e namazit konsiderohet i falur në kohen e vet, kurse sipas medh'hebit Shafi, në qoftë se e ka fal një rekat.

Është farz, që farzet të kryhen kaza. Vaxhibet është vaxhib që të kryhen kaza. Në qoftë se sunetin e kryen kaza atëherë fiton sevapet e sunetit. Duhet që pese kohet farz me vitrin të kryhen sipas radhës gjithashtu dhe kazatë. Por në fund të kohës nuk është e nevojshme. Domethënë nuk lehet kaza farzi i vaktit që të falet kaza. Në qoftë se harron se është faite ose nëse numri i faiteve është gjashtë atëherë përsëri bie radha. Në qoftë se numri i faiteve bie nën gjashtë atëherë radha nuk kthehet mbrapa. Edhe pse farzet që falen pa radhe janë të prishur, në qoftë se numri i tyre është gjashtë në dalje të vaktit të pestë atëherë të gjithë janë të saktë. Për shembull, ai që nuk e ka fal namazin e sabahut, edhe pse e kujton ketë, përsëri e fal dreken, ikindinë, akshamin, jacinë dhe vitrit, edhe asnjëra nuk është e saktë, kur të linde dielli të gjitha konsiderohen të sakta.

Namazet faite duhet që menjëherë, domethënë sa me shpejt të falen kaza. Por, lejohet ta vonoje aq sa të ketë mundësi për të fituar të ardhurat për familjen, apo aq sa të fale sunetet e pesë kohëve apo namazet duha, tesbih dhe tehijetul-mesxhid. Ibn Abidin duke shpjeguar sunetet e abdesit thotë se, (të thanit e lejuar do të thotë që nuk është e ndaluar. Edhe ajo që është tenzihen mekruh quhet e lejuar.) Atëherë, duhet që mos të bëhen ato që quhen të lejuara, dhe mos të vonohen kazatë për këto namaze sunet. Kaza e agjërimit të Ramazanit nuk kërkon nxitim, domethënë që të kryhet menjëherë.

Mysliman që është në darbul-harb, namazet, agjërimet dhe rekatet e lëna nuk i bën kaza, për shkak se nuk e din se kjo është farz. Por për ata që janë në darbul-islam, nuk është arsye që të mos dinë farzet dhe haramet. Murtedi kur bëhet besimtar, nuk i fal kaza namazet që nuk i ka falur gjatë periudhës që ka qenë murted. Sepse kafirit nuk janë të lidhur me fenë islame. Një sabi, në qoftë se bëhet

xhunubi mbas faljes se namazit të jacise dhe zgjohet mbas agimit, atëherë nevojitët që të fal namazin e jacise. Sepse namazi që ka fal ka qenë nafile. Ju be farz në gjumë. Namazet që s'janë falur në gjendje të mire shëndetësore, lejohet të falen kaza në gjendet sëmundje duke marre tejemum ose me shenja. Namazi farz katër rekate që ka mbet kaza, dhe në gjendje udhëtimi duhet të falet katër rekat kaza. Dhe namazi 2 rekatësh farz i dreke për udhëtarin që mbetët kaza përsëri mbetët 2 rekat kaza edhe mbasi përfundon udhëtimin. Kur po fal farzin e drekës, thuhet për farzin e namazit të drekës sotmit ose për farzin e drekës. Ai që ka me shume se një namaze faite, mund të bej kaza farzin e drekës (që ka mbetur kaza i pari) ose (që ka mbetur kaza i fundit). Por kur behet kaza disa ditë të muajit të një Ramazani, nuk është e nevojshme të përcaktohet radha e ditëve.

Nuk duhet ti tregohet tjerëve kur po falim kaza namazet e lëna. Sepse është gjynah mos falja e namazit në kohën e vet. Gjithashtu është gjynah edhe po të përhapesh gjynahet e tua. Po ashtu është gjynah që gjynahet që veprohen në darke fshehurazi të tregohen ditën. Ketu u plotësua dhe përkthimi nga Ibn Abidinit.

Shikohet se në medh'hebin Hanëfi, duhet që namazet faitë të bëhet kaza menjëhere. Po ashtu edhe në medh'hebin Shafi. Dijetari i medh'hebit Shafi, Shemsuddin Muhammed Remli (Allahu e mëshiroftë) në fetvane e tij ka thënë se, “nuk është gjynah për personin i cili i ka bërë fevt namazet me arsye, që në ramazan të fale teravitë dhe faitet ti kompensoje mbas Ramazanit. Por, ai që i ka lenë namazet pa arsye e ka për gjynah që të veproje kështu. Sepse namazet e lëna duhet që menjëherë të falen kaza”. Dijetaret e medh'hebit Shafi tregojnë hapur dhe qartë se është gjynah që para namazeve që janë lënë pa ndonjë arsye, të falen namazet sunet si për shembull të falet para namazi i teravisë, por duhet që në vend të suneteve të falen këto namaze kaza. Po kështu është edhe medh'hebi Hanefi. Thënia tek medh'hebi Hanefi, se lejohet të vonohen namazet kaza fait që kanë mbetur pa falur me ndonjë arsye, aq sa të falet një sunet, tregon se është me e mire që të mos vonohet kazaja e këtyre. Sepse e lejuar, në fenë islame do të thotë e pa ndaluar. Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë), fjalën se lejohet të bëhet israf (shpërdorohet) uji që rrjedh, e ka shpjeguar në

domethënien që është tenzihen mekruh. Përderisa nxitohet për të falur kaza namazet faite që janë me arsye, atëherë është e nevojshme që namazet që janë lënë pa ndonjë arsye të falen në vend të suneteve. Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë) thotë se, “larja tre here e organeve gjatë abdesit është sunet. Por nuk është mekruh që të lehet ky sunet në rast arsye si, kur ndjehet nevoja e madhe për ujë, kur uji është i ftohtë apo kur vlera e ujit është shume e madhe”. Për të shpëtuar nga gjynahu i madh i namazeve të lëna, le të falet menjëherë namazet kaza, dhe këtu kuptohet që përveç sunetit të sabahut në vend të gjitha suneteve tjera duhet që të falen këto namaze kaza. Falja e kazave në vend të suneteve është e shkruar në faqen 291.]

## NAMAZI ISKAT PËR TË VDEKURIN

[Namaz iskât, do të thotë shpëtimi i të vdekurit nga borxhi i namazit. Për ketë jepet kefaret (kompensimi) i namazeve. Për të dhenë kefaret, është vaxhib që i vdekuri të le testament dhe pasuri aq sa të mjaftoje për ketë kefaret. Domethënë, një e treta e pasurisë se lënë nuk duhet të jetë me e vogël se sasia e kefaretit. Kefaretin e jep veliu i tij. Veliu i të vdekurit është ai që e ka lenë testament i vdekuri. Ose një nga trashëgimtaret. Në islam gjendet katër lloj velish. Veliu i të vdekurit, veliu i jetimit, veliu i femrës që do martohet, veliu i robit dhe robëreshës. Këtij të fundit i thuhet dhe “**Mevla**”. Përveç këtyre, ka dhe veli të Allahut. Këto quhen dhe “**Evlija**”. Këto janë shume të dashurit e Allahut. Për të arritur ketë respekt, duhet që gjitha fjalët, veprat dhe sjelljet të jenë ashtu siç ka lajmëruar dhe treguar Muhamedi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë). Këto mësohet shume lehtë nga një dijetar hakiki (i drejtë). Ai që nuk mund të gjej dijetar hakiki, duhet ta mësoj nga librat e dijetareve të Ehli sunetit. **Ibn Abidin** (Allahu e mëshiroftë) ka thënë se, (ai që ka namaze fait, domethënë namaze që i ka lënë pa falur me ndonjë arsye, nëse le testament që të kryhet kefareti i këtyre, për çdo farz dhe vaxhib, duhet që një të varfri ti jepet gjysëm sa’ (2,1 litra), domethënë 520 dirhem (1750 gram) grurë ose miell gruri, nga një e treta e pasurisë që ka lenë ai. E gjithë kjo mund ti jepet edhe një

fukarai. Vlerën e saj është me mire që të jepet në flori ose serm. Në qoftë se lënësi i testamentit nuk ka lënë pasuri ose një e treta e pasurisë se lënë nuk është e mjaftueshme për kefaret, ose nëse nuk ka lënë fare testament por veliu i duke mbledhur pak para donë ta bej kefaretin, atëherë merret hua, për një ditë 1750x6=10500 gram, domethënë 10 kile e gjysëm dhe vjetore 3780 kile grurë [ose, për shkak se vlera e 10 kile grurë vazhdimisht është afërsisht 1 gram flori, sa vlera e saj 52,5 ose afërsisht 60 cope lira floriri ose një byzylyk, unaze ose pjese tjetër floriri që të jetë sa pesha e këtyre lirave (432gr). Po ashtu duke supozuar që dhe namazet që ka falur i ka falur mangët, atëherë nga mosha e të vdekurit  zbrit disa vite ku për meshkujt është 12vitë ndërsa për femrat 9 vitë, dhe kështu gjendet mosha ku i është bere farz falja e namazit. Për shkak se në medh'hebin Hanefi nevojitët kefareti i gjashtë kohëve namaz për çdo ditë, ajo që nevojitët për kefaretin e namazit të një viti diellor është marrja hua, (3780 kile) grurë ose me e mira, vlera e kësaj në flori (gjashtëdhjetë cope një lireshe). Ketë, ja jep një të varfëri duke e bere nijet për iskatin e kefaretit të namazit të një të vdekuri. Fukarai duhet që të jetë me mendje të shëndoshë, në moshe madhore, sahih dhe mashkull. Fukarai e merr duke thënë se e pranove, pastaj ja jep dhuratë trashëgimtarit. Trashëgimtari mbasi e merr, ja jep atij ose ndonjë fukarai tjetër. Kështu përsëritët deri sa të plotësohen vitet që është përgjegjës për ato. Në qoftë se ka marre me shume flori hua, atëherë tradita e derrit bëhet me pak se ajo. Në qoftë se nuk ka lira floriri, atëherë veliu merr hua byzylyk, unaze ose diçka tjetër të ngjashme me ketë prej floriri. Nga kjo ndahet në gram (numri i viteve të namaze të pafolura x 7,2) dhe vendoset në një shami. Në shami ka lira floriri aq sa nuk ka falur namazin e një viti. Kur ndahet 60 copëshi në numrin e të varfërve dhe fukarenjve, bëhet sa numri e devrit. Në qoftë se është flori, atëherë ndahet sa gjysma që është tek e para. Numri i devrit bëhet sa dyfishi i të parës. Për një mashkull që ka vdekur në moshën 60 vjeçare, një të varfëri i jepet 60x48x7,2=20736 gram flori. Sepse piskati i namazit të një viti është 60 flori. Bëhet 30 here devr mes 7 të varfërve me 100 gram flori. Ose me 7 të varfër dhe 70 gram flori bëhet 43 here devr. Kur përfundon devri, fakiri i fundit, flori që ka në dore ja jep dhuratë veliut. Dhe ky e paguan borxhin e tij. Pastaj bëhet devr për agjërimin, kurbanin dhe betimin. Por për kefaretit e një betimi, duhet që me se paku ti jepet

dhjetë të varfërve dhe një fukarai, për një ditë nuk i jepet me shume se gjysëm sa’. Madje, një fukarai në një ditë apo në një here mund ti jepet kefareti i disa namazeve. Piskati i zekatit nuk bëhet pa testament. Është e nevojshme testamenti i të vdekurit. Por, për shkak se për agjërimin nuk është kusht testamenti edhe për zukatin, është e mira që veliu të bëj devr duke e dhuruar atë. Pasi të ketë mbaruat devri i të gjithave, trashëgimtari i jep dhuratë të varfërve një sasi pasurie ose malli.

Në qoftë se një e treta e pasurisë që ka lënë i vdekuri nuk mjafton për kefaretin e testamenti që ka lenë, atëherë veliu pa marre leje nga trashëgimtaret nuk të bëj kefaret më me shume se një të tretën e pasurisë që ka lënë. Në qoftë se një e treta i mjafton për kefaretin por se ka borxhe, edhe pse marrësi ja jep për iskatin, borxhi paguhet para kefaretit. Nuk lejohet që mbasi të marre hakun të japë dhuratë për kefaret. Sepse kefareti bëhet vetëm me dhuratën e trashëgimtarit. Ai që lë testament për kefaretin e gjithë namazeve të jetës dhe nuk i dihet mosha e këtij atëherë testamenti bëhet i pavlefshëm. Por në qoftë se një e treta e pasurisë, është me e vogël se supozimi për namazet e jetës, për shkak se një të tretën e ka bërë testament, atëherë testament konsiderohet vlera e caktuar e sasisë dhe konsiderohet e saktë.

Edhe po që se ka lënë testament i vdekuri, nuk është vaxhib për veliun që për të bërë kefaretin të bëj dhuratë. I vdekuri e ka vaxhib që një e treta e pasurisë se lënë të mjaftoje për kefaretin dhe të lërë testament që me ketë një të tretë të bëhet kefareti. Në qoftë se lë testament që me një pjese të një të tretës se pasurisë të bëhet devr, dhe me pjesën e mbetur ti jepet trashëgimtareve ose ti dhurohet të tjerëve, atëherë e ka lënë vaxhibin. Kurse kjo është gjynah. Për ketë arsye nuk është e saktë që me një pjese të një të tretës se pasurisë se lënë të bëhet devr dhe me pjesën e mbetur të bëhet hatim kurani dhe tehlil. Nuk lejohet të këndohet Kuran me një pagese jashtë kësaj. Edhe dhënësi i pagesës edhe marrësi konsiderohen që kanë kryer gjynah. Edhe pse është thënë se lejohet që Kurani të mësohet me pagese, nuk ka ndonjë që ka thënë se lejohet që Kurani të lexohet kundrejt një pagese.

I vdekuri që le testament që namazet e mia le ti fale trashëgimtari im, nuk është e saktë që ky ti fale kaza ato. Por në qoftë se dikush fal namaz apo agjëron dhe sevapet ja dhuron të vdekurit kjo është e saktë. Nuk është e lejuar që i sëmuri me sëmundje vdekje të japë fidjet e namazeve të veta". Përkthimi i Ibn Abidinit u plotësua.

Ahme Tahtavi (Allahu e mëshiroftë) në veprën e tij "**Merakil**-**felah**" thotë se, është treguar me nass (argumente kurani dhe suneti) se iskati i agjërimeve të pa mbajtura dot bëhet duke dhënë fidjet. Dijetaret kanë thënë të një mendimi se dhe namazi është si agjërimi për shkak se namazi është me i rendesishem se agjërimi. Ai person që thotë se nuk argument për iskatin e namazit, ka treguar injorancën e vet. Me ketë fjale i del kundër fjalës se bashkuar të dijetareve. Një i sëmurë, në qoftë se nuk e fal namazin kur është shtrire qoftë edhe me shenja, për këto namaze që s'ka falur qoftë edhe me pak se pesë kohe, nuk është e nevojshme që të lërë testament për këto. Sikur kjo është dhe, për ata që janë në udhëtim apo të sëmurë dhe nuk mund të agjërojnë, këto në qoftë se nuk gjejnë kohe dhe shëndet për ti bërë kaza këto, atëherë nuk lënë as testament për këto. Sadakai fitir, nafaka e bashkëshortes, vrasjet në ihramin e haxhit, haxhiu, edhe sadakat e premtuar lehen testament. I vdekuri që nuk ka lënë testament, inshallah konsiderohet e lejuar dhurimi i trashëgimtarit ndonjërit prej tyre. Veqili i atij që ka lënë testamentin për haxh, nga qyteti i të vdekurit ose nga vendi ku mjafton një e treta e pasurisë që ka lënë; nëse e dhuron, shkon në haxh nga cili vend që dëshiron. Agjërimi apo falja e namazit të diku për të vdekurin qoftë kjo me pagese apo pa pagese nuk konsiderohet e saktë. Hadithi në lidhje me ketë çështje është mensuh. Me sadakanë që jepet si kefaret, Allahu i Madhëruar i fal borxhet e të vdekurit. Shafiu në librin "Envar" thotë se, "nuk është vaxhib që të jepet fidje për namazet e pa falura të vdekurit. Në qoftë se jepen, nuk konsiderohen iskat". Malikit dhe Shafiti bëjnë devr duke imituar Hanëfitë.

Në qoftë se sasia e pasurisë se testamentit të vdekurit nuk mjafton për kefaretin ose nëse një e treta e pasurisë se lënë nuk mjafton ose nëse nuk ka lënë fare testament, me pasurinë e vogël që dhuron dikush, bëhet devr me qëllim që të mund të bëhet iskati i

gjitha borxheve. I jepet një fukarai me nijetin e iskatin. Fukarai mbasi i merr, ja bën dhuratë veliut ose ndonjë tjetri. Duhet që kjo të kape, domethënë të merret në dore. Duke thënë se kjo është për iskatin e borxheve të vdekurit, ja jep fukarait duke ja dhuruar. Përkthimi i komentimit të Tahtavise u plotësua.]

## RRETH NAMAZIT TË XHUMASË

Shtatë janë kushtet që duhen plotësuar që namazi i xhumasë të konsiderohet i saktë:

1- Vendi ku do të falet namazi të jetë i populluar, domethënë të jetë i madh sa një qytet.
2- Leximi i hytbes.
3- Leximi i hytbes para namazit.
4- Aty duhet që imami apo kryetari i shtetit të jetë përfaqësues i diplomuar.
5- Të falet në kohen e namazit të drekës.
6- Prania e xhematit. Sipas imam A'zamit dhe imam Muhamedit (Allahu i mëshiroftë) përveç imamit në moshe madhore, me mendje të shëndoshë dhe mashkull duhet të jenë dhe tre persona tjerë, kurse sipas imam Ebu Jusufit (Allahu e mëshiroftë) përveç imamit duhet të jenë dhe dy persona tjerë. Me e sakta është fjala e dy grupeve.
7- Të jetë e lire ardhje e gjithave në pjesëmarrjen e namazit.

Në fetvatë "**Hindje**" thuhet se, "meshkujt që janë të lire dhe nuk janë të sëmurë dhe në udhëtim e kanë farz ajn faljen e namazit të xhumasë. Nuk është farz falja e namazit të xhumasë për ata që janë në udhëtim, që janë sëmurë dhe për femrat. Gjithashtu nuk është farz për ata që frikësohen nga shiu i rrëmbyeshëm dhe nga zullumi i personalitetit shtetëror. Amiri, komandanti dhe punë dhënësi nuk e ndalon atë që ka nën urdhra për faljen e namazit të xhumasë. Por ja shkurton pagesën e asaj kohe. Është thënë se në qoftë se

imami që fal namazin e xhumasë është fasik, ai që nuk e pengon dhe ndalon ketë, atëherë duhet që të falet mbas këtij dhe të mos e lëre namazin e xhumasë për ketë arsye. Për namazet e tjera duhet të shkoje në xhami ku ndodhet imam sahih, nuk duhet të falet mbas imamit fasik. Është mekruh për çdo femër që shkon në xhami për të falur ndonjë namaz me xhemat".

Sipas imam Muhamedit (Allahu e mëshiroftë), personi që arrin imamin në ruku në namazin e xhumasë, duhet të fal namazin e drekës. Sipas imam A'zamit dhe imam Ebu Jusufit (Allahu i mëshiroftë) edhe sikur ta zë në teshehud (uljen e fundit) e fal namazin e xhuma. Në qoftë se një person fal namaz nafile kur hatibi po lexon hytben atëherë le të fal dy rekate, mos të fal me shume. Dhe në qoftë se, është suneti i xhumasë, a duhet të fal dy rekat dhe të japë selam, apo të plotësoje katër rekat? Kjo çështje ka mosmarrëveshje (mendime të ndryshme). Me e sakta është se plotëson katër rekat.

**Vaxhibet e xhumasë janë pesë:**

1- Lënia e gjithçkaje në kohën e ezanit.
2- Shkuarja në këmbë me hap në xhami.
3- Mos falja e namazit nafile kur imami është në hytbe.
4- Mos folja për çështje dynjaje.
5- Qëndrimi në qetësi.

**Mustehabet e xhumasë janë gjashtë:**

1- Parfumoja me ere të mire.
2- Misvaku.
3- Veshja e rrobave të bardha.
4- Tekbiri, [tekbiri, thuhet që të shkohet herët në xhami për namazit e xhumasë. Në zaman-i se'aded, sahabet e nderuar (Allahu qoftë i kënaqur me ato), mbas namazit të sabahut nuk u shpërndanin, u shpërndanin mbas xhumasë. Gjeja e parë që është braktisur nga ky umet është suneti tekbirit.]
5- Marrja e gusulit.
6- Këndimi i salavatëve.

**Mekruhet e xhumasë janë pesë:**

1- Përshëndetja me selam kur imami është duke lexuar hytben.

2- Leximi i Kurani Kerimit.

3- Thënia "Jerhamukallah" kur teshtin një person.

4- Ngrënia dhe pirja.

5- Veprimi i çdo vepre që është mekruh. [edhe zgjatja e leximit të hytbes nga ana e imamit është mekruh.]

Mbas këndimit të ezanit të parë të xhumasë në minare, imami afrohet afër minderit dhe fal sunetin e parë të xhumasë. Pastaj vjen përpara minderit, në këmbë, drejtuar nga kibla dhe bën një dua të shkurtër, ngjitët në minder dhe ulet përballe xhematit për të dëgjuar ezanin e dytë. Pastaj vazhdon hytben në këmbë.

[ata që quhen Vehabi, nuk janë në medh'hebin Ehli sunët. Janë pa medh'heb. Këto quhen **Vehabi** ose Nexhdi. Vehabizmin e formuan dhe krijuan Anglezet. E krijuan në varësi të një personi fetar injorant nga **Nexhdi** me emrin Muhammed Abdulvehab. Në librat e tij, myslimanët që nuk janë vehabi i quan mushrik, kafir. Shkruajnë se është lejueshme vrasja e këtyre dhe marrja e grave dhe vajzave të këtyre si ganimet luftë (robëreshe). Duke dhenë para me shumice, mblodhën njerëz fetar injorant e pa medh'heb dhe i bënë vehabi, dhe i shpërndanë në çdo shtet, dhe i dërgojnë në qëndron e vehabizmit që njihet me emrin "**Rabitatul'alemil-islami**". Shkrimet e këtyre që nuk kanë lidhje dhe përputhje me fenë islame, i shpërndajnë në gjithë botën islame (duke thënë se janë fetva të dhëna nga dijetaret e botës islame). Çdo vit dërgojnë haxhilerë pa pagese. Një nga këto shkrime thotë, "për femrat është farz që të falin namazin e xhumasë". Dhe i dërgojnë me zor gratë dhe vajzat në namazin e xhumasë. Falin namaz bashke meshkuj dhe femra. Dhe në një shkrim tjetër thonë, "rytbeja e xhumasë dhe bajrameve lexohet në gjuhen që kupton xhemati. Nuk duhet të lexohet në gjuhen Arabe". Kështu fetash japin në emër të dijetareve islam në shtetet islame. Një nga këto përgjigjet, është fetvaja e dijetareve të ehli sunetit që ndodhen në vende të ndryshme të Indisë. Për shembull, myftiu i Madras al-lame hibrunnih- rir vel-fehhame sahibut-takrir vettahrir mevlana

Muhammed Temîm bin Muhammed Madrasi "nevverallahu merkadehu" ka thënë:

Është mekruh që gjithë hytbeja të lexohet në gjuhe tjetër përveç arabishtes ose të lexohet edhe arabisht edhe përkthimi i saj. Është vaxhib që gjithë hytbeja të lexohet në gjuhen arabe. Sepse Resulullahu (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë), çdo hytbe të tij e ka lexuar vetëm në gjuhen arabe. Në librin "**Bahru'r-Râik**" ku shpjegohet namazi i bajramit thuhet se, "namazet nafile nuk falen me xhemat përveç namazit të teravisë dhe kusurit. Për shkak se namazi i bajramit është falur gjithmonë me xhemat nënkupton se ky namaz është vaxhib dhe jo nafile". Shikohet se, adhurimi që Resulullahu (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) e ka kryer vazhdimisht nënkupton se është vaxhib. Al-lame Zebidi (Allahu e mëshiroftë), në komentimin e "**Ihja**" thotë se, "veprat që Resulullahu i ka kryer vazhdimisht janë vaxhib. Kjo nuk tregon se janë farz". Al-lame myfti Ebus-suud efendiu (Allahu e mëshiroftë), në librin "**Fet'hullahi'l-mu'in** " thotë se, "kryerja vazhdimisht nga Resulullahu (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) tregon se kjo është vaxhib". [Ibn Abidini (Allahu e mëshiroftë) në sunetet e Abdesit thotë se, "adhurimi që Resulullahu e ka kryer vazhdimisht dhe nëse nuk e braktisur kurrë, atëherë ky adhurim konsiderohet suneti muekkede. Në qoftë se krahas asaj që nuk e ka lënë, e ka mohuar lënësin e saj atëherë konsiderohet vaxhib. Sepse mos mohimi, me ligj konsiderohet lënie. Për ketë arsye, Ebussuud efendi ka thënë se, gjeja që vazhdohet pa u lënë asnjë herë konsiderohet vaxhib". Lënia e secilës prej tyre pa arsye, në fund të mekruheve të namazit ka treguar se është mekruhu tahrim.] Për shkak se Resulullahu vazhdimisht hytbet i ka lexuar në gjuhen arabe tregon se leximi i tyre në gjuhen arabe është vaxhib. Për ketë arsye, është mekruh tahrim që hytbet të lexohen në ndonjë gjuhe tjetër përveç arabishtes ose krahas leximit në gjuhen arabe të lexohet dhe përkthimi i saj. Sepse tek e para është lënë leximi në gjuhen arabe. Kurse tek e dyta është lënë leximi i vetëm në gjuhen arabe. Dhe tëk të dyja është lënë ajo çfarë Resulullahu (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) e ka praktikuar vazhdimisht. Sikur kjo, thënia e tekbirit në gjuhen arabe kur fillojmë namazin dhe thënia "Allahu ekber" mes këtyre janë dy gjera të ndryshme. Sepse Resulullahu, për shkak se gjithmonë ka thënë

Allahu ekber, është bërë vaxhib thënia e kësaj, dhe lënia e kësaj është bërë mekruh tahrim. Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë) në librin "**Reddul-muhtar**" thotë se, "Mekruh është lënia e vaxhibit ose e sunëtit. E para është tahrimen mekruh kurse e dyta është tenzihen mekruh". Në librin "**Halebiji kebir**" thuhet se, "lënia e sunetit është mekruh tenzih. Lënia e vaxhibit është mekruh tahrim". Në librin "**Fetavaji siraxhijje**" thuhet se "është e lejuar që hytbeja të lexohet në gjuhen persianë. Duke marre parasysh ketë thënie, është batil dhënia e fetvave se lejohet të lexohet hytbeja në një gjuhe tjetër jashtë asaj arabe dhe që nuk është mekruh tahrim dhe tenzih. Sepse, do të thotë se fjala e Siraxhijjes (është e saktë). Dhe kjo nuk tregon se nuk mekruh. Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë) në librin "**Reddul-muhtar**" thotë se, "thënia është e saktë, nuk tregon se nuk është mekruh". Muhamed Abdulhaj Luknevi (Allahu e mëshiroftë) në librin "**Umdetu'r-riaje**" thotë se, "nuk është kusht që hytbeja të lexohet në gjuhen arabe. Fjala se është e lejuar që të lexohet në gjuhen persianë apo gjuhe tjetër, tregon se namazi do të jetë i saktë. Domethënë, që namazi i xhumasë të jetë i saktë, do të thotë që të vije në vend kushti i leximit të hytbes. Porse nuk do të thotë se hytbeja është pa kerahet. Sepse Resulullahu (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) dhe Sahabet e nderuar (Allahu qoftë i kënaqur me ata) gjithmonë hytben e kanë lexuar vetëm në gjuhen arabe. Veprimi në kundërshtim me këto është mekruh tahrim". Edhe Tabiinët dhe Tabi tabiinët (Allahu i mëshiroftë të gjithë) në çdo kohe dhe në çdo vend hytben e kanë lexuar vetëm në gjuhen arabe. Ashtu siç nuk ka që e kanë lexuar në ndonjë gjuhe tjetër përveç gjuhës arabe po ashtu dhe nuk gjendet ndonjë që sëbashku me gjuhen arabe të ketë lexuar dhe përkthimin e saj. [madje, dëgjuesit e hytbes se këtyre në Azi dhe Afrike nuk dinte asnjëri gjuhen arabe, nuk i kuptonin ato çfarë thuhej në hytbe. Gjithashtu nuk e kanë shikuar të lejuar që të lexojnë përkthimin e saj apo ta lexojnë në ndonjë gjuhe tjetër përveç gjuhës arabe me qëllim që ata ta kuptojnë edhe pse nevojitej që ta mësonin islamin ata që ishin të rinj në islam. Atyre fenë islame ja shpjegonin jashtë hytbes. Dhe i urdhëronin ata që të mësonin gjuhen arabe me qëllim që të kuptonin hytbet dhe të mësonin mire fenë islame. Edhe duhet të veprojmë si këta dijetare.]

Leximi i hytbes në gjuhet tjetër përveç asaj arabe, duke qenë në kundërshtim me këta dijetare është **bidat**. Konsiderohet mekruh tahrim. Thënia e se parës tahrim dhe të dytës tenzih është batil (e prishur). Sepse mekruh tenzih quhet lënia e sunetit. Për shkak se Resulullahu (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) e lexonte hytben e tij vazhdimisht vetëm në gjuhen arabe bën që të jetë vaxhib leximi i hytbes vetëm në gjuhen arabe. Dhe si mund të jetë tenzih lënia e këtij vaxhibi? Është vaxhib që të braktiset ajo gjë që është mekruh tahrim. Mevlana Bahrul-ulum (Allahu e mëshiroftë), në librin (**Erkanul-erbe'a**) thotë se, "është vaxhib braktisja e gjerave që janë mekruh tahrim. Veprimi i këtij mekruhu, bëhet me lënien e këtij vaxhib".

Ai që vepron gjithmonë atë gje që është mekruh tahrim nuk është i drejtë. Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë) në librin "**Redul-muhtâr**" duke shpjeguar vaxhibet e namazit, duke e marre nga Ibni Nuxhejmi thotë se, "veprimi i mekruhut tahrim është gjynah i vogël. Vazhdimësia e praktikimit të gjynahut të vogël largon drejtësinë". Dhe hatibët (lexuesit e hytbes) që e lexojnë përkthimin e hytbes duke ju zhdukur drejtësia bëhen fasik. Dhe kështu bëhet mekruh tahrim falja e namazit pas këtyre. Në "**Nurul-Idâh**" dhe tek "Ibn Abidin" thuhet se, "në qoftë se robëri, fshatari dhe kopili janë injorantë, atëherë është mekruh që të bëhet imam i këtyre dhe i ehli bidatit me fasik, edhe pse mund të jenë alim. Është gjynah që këto të bëhen imam". Al-lame Ibrahim Halebi (Allahu e mëshiroftë) në librin "**Halebiji Kebîr**" thotë se, "ata që e bëjnë fasikun imam, konsiderohen që kanë vepruar gjynah. Sepse, është mekruh tahrim që fasikët të bëhen imam". Në librin "**Merakil-Felah**" thuhet se, "ai që është fasik, edhe po që se është dijetar, është mekruh që të bëhet imam. Sepse tregon neglizhencën ndaj ndjekjes se fesë islame. Është vaxhib tradhtia ndaj këtij. Bërja e këtij personi do të thotë tregim respekti ndaj tij. Në qoftë se nuk mund të pengohet bërja e këtij imam, atëherë duhet që xhumanë dhe çdo namaz ta fale në xhami tjetër". Al-lame Tahtavi (Allahu e mëshiroftë) duke shpjeguar ketë, thotë se "bërja e fasikut imam, është mekruh tahrim".

Hatibi nuk duhet të bëhet sebep për leximin e rytbeve me ndonjë gjuhe tjetër përveç gjuhës arabe. Bërja shkak e kësaj është gjynah. Sepse ndihmesa për veprimin e një gjynahu, është gjynah.

Ibn Abidin (Allahu e mëshiroftë) në librin “**Reddul-Muhtâr**” thotë se, “nuk falet namaz mbas imamit fasik. Duhet që të kërkohet imami që nuk është fasik. Namazi i xhumasë nuk është kështu. Në qoftë se në qytet namazi xhumasë falet në disa xhami, atëherë është mekruh që namazin e xhuma ta falesh mbas imamit fasik. Sepse ekziston mundësia që të falet mbas një imami tjetër. Edhe në librin “**Fethu'l-Kadîr**” kështu shkruhet”. Për ketë arsye nuk duhet të falet mbas imamit që lexon në gjuhe tjetër përpos arabishte apo e lexon dhe përkthimin e saj, por duhet të kërkohet për një imam që e lexon vetëm në gjuhen arabe, dhe namazin e xhumasë ta fale mbas këtij. Për me shumë njohuri lexoni librin “**Et-Tahkîkâtu'th-Thennijje** fî **Kerâhet-il-hutbeti bi gajri'l-Arabijje ve Kirâetihâ bi'l-Arabijjeti ma'a terxhemetihâ bi-gajr-il' Arabijjeti**”! u plotësua përkthimi i shkrimit të Al-lame Muhamed Temimi Madrasi.

Shkrimi i me lartpërmendur është shkruar në gjuhen arabe në Indi në vitin 1349 (1931), është bërë tasdik nga 13 dijetaret me të mëdhenj të Indisë dhe firmosur nga ata. Fetvatë e kësaj datë sëbashku me fetvatë arabisht të dijetareve në Indi (**Dijobend**) dhe (**Bakijatus-salihat**) dhe (**Madras**) dhe (**Hajdarabad**), janë botuar në Stamboll në vitin 1396 (1976). Mijëra dijetare dhe Shejhul-islam (Allahu i mëshiroftë) që kanë fituar famë nëpër botë në perandorinë Osmanë, kanë hulumtuar për të kërkuar zgjidhje që populli të kuptoje hytbet. Duke mos gjetur leje për leximin e përkthimit të hytbes në gjuhen turke, nuk kanë dhenë leje për ketë. Për të ja shpjeguar xhematit kuptimin e hytbes, në çdo xhami mbas namazeve bënin vaze xhumaje, hytbet për 600 vite, i janë mësuar popullit në ketë forme, kështu kanë penguar daljen jashtë principeve të fesë islame.]

Tekbiret shtesë (**Zevâid Tekbirleri**) të namazit të bajramit janë nëntë: njëri është farz, një sunet dhe 7 janë vaxhib: iftitah tekbiri (tekbiri fillestar) është farz, tekbiri i parë i rukuse është sunet. Tekbiret zevaid (shtese) janë vaxhib. Dhe tekbiri i rukuse se rekatit dytë është vaxhib për shkak se është afër vaxhibit.

## FALJA E NAMAZIT

Në veprën "**Ni'met-i İslâm** thuhet: është farz që çdo mysliman i cili është i mençur dhe i moshës madhore (el-bulûgu) të falë pesë kohet e namazit në ditë. Askush nuk mundë të falë namaz në vend të askujt. Mundët që dikush shpërblimin e faljes së namazit apo kryerjes së ndonjë ibadeti tjetër të ia dërgojë dhuratë tjetrit (i vdekur apo i gjallë qoftë ai). (Shpresohet që të dy palëve tu dhurohet shpërblime, kështu që shpërblimi i tij aspak nuk zvogëlohet). Nuk lejohet dhurimi i shpërblimeve armikut – pra nga ai që ka për të marrë të drejtën dhe për ta e falur. Personi që beson se namazi është farz, por nuk e falë atë nga përtacia – pa pas ndonjë arsye – nuk llogaritet si qafir, por ai llogaritet fâsik – mëkatar. [Është cekur se për mos faljen e një namazi, do të digjet në zjarr të xhehenemit shtatëdhjetë mijë vite]. Personi i cili nuk falë namaz (sipas disa dijetarëve të medhhebeve, përkth) duhet të burgoset derisa të filloje të falë atë. Kur fëmija të arrije moshën shtatë vjeçare, atëherë urdhërohet të falë namazin. E nëse ai nuk falë atë kur të arrije të dhjetat, pakë sa edukohet me dorë (shuplakë të lehtë), kështu që nuk duhet rënë më tepër se tri. Nuk lejohet t'i bihet me ndonjë shkop të madh. Rënia me shkop apo shtagë të rëndë, bëhet vetëm atëherë kur gjykatësi merr vendim për ndonjë person të rritur i cili ka kryer vrasje. As bashkëshorti nuk lejohet ta godet bashkëshorten e tij me shtagë. [Nuk lejohet që asnjë gjallesë të rrahet në kokë, fytyrë, gjoks dhe pjesën e parme dhe rënies së barkut]. Namazin e ka farz edhe i sëmuri që ta e fale atë derisa e lejon forca dhe mundësia.

### Sahibu'l Udhr – Personi me ndonjë shqetësim të mundshëm

**Udhr**- **yzër**, quhet ajo gjendje që diçka del nga trupi dhe e prish abdesin, nëse është e vazhdueshme. **Sahibu'l**-**Udhr** janë këta persona në këto raste: urina e vogël, lëshimi i gazrave, rrjedhja e hundëve gjak apo rrjedhja e gjakut nga plaga, rrjedhja e ndonjë lëngu të verdhë, lotët që dalin nga dhimbja, të ënjturit nëse është e vazhdueshme dhe gjaku i asaj gruaje që rrjedh e që quhet istihada. Këto duhet ndaluar në ndonjë mënyrë me ilaçe etj. sa për ta e falur namazin në një forma, ulur, me shenja apo të ngjashme. [Mashkulli që ka problem me pikësimin e urinës, ai mundë ta e ndaloje atë sa

për të falur namaz përmes ndonjë pambuku natyral në madhësi sa kokrra e grurit duke e futur në zgavrën nga del urina. Nëse përdor pambuk të prodhuar, të ketë kujdes se ai mundë të djegë veshket. Ndërsa kur të kryeje urinën, pjesa e pambukut, vetvetiu del jashtë dhe humbet. Atij i prishet abdesti kur të ketë urinë të tepërt, duke dalë nga fitili. Urina që rrjedh dhe del, duhet të mos preke në rrobat e brendshme. Kështu që vendi nga del urina duhet të mbështillet me bez, të lidhet me një copë peri dhe të mbështillet. Pjesa e skajshme e perit të ketë një hallkë dhe mundë të lidhet me veshjet e brendshme. Nëse del shumë urinë, mundë që së bashku me bezin të vendoset edhe pak pambuk. Nëse hallka e vendosur në skaj të perit vështirë del nga gjilpëra, i vendoset një tel depërtues tjetër perit, dhe kështu depërtohet hallka. Kur të del hallka, bezi duhet pastruat në ujë tri herë. Ai që ka problemin e urinës në këtë mënyrë, duhet të ketë në xhep tre – pesë copa bezi. Dimensionet e bezit duhet të jenë (12x15) cm, e që një skaj i tij të thyhet që në këtë pjesë të lidhet një sixhim deri në 50 cm. Kurse tek të moshuarit dhe tek disa të sëmurë, duhet zvogëluar organi, e pastaj ti mbështillet një bez sipër. Ata që kanë këtë gjendje, në qesen e tyre nga najloni, vendosin pak bez dhe organin së bashku me testiset i fusin në këtë qese, pastaj ia lidh kokën asaj qese. Nëse në bez, mblidhet urinë më tepër se madhësia e dërhemit, duhet të ndërrohet bezi kur të marrim abdest. Sapo të del koha e namazit, abdesti i këtij personi prishet. Abdesti mundë të prishet edhe pa dalë koha e namazit nëse paraqitet tek ai diç tjetër pos këtyre që cekëm e që janë shkaktare të udhrit. Nëse është duke i rrjedh hunda gjak kur ai merr abdest, e më pas vazhdon të rrjedh gjaku nga zgavra tjetër e hundës, përsëri i prishet abdesti. që personi të llogaritet sahibu'l-udhr sipas hanefive dhe shafiive, është kusht që gjëja që e prish abdesin të rrjedhë vazhdimisht gjatë kohës së një namazi. Nëse nuk rrjedh në një interval kohorë derisa ai të merr abdest dhe të falë farzin e asaj kohe, ai nuk llogaritet si sahibu'l-udhr. Kur dikush të bëhet sahibu'l-udhr, nëse qoftë edhe një pikë i pikon në namazet e më pasme, atëherë ajo vazhdon edhe në ato kohë. Nëse në një kohë të një namazi hiq nuk paraqitet, atëherë mbaron nga të qenjit sahibu'l-udhr. Kur pa pastërtia të prekë rrobën me një madhësi më tepër se paraja e hekurt, nëse është e mundur që të pengohet ajo që përsëri të mos e preke rrobën, kërkohet që të pastrohet vendi i ndotur.

Në veprën **el-Fikhu Ale'l-Medhâhibi'l-Erbe'a** thuhet: Sipas medhhebit Maliki, që një i sëmurë të jetë sahibu'l-udhr, ekzistojnë dy mendime: Mendimi i parë: Gjëja që e prish abdesin të zgjate më shumë se gjysma e një kohe të namazit dhe që të mos jetë e ditur fillimi dhe mbarimi i sajë në kohët e caktuara. Mendimi i dytë: Edhe nëse nuk janë dy kushtet tek mendimi i parë, personi bëhet sahibu'l-udhr që nga momenti kur të filloje rrjedhja e këtyre. Nuk i prishet abdesti. Nëse dihet koha kur rrjedhja ndërpritet, është mustehab që të merr abdest përsëri kur ai të falet. Ndërsa tek hanefit dhe shafiit, plaku dhe i sëmuri që nuk është sahibu'l-udhr, duhet të veproj sipas mendimit të dytë të medhhebit maliki.

Personi që donë të merr busull, por ka frikë se mundë të sëmuret, apo t'i shtohet edhe me tepër sëmundja, atëherë duhet të merr tejemmum. Kjo frikë, mundë që të njihet përmes përvojës jetësore të vetën personale, apo nga këshillat e një mjeku të devotshëm mysliman. Apo pranohet edhe këshilla e një mjeku tjetër që nuk njihet si mëkatar. Si shkaqe të sëmundjes apo të mos marrjes busull janë; temperaturat e ftohta,  mos ekzistimi i diçkaje për të ngroh ujin, mos ekzistimi i të hollave për tu pastruar në hamame – banjo publike në qytet dhe që të gjitha këto mundë të jenë shkaktare edhe për sëmundje. Sipas hanefive, personi mundë që të falë namaze farze sa të doje me një tejemmum. Ndërsa sipas shafiive dhe malikive, personi duhet të merre tejemmum për çdo farz të ndryshëm.

Personi kur të merr tejemmum, u jep tejemmum disa organeve trupore që janë të shëndosha, ndërsa në pjesët tjera abdest. Pjesët tjera i pastron, aty ku është i lënduar u jep mes'h. Ndërsa tek gusulli, pasi që  gjithë shtati i njeriut llogaritet si një organ, atëherë, nëse gjysma e trupit është e lënduar, personi në fjalë duhet të merre tejemmum. Nëse lëndimet janë ma pak se gjyma e trupit, atëherë ky person e pastron me ujë pjesën e shendosh, ndërsa i jep mes'h pjesës tjetër të lënduar. Nëse mes'hi e lëndon plagën, atëherë i jepet mes'h mbi mbështjellës. E nëse edhe kjo dëmtohet, atëherë e braktis mes'hun krejtësisht. Nëse gjatë gusullit apo abdesit, mundë të rrezikohet dhe dëmtohet koka, atëherë nuk i jep mes'h kokës. Nëse personi e ka edhe dorën e lënduar dhe i cili nuk mundë që të përdore ujin, atëherë merr tejemmum. Ai

tejemmum merr duke fërkuar fytyrën, krahët me gjëra nga dheu, në mur me gurë etj. Nëse personi i ka duart dhe këmbët e prera dhe po ashtu fytyrën e lënduar, atëherë namazin mundë ta e falë pa abdest. Nëse dikush i sëmurë, nuk ka askënd që t'i mundësoje të merr abdest, merr tejemum dhe falet. Një personi të tillë është i nevojshëm që ti ndihmoje familja, robi apo punëtori që e paguan. Ka mundësi që të kërkoje ndihmë edhe nga të tjerët. Por të tjerët nuk janë të obliguar t'i ndihmojnë. As bashkëshortët nuk janë të obliguar t'i ndihmojnë njëri-tjetrit në marrjen e abdesit.

Nëse personi nuk ka mundësi të bëje mes'h gjatë dhënies së gjakut, trajnimit, kur ka ndonjë plagë, kur ka të tharë, kur i thyhet ndonjë asht, kur mbi mbështjellës, pambuk, bez, flaster apo të ngjashme nuk mundë as të pastroje atë me ujë të ftohtë e as të ngrohtë, atëherë gjatë marrjes së abdesit apo gusullit, duhet që një herë të u jepe mesh pjesës dërrmuese – pjesës më të madhe të tyre. Nëse t zgjidhurit e mbështjellës sjellin dëm, nuk ka nevojë që pjesa e poshtme të pastrohet. Pjesëve të shëndosha në mes mbështjellës duhet tu jepet mes'h. Nuk ka nevojë që bezi mbështjellës të mbështillet me abdest. Nëse bezi mbështjellës ndërrohet apo mbi të vendoset një tjetër, nuk ka nevojë që të i jepet mes'h edhe kësaj të reje.

## NAMAZI I TË SËMURIT

Në veprën **Ni'met-i İslam** thuhet:

I sëmuri i cili nuk mundë të qëndrojë në këmbë apo nëse ai mendon se gjatë qëndrimit në këmbë i shtohet edhe më tepër sëmundja, namazin e falë ulur, e sa i përket rukusë, duhet që pak të përkule trupin, pastaj drejtohet dhe duhet të bëje sexhden në vend. Ai mundë të ulet ashtu si e ka më lehtë. Lejohet që ai të ulët në gjunjë, këmbë kryq, anash, mbi gjunjë etj. dhe ti drejtoje krahët ka kibla. Si sëmundje llogariten kokë dhimbja, dhëmbi, syri etj. edhe frika për ta e parë armiku është një shkak për namaz. Personit që mund të i prishet abdesti kur qëndron në këmbë, atë e fal ulur. Nëse mundë të falet nëse mundë të mbahet në diçka, atëherë më mirë është të mbahet e të fale në këmbë. Përsëri, ai i cili nuk mundë të

falët në këmbë, është mirë që tekbirin fillestar ta e filloje në këmbë, pastaj namazin ta e vazhdoje ulur.

Personi që nuk mundë të bëje sexhden në vend ku duhet, ai, fal namazin në këmbë, pastaj për ruku apo sexhde, ulët dhe me shendja – gjeste e kryen. Kur falësi të ulet, përkulet si për ruku ashtu edhe për sexhde, por për sexhde duhet përkulur pak më tepër. Ai e shtrembëron kokën pak pa e shtrembëruar edhe trupin. Nuk ka nevojë që të bëje sexhden mbi diçka. Nëse bën sexhde mbi diçka dhe nëse është përkulur në sexhde më tepër se për në ruku, e ka mekruh namazin edhe nëse e ka të saktë. Përderisa ka mundësi të falë namazin duke u mbajtur në diçka apo mbështetur, personit nuk i lejohet që të fale atë i shtrirë dhe me mimike. Pejgamberi ynë "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" kur e ka parë se një të sëmuri i kanë dhënë një jastëk që të bëje sexhden aty, dhe kur e shef se ai po bën sexhde në të, ia ka marrë jastëkun dhe ia ka larguar. I sëmuri kishte marrë dërrasë, edhe këtë ia ka larguar Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem dhe kuptimisht ka thënë "Nëse je i aftë për namaz, atëherë falu në vend (duke e vendosur ballin në dhê). Nëse nuk mundë të e bën këtë atëherë falu me shenja mimike dhe për sexhde përkulu më tepër se për se për ruku". Ashtu edhe siç është bërë e ditur në veprën (**Bahru'r-Rrâik**) në lidhje me këtë theksohet ajet "**Për ata që All-llahun e përmendin me përkujtim kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë..."**[2] Kur ishte sëmurë İmran ibni Husejni, Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" i kishte thënë: ***(Falu në këmbë, e nëse nuk mundësh atëherë falu ulur. E nëse nuk mundësh as kështu, falu duke u mbështetur anash, apo i shtrirë***). Pra [Duket se ai i sëmurë që nuk mundë të falet në këmbë, mundë që të falet ulur, e ai që nuk mundë të qëndroj ulur, mundë që të falet i shtrirë. Pa marrë parasysh, disi duhet falur i shtrirë. Ai i sëmurë që kë mundësi të falet në dheun e pastër, nuk lejohet që ta shkoje të falët në autobus, apo kur të hip në aeroplan, që të falet në karrige apo disi të ngjashme. Ai që shkon për tu falë me xhematë, e nuk mundë të falet në këmbë, mundë të falet edhe ulur. Ekzistojnë njëzetë shkaqe për të mos iu bashkangjitur namazit me xhemat:

---

[2] Âli İmrân, 3/191

Shiu, temperatura shumë e ftohtë apo e nxehtë, frika nga ndonjë sulm i mundshëm ndaj tij apo pasurisë, frika se mos po ikin shokët e ky do të mbetet në rrugë, të jetë koha shumë e errët, frika nga ajo se mos e kap ndonjë borxhli i varfër e mundë ta fute në burg, të jesh i verbër, të jesh i pa aftë për të ecur, të kesh njërën këmbë të prerë, të jesh i sëmurë, të jesh i gjymtë, kur ka shumë lloç, mos mundësia për ecje, plaku i shtyrë në moshë që vështirë mundë të ec, arsye që të mos i ike ndonjë ligjëratë fetare e fikut, frika se po i humbet ushqimi që i pëlqen (nga uri), kur është në udhëtim,  kur nuk ka ndonjë kujdestarë për tu kujdesur për të sëmurin, erërat e rrepta të natës, të jetë i ngushtuar nga nevojat biologjike. Llogaritet edhe arsye e justifikueshme që personi të mos shkoj në namazin e xhumasë, kur ka për tu kujdesur për një të sëmurë dhe ekziston frika se mos po i rritet sëmundja apo ai lëviz dhe ndodh ndonjë dëm, apo e ka të vështirë të ec për nevoja, atëherë ky qëndron si kujdestar. Shkuarja në këmbë për tu bashkangjitur xhematit është më e dobishme se sa shkuarja me ndonjë automjet. Nuk është e hijshme që në xhami të falet personi në karrigë, apo duke u ulur në kolltuk dhe e fal namazin me mimike. Kryerja e ibadetit në mënyrën që se ka theksuar islami është një risi (**bidat**). Theksohet në librat e fikut se ky veprim është bidat dhe jo i pëlqyer. ]

I sëmuri që nuk mundë të kthehet kah kibla, mundë të falet në mënyrën se si e ka ma lehtë. Atij që është i shtrirë në shpinë, i vendoset një jastëk nën kokë duke e kthyer me fytyrë kah kibla. Është mirë që t'i mbaj gjunjët vertikal. Ai që nuk mundë të fale namazin as në mënyrën duke mos mundur të bëje me shenjë mimike me kokë, ka mundësi ta e leje namazin për kaza – zëvendësim të më vonshëm. Personi i cili sëmuret gjatë faljes së namazit, e vazhdon namazin në mënyrën si të ketë mundësi qëndrimi. Ndërsa i sëmuri që falet ulur dhe gjatë faljes shërohet dhe i vije forca, duhet zgjuar që të vazhdoje namazin në këmbë. Tij që i ik truri dhe mendja nuk ka obligim të fal namaz. Nëse shërohet para se të kalojnë pesë kohë të namazit, atëherë, ai, duhet bërë kaza këto namaze. Por nëse i kalon gjashtë kohë të namazit, atëherë nuk i bën kaza.

Namazin duhet bërë kaza edhe në qoftë se krijohet mundësia për ta falë atë me dhënia mimike. Nëse i vije gjendja e vdekjes para se të fale namazin kaza, nuk llogaritet vaxhib që ai të

jepe iskat-in (dëmshpërblimin) e atyre namazeve për lëmosh nga pasuria që po len. Nëse gjen kohë për ta falur atë dhe ka shëndet, atëherë vasieti i bëhet vaxhib. Nëse nuk len vasijjet, është thënë se kujdestari i tij apo një i huaj tjetër mundë të bëj iskat për të. Këtu përfundoi shkresa nga vepra( **Ni'met-i İslâm**).

Kështu që në vazhdim, duke u bazuar në disa hadithe mundë të themi se (Skamja i paraqitet njeriut nga njëzet e katër gjëra:

**1. Kryerja e nevojës së vogël në këmbë pa pas ndonjë shkak të pa tjetërsuar.**
**2. Kur hahet ushqimi duke qenë xhunub (pa pastërti pas ejakulimit apo mardhënieve intime).**
**3. Të shkelen copëzat apo troshet e bukës, duke i përbuzur ato.**
**4. Gëzhojat apo lëkurat e qepës dhe hudhrës t'i hedhësh në zjarr par t'i djegë.**
**5. Të ecësh përpara të rriturve – në moshë (dijetarëve).**
**6. Të thërrasësh babanë dhe nënën me emër ( në vend se t'i thuash baba – nënë)**
**7. Të fërkosh dhëmbët me copëz nga druri apo fije nga fshisa.**
**8. Të pastron duart me baltë.**
**9. Të ulësh mbi prag.**
**10. Të marrësh abdest në vendin ku ke kryer nevojën.**
**11. Të shtrohet ushqimi pa e pastruar tavën apo pjatën.**
**12. Të qepësh rrobën nga sipër.**
**13. Të hash qep duke qenë i uritur.**
**14. Të fshish fytyrën me sqepa të dorës apo të ngjashme.**
**15. Të lejon krijimin e merimangës në shtëpi.**
**16. Të del me shpejtësi nga xhamia pasi të falet namazi i sabahut.**
**17. Të shkosh herët në treg dhe të kthehesh vonë.**
**18. Të blenë bukë nga një skamnorë.**

**19. Të bën lutje mallkuese për babanë apo nënën.**
**20. Të flenë lakuriq.**
**21. Të mos mbulon enën që ka ndonjë ushqim.**
**22. Të ndal qiriun duke i fryrë.**
**23. Të veprosh gjithçka pa bërë bismilah.**
**24. Të veshësh shallvaret në këmbë.**

Kur një person bjer në shtrat për të fjetur dhe këndon suren Kewther (**İnnâ a'tajnâ**) dhe më pas thotë: (O Allah, më mundëso dhe më zgjo për namazin e sabahut), me lejen e Allahut, ky person do të zgjohet me kohë në namazin e sabahut.

## VLERA DHE RËNDËSIA E NAMAZIT

Në veprën (**Eshîatu'l-Lemeât**) janë theksuar shumë hadithe që rrahin rëndësinë dhe vlerën e namazit. Kjo vepër, është komentimi dhe shpjegimi në Persisht i veprës (**Mishkâtu'l-Mesâbîh**). Këtë vepër e ka shkruar njëri nga dijetarët e mdhenjë islam dhe me famë të İndisë Abdullah bin Sejfuddin Dehlevî (Allahu e mëshiroftë). Më 1384 h. – 1964 miladi, është bërë botimi i nëntë i kësaj vepre në qytetin Luknov. Kjo vepër përbëhet prej katër vëllimeve. Ndërsa veprën (**Mesâbîh**) e ka shkruar Muhjissunne Husejn Begavî (Allahu e mëshiroftë të ndjerin). Këtë e ka komentuar – i ka bërë sherh Muhammed Velijjuddin (Allahu e mëshiroftë) dhe i ka dhënë emrin (**Mishkâtu'l-Mesâbîh**). Abdulhak Dehleviu, ka vdekur në Delh në vitin 1052 h. – 1642 miladi.

Namazi, në gjuhen arabe quhet **(salâtun**). Por kjo (salât) ka edhe kuptime si, mëshirë, lutje, dua, istigfâr, kërkim falje etj. pasi që të gjitha këto kuptimet gjenden në namaz, ai u quajt salâtun.

1. Transmetohet nga Ebû Bekri "radijaAllahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-leme" ka thënë: "**Pesë kohët e namazit, xhumaja deri në xhumanë e ardhme, agjërimi i ramazanit deri në ramazanin e ardhur, janë keffaret – shpërlarëse të mëkateve të bëra deri atëherë. Ata që mbrohen nga kryerja e mëkateve të mëdha, do tu falën mëkatet e vogla".** Kështu që eliminohen mëkatet e vogla të vepruara ndonjëherë me përjashtim të atyre që i kanë bërë të pa drejtë të tjerëve. Atyre që u janë falë gabimet e vogla, shpresohet se do të jenë ndërmjetësuese

për lehtësimin e dënimeve të mëkateve të mëdha. Në mënyrë që të na falen mëkatet e mëdha, kërkohet të bëhet tevbeja – të pendohemi. Nëse personi nuk ka mëkat të madh, kjo ndikon në rritjen e vlerës së devotshmërisë së tij. Kjo ceket në një hadith që e ka shënuar **İmam Muslimi**. Namazet e xhumasë shpresojmë që të ndikojnë tek ata që kanë mangësi në pesë kohet. Ndërsa tek atakë kanë mangësi, shpresojmë të ndikoje agjërimi i ramazanit.

2. Po ashtu transmeton Ebû Hurejre "radijallahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-leme" ka thënë: ***Çka mendoni, sikur të ishte një lumë para derës së njërit prej jush, në të cilin do të lahej për çdo ditë nga pesë herë, a do të mbetej në të ndytësi?*** " Të pranishmit – sahabët thanë: "Nuk do të mbetej kurrfarë ndytësie". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem atëherë tha: ***"Ky është shembulli i pesë kohëve të namazit. All-llahu me faljen e namazeve i shlyen mëkatet"***. Ky Hadith është i shënuar tek (**Muslimi**) dhe (**Buhariu**)

3. Rrëfen Abdullah ibni Mes'ûd "radijallahu anhu": Njëri, e kishte puthur një grua të huaj. Një nga fisi Ensâr, po shiste hurma. Një grua, erdhi për të blerë hurma. Shitësi, bëri sjellje jo të mira ndaj gruas. I tha: Në shtëpi kam më të mira se këto, eja atje të jap nga to. Kur shkuan në shtëpi, e përqafoi atë dhe e puthi. Gruaja: Çfarë po bën, ki frik Allahun i tha. Pastaj ai u pendua nga kjo vepër dhe i tregoi Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem për sjelljen që kishte bërë. Mirëpo Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" këtij nuk i dha asnjë pergjigjie. Priti shpalljen nga Allahu xh. sh. Pastaj, ky njeri fali namaz. Kështu që Allahu xh. sh. Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i zbriti ajetin në surën Hûd no. 114-të ku thotë: "**Dhe fale namazin në dy skajet e ditës, e edhe në orët e afërta (me ditën) të natës. S'ka dyshim se veprat e mira i shlyejnë ato të këqiat. Kjo është një këshillë për ata që pranojnë këshillat**". Dy skajet e ditës janë kohët para dite dhe pas dite. Pra, namazi i sabahut, drekës dhe ikindisë. Kurse namazet e mbrëmjes që janë afër ditës janë namazi i akshamit dhe jacisë. Në këtë ajet, bëhet e ditur se falja e pesë kohëve të namazit në dite, do të jenë ndërmjetësuese për faljen e mëkateve. Personi në fjalë (që puthi

gruan) tha: O i dërguar i Allahut, ky ajet vlen për mua apo për të gjithë ymmetin? Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem tha: (**Kjo vlen për të gjithë ymmetin)**. Ky hadith transmetohet në të dy shihet.

4. Tregon Enes ibni Mâlik r. a. dhe thotë: Dikush erdhi tek Pejgamberi "sal-lallâhu alejhi ve sel-lem" dhe i tha: (Unë kamë bërë një mëkat që meriton një dënim (hadd). Më jep mua atë dënim). Pejgamberi nuk e pyeti këtë se çfarë mëkati kishte bërë. Erdhi koha e namazit dhe namazin e falëm së bashku. Kur mbaroi namazi ky person përsëri tha: " Jâ Resulallah: unë kamë bërë një mëkat që meriton një dënim (hadd). Më jep dënimin sipas asaj që është urdhëruar në librin e Allahut". Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i tha: "**A nuk e fale namazin ti me ne**? Personi: Po u fala. Pejgamberi: "**Mos u brengos se ndoshta Allahu do të të fal mëkatin**". Ky hadith gjendet në dy burimet kryesore të haditheve. Ky person kishte menduar se kishte kryer një mëkat që meriton dënimin e madh – hadd. Mirëpo, pasi që ai u fal dhe se me shpresë se ai do t'i falet, donë të thotë se ai nuk ishte një mëkat i madh. Por thënia dhe përmendja e haddit – dënimit të rëndë, kishte për kuptim dënimin e **tazirit**. Ndërsa tek pyetja e dytë mos thënia: (më jep dënimin e madh – hadd), kjo tregon se në realitet kjo nuk ishte e tillë.

5. Tregon Abdullah ibni Mes'udi r. a. thotë: E kam pyetur të dashurin e Allahut Muhammedin sal-lallahu alejhi ve sel-lem se cilat nga veprat i donë më së shumti Allahu xh. sh. Ai u përgjigj: "**Falja e namazit në kohen e tij**". Në disa hadithe tjera thuhet: "**Namazi më i vlefshëm është ai që falet vetëm në kohen e tij**". Pastaj, e pyeta se cilën e donë: "**Sjellja e mirë dhe bamirësia ndaj prindërve**". Pastaj cilën: "**Xhihadi në rrugën e Allahut**". Ky hadith po ashtu është i regjistruar në dy koleksionet e vërteta. Pas kësaj, në një hadith tjetër thuhet: "**Më e mirë nga veprat është që ta ushqesh dikë**", më pas: "**Të jepet dhe shpërndahet selami**". Gjithashtu në një hadith tjetër: "**Të falësh namazin gjatë natës kur të gjithë janë në gjumë**", "**Vepra ndër më të mirat është që të mos lëndon askënd me gjuhë dhe dorë**", "Vepra më e mirë është xhihadi", pastaj: "**Vepra më e mirë është haxhxhi mebrûr** – **i pranuar**", pra haxhi i cili bëhet pa u bërë asnjë mëkat. Në vazhdim gjithashtu ka edhe hadithe tjerë në këtë çështje: "Përkujtimi i Allahut xh. sh." dhe "Vepra e mirë që bëhet vazhdimisht". Pra, duket se është dhënë përgjigje e përshtatshme për të gjithë ata, në bazë të

asaj që kanë pyetur. P. sh. qysh në fillim të përhapjes së islamit, vepra më e mirë ishte xhihadi. [Nga veprat më të mira në kohën tonë është edhe ajo që përmes shkrimeve, botimeve t'u kundërvihesh pa besimtarëve dhe shkelësve të medhhebeve, e që të përhapur rruga e drejtë fetare e ehl-i sunnetit. Ata që bëjnë një angazhim (xhihad) të këtillë dhe ata që ndihmojnë në këtë drejtim përmes parave, pasurisë, forcës etj. marrin po të njëjtin shpërblim sikurse vepruesit. Gjithashtu këto gjëra; ajetet dhe hadithet tregojnë se këto vepra kanë shpërblime të forta sikurse namazi, zeqati dhe sadakaja. E në anën tjetër të shpëtosh dikë nga vdekja dhe t'i kthesh jetën atij ( në atë moment) është ma e rëndësishme se namazi.]

6. Na tregon Xhâbir ibni Abdullahi duke thënë: "Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: (**Dallimi dhe kufiri në mes njeriut dhe kufrit (mos besimit) është braktisja e namazit**). Sepse namazi është një perde e cila e mbron njeriun nga shkuarja në mos besim. E kur kjo perde të ngritët, robi rrëshqet në mos besim. Ky hadith është i transmetuar në Sahihin e Muslimit . Ky hadith tregon se braktisja e namazit është një gjë shumë e keqe. Një pjesë nga sahabët e ndershëm kanë thënë se ai i cili e braktis namazin pa ndonjë arsye të justifikueshme bëhet qafir. Sipas medhhebit Maliki dhe Shafii, nëse ai nuk bëhet qafir, është vaxhib që të mbytet. Kurse sipas medhhebit Hanefi, ai që nuk fal namaz, duhet të burgoset deri sa të falet, dhe duhet rrahur.

7. Transmetohet nga Ubâde ibni Sâmit, ku thotë se Pejgamberi sal-lâllahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "**Allahu xh. sh. ka urdhëruar faljen e besë kohëve të namait. Allahu xh. sh. ka premtuar se do ta falë atë që nëse dikush merr abdest ngadalë, falë namazet në kohërat e tyre dhe i kryen rukut dhe hushutë (qetësinë). Por ai nuk ka premtuar edhe për ata që nuk i kryen këto. Nëse do këtë e fal e nëse do e ndëshkon**". Hadithin e transmetojnë İmam Ahmedi, Ebû Dâvûd dhe Nesâiu. Siç vërehet, duhet pasur kujdes në përkuljet dhe sexhdet e namazit. Allahu xh. sh. nuk kthehet nga premtimi. Kështu që ai i fal ata që e falin namazin bukur dhe drejt.

8. Transmeton Ebû Emâme Bâhilîu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "**Falni pesë kohët e namazit, ngjërojeni një muaj të ramazanit, jepni zekâtin e pasurisë suaj, respektoni udhëheqësit tuaj dhe kështu hyni në xhenetin e Zotit**

**tuaj**”. Duket se ai i cili falë pesë kohët e namazit, i cili agjëron ramazanin, jep zeqatën e pasurisë dhe respekton udhëheqësit fetarë (halifet) do të hyj në xhenet. Hadithin e transmeton İmam Tirmidhiu dhe İmam Ahmedi.

9. Transmeton Burejde Eslemi radijallahu anhu (njëri nga sahabitë e njohur) se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “**Premtimi në mes meje dhe jush është namazi. Lënësi i namazit bëhet qafir**”. Pra falësi i namazit është mysliman. Ai i cili nuk i jep rendësi namazit dhe ai i cili nuk e shef atë si gjënë më të rëndësishme dhe nuk e falë atë, bëhet qafir. Këtë hadith e transmeton İmam Ahmedi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe İbni Mâxhe.

10. Tregon Ebû Dherr el-Giffâri (radijallahu anhu): Në një ditë prej ditëve të vjeshtës patëm dalë në rrugë së bashku me Pejgamberin sal-lallahu alejhi ve sel-lem Binin gjethet. Ai, këputi dy degë nga një lis dhe menjëherë gjethet e tyre u shkundën, pastaj ai tha: “**O Ebû Dherr! Kur një mysliman fal namazin për hir të Allahut, do t’i shkundën mëkatet e tija sikurse u shkundën gjethet e këtij lisi**”. Hadithin e transmeton imam Ahmedi r.a.

11. Transmetohet nga Zejd ibnş Hâlid el-Xhuhemî se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “**Kur një mysliman falë dy reqate namaz në mënyrë të përpiktë dhe në qetësi (hushû), do t’i falën mëkatet e kaluara**.” Pra, të gjitha mëkatet e vogla do të falen. Hadithin e transmeton İmam Ahmedi “rahimehullahu teâlâ”.

12. Transmetohet nga Abdullah ibni Amr ibni Âs “radijallahu teâlâ anhuma” se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: “**Ai që e kryen faljen e namazit, ky namaz i tij në ditën e kiametit do të jetë dritë she argument për të dhe do të bëhet shkak për mbrojtjen e tij nga xhehenemi. Nëse ai nuk e ruan (fal) namazin, atëherë, ai nuk është dritë dhe argument për të dhe se nuk gjen shpëtim. Kështu që ai do të shoqërohet me Karunin, Faraonin, Hamanin dhe Ubejj bin Halefin**”. Vërehet se ai që fal namazin me të gjitha farzet e tija, vaxhibet, sunnetet dhe edukatës që i përket atij, ky namaz do të jetë shkak që ai të pushoj nën hijen e dritës në ditën e kiametit. E nëse ai nuk vazhdon faljen e namazin në këtë mënyrë, në ditën e kiametit do të jetë së bashku me këta pa besimtarë që u përmenden. Pra, do të përjetojë një dënim të dhimbshëm në xhehenem. Ubejj bin Halef, ishte një nga tradhtaret

qafir të Mekkes. Në ekspeditën e Uhudit, Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem me dorën e tij të begatshme e nisi atë për xhehenem. Hadithin e transmetojnë İmam Ahmedi me Bejhakiun dhe Dârimiu.

13. Abdullah ibni Shakîk (Allahu e mëshiroftë), njëri nga të njohurit e gjeneratës së tabiinëve thotë: (Nga të ndershmit e sahabive, disa thonin se në grupin e ibadetëve, vetëm namazi nëse lihet, atëherë kjo është kufr). Këtë e ka transmetuar edhe Tirmidhiu. Ndërsa Abdullah bin Shakîk, hadithin e ka transmetuar nga Omeri r.a. Aliu r. a. Osmani r. a. dhe Aishja (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë këta). Ky ka ndërruar jetën në vitin 108 hixhri.

14. Ebu'Derdâ (radijallahu anhu) thotë më është thënë: **"Nëse të bëjnë copë e copë, nëse të djegin në zjarr, kurrë mos i bën shok Allahut xh. sh. Mos i braktis namazet farze! Ka edhe nga ta që mundë të dalin nga myslimanizmi kur i lënë namazet farze. Mos pi alkool, ngase alkooli është nëna e të gjitha të këqijave**". Vërehet se mos respektimi i namazëve farze mundë të të dërgoj edhe në mosbesim-kufër. Aii cili e lën nga dembelizmi, edhe po që se nuk bëhet qafir, hyn në mëkat të madh. Alkooli dhe rakia janë harame që të humbin trurin. Kështu që ai që nuk ka tru, mundë të bëje çdo të keqe.

15. Transmetohet nga Aliu radijallahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "**O Ali! Mos i vono tri gjëra që t'i kryesh: Të falesh menjëherë namazin kur t'i vij koha, të falesh namazin e xhenazez kur ajo është gati dhe kur t'i vij koha për martesë vajzës, menjëherë martoje atë**". Këtë hadith e transmeton Tirmidhiu (Allahu e mëshiroftë). Që namazi i xhenazes të mos vonohet, mundë të falet edhe në tri kohët kur është mekruh. [Vërehet se vajzën duhet t'i japim rangut (bashkëshortin që i përshtatet – el-kufvu -) të vet. Kufv – nuk do të thotë që të jenë të një rangu me pasuri apo pagë mujore. Por kjo donë të thotë që mashkulli të jetë një mysliman i vërtet, në rrugën dhe besimin e ehli sunnetit, të falë namazin, të mos pijë alkoolin pra, që t'u përshtatet të gjitha rregullave islame. Në anën tjetër të ketë një punë sa të mundë të siguroje ushqimin jetësorë. Ata të cilët duan që mashkulli të ketë pasuri të madhe apo një apartman – banesë, të tillët janë mashtruar dhe se vetëm se e kanë munduar bijën e tyre, pra me një aspekt e kanë hedhur atë në xhehenem. Kërkohet që edhe vajza të falë

namazin, të mbuloje trupin dhe kokën, të mos bredh nëpër rrugë krah hapur, ta mos qëndroj në vetmi me ata që nuk i ka në lidhje të ngushtë familjare.]

16. Transmetohet nga Abdullah ibni Omeri radijallahu anhu se Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem ka thënë: "**Allahu xh. sh. është i kënaqur me ata të cilët falin namazin e tyre sapo tu vijë koha. Ndërsa ata që falin namazet në fund të kohës së tyre Ai i falë**". Këtë hadith e ka transmetuar İmam Tirmidhiu "Allahu e mëshiroftë".

Sipas Shafiive dhe Hanbelive, falja e namazit mu në hyrjen e kohës është më e vlefshme. Edhe medhhebi Maliki kanë një mendim të përafërt me ta. Por, në kushte dhe kohëra shumë të nxehta në kohen e drekës, është mirë që ai që falet vetën, ta e vonojë atë. Sipas medhhebit Hanefi, është mirë që pak të vonohet namazi i sabahut dhe jacisë, ndërsa në kohërat shumë të nxehta të vonohet edhe falja e drekës. [Por sipas thënies së imâmejneve të falet para se të hyjë koha e ikindisë, e po ashtu edhe jacinë, kurse sipas İmam A'dhamit (Ebu Hanifes) më mirë është që këto të falen kur të hyje koha e tyre. Të devotshmit, në çdo punë sillen me rezervë.]

17. Transmeton Ummi Fevre "radijallahu anhâ" se është pyetur Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem se cila punë është më e vlefshme, e ai ka thënë: "**Më e vlefshmja nga punët është falja e namazit në fillimin e kohës së tij**". Këtë hadith e kanë transmetuar İmam Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ebû Dâvudi "Allahu i mëshiroftë". Namazi është më i vlefshmi nga ibadetet, kështu që kur ai të falet sapo të hyjë koha e tij, bëhet edhe më i vlefshëm.

18. Thotë Aishja "radijallahu anhâ" se "Nuk e kam parë që dy herë të ketë falur namazin në kohën e fundit të tij".

19. Transmeton Ummi Habîbe "radijallahu anhâ" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: "**Nëse një rob mysliman çdo ditë, pos namazeve farze fal edhe 12 reqate namaze të dëshirës (synnete), Allahu xh. sh. atij do t'i ndërtojë një fortesë në xhenet**". Ky hadith është regjistruar në Sahîhu'l-Muslim. Vërehet pra që, Pejgamberi "sal-lallahu alehji ve sel-lem" pesë kohet e namazeve farze dhe ato me dëshirë (synnete) i ka emëruar si namaze nafile apo tetavvu'.

20. Abdullah in Shekîk (Allahu e mëshiroftë) – njëri nga të njohurit prej tabiinëve thotë: E kam pyetur Aishen “radijallahu anhâ” lidhur me namazet nafile – tetavvu’ të Pejgamberit “sal-lallahu alehji ve sel-lem” e ajo tha: “ Pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i ka falë nga katër rekatë para farzit të drekës, dy reqate pas tij, dy reqate pas farzit të akshamit, dy pas farzit të jacisë dhe dy para farzit të sabahut”. Këtë e kanë transmetuar Muslimi dhe Ebû Dâvudi (Allahu i mëshiroftë).

21. Ka thënë Aishja “radijallahu anhâ”: “Nga ibadetet nafile që më së shumti i kë falë Pejgamberi “sal-lallahu alehji ve sel-lem” ka qenë sunneti i namazit të sabahut”. Kjo informatë, është e shënuar në **Buhârî** dhe **Muslim**. Gjithashtu edhe Aishja “radijallahu anhâ” sunnetet e falura përkrah namazeve farze i quan si namaze nafile.

[Dijetari i madh islam Ahmed in Abdulehad Fârûkî Serhendiu – İmâm Rabbâni, i cili ka punuar në përhapjen e ehli sunnetit dhe në të njëjtën kohë i ka kundërshtuar jo medhhebistët, në veprën e tijë shumë të njohur dhe shkëlqyer në (**Mektûbât**) vëllimi i parë, shkresa njëzetë e nëntë, thotë:

Veprat nga të cilat është i kënaqur Allahu xh. sh. janë farzet dhe nafilet. Nafilet, përkundër farzëve nuk kanë vlerë. Është më me vlerë të falësh një farzë në kohen e tij se sa një mijë vite të falësh nëfile. Çdo ibadet është po kështu si namazi, zeqati, agjërimi, umreja, haxhi, dhikri etj. sa që është shumë më mirë që kur e kryen një farz, ta e kryen atë me të gjitha rregullat dhe sunnetet që në vete përmban, se sa të kryen edhe një nafile. Kur një ditë e kishte falur namazin e sabahut Emîru’l-Muminin Omer el-Fârûkî, nuk e kishte parë njërin nga personat në xhemat, dhe kishte pyetur shkakun e tij, i thanë se ai çdo natë falë namaze nafile dhe ndoshta ka fjetur dhe nuk ka mundur të vij në xhami me xhemat. Ky tha: ah sikur të kishte fjetur gjithë natën dhe të vinte në namazin e sabahut këtu me në me xhemat. Shihet pra, se duke e kryer një farzë, duhet kryer me të gjitha rregullat, duke iu larguar mekruheve, e kjo është shumë më e vlefshme se sa dhikri dhe këshillat. Atëherë pra, nëse këto bëhet duke i pas parasysh rregullat dhe duke u larguar nga mekruhet, pa dyshim se kanë një dobi të madhe. Por nëse bëhet pa këto, atëherë i humbet vlera. Kështu që të japësh një euro zekât, është më e

vlefshme se të japësh një mijë euro sadaka. Kur jepet ajo një euro, nëse e shikojmë edukatën dhe rendin e dhënies së saj, pra nëse ia japim një të afërmi nevojtarë, atëherë kjo do të jetë shumë më e vlefshme se sadakaja.

[Nga këtu vërejmë dhe kuptojmë se mundë të falin namaze kaza ata që duan të falin namaz të natës.dhe pra, që të gjitha këto: urdhrat **(farz)**, ndalesat **(haram)**, urdhrat e pejgamberit dhe veprat **(sunnet)**, ndalesat **(mekruh)** quhen **(Ahkâm**-**i İslâmijje** – **Norma İslame).** Është obligim të kesh një moral të mirë dhe tu ndihmosh njerzëve. Personi i cili nuk e pranon një nga shtyllat e **Normave İslame** bahet **(qafir)** dhe **(murted** – **renegat)**. Ai që i beson të gjitha, padyshim se është **(Mysliman)**. Ai i cili për shkak të koprracisë dhe dembelizmit të tij nuk i kryen këto, bëhet mëkatar **(fâsik)**. Mëkatari – fasiku i cili nuk e kryen një farz apo nuk e braktis një haram, mundë të ndëshkohet me xhehenem. Ai, për veprat tjerë nuk merr asnjë shpërblim, as për ato vullnetare. Ai i cili nuk jep një euro zeqatën, edhe nëse jep milionat për bamirësi, nuk i pranohen si shpërblime. Është në dyshim se do të shpërblehet edhe nëse bën xhamia, shkolla, spitale etj. nëse nuk e jep zeqatën. Ai që nuk e falë namazin e jacisë, si ti bëhet kabull namazi i teravisë. Ibadetet tjera pos farzëve dhe vaxhibeve quhen ibadete **(nafile)**. Sunnetet, janë prej ibadeteve nafile. Pra, sipas këtij definicioni, ai i cili falë namazet kazâ, ka falur namaze sunnete. Praktikimi i një farzi dhe braktisja e një harami është më e vlefshme se sa miliona sevape nafile. Ai i cili nuk e kryen një farz, dhe e vepron një haram, do të digjet në xhehenem. Kështu që namazet nafile, nuk mundë të e shpëtojnë personin nga xhehenemi. Ndryshimet e bëra brenda në ibadete quhen **(bidate)**. Kryerja e një bidati gjatë kryerjes së një ibadeti është haram, dhe kjo ndikon negativisht në prishjen e ibadetit. [shih faqe 245].

Në hadith është urdhëruar, që “Ai që bën bidate, nuk do ti pranohet asnjë ibadet”. Pra, nuk është hijshëm që të merret me çështje fetare, e të bëj bidate, apo nuk ka një dukje të mirë ai që nuk e ka të mbuluar bashkëshorten, nuk duhet dëgjuar ligjëratat e atij që bën bidate, e as të lexohen librat e tij. Nuk duhet që të kemi një mirësjellje as me mikun e as me armikun që shpif risi në fe. Në hadith thuhet “Të mos i jepet asnjë përgjigje ahmakut”. Adhurimet, rrisin pastrimin e zemrës, ndërsa mëkatet e nxijnë atë, kështu që nuk

mundë të përfitojnë begati. Është obligim – farz që çdo mysliman të mësoje kushtet e imanit – besimit, farzet dhe haramet. Mosdija e tyre nuk është një arsye e justifikueshme [Apo, të i dinë e të mos i beson]. Vepra (Mektûbât) është në gjuhen perse, kështu që këtu e përfunduam përkthimin e saj. İ ndjeri, zotëri İmâm Rabbâniu ka ndërruar jetë më 1034 [m. 1624] në qytetin Sehrend të İndisë.

Nga të shkruarat e më sipërme kuptohet se, sunnetet e pesë kohëve të namazit janë nafile. Këto, pasi që falen së bashku me farzet dhe pasi që plotësojnë mangësitë e farzeve, kanë një rëndësi më të madhe se nafilet tjera. Një mysliman i cili edhe pse e din rëndësinë e madhe të namazit dhe e dinë se kjo është një detyrë parësore e që nuk e falë atë, atëherë ky person ka bërë një mëkat të madh. Kështu që mundë të dënohet në xhehenem me faraonin dhe Hamanin. Namazet nafile, sunnetet, nuk mundë që këtë person ta e shpëtojnë nga këto dënime. Kështu që është farz falja e namazeve të braktisura si farze kaza. E po ashtu edhe vonesa e faljes së këtyre kazave është një mëkat. Pra, duhet dhënë fund këtyre mëkateve që rriten dhe shumohen. Pasi që falja e namazeve farze kaza është farz, është më e vlefshme se sa falja e sunneteve. Sipas kësaj, dhe në bazë të asaj që nuk është e lejuar as të braktisen sunnetet, çdo mysliman i cili ka lënë namazet pa ndonjë arsye të justifikueshme, duhet që çdo ditë të fale namazet farze kaza në vend të sunneteve të asaj kohe. Meqenëse disa dijetarë kanë thënë se sunneti i namazit të sabahut mundë të jetë edhe vaxhib, nuk është mirë që në vend të sunnetit të sabahut të falet namaz kaza. Braktisja e sunneteve në mënyrë të vazhdueshme, ndikon në krijimin e një mëkati të vogël. Ndërsa ai që nuk e përfill dhe mohon sunnetin bëhet qafir.

Edhe nëse është farz kryerja e namazeve kaza, që nuk kanë mundur të falën në kohen e tyre për shkak të ndonjë arsyeje, vonesa e këtyre për ti falur edhe sunnetet, sipas disa dijetarëve hanefit, është e lejuar. Por duhet ditur që kjo nuk vlen edhe për ato namaze që janë braktisur kot, dhe pa ndonjë arsye. Pos kësaj, të thuash se është e lejuar, vaxhib apo e mirë, nuk është një gjë e hijshme. Ka shumë gjëra për të cilat është thënë se është e lejuar, por në anën tjetër është theksuar se ka edhe mekruhe. P. sh. t'u japësh (**sadakatu'l-fitrin**) dhimmive (personave jo mysliman që

jetojnë nënë mbrojtjen e shtetit islam – përkthyesi) është e lejuar, por mekruh – e shëmtuar.]

***Fale namazin dhe mos e fut dorën në harame,***
***Mos mendo se jeton shumë, e kjo botë mbetet përgjithmonë!***
***Kapu për kohët e pesë namazeve në këtë kohë rinie!***
***Do ta korrësh në xhennet të mbjellën këtu.***

***Dy persona nuk e përkujtojnë vdekjen,***
***Njëri bën harame, e tjetri nuk fal namaz!***
***Një dit vjen e nuk e mbajnë këto duar,***
***Nuk mundë të thotë, gjuha si thotë Allah!***

## DHËNIA DHE SHPËRNDARJA E ZEQATIT

Argumentet për atë se dhënia e zeqatit është farz, janë ajetet Kur'anore që e trajtojnë këtë çështje në detaje, ku Allahu i Madhëruar thotë:

**"Faleni namazin dhe jepni zeqatin, dhe faluni me ata që falen (bini në rukuë me ata që bijnë).[3] dhe :**

**"Kryeni faljen (namazin) dhe jepne Zeqatin, e çfarëdo të mirë që e përgatitni për veten tuaj, atë e gjeni tek All-llahu. S'ka dyshim All-llahu përcjell çdo veprim tuajin".[4]**

Kështu që sipas kësaj, nuk është e lejuar që dymbëdhjetë kategorive tu jepet zeqati:

Të çmendurit, për qefinin e të vdekurit, qafirit, të pasurve, **el**-**Usûl** (babai, nëna, gjyshi etj. dhe **el**-**furu'** (nipat, mbesat etj), bashkëshortes, robit (shërbëtorit), robit që mundë të lirohet me të dhënit e një sasi të hollash zotërisë së tij (**el**-**mukatebe**), robit që

[3] Bekare, 2/43.
[4] Bekare, 2/110.

mundë të lirohet vetëm atëherë kur të vdes zotëria i tij (**el-mudebbere**). Sa i përket dhënies së zeqatit për burrin e gruas, ka divergjenca, dhe është më e saktë të mos i jepet.

Po ashtu, edhe nëse nuk u jepet zeqati atyre që paramendohet se është i huaj dhe se më vonë vërtetohet së është biri i tij, apo duke menduar se është mysliman e më vonë del se është qafir, e nëse këtyre u është dhënë zeqati me pa dijeni, atëherë ajo që është dhënë më herët nuk kthehet pas. Ajet që tregon se kategoritë e atyre që u takon zeqati:

**"All-llahu caktoi obligim që lëmosha (zeqati etj.) t'ju takojnë vetëm: të varfëre (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre që duhet përfituar zemrat (të dobëtve në besim), e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borgje, (luftëtarëve), në rrugën e All-llahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. All-llahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së vet".**[5]

Sipas ajetit, duke i renditur në pika, zeqati nevojitet tu jepet këtyre tetë kategorive:

1. Të varfërve (që nuk kanë mundësi as të therin një kurban)
2. Të ngratëve (skamnorëve)
3. Punonjësve
4. Atyre që duhet përfituar zemrat në fe (të dobëtëve në besim),
5. Atyre që janë të zënë rob, për lirimin e tyre nga robëria,
6. Atyre që janë të thelluar në borxhe,
7. Ata që luftojnë në rrugën e Allahut dhe,
8. Atij që ka mbetur në rrugë

İ varfër quhet ai person i cili ka pasuri më pak se të arrije vlerën (nisabin) e kurbanit apo ka më tepër se nafakë (furnizim). Çdo punëtorë i cili punon, pa marrë parasysh se sa e ka pagën mujore,

---

[5] Tewbe, 9/60

nëse ai nuk mundë t'i përballoje harxhimet familjare me to, ka të drejtë të merre zeqat dhe pas kësaj, ai nuk e ka vaxhib dhënien e sadakatu'l-fitrit dhe therjen e kurbanit. Po ashtu zeqatin mundë ta e merre dhe mësuesi i cili e mëson fenë dhe ua mëson të tjerëve edhe nëse e ka fitimin e garantuar për katër dhjetë vite. Me fondin e zeqatit nuk lejohet të ndërtohet xhamia, nuk bahet xhihad e as nuk kryhet haxhi. Po ashtu me paratë e zeqatit nuk mundë t'i blihet qefini të vdekurit. Gjithashtu nuk i jepet zeqati fëmijës së vogël të pasanikut, nënës, baballarëve fëmijëve tjerë e as bashkëshortes. Më mirë dhe më e vlefshme është që zeqati tu jepet vëllezërve (nëse kanë nevojë), nuses, dhëndrit, vjehrrës, vjehrrit, hallës, xhaxhait, dajës dhe tezes. Të varfrit (fakirit) i jepet më pak se nisabi. E nëse ai ka fëmijë, secilit nga ta mundë që ti jepet më tepër se sa i takon (më tepër se nisabi). Nuk i jepet atij që pasurinë e shkapërderdhë pa nevojë dhe atij që e harxhon në harame. Mund tu jepet edhe Sejjidëve, pasi që ata tani më nuk kanë mundësi të marrin nga ganimetet (preja e luftës).

Që zeqati të jetë farzë, duhet që t'i plotësojë gjashtë kushte:

1. Të jetë mysliman,
2. Të jetë i moshës madhore,
3. Të jetë i mençur,
4. Të jetë i lirë,
5. Që sasia e zekatit të jetë e mjaftueshme dhe të e ketë hallall atë mall,
6. Që të ketë pasuri dhe borxh më të tepërt se sa që e ka të nevojshme,

*[Pasi që dikush të ketë farz zeqatin, dhe këtë nuk ua jep të varfërve apo atyre që kanë borxhe, është e kotë dhe nuk ka shpërblim por është mëkat që ky të jep sadaka, lëmoshë apo të bëjë gjëra tjera të mira. Ngase ky e ka farz dhënien e zeqatit dhe larjen e borxhit. Në veprën Hadîka[6], dhe në Berîka[7], thuhet: Nuk është e lejuar që tu jepet zeqati apo sadakaja atyre që paranë e tyre e*

---

[6] Abdulgani Nablusi, el-Hadîka, vëll. II, f. 635.
[7] El-Berîka, fq. 1369.

*harxhojnë në vendet e ndaluara – harame. Sepse është e ndaluar t'i ndihmosh të ndaluarës.]*

Dhënësit të zeqatit nuk lejohet që t'i mbetet aspak dobi-interes nga dhënia. Nëse bashkëshorti i jep zeqatin apo bashkëshortes apo anasjelltas, nuk mundë që interesi i dhënësit të këputet krejtësisht. Kërkohet që sikurse në çdo ibadet – adhurim edhe në zeqat të bëhet nijeti – të vendoset për të. Që për mallin të jepet zeqati, kërkohet që pasuria të jetë më e madhe se sa nevoja jetësore, dhe se kjo sasi e shumtë kërkohet të arrijë vlerën e duhur (**nisabin**). Vlera e arit është 20 mithkal apo 96 gram flori. Vlera e argjendit është 200 dirhem apo 672 gram argjend. Që të jepet zeqati për një mall, nevojitet që së pari ai mall të arrij **vlerën e nisabit** dhe të qëndroje si pasuri në pronë një vit të plotë dhe të jepet në fund të tij. Që dikush të bëje ndonjë lajthitje për të gjetur ndonjë rrugë në mos dhënien e zeqatit (hile sherijje) apo të bëj diçka para se të mbush një vit të plot, sipas imam Muhammedit, kjo vepër llogaritet mekruh. Ndërsa İmam Ebû Jusufi është i mendimit se kjo nuk është mekruh. Sepse kur një vepër të arrije statusin e të qenjit farz, atëherë mos zbatimi i sajë është mëkat. Ai po ashtu ka thënë që lejohet zbatimi i asaj për të ikur nga mëkati. Kjo feta, është në bazë të thënies së imam Muhammedit.

**Pasuri e zeqatit** quhet ajo pasuri që tepron dhe shumohet. Kjo është katër lloje: Kafshët thundrake katër këmishe, mashkull apo femër të përziera, apo vetëm femër që kullosin në livadh dhe kullosa (**sâime**), Mallrat që merren për tregti dhe shitblerje, ari dhe argjendi, bimët apo drithërat që nxirren nga dheu. Nuk e ka farz dhënien e zeqatit ai që nëse i lëshon kullotat në livadhe vetëm ato që janë të gjinisë mashkullore si mushkën apo gomarin. Kur të bashkohen të pjellat (viçi, qengji etj) e devesë, lopës dhe deles, atëherë edhe këto hyjnë në llogarinë e zeqatit. Është e mundur dhe lejohet që në vend të sasisë së zeqatit, ushrit, keffaretit, sadakatu'l-fitrit të jepet kompensimi i këtyre që cekëm. Mirëpo këtë, Shafiit, nuk e kanë paraparë të lejuar.

Pasi që zeqati të arrije vlerën për të qenë farz dhe pasuria, shkatërrohet apo humbet, atëherë dhënia e tij bie nga obligimi. Por nëse këtë e eliminon vetë pronari, atëherë ky borxh nuk bie. Sipas kësaj, po ashtu zeqat quhet pasuria pra, që është fituar në rrugët e

lejuara – hallall dhe është pronë të plotë, nga një person mysliman dhe me mendje të shendosh, e që kjo pasuri të ketë arritur sasinë për zeqatë dhe të ketë mbushur një vit të plotë dhe u shpërndahet njërit nga tetë grupet që u takon zeqati apo disa prej tyre mund tu ndahet. Siç u cek, pranuesi i zeqatit të jetë mysliman. Pronë e plotë quhet ajo pasuri që lejohet është i mundur përdorimi i sajë. Pasuria që blihet, nuk mundë të llogaritet pronë e plotë e personit edhe pse është premtuar dhe caktuar shitje, përderisa t'i arrije në dorë blerësit.

Mallrat që përfitohen përmes vjedhjes, të marra me dhunë, të kidnapuara, të fituara përmes kamatës, ryshfetit, bixhozit, përmes përdorimit të ndonjë vegle muzikore, këndimit të ndonjë kënge, nga përfitimet e shitjes së alkoolit, përmes blerjes jo të lejuar, quhen mallra të ndotur (**habâith**). Nuk lejohet që të jepet zeqat nga mallrat e ndotur, të pistë (**habâith**). Sepse këto pos që janë të ndotura, nuk bëhen as pronë e marrësit. Këto mallra, duhet tu dorëzohen pronarëve ta vet, nëse këta nuk janë në jetë, atëherë duhet tu jepet trashëgimtarëve të tyre, e nëse ka asnjë trashëgimtarë, duhet tu jepet myslimanëve të varfër.

Nëse mallrat e ndotur, përzihen me njëri-tjetrin apo me ato mallra të personit që janë të lejuara (hallall) dhe kjo përzierje nëse bëhet pronë e tij, kjo përsëri quhet pronë e ndotur (**mulku'l-habîth**). Që kjo pasuri-pronë e ndotur tu jepet të tjerëve në përdorim, është haram, dhe kjo pasuri pasi që nuk llogaritet pronë e plotë apo pronë e vërtetë, nuk lejohet që të jepet zeqat për të. Por kjo lejohet të jepet si zeqatë vetëm atëherë kur të nxirret vlera e pasurisë së ndotur duke e kompensuar me atë pasuri t vetën të pastër (me qëllim që malli të jetë i njëjtë), e nëse nuk gjendet malli i njëjtë atëherë të jepet vlera e tij, atëherë pasi që t'i kompensohet pronarëve, ka mundësi që ky mall të jepet si zeqat dhe të përdoret. Nëse ky person që e ka përzier pasurinë e lejuar me atë të ndotur, nuk ka pasuri hallall, për t'i larë borxhet, atëherë duhet të gjejë hua diku dhe t'i paguaje borxhet. Ky person e ka të ndaluar përdorimin e këtij malli të ndotur para se ta paguaje borxhin, apo tua jepe të tjerëve. E nëse atë e shet, atëherë, blerësi e ka të lejuar. Nëse nuk dihen pronarët e këtyre mallrave apo as trashëgimtarët e tyre, kur këto mallra të ndaluara janë tubuar nga persona të ndryshëm dhe janë përzier me

njëri-tjetrin dhe bëhen pronë e ndotur, atëherë nevojitet që e gjithë kjo pasuri të u dhurohet të varfëve mysliman.

Nëse i varfëri e kthen prapë mallin që ka marrë apo e dhuron atë, dhënësi i parë e ka të lejuar ta e merre atë.

Nuk përdoret krejtësisht i pastër as ari e as argjendi. Nëse njëra nga këto e ka gjysmën e më tepër ari apo argjend, atëherë jepet zeqati për to dhe dhënia llogaritet sipas rëndësisë dhe peshës që kanë ato. Nëse nga këto ka në treg dy lloje përdorimi, atëherë shikohet ai që më shumë ka sasi të pastër më tepër, e që kjo quhet sasi e mirë **(xhejjid**). Ajo që ka më pak sasi të pastër quhet **zuyuf** (para me vlerë të ulët). Nëse sasia e pastër (e arit apo argjendit) është më pak se gjysma, duhet dhenë zeqati i tyre, kur ato të përdoren në tregti dhe nëse arrijnë nisabin – vlerën e arit apo argjendit të plotë.

Prodhimet e përfituara nga toka e ujitur me ujë shiu apo lumi, atëherë duhet të i jepet si vlerë ushri, punëtorit të kësaj në sasinë 1/10, pa marrë parasysh se sasia është e paktë, është nga lloji i atyre pemëve apo perimeve që shpejtë prishen. Punëtori legjitim i këtyre, këto i shet dhe paratë e fituara nga këto, i dorëzon në arkën islame të shtetit (**bejtu'l**-**mâl**). Por nëse ara apo vreshta ujitet me makinë, motor  uji, kafshë bartëse, atëherë duhet të jepen një nga njëzet. Kërkohet që këto të jepen para se të paraqitet ndonjë nevojë blerëse tjetër. Ushri i shtetit nuk lejohet tu falet pronarëve të vetë, të lehet ashtu kot. Duhet që të jepet edhe ushri i mjaltës së mbledhur nga bjeshkët apo tokat e mbjellura.

Dhimmiut[8], nuk i jepet zeqati, por, atij i jepet sadakatu'l-fitri, keffaret, sadak e zakonshme. Në veprën **el**-**Bahr** thuhet: Nëse qafiri nuk është dhimmi, e qoftë ai të jetë muste'min (personi që hynë nënë mbrojtjen e një shteti tjetër duke marrë leje për të hyrë aty)qoftë harbî (personi që nuk është vendas i shtetit islam dhe i cili ka hyrë në shtetin islam pa ndonjë leje legjitime), nuk lejohet që këtyre tu jepet sadakaja që është farz, as ajo vaxhib e as ajo nafile. Është mekruh t'i jepet zeqat sa nisabi apo më tepër sa duhet një varfanjaku që nuk

---

[8] Dhimmi quhen jo mysliman ët q ë jetojn ë në shtetin İslam dhe nën mbrojtjen e tij. (përkth)

ka aspak borxh. Nëse i varfëri ka fëmijë, lejohet dhe duhet dhënë secilit prej tyre pak më pak se sa nisabi i zeqatit.

Lejohet shitja e mallit me valutën ekzistuese që është në funksion. Fulûs – është ajo valut që në secilën kohë ka ndryshime dhe që është ndryshe nga ari, argjendi apo ndonjë metal tjetër. Kjo sipas zakoneve e merr vlerën e vetë. Nëse kjo para, e humbë vlerën në treg (**el**-**kâsid**), atëherë kjo sipas İmam Ebû Hanifes ka funksionin e shitblerjes jo valide – shitblerje që nuk llogaritet e saktë. Kurse sipas İmamejn – pra İmam Ebû Jusuf dhe İmam Muhammedit, kjo është valide dhe funksionale. Ngase duhet dhënë para që janë valide (**râjixh**) për të sa ajo e ka vlerën e vet. Nëse merret paraja për borxh (që më vonë t'i kthehet) e kjo më vonë e humb vlerën, sipas İmam Ebû Hanifes, ky duhet paguar atë sa ajo e ka pas vlerën kur e ka marrë. Sipas dy imamëve, ky duhet të paguaj paranë që është në funksion po atë kohë.

Që të bëhet shitblerje me një para që nuk është valide, së pari duhet treguar atë para. Ndërsa malli që caktohet, e përcakton vlerën e sajë. Pra duhet dhënë atë para, e jo të ngjashmen. Nëse para shkëmbyesit i jep argjend në shumën e një dirhemi, e nëse ai i thotë që gjysmën e kësaj më jep si para e gjysmën e kësaj më pak se gjysmë dirhemi – për argjend jo të plot, ky veprim llogaritet si akt jo i sakt, jo valid. Sepse shitja e argjendit për gjysmë dirhem ndaj shitjes së një argjendi që është më i lehtë, më i paktë, kalon në kamat. E nëse këtë argjend e kërkon, gjysmën me para valide dhe gjysmën me dirhem, me qëllim që ta merre atë, që të dya këto janë valide. Një kokërr argjendi e mangët si dhe paraja me gjysmë dirhem për një vlerë sa një argjend i plotë, por me peshë të nyejtë, atëherë mundë të shitet me qëllim që të merre përsëri një kokërr argjend me peshë më të madhe se gjysmë dirhem. Kjo do të lejohet edhe pse pesha e argjendit me paranë do të jenë të ndryshme, por me vlera të njëjta.

Në veprën **Bedâjiu's**-**Sanâyi'** lidhur me këtë thuhet: "Malli që do të jepet për zeqat, duhet të jetë mall i tillë që të jetë nga ai lloj malli që vlen të jepet për zeqat e jo një gjë tjetër. Pra, nuk është e lejuar që në vend të arit, si zeqat të i jepet të varfrit rroba, këpucë, grur, vaj ulliri etj".

Malli i zeqatit është dy llojesh:

a) **Ajnî** – mall që gjendet në pronë, dorë të njeriut dhe

b) **Dejnî** – Mall që gjendet në dorë të tjetërkujt.

İ pari mundë të matet me madhësi apo sasi volum apo asnjërën nga këto. Nëse nuk matet hiq, mundë të jetë një kafshë që kullotë apo një mjet tjetër tregtie që mundë të blihet dhe shitet.

Nëse malli është nga kafshët që kullosin, kur të jepet kafsha që është bërë e ditur përmes ajetit apo hadithit, atëherë mundë që të jepet edhe një më mesatare nga ta. Nëse jepet ajo që është më e dobët, atëherë për të arritur mesataren e saj, pjesa tjetër mundë që të plotësohet me ari apo argjend. Nëse jepet vlera e kafshës, e jo vet kafsha, përsëri mundë që të jepet vlera mesatare e saj. E nëse jepet vlera e sajë më poshtë se mesatarja, atëherë, si më parë, plotësohet pjesa e mbetur me ari apo argjend. Po ashtu lejohet që të jepet një kafshë më e trash në vend të vlerës së dy deleve mesatare. Sepse vlerësohet vlera e mallit të atyre që nuk kanë mall të kamatës.

Në mjetet shitblerëse (**urûd**), është e caktuar me argument një nga katërdhjetë. E nëse e jep një mall tjetër në vend të atij llojit, atëherë ai duhet ta e plotësoje atë sepse me mosdhënien e mallit përkatës, malli i dhënë do të jetë më i dobët apo mesatar. Sepse malli shitblerës (urûd) është mall që nuk matet me peshë apo madhësi. Dallimi i sasisë dhe peshës në këto lloje mallrash, nuk llogaritet si kamatë. P. sh. Lejohet që të jepen dy rroba më mesatare në vend të një rrobe që është me kualitet më të madh. E nëse jepet një mall që nuk është nga lloji që duhet dhënë, dhe nëse e jep sasinë më pakë se sa që është farz për tu dhënë, atëherë nevojitet që pjesën tjetër ta e plotësoje.

Nëse malli i zeqatit mundë të matet me madhësi apo të ngjashme me të, atëherë duhet të jepet një nga katër dhjetë prej sasisë së mallit. Nëse jep një mall tjetër për zeqat, që nuk është nga lloji i njëjtë që duhet dhënë, sipas Shejhajnëve[9] (Allahu i mëshiroftë) duhet zëvendësuar sa sasia e jo sa vlera tij. P. sh. Nëse dyqind kilogram grur i llojit të mirë të tregut kushton dyqind dirhem argjend, lejohet që si zëvendës të kësaj apo në vend të kësaj të jepen pesë kilogram grur të kualitetit të dobët. Ngjashëm me këtë mundë të

[9] Shejhajn; Dy dijetarë të mëdhenjë. Në fikh (jurisprudencë) quhen İmam Ebû Hanive dhe İmam Ebû Jusufi

veprohet edhe kështu që për zeqatin e dyqind dërhemëve të argjendit kualitativ të jepen si zeqat pesë dërhem argjend kualitativ, dhe ka mundësi që në vend të këtyre të jepen pesë dirhem më të dobët në kualitet. Kështu ndodh edhe tek premtimet dhe betimet e bëra.

Ari dhe argjendi janë vlerë e pa lëvizshme e caktuar (**themen**) Këto, në këtë mënyrë janë krijuar si të tilla. Nuk përdoren që të kryejnë ndonjë nevojë të ndonjë njeriu. Por këto janë mjet ndërmjetësues për blerjen e ndonjë gjëje. Nëse është ndonjë gjë tjetër, ajo mundë të përdoret edhe si vlerë e edhe për shitblerje të çdo lloji. Përfundoi përkthimi nga (**Bedâji’**).

Në mënyrë që njeriu të jetojë i qetë dhe të jetojë në islam, duhet të përdorë gjërat që janë të lejuara të përdoren e që këto quhen (Gjëra të nevojshme). Shihni në faqen 41. Gjërat e nevojshme, ndryshojnë në bazë të njeriut dhe kushteve të tija, e po ashtu edhe të kohës. Ndërsa gjërat që nuk janë të nevojshme, si luksi, dëshira, zbukurimet, të fitosh respekt etj (**këto quhen zinet – zbukurime**). Ari dhe argjendi nuk janë gjëra (tesha) të nevojshme por janë gjëra zbukuruese. Për meshkujt, është i lejuar zbukurimi me gjëra të lejuara si në shtëpi ashtu edhe jashtë në rrugë, kurse për femrat, lejohet vetëm në shtëpi.

Vërehet se paraja valide, gjithmonë është mall tregtie. Nëse vlera e sajë dhe sasia (nisabi) është më i vogël se lira e arit që përdoret në treg dhe që është më e lirë (në çmim), atëherë është farz të jepet zekati. Sepse nisabi i mallit të tregtisë, sipas “İmâmejneve – Allahu i mëshiroftë” lira e arit dhe argjendit, duhet të llogaritet me atë që më së shumti përdoret në tregti. Ndërsa zeqati i kësaj, jepet në vlerën e sajë duke e llogaritur në të holla (para) apo jepet një nga katër dhjetë e vetë mallit. I varfëri, këtë e përdor si gjë – send apo rrobë e nevojshme. Fulûs – janë një lloj të hollash që janë ndryshe nga ari dhe argjendi. Sikurse që bakri përbehet nga tunxhi dhe përzierje tjera, mundë të bahet edhe nga letra. D. m. th. që lirat e letrës janë fulûs. Kështu që duhet dhënë zeqatën e këtyre. Por, kijmeti – vlera e këtyre nuk është e njëjtë dhe e vërtetë sikurse e arit dhe argjendit. (vlerë që merret parasysh) që u japin rëndësinë e vlerës, qeveritë dhe shtetet. Ashtu sikurse u japin, u marrin prapë. Por, kur u humbet vlera e marrë parasysh e këtyre, atëherë, këto nuk mundë të bëhen (**themen**) dhe dalin nga norma e të qenjit mall

zeqati. İbn Abidini thotë: (Vlera e mallit në tregëti, llogaritet me një ari apo argjend i shtypur si para dhe i cili përdoret më së shumti në tregti. Kur të llogaritet me argjend, të jetë 240 dirhem në vlerë të argjendit, dhe nëse llogaritet me ari, e të jetë 20 mithkâl vlerë ari, dhe nëse këto dy vlera arrijnë vlerën e nisabit, atëherë, nevojitet që këtë mall të e llogaritim në vlerë të argjendit. Sepse si zeqat duhet dhënë gjashtë dirhem argjend apo gjysmë mithkâl ari. Ndërsa, pasi që kjo është në vlerë të pesë dirhemeve argjend, atëherë dobia është e vogël për të varfëritë. [Sepse pasi që njëzetë mithkâl ari dhe dyqind dirhem tregojnë të njëjtin nisâb, edhe vlerën e kanë të njëjtë.] Lirës së arit në peshë të një mithkali i thuhet (një dinar). [Lira arit turk, është një mithkal e gjysmë, pra në peshë prej 7.2 gram.]

Zeqatin e parasë (**fulusit**) valide (**râjixh**) duhet dhënë na bazë të llogarisë së nisabit të arit apo argjendit.) Nga kjo kuptohet që nisabin a letrave duhet llogaritur me lirën e arit që më lirë përdoret në tregti dhe se zeqati i këtyre duhet të jepet në ari. Sepse argjendi, tani në këtë kohë nuk është duke u përdorur si para. Zeqati i letrës jepet në ari në bazë të nisabit të tyre duke e llogaritur metalin që është përdorur në të. Nuk mundë të jepet letër në lirë nga vet lloji i tyre. Sepse vetë lirat në letër, nuk mundë të përdorën si gjëra dhe substanca apo tesha të nevojshme. Duke pasur letër të prishur, nuk është e hijshme (është israf) të përdoret letër në lira. E në anën tjetër israfi- shkapërderdhja është e ndaluar. Që zeqëti i parave në letër të përdoret si para, nuk është e lejuar që të jepet edhe si letër. Sepse në mënyrë që të përdoret si para, duhet të jepet në vlerë ari që e ka të vazhdueshme dhe të saktë dobinë.

Ari, në lirë apo në çfarëdo mënyre tjetër mundë të jepet. Ngase ai gjithmonë dhe gjithkund gjendet. Ai që në qytetin e tij nuk mund të gjejë ari, i dërgon shokut apo dikujt lira në letër në vendet ku shiten gjëra nga floriri, dhe me këtë blenë ari, kështu që përmes tij e jep zeqatën. Lirat në letër, është e lejuar ti paguaje edhe më pas. Duke qenë kaq lehtë të japish zeqatën e lirave në letër, nuk është mirë që të mos u përmbahemi literaturës dhe urdhërave të fikut që në vend të arit të japim lira në letër. Ndërsa ata që ibadetet e tyre i bëjnë sipas asaj që vet kuptojnë nga ajetet Kur'anore duke mos u kthyer në librat dhe shpjegimet e fikut, quhen pa(**medhhebe**) apo (të pa sinqertë). Kundra këtyre të tillëve që mendojnë në këtë mënyrë se (unë ibadetet e mia i bëj në bazë të asaj që kuptoj nga Kur'ani apo

hadithet, duke mos i shikuar shpjegimet e imamëve të ditur) duhet kundërshtuar. Literatura e cila shpjegon ajetet në lidhje me ajetet e ibadeteve se si duhet kryer quhet literaturë e jurisprudencës – fikut.

Në veprën (**Kitâbu'l-Fikhi ale'l-medhâhibi'l-erbe'a**) të përpiluar nga dijetarët nën mbikëqyrjen e muderrisit të Xhamiul Az-harit, Abdurrahman Xheziriut, janë theksuar në detale të gjitha informatat rreth fikut sipas katër medhhebeve. Kjo vepër ka pesë vëllime dhe si e gjithë është shtypur në Kajro në vitin 1392 hixhri apo 1972 miladi. Në regjistrin e financave zekati "Banknot" thuhet: se dijetarët e fikut kanë thënë se duhet dhënë zeqat për lirat në letër. Sepse këto, në tregti përdoren në vend të arit dhe argjendit. Kështu që këto gjithmonë shumë lehtë mundë të ndërrohen me ari apo argjend. Nuk e kap as truri atë gjë që nëse dikush ka me shumicë lira në letër e që nuk i krahason këto në vlerë të arit apo argjendit për ta e dhënë zeqatën e tyre. Kështu që është cekur dhe theksuar nga dijetaret jurist, të të tri medhhebeve që duhet dhënë zeqatën e parave letër. Nga kjo është ndarë vetëm medhhebi Hanbeli. Dijetaret e medhhebit Hanefi, lidhur me paratë letër thonë se janë (**Dejn-i Kavijj – Borxh i rëndë – madh**) me senet, dhe që këto kanë gjithmonë mundësinë që të ndërrohen me ari apo argjend. Për këtë, kanë thënë se zeqati i tyre duhet që menjëherë të jepet. Sepse, për të dhënë zeqatën e borxhit që duhet marrë, nevojitet që së pari të të kalojë në dorë ari apo argjendi.

Mirëpo, nëse bëhet farz zeqati para se këto të të kalojnë në dorë, atëherë, zeqati nuk bëhet farz.) Ai, nëse donë mundë të pretë derisa t'i merr ato, dhe se kur t'i merr, mundë të jep edhe zeqatën e viteve të kaluara. Por, nëse donë nuk pret dhe, mundë të jep zeqatën e arit dhe argjendit që është (**ajn**) për çdo vit. Ai, nuk duhet ti jep senetet që i ka në dorë, për zeqatën e arit që do ta e merr. Ndërsa kur t'i merre arin dhe argjendin të shkruar në senet nga borxhliu, duhet të ndaje një nga katër dhjetë prej këtyre, dhe se i bëhet farz që tu ndaje si zeqatë të varfërve në mënyrë të veçantë për çdo vit të kaluar. Të ngjashme me këtë, nuk mundë të jepet para në letër për zeqatë. Me një nga katër dhjetat nga këto, duhet që të merr nga argjendari lira ari me një vlerë më të vogël që kanë dhe kërkohet që tu jepe të varfërve unazë ari apo bylyzyk, aq sa kanë vlerën këto lira apo sa peshojnë këto.

Duhet pasur kujdes nga kjo; Nuk është e lejuar që borxhliut tënd t'i jepet zeqati në mënyrë që ta e liron nga borxhi dhe t'i thuash se (ty po të japë zeqatën në kompensim me borxhin që do të marr dhe ti pranoje këtë (pra, në fakt, paraja përsëri mbetet në xhepin e zeqatë-dhënësit - e që kjo nuk është e lejuar). Duhet që zeqati 'i jepet të varfrit, e i varfëri nëse ka borxh, ai vetë ia paguan personit që ia ka marrë. Në lidhje me atë se athua nuk do t'i ktheje i varfri borxhin atij që i ka marrë, në fund të vëllimit të gjashtë të veprës (**Fetâva el-Hindijje**) thuhet: (Marrësi, borxhliut të tij ia dërgon apo tregon një person tjetër që e ka në besë, dhe i thotë që "caktoje kujdestarë – pavendës këtë" me qëllim që zeqatën të cilin do të të jap ty, ta e marr përsëri. Në këtë mënyrë, i varfëri e cakton si pavendës atë person, dhe kur ai person të merr zeqatën, mallin të cilin e ka marrë, bëhet pasuri e të varfrit. Pastaj, këtë mall, ia jep prapë të pasurit, dhe në këtë mënyrë do të u paguante borxhi i të varfrit. Nëse, që të dy këta, kanë për të marrë (borxhe) nga i varfri, njëri nga këta, të varfrit i jep zeqat aq sa kë për të marrë borxh nga ai, dhe nëse donë që të e shpëtoje nga borxhi që atij i ka, atëherë përsëri ai i jep zeqatë aq sa ky i varfëri i ka borxh atij. Pastaj, atë sasi që ka për të marrë, ia jep përsëri të varfrit si sadaka (lëmosh).

Pra, ia bën hallall dhe ia fal. Pastaj, i varfri, këtë zeqatë, ia jep si dhuratë të pasurit, apo i varfri, merr nga dikush hua ari në sasinë sa kë borxh dhe ia jep dhuratë të pasurit. I pasuri, me nijet të zeqatit këtë mall ia jep të varfrit, pastaj, në këtë mënyrë të varfrin e liron nga borxhi. Do me thënë, këtë ia fal atij. I varfri, këtë ari ia kthen atin nga i cili i kishte marr hua. Duhet ditur se me zeqatë [me mall që caktohet për diç] nuk lejohet të bëhet ndonjë bamirësi. E për të bërë një gjë të tillë, këtë ia jep një të varfri që e njeh. Ndërsa i varfri, me këto, mund të bëje ndonjë bamirësi apo hajrat.) Nga këto po del të kuptohet se për të dhënë zeqat para në letër, nevojitet që sa vlera e parave në letër, në peshën e lirave të arit, merr hua diçka prej arit nga gruaja e tij apo një i njohur. Pastaj, këtë ari ia jep një të njohuri të varfër apo një të varfri me nijjet të zeqatit. Në këtë mënyrë, do të jepet zeqati i parave në letër. Pastaj, i varfri këtë ari ia jep dhuratë të pasurit. I pasuri këto i merr, ia kthen pronarit dhe në këtë mënyrë e paguan borxhin. Pasi që llogaritet se e ka dhënë zeqatën, një pjesë të parave në letër që i pasuri i ka ndarë për t'i dhenë zeqatë, ia jep këtij të varfri. Ndërsa pjesën tjetër të mbetur, mund ta e shfrytëzoje

në çdo bamirësi apo hajrat. E nëse edhe i varfri dëshironë që të merr shpërblime nga kjo bamirësi, arin të cilin e ka marrë si zeqatë, ia shet këtij të varfri, pastaj, të pasurin e cakton si zëvendës apo kujdestar që të bëje punë dhe vepra të mira, dhe paratë në letër ia kthen prapë të pasurit.

Lidhur me këtë, Abdylhakim Arvasi (Allahu e mëshiroftë) i cili kishte studiuar katër medhhebet ka thënë: (Vlera e parave në letër është vlerë që ka një vlerësim. Nëse i bjer ky vlerësim, atëherë nuk i mbetet asnjë vlerë. Për këtë shkak, nuk lejohet që sadakatu'l-fitrin dhe zeqatën ta e japim me para në letër. Zeqatet që më herët janë dhënë me letër, duhet të transferohen dhe ndërrohen me ari, e që të bëhen kaza. Përveç ibadetit të haxhit, ibadetet tjera mundë të bëhen kaza përmes rrugës së transferim apo rrotullimit të tyre).

Në veprën (**Durru'l-Muhtâr**) thuhet: (Myslimanët të cilët përmes ndonjë proteste apo kryengritje që qeverinë e marrin në duart e tyre, apo sulltanët mysliman që janë zullumqar, nëse e marrin zeqatën nga të korrat (drithërat) dhe kafshët, e më pas këta e japin në vendet ku dhe siç ka urdhëruar Allahu xh. sh. këto mallrat e marra, llogaritën zeqatë. Nëse këto i japin në vende të tjera, atëherë kjo nuk llogaritet zeqatë. Zeqatat e pronoreve të mallrave kërkohet që përsëri tua jepe myslimanëve të varfër. Nëse këta, tubojnë dhe mbledhin zeqatën e mallrave të tregtisë apo zeqatën e parave, sipas shumicës së dijetarëve, kjo nuk llogaritet si zeqatë, pra nuk e merr vendin e zeqatit. Në Fetvâ kjo është kështu. Ndërsa sipas disa dijetarëve tjerë, pasi që sulltanët zullumqarë, janë mysliman dhe pasi që malli që kanë mbledhur është e drejta e popullit, atëherë, me që këta llogariten si të varfër, me dhënie të nijetit të zeqatit, shpresohet që kjo të llogaritet si zeqatë.)

Në İbni Âbidîn thuhet: (Taksat e mallrave që merren nga dogana apo me ndonjë emër tjetër, dhe paratë, kanë po të vyejtën trajtë. Kështu që fjalët e atyre që thonë se edhe nëse bëhet nijet për dhënie zeqati, kjo nuk bëhet zeqatë, janë fjalë dhe thënie të sakta. Pra, myslimanët zullumqarë, nuk kanë të drejtë të mbledhin zeqatën e mallrave të myslimanëve.) Se fetvaja është e këtillë, theksohet edhe në shpjegimin (**Hashijen**) e Tahaviut. Vërehet se, për të qenë i saktë dhe valid zeqati i dridhrave dhe kafshëve, kërkohet që qeveria r cila i mbledh këto të jetë qeveri myslimane dhe që këto mallra ti

tubojnë në depon shtetërore që quhet (**Bejtu'l-Mâl**) dhe tu shpërndahet nga katër anët atyre që kanë nevojë. Çdo taksë që i jepet qeverisë, sipas shumicës së dijetarëve nuk mundë të llogaritet si zeqatë i mallrave të tregtisë e as i parave. Edhe nëse disa dijetarë kanë thënë se nëse një qeveri mbledh zeqatën apo taksën, dhe në pakë e dimë se ata janë mysliman, ndërsa ua japim ato me kusht dhe nijet zeqati, kjo thënie nuk është e vërtetë e as e drejtë.

**Eja vëlla, mos moho, bëhu i drejtë!**
**Jetën tënde të vlefshme kot mos e harxho!**

**Ruaje zemrën nga pasionet e egos!**
**Sikur ana e jashtme mbaje edhe brendësinë e pastër!**

**Kur një flori të përzihet me bakër,**
**A e merr dhe e pëlqen atë argjendari?**

**Mos u mburr se mbarova licenë!**
**Mos gabo, që pa menduar të fletë!**

**Gjeji të diturit e urtë dhe dëgjoji!**
**Që kështu të kesh dashuri nga Krijuesi!**

**Shko në oqeanin e së vërtetës dhe zhytu, dhe,**
**Nxirr një margaritar që të jetë i butë!**

**Mos u mashtro nga injorantët me diplomë feje**
**Ngase rrugën tënde të drejtë të kanë treguar të parët!**

## AGJËRIMI – ES-SAWMU

**Farzet** – **obligimet kryesore të agjërimit janë tri:**

1- Bërja e nijetit,

2- Të bën nijetin në mes kohës parësore dhe në fund të sajë,

3- Të mbrosh vetveten nga gjërat që e prishin agjërimin që nga syfyri deri në fillimin e kohës së iftarit. Koha e

imsakut – syfyrit është ajo kohë kur në të shfaqet bardhësia në errësirën e mëngjesit. Nuk mund të llogaritet se ka agjëruar ai i cili nuk kë bërë nijetin e agjërimit dhe ka agjëruar gjatë gjithë ditës. Ai, atë ditë duhet ta e bëj kaza.

**Janë shtatë kushte që agjërimi të jetë farz për një person:**

1. Të jetë mysliman, 2. Të jetë në moshën madhore – bylyk, (agjërimi i fëmijës është i saktë) 3. Të jetë i mençur, 4. Personi që gjendet në zonën jo islame, të dëgjojë se agjërimi është farz, 5. Të jetë në vendin e tij, 6. Që gruaja të mos jetë në cikël mujor (hajz), 7. Po ashtu gruaja të mos jetë llohusa (nifas).

Gjashtë gjëra e prishin agjërimin: Ngrënia e ushqimit, të pirit e një prej produkteve të pijeve, nxjerrja e spermës, hajzi, nifasi, vjellja me gojë të mbushur. Gënjeshtra, thashethemet, bartja e fjalëve në mesin e myslimanëve, apo betimi për gjera të rrejshme nuk e prishin agjërimin. Por ato e zbehin shpërblimin e tij.

Kështu që shtatë sosh, mundë të hanë gjatë agjërimit:

1 – İ sëmuri, 2 - Udhëtari (mysafiri), 3 – Gruaja në hajz, 4 – Gruaja në nifas, 5 – Gruaja që është shtatëzenë nëse nuk ka mundësi, 6 – Gruaja që i jep gji një fëmije, për të mbrojtur shëndetin, dhe 7 – Kur e i humbur.

Kërkohet që çdo fillim të ditës të bëhet nga një nijjet në vete. Në veprën (**el-Hindijje)** thuhet: (Nijjeti bëhet me zemër. Të zgjuarit në syfyr, do të thotë se ke bërë nijetin.) Nijjeti – vendosja në agjërim është dy llojesh: İ pari: Që të vendosësh çdo ditë të ramazanit, për agjërim nafile dhe për agjërim të betuar, pra që nga koha e ditës së kaluar kur ka perënduar dielli (**Dahve-i kubrâ**). Dahve-i kubra, është kohë që në intervalin apo zgjatjen e ditës përmes llogarisë shfaqet, pra gjysma e kohës së agjërimit, e që kjo me orë të ezanit duhet të ishte kështu:

Fexhr (Agimi) + 24 – Fexhr /2 apo Fexhr + 12 – Fexhr / 2 = 12 + Fexhr /2. Pra, dahve-i kubra, është koha ku me orë të ezanit, e tregon gjysmën e numrit të kohës së fexhrit – agimit (Koha kur ofrohet mesdita, një orë para ezanit të drekës – përkth.). Sipas orës së përdorur, pra dallimi në mes kohës fetare dhe kohës së caktuar diellore, në afërsi të gjysmës së agimit para zevalit. Hisse-i fexhr, është koha në mes agimit dhe kohës së imsakut. Nëse personi nuk ka ngrënë deri në kohën dahve, bënë nijetin dhe agjëron. Por, nuk

është i lejuar që të bëhet nijeti në kohën dahve. Kur bëhet nijeti para fexhrit – agimit, duhet thënë: (Bëra nijetin që nesër të agjëroj). Kur bëhet nijjet pas fexhrit – agimit, duhet thënë: (Bëra nijet që sot të agjëroj).

Lloji i dytë, është kaza, keffâret, dhe nedhr-i mutlak. Koha e nijetit të këtyre triave është vetëm një. Koha e parë, është kur perëndon dielli i ditës së kaluar dhe koha e fundit në fexhr-i sâdik – agimin real, pra koha para se të fillojë ndriçimi i ditës së re. Pasi që të filloje ndriçimi i ditës së re, nijeti i këtyre triave që cekëm, nuk është i lejuar. Gjatë zëvendësimit të ditëve të ndryshme të një muaji të agjërimit, nuk është e nevojshme që të njihen emrat e ditëve të mbetura apo renditja e tyre. Kjo është cekur në İbni Abidin dhe që këto janë si të shënuara në fund të namazeve kaza. Agjëruesit janë tre llojesh: Agjërimi i të pa diturve – xhahilëve, agjërimi i të diturve – alimëve dhe agjërimi i evliave dhe enbijave (pejgambereve). Agjërimi i xhahilëve; këta nuk hanë e as nuk pinë, por as nuk bëjnë ndonjë kontakt seksual. Por, këta kryejnë vepra tjera negative. Agjërimi i alimëve; këta as që bëjnë edhe ndonjë vepër tjetër negative. Ndërsa agjërimi i evliave dhe pejgambereve është i tillë që këta, largohen nga çdo gjë e dyshimtë.

Festa – bajrami i agjëruesve është tre llojesh: Festa e xhahilëve, festa e dijetarëve dhe festa e evliave dhe Pejgambereve. Festa e xhahilëve është që kur bëhet akshami, e bëjnë iftarin dhe se hanë e edhe pinë ato çka duan dhe thonë që ky është bajrami ynë. Bajrami i dijetarëve – alimëve, bëhet kur arrin koha e akshamit dhe bëjnë iftar dhe thonë që ky është bajrami ynë nëse Allahu i Madhërishëm është i kënaqur nga agjërimi ynë. Por nëse nuk është i kënaqur na agjërimi ynë atëherë mjerë për ne, si do jetë gjendja jonë. Bajrami i evliave dhe enbijave është shikimi (me bindje) i Allahut xh. sh. Ata janë të etur për razinë – pëlqimin e veprave të tyre nga Allahu xh. sh.

**Në këtë mënyrë, bajamet e të gjithë besimtarëve janë pesë llojesh:**

İ pari: Kur një melek që qëndron në anën e majtë ta një besimtari dhe nuk gjënë ndonjë vepër të keqe për të shkruar.

İ dyti: Nëse në momentin e agonisë së vdekjes vijnë melaqet e përgëzimit e i thonë besimtarit: tungjatjeta o besimtar! Ti je nga banorët e xhenetit.

I treti: Nëse kur të shkojë në varr, e gjënë varrin një nga kopshtet e xhenetit.

I katërti: Nëse në ditën e kiametit, hynë nën hijen edhe nën Arshin e Mëshiruesit me pejgamberet, evliatë, dijetarët, të devotshmit etj.

I pesti: Nëse mundë të u përgjigjet pyetjeve që duhet kaluar urën e siratit e që këto bëhen në shtatë dhe për shtat vende, natë kjo që është më e errët se errësira e natës, që është më e imtë se qimja, më e mprehtë se shpata, që është një mijë vite zbritje e një mijë ngritje dhe një mijë tjera rrafshinë. Nëse nuk u përgjigjet, atëherë i bjer që në secilën të dënohet. Ato shtatë pyetje: E para është rreth imanit; e dyta rreth namazit; e treta rreth agjërimit; e katërta rreth haxhit; e pesta rreth zeqatit; e gjashta rreth të drejtës së robit; e shtata rreth gusullit, pastrimit pas nevojës dhe abdesit.

Nëse dikush në muajin e Ramazanit ka bërë nijjet para kohës së imsakut dhe me qëllim e prish atë, kërkohet që të bëje shpagimin – keffaretin dhe ta e zëvendësoje atë – kazâ. Për agjërimet nafil edhe kaza, nuk është obligim keffareti.

Për shpagim – keffaret duhet të lirohet një rob. Nëse nuk mundë ta e bëje këtë, atëherë duhet të agjërojë dy muaj pa ndërprerë me përjashtim të pesë ditëve që i ndalohet agjërimi. Pastaj, agjëron aq ditë sa i ka prishur dhe agjëron edhe agjërim kaza. [Ndalohet – është haram agjërimi në ditën e parë të bajramit të madh – ramazanit dhe katër ditët e kurban bajramit.] Nëse nuk mundë të bëjë këtë, duhet që në një ditë ti ushqej gjashtëdhjetë të varfër apo që gjashtëdhjetë ditë të ushqej një të varfër dy herë në ditë. Apo që këtij ti japë mall në vlerën e sadakatu'l-fitres.

Një ditë duhet të agjërojë për një ditë të lënë kaza.

Shpagimi – keffareti nuk u takon pesë personave: İ pari; të sëmurit. I dyti; mysafirit apo udhëtarit. I treti; nëse nuk agjëron gruaja që i jep gji fëmijës nëse ka frikën se mundë ta e dëmtojë atë. I katërti; të humburit. I pesti; ai që ka frikë se nga etja dhe uria mundë të dëmtohet rëndë.

Pasi që të kalojnë këto shkaqe, kërkohet shpagim për ditë në ditë (aq sa ka lënë).

Nijeti në jevm-i shekk është disa lloje: Të bësh nijjet për ramazan apo një agjërim tjetër vaxhib nëse është ramazan, duke

supozuar se është ramazan, apo nëse nuk është ramazan me nijjet të një agjërimi nafile, është i lejuar edhe pse është mekruh. Një lloj tjetër ësht i lejuar pa qenë mekruh. Ai pra është agjërimi kryesor, apo nafilet në muajin Shaban.

Nëse dikush thotë që po bëj nijjet nëse është ramazan, por nëse nuk është ramazan jam pa nijjet, kjo gjë, aspak nuk lejohet.

Nëse dikush nuk e bënë nijetin deri para agimit – fexhrit, dhe hanë para kohës së drekës, sipas Ebu Hanifes nuk lejohet keffareti. Ndërsa sipas İmamejnëve, për një gjë të tillë kërkohet keffareti. Sepse ai edhe pse ka pas mundësi të agjërojë, nuk ka bërë nijjet dhe ka ngrenë. Nëse hanë pas drekës, me ittikaf – pëlqim, ai nuk e ka obligim keffaretin.

Gjithashtu nëse dikush hanë nga një ditë të dy apo tre ramazanëve, a duhet të bëje keffaret për secilin apo një keffaret për të gjithë? Kjo çështje është e diskutueshme. Me mundësi, për secilën duhet të paguaj keffaret. Sipas disa dijetarëve, nëse dikush ka borxh agjërimi dhe nuk e mban këtë ditë – borxh dhe i kalon një vit pa e mbajtur, i tilli është mëkatar.

Nëse dikush është duke e bërë keffaretin, vjen ramazani apo kurban bajrami, atëherë pas ramazanit apo bajramit ky e ka obligim ta e filloje që nga fillimi. Ngase para këtyre, nuk i pranohen.

Nëse dikush e prish agjërimin pa bërë nijjet për udhëtim dhe më pas bën nijjet dhe niset për udhëtim, atëherë ky e ka të obliguar edhe keffaretin – shpagimin edhe kazanë – përsëritjen. Udhëtimi nuk e bën mubah prishjen e agjërimit. Ndërsa ai që merr rrugën për udhëtim e ka vaxhib mos prishjen e asaj dite. Udhëtari i cili ka bëra nijjet për ditën e agjërimin deri në kohën e quajtur "dahve" nuk e ka të lejuar që atë ditë ta e prishe. Nëse e prish, e bënë vetëm kaza. Udhëtimi është shkak që të mos fillohet ata ditë agjërimi.

Nëse dikujt gjatë ramazanit i paraqitet gjendja e të qenjit i i çmendur dhe nuk agjëron, kur të vijë në gjendje të vetëdijshme i bën kaza ditët që nuk i ka mbajtur. E nëse që nga fillimi i ramazanit deri në përfundim të tij, nuk i është rregulluar gjendja, dhe nëse kjo gjendje e çmendurisë i vazhdon, atëherë bie nga norma agjërimi i atij ramazani.

Nëse dikush, harron se është duke agjëruar edhe pse është duke agjëruar, këtij nuk i prishet agjërimi. Nëse i kujtohet se

është duke agjëruar dhe mendon se e ka prishur agjërimin dhe vazhdon të ha ushqim, atëherë e ka obligim zëvendësimin. Por nuk e ka të obliguar keffaretin. E nëse e din se agjërimi nuk i është prishur, por vazhdon të ha ushqim, atëherë si keffaret ashtu edhe kaza duhet të bëjë atë agjërim.

Nëse dikush që agjëron, thith apo përtyp djersën e tij, apo fut në gojë një pe me ngjyrë dhe e pinë ngjyrën e tij, apo nëse dikush qon pështymën e dikujt teposhtë apo të vetën pasi të nxjerre atë jashtë, më pas nëse hanë copëzat e ushqimit që i kanë mbetur nëpër dhëmbë, gjëra që ka ngrënë nëse është më e madhe se nohuti, apo nëse ka rrjedhur ndonjë ilaç nga gjilpëra, këtij personi në këto raste i prishet agjërimi dhe kërkohet vetëm zëvendësimi – të bëhet kaza.

Nëse dikush fut në gojë copëza letre apo hanë nja grusht kripë, grurë pa zier, kokërr orizi, edhe këtij i prishet agjërimi. Por edhe këtu nevojitet vetëm zëvendësimi – kaza. Sepse ngrënia e një grushti me kripë, nuk llogaritet as si ushqim e as si ilaç. Sikurse një grusht me dhe. Por nëse hanë kripë në sasi të vogël, nevojitet edhe keffareti. Kjo është cekur në Eshbâh. Sepse kripa, me një sasi të vogël llogaritet edhe si ushqim edhe si ilaç.

Punëtori që orvatët të fitojë të ardhurat për ekzistencë, nëse e din se gjatë punës do të sëmuret, nuk është e lejuar që ta e prishë agjërimin para se të sëmuret. Nëse ai hanë e nuk agjëron, nevojitet edhe shpagimi – keffareti e edhe zëvendësimi – kazaja. Që ai të lirohet nga shpagimi – keffareti, së pari duhet të përbijë copëza letre. Nëse një grua shtatzënë apo gji dhënëse turbullohet dhe pas kësaj hanë, e ka obligim vetëm zëvendësimin – kazanë. Përderisa nuk ka arsye, personi që ditën e ramazanit hanë haptazi para të tjerëve, bëhet renegat – murted (**Feyziyye**).

Nëse një person e lëkundë nëpër gojë një kokërr susam, këtij nuk i prishet agjërimi. Mirëpo nëse atë e përtyp dhe hanë, sigurisht se agjërimi i prishet. Kështu që e ka obligim ta bëjë kaza.

Agjërimi është pesëmbëdhjetë sosh: Tri nga to janë farz, tri vaxhib, pesë haram, katër sunnet. Agjërimet që janë farz janë: ramazani, agjërimi kaza, dhe ai keffaret.

Agjërimet që janë vaxhib: nedhr-i muajjen, nedhri mutlak dhe të vazhdosh në grupin e agjërimeve nafile të filluara.

Agjërimet që janë haram: dita e parë e bajramit të ramazanit dhe katër ditët e kurban bajramit, pra krejtësisht pesë ditë është haram të agjërosh.

Agjërimet që janë sunnet: çdo ditë “**ejjâm**-**i bejd**” të muajit, agjërimi i Davudit sal-lallahu alejhi ve sel-lem ditët e hëna dhe të enjte, dita e ashures, dita e arefes dhe në netët e mëdha. **Ejjâm-i bejd** quhen ditët 13, 14 dhe 15 të muajve arab. Ndërsa **agjërimi i Davudit sal**-**lallahu alejhi ve sel**-**lem** është ai që një ditë të hanë e një ditë të agjëron, gjatë gjithë vitit.

**Të agjërosh, ka njëmbëdhjetë dobi:**

1. Bëhet mburojë në xhehenem.
2. Bëhet shkak për pranimin e ibadeteve.
3. Bëhet dhikri i trupit.
4. Dëmton mendjemadhësinë – librin.
5. Dëmton të keqën.
6. Shton lumturinë.
7. Bëhet shpërblim në peshojë.
8. Allahu xh. sh. mbetet i kënaqur nga ai rob.
9. Nëse vdes me iman, bëhet shkak që të hyjë më herët në xhenet.
10. Ndriçohet zemra.
11. Ndriçohet truri.

Në muajin Shaban, në ditën e njëzetë e nëntë kur të perëndoje dielli,në perëndim mbi pjesën e dukur të tij, është vaxhib që ta e kërkojmë hënën e ramazanit. Kur një mysliman i drejtë i cili nuk ka vepra të shëmtuara e shikon hënën në qiellin e mbyllur, duhet të informojë gjykatësin apo udhëheqësin për këtë gjë. Nëse ai e pranon këtë, në çdo vend fillon ramazani. Por nuk pranohet fjala e atyre që bëjnë bidate apo mëkatarëve. Kurse në qiellin e hapur, duhet që shumë vetë të lajmërojnë për të. Nëse hëna nuk duket, muajin Shaban duhet pranuar në tridhjetë, dhe të nesërmen të fillohet ramazani. Ramazani nuk fillon sipas takvimit apo llogarive astronomike.

Në veprën (**el**-**Bahru)**, në (**Hindiyye)** dhe në (**Kâdîhân)** thuhet: (Robi që është i zënë në dâru'l-harb – shtet jo islam nëse shikon takvimin duke mos e ditur fillimin e ramazanit dhe agjëron një

muaj të plotë, një ditë para ramazanit, apo në ditën e dytë të ramazanit apo ka mundësi që të ketë filluar agjërimin mu në fillim të ramazanit. Në çështjen e parë, ai ka filluar të agjëroj një ditë para ramazanit dhe se ditën e fundit të ramazanit e ka bëra bajram. Në çështjen e dytë, ai nuk e ka agjëruar ditën e parë të ramazanit dhe se ditën e fundit të tij e ka agjëruar në ditën e bajramit. Që në të dy mënyrat ai ka agjëruar në ditën e njëzetë e tetë të ramazanit dhe pas bajramit ai e ka obligim që të agjërojë dy ditë kaza. Në mënyrën e tretë, është e dyshimtë se a ia ka qëlluar ditës së parë dhe të fundit të ramazanit. Pasi që agjërimi llogaritet jo i saktë në ditët e dyshimta, përsëri ai duhet ta e bëjë atë kaza.)

Nga kjo kuptohet që, nuk është ramazani me të pamurit e hënës në qiell, për ata që e kanë përgatitur takvimin - kalendarin para kohe dhe kanë filluar ramazanin, duhet që këta të agjërojnë me nijet kaza edhe dy ditë tjera pas bajramit. Se kur mundë të filloje ramazani, për ta e parë llogarinë, shikojeni në veprën “**Seadet-i Ebediyye”**, që shumë gjër e gjatë është shtjelluar kjo çështje.

[İbni Abidin “Allahu e mëshiroftë” thotë: (Edhe nëse thërret ezani në kohën kur është e mbyllur ajo, nëse nuk sillet argumenti se nuk ka përendur dielli, nuk duhet të bëhet iftar. Para kohës kur të duken shumica e yjeve, është bërë nguti në bërjen e iftarit edhe pse kjo është mustehab. Kur në një vend duket përendemi i diellit dhe bëhet iftari, dhe kur në një lartësi të lartë në minare nuk kuptohet mirë përendemi, nuk duhet filluar iftari. Po kështu është edhe me namazin e sabahut dhe me syfyrin. Në veprat e Astronomisë sipas matjes me “temkin – matës” sipas kohës së teminit, sasia e sajë sipas lartësisë ndryshon. Duke u llogaritur të gjithë kohet e namazave, duhet përdorur vetëm një **temkin** në një vend me një lartësi më të madhe. Në takvimet që janë përgatitur pa u përdorur mënyra dhe koha e teminit, përendemi i diellit në këto takvime shkruhet disa minuta pak më herët. Kështu që në atë kohë, dielli ende nuk ka përendur. Ata që agjërojnë dhe bëjnë iftar sipas takvimeve pa u përdorur temini, agjërimin e kanë të prishur.]

**KUSHTET E KURBANIT JANË TRI:**

1. Të jetë mysliman, i mençur dhe i moshës madhore.

2. Të jetë vendas.
3. Të jetë i pasur sa të ketë pasuri të therë kurbanin.

Kushti është që kurban të bëhet një dele apo dhi, në anën tjetër kurban bëhet deveja dhe lopa. Ndërsa një deve apo një lop plotëson kushtin e 7 kurbanëve dhe se kjo lejohet që një deve apo lopë të presin shtatë vetë për kurban. E nëse personi tjetër i tetë donë të bashkëngjitet në këtë kurban, kjo nuk lejohet dhe të tetit nuk i pranohet kurbani. Nisabi – vlera e arritjes së kurbanit është po e nyejt sikurse vlera e fitrës.

[İbni Abidin "Allahu e mëshiroftë" urdhëron: Nëse pjesa – hisja e ndonjërit nga këta shtatë është më pakë se një atëherë nuk pranohet kurbani i asnjërit. Për këtë shkak është e lejuar që të bëhen së bashku më pakë se shtatë vetë. Dhe kjo është e vërtetë si kurban që kur të blihet edhe kafsha. E nëse bashkëngjitet dikush pasi që është blerë, dhe kjo edhe nëse është e lejuar, është më e vlefshëm që ortakllëku në të, të ishte bërë para blerjes së kafshës. Pra, dikush mundë të bëhet ortak në një kafshë – lopë të dikujt nga një deri në shtatë apo nga një deri në gjashtë. Ata, sipas kësaj e ndajnë edhe mishin.

Nëse njëri nga ortakët vdes, dhe nëse një nga trashëgimtarët e tij thotë se ju thereni kafshën për ju dhe për të, atëherë ky kurban arrin vlefshmërinë. Sepse nuk lejohet prerja e kurbanit për të vdekur. Nëse ata nuk thonë kështu, atëherë ai nuk bëhet afrim – kurbet për të e as për të tjerët. Nëse njëri nga sherikët – ortakët është jobesimtar apo është bërë ortak për mishin, atëherë kurbani i asnjërit nuk është i vlefshëm. Sepse që të gjithë nga sherikët duhet të bëjnë nijetin që kurbani të i ofrojë ata. Ndërsa nijeti i qafirit është jo i vlefshëm. E nëse është bërë nijet për ngrënie, kjo nuk është kurbet – afrim. Kështu që njëri nga sherikët, nëse bënë nijjet për kurbanin e këtij viti, e të tjerët nëse bëjnë nijetin e kurbanit për vitet tjera të kaluara, atëherë nijeti i të tjerëve bëhet i pa vlefshëm dhe se mishi i tij bëhet vetëm sadaka. Ata, atëherë duhet që mishin e kurbanit ta e shpërndajnë për të tjerët si sadaka.

Edhe nëse nijeti i njërit nga ta është i vlefshëm, atëherë edhe ky nuk ka të drejtë të hajë nga mishi. Sepse norma për dhënien e mishit si sadak të gjithë ata i përfshinë. Për atë afërsi që është bërë nijjet (për kurban) nuk është kusht që të jetë nga lloji i të qenjit

vaxhib. Ai mundë të jetë një kurbet – afrim si sunnet apo edhe nafile. Është e lejuar që të jetë edhe si Akîka për një të rritur apo edhe për fëmijë. Sepse kurbani Akika është një kurban që bëhet si falënderim ndaj krijuesit për Zotin, pra afrim tek Ai. Edhe ushqimi i niqahut si falënderim është një lloj afrimi – kurbeti. Ndërsa për ortakët e kurbanit është shumë më e vlefshme q të kenë një nijjet për kurbanin e bajramit. Prerja e kurbanit Akika, sipas medhhebit Hanefi nuk është sunnet. Kjo është mustehab apo mubah. E në anën tjetër të gjitha gjërat që janë mustehab, janë kurbet – afrim tek Allahu. Por edhe mbahu, kur të bëhet me qëllim falënderimi, atëherë edhe ky llogaritet si kurbet. Ka shumë nga adetet që kur të bëhet me një nijjet, mundë të kalojnë në rangun e ibadeteve. E kur në mubahe bëhet nijeti, athetë kjo kalon në pëlqim apo në dorëzim e pasim. Në lidhje me therjen e kurbnit Akika, mundë të gjeni informata më të gjëra në vepran (**Ukûdu'd-Durrijje dhe Durru'l-Muhtâr).**

**RUKENT E HAXHIT JANË TRI:**

1. Nijjeti për haxh gjatë hyrjes në ihram.
2. Qëndrimi në Arafat.
3. Kryerja e tavafit rreth Qabes.

Koha e qëndrimit në Arafat është që nga koha e perëndimit të diellit në ditën e nëntë të Dhulhixhes deri në ditën tjetër, derisa të bëhet mëngjesi. [Kur qëndrohet në qëndrim të Arafatit një ditë para apo pas atëherë ky haxh është jo i vlefshëm. Sekti vehabi, përderisa nuk e shikojnë hënën, ata bajramin e bëjnë një ditë para kohe. Ndërsa ata që nuk qëndrojnë në kohën e tii në qëndrim arafati, nuk e kanë të vlefshëm as haxhin.]

Tavafi është shtatë sosh:

1. Tavafi i vizitës.
2. Tavafi për Umre (këto dyja janë farz).
3. Tavafi tjetër që është sunnet dhe quhet kudum.
4. Tavafi i lamtumirës – vedâ.
5. Tavafi nedhr, që është vaxhib.
6. Tavafi që është nafile.
7. Tavafi tetavvu' që është mustehab.

Veshja e ihramit për haxh është farz.ihrami po të jetë nga bezi është sunnet. Është vaxhib të mos kesh ihramin të qepur me diçka.

Që haxhi të jetë farz për dikë janë tetë kushte:

1. Të jetë mysliman.
2. Të jetë në moshën madhore.
3. Të jetë i Mençur.
4. Të jetë i shëndosh.
5. Të mos jetë rob.
6. Që pasuria që posedon të jetë më tepër se sa pasuria që është e patjetërsueshme për mbijetesë.
7. Që të vijë koha xhaxhit. Koha e haxhit është, arefja, dhe katër ditët e bajramit. Këtu hynë edhe periudha e udhëtimit.
8. Që gjatë udhëtimit gruan ta e shoqëroje bashkëshorti apo një tjetër që nuk e ka të lejuar niqahun me të asnjëherë. [Personi që i posedon këto tetë kushte, e ka farz që një herë në jetë të shkojë në Qabe për ta kryer haxhin. Nëse shkon më shumë se një herë, vizitat tjera pas vizitës së obligueshme – farz, i bahen si haxh nafile. (**İbadeti nafile** ) quhet ai ibadet, që nuk është farz apo sunnet e që bëhet me dëshirën dhe pëlqimin e personit.

Shpërblimi i ibadetit nafile përballë shpërblimit të ibatedit farz, është sikurse një pikë uji në oqean. Dijetarët islam, nuk kanë dhënë leje që për herë të dytë të shkojnë në haxh ata mysliman që janë shumë larg Mekkes. Në Shkresën numër 63 –të, Abdullah Dehleviu thotë: (Gjatë udhëtimit për në haxh nuk mundë të bëhet ibadetet krejtësisht (shkurtohen). Për këtë shkak, İmam Rabbani “Allahu e mëshiroftë” në shkresën 123 dhe 124 nuk e ka parë të arsyeshme që të shkohet në haxh nafile (për të dytën herë) e as në umre.) Çështja për të bërë një haxh nafile për gratë që janë me mbulesë (nikâb) nuk mundë të llogaritet shpërblim por mëkat << Ka disa nga dijetarët që nikabin – mbulesën e fytyrës e llogaritin si farz, ndërsa hapja e sajë në haxhin nafile, sipas tyre, llogaritet mëkat, por jo në haxhin farz. Përkthyesi>> Edhe çështja e umrës nafile është e këtillë.

Dhënia e zeqatit, bëhet farz pasi që të kalojë një vitë hixhri dhe kur të arrijë nisabin. Kur të arrijë kjo kohë që të japin zeqatën, për secilin në vete është e ndryshme dhënia. Nëse kjo kohë është para kohës së haxhit, si për mall ashtu edhe për para të jepet zeqat, ndërsa me paratë tjera të shkohet në haxh. Nëse koha për dhënien e zeqatit ka qëlluar në kohën e haxhit, së pari duhet shkuar në haxh. Pas kthimit nga haxhi, jepet zeqati i atyre parave sa të kanë mbetur në dorë.

## PESËDHJETË E KATËR FARZET

Kur një fëmijë të arrijë pjekurinë, dhe kur një pa besimtarë të thotë shahadetin (Kelime-i Tevhîd – praa Lâ ilâhe il-lâAllah Muhammedun Resûlullah) duke e ditur domethënien e kësaj dhe të besojë në të, atëherë bëhet mysliman. Mëkatet e pa besimtarit që kishte, tani më që të gjitha i falën dhe fshihen. Por edhe kat që bëhen mysliman, të e mësojnë përmendësh dëshminë, kushtet e besimit – amentubil-lahi, bashkë me domethënien, duke thënë se u besuam të gjitha atyre që urdhëron Allahu n fenë islame. Më pas, me kohë të i mësojë gjërat që janë farz, të largohet nga veset e këqija dhe të fillojë të veproje urdhrat tjerë. Nëse ai e mohon mësimin e këtyre, nëse mohon ndonjë haram apo hallall se këto janë farze, pra nëse nuk i beson këto dhe nëse nuk u kushton rëndësi këtyre, këtij personi i humbet imani – besimi (bëhet renegat – **murted**).

Pra nëse një nga këto që i ka mësuar p. sh. nuk e pëlqen mbulesen e femrave atëherë bëhet murted – renegat. Përderisa murtedi nuk pendohet për shkakun që e ka bërë atë të mohoje atë, apo ai nëse nuk thotë (**Lâ ilâhe il**-**lallah** – Nuk ka zot tjetër pos Allahut xh. sh.), të kryej disa obligime dhe urdhra islame, të falë namaz, të agjërojë, të kryej haxhin apo të kryej ndonjë vepër humanitare apo hajrate, nuk bëhet mysliman. Ai përderisa nuk beson këto, nuk ka ndonjë të mirë për të në ahiret. Ai duhet të pendohet, të kthehet nga mohimi i asaj që e ka mohuar atë dhe t'i besojë ato.

Dijetarët islam, kanë numëruar deri në pesëdhjetë e katër farze që duhet t'i mësojë, besoj dhe praktikojë çdo mysliman.

Pesëdhjetë e katër farzet janë këto:

1. Të dinë dhe njehë Allahun xh. sh. dhe që të mos e harron asnjëherë atë.
2. Të hanë dhe pinë nga ushqimet hallalle.
3. Të merr abdest.
4. Të falësh pesë kohët e namazit çdo ditë, në kohën e tij.
5. Të jesh i pastër (të merr busull) kur je xhunub apo femra në cikël kur falë namaz.
6. Ta dinë dhe të beson se Allahu xh. sh. është Ai i cili cakton furnizimin – rrizkun e robit të Tij.
7. Të veshësh rroba të pastra dhe hallall.
8. Të punon duke u mbështetur në Allahun (tevekkul).
9. Të anon dhe beson në Të.
10. Të falënderon Allahun xh. sh. për begatitë që t'i ka dhënë. Pra që ato të i përdor dhe shfrytëzon në ato vende ku je urdhëruar.
11. Të pranosh caktimin që vjen nga Krijuesi Absolut.
12. Të fushor para ndonjë fatkeqësie. Pra, të mos shfaqesh dhunë.
13. Të pendohesh nga mëkatet. [Të këndon istigfarin çdo ditë].
14. Të bën ibadet mbi dëlirësinë dhe sinqeritetin.
15. Të njehë dhe dinë si armik djajtë nga njerëzit dhe xhinët.
16. Të mban si kushtetutë Kur'anin Fisnik. Të jesh i kënaqur me normat e tija.
17. Të dinë hak vdekjen dhe të përgatitesh për të.
18. Të donë atë që e donë Allahu dhe të urren atë që e urren Allahu xh. sh. [el-Hubbu fi'l-lâh ve'l-bugdu fi'l-lâh].
19. Të jeshë bamirës ndaj nënës dhe babës.
20. Të urdhëron në të mirë dhe të ndalon nga e keqja.
21. Të viziton akrabanë që e ke mahrem (nga rrënja familjare).
22. Të mos tradhton në të që e ke për amanet.
23. Që gjithmonë të ke frikë (el-havfu) Allahun xh. sh. dhe të mbrohesh nga veprimi i ndonjë harami.
24. Të i bindemi Allahut xh. sh. dhe Pejgamberit të Tij. Pra të largohet nga haramet dhe të kryen farzet.

25. Të largohesh nga mëkatet dhe të jesh i zënë me adhurime.

26. Të mos kundërshton kushtetutën (fetare) dhe prijësit e saj.

27. Të shikon këtë botë me sy për marrje të një shembulli.

28. Të mediton në ekzistimin e Allahut, në krijesat dhe cilësitë e Tij.

29. Të ruan gjuhën nga fjalët e ndaluara, fyese dhe të pista.

30. Ta e ruan zemrën dhe ta e pastron atë nga pëlqimi i kësaj dynjaje.

31. Të mos e merr për tallje askënd.

32. Të mos shikon në harame.

33. Që gjithmonë dhe në çdo rrethanë të jesh besnik në premtim.

34. Të mbron veshin nga dëgjimi i veglave degjeneruese dhe fjalët e pista.

35. Të mëson farzet e edhe haramet.

36. Të përdor në masë të caktuar dhe drejtë mjetet e peshojës.

37. Që gjithmonë të mbrohesh nga dënimi i Allahut dhe që të dinë se të kap ai.

38. Të ndihmon të varfërit mysliman dhe tu jep zeqatën atyre.

39. Të mos e këput shpresën nga mëshira dhe rahmeti i Allahut xh. sh.

40. Të mos pason dëshirat e egos tënde që janë të ndaluara.

41. Të ushqesh atë që është i etur për hir të Allahut xh. sh.

42. Të punon për veshmbathje dhe ushqime për mbijetesë.

43. Të jep zeqatën e mallit dhe ushrin e të mbjellurave në arë.

44. Të mos u ofrohesh atyre që janë në cikël dhe llahusa.

45. Të pastron zemrën nga mëkatet.

46. Të mbrohesh nga bërja e të qenjit i mburrur.
47. Të ruan dhe mbron pasurinë e jetimit të mitur.
48. Të mos qendron afër me të rinjtë.
49. Të falësh pesë kohët e namazit dhe të mos i lenë për kaza.
50. Të mos merr pasurinë e askujt me dhunë.

[Është e drejtë e robit që t'ia paguan metrin gruas së shkurorëzuar. Në rast mospagimi, do të kesh dënim të rëndë si në këtë ashtu edhe në botën tjetër. Më i rëndi dënim i një robi është që kur ai të ketë mundësi të i urdhëroje të afërmit e tij në të mira dhe atë që e ka në pronësim dhe nuk e bënë këtë. Hynë edhe ajo që të braktisësh mësim-besimin fetarë ndaj tyre. Kuptohet se ai që bëhet shkak për të penguar myslimanet për të kryer ibadetet – adhurimet e tyre, që të mësojnë rregullat fetare të tyre, që ata i mashtron dhe keqtrajton, është jo besimtar dhe armik i islamit. Po kështu janë edhe ata që bëjnë bidate në fe, ata që nuk pranojnë medhhebet, me fjalët e tyre apo shkrimet, ku të cilët mundohen të ndërrojnë drejtimin dhe besimin e ehl-i sunnetit apo të prishin besimin e fesë.]

51. Të mos i bëjmë shirk Allahut xh. sh. – pra të mos i shoqërojmë Atij asgjë.
52. Të qëndrojmë larg prostitucionit.
53. Të mos konsumojmë pijet dehëse dhe alkoolike.
54. Të mos betohemi në vendet dhe rastet e rrejshme.

[ Alkooli dhe pijet tjera dehëse apo me përmbajtje të tyre, që të gjitha janë pisllëqe të ndyra. Kur uji dhe dheu të përzihen apo bashkohen, nëse njëri nga këto është i pastër, del se balta e formuar do të jetë e pastër dhe se kjo thënie se a është e vërtetë apo jo apo kjo fetva është e këtillë, theksohet në veprën (**Bahr**) dhe tek (**ibni Abidini**). Edhe nëse ka dijetarë që thonë se kjo fetva është e dobët, tek (**ibni Abidini**) dhe në veprën (**Hadîka**) thuhet se në kohën e haraxhit mundë të veprohet edhe me thënie të dobët. Kështu që sipas kësaj ilaçet apo ngjyrat si kolonja, llaku apo ispirto, nëse elementet e tyre janë të pastra kur të përzihen me alkool, del të kuptohet se edhe perzirja e tyre është e pastër. Kjo shkruan edhe në komentin e veprës (**el-Ma'fûvât**) se një gjë e tillë qëndron edhe në medhhebin Shafii. Kur të në pastrime të ketë haraç nuk ka pengesë

për faljen e namazit. Lëngjet e këtilla që llogariten si të pastra pasi që në to ka haraç nuk është e lejuar të pihen përderisa nuk është e domosdoshme. Pijet me përmbajtje alkoolike asnjëherë nuk janë të lejuara për tu pirë. Sepse perzirjet në këto pije nuk janë për nevojë, por për t'i pirë për dëshirë. Kështu që këto pije dhe substanca e ndotin çdo gjë që në të fërkohen apo përzihen. Pijet e pa domosdoshme me këto substanca gjithmonë janë haram.]

## RRETH MËKATIT TË MADH

Llojet e mëkateve të mëdha janë të shumta. Në këtë shkres janë trajtuar shtatëdhjetë e dy nga ato:

1. Mbytja e njeriut pa të drejtë.
2. Kryerja e prostitucionit (zinasë)
3. Homoseksualizmi – kjo është e ndaluar në çdo fe tjetër.
4. Pija e alkoolit dhe çdo lloj tjetër me këto përmbajtje.
5. Vjedhja.
6. Përdorimi i materieve narkotike.
7. Marrja e pasurisë së tjetrit në mënyrë të dhunshme.
8. Të pranosh vendimin e rrejshëm.
9. Të hash ushqim në ditë të ramazanit para myslimanëve.
10. Marrja dhe dhënia e të hollave me kamat.
11. Betimi i shumtë.
12. Të i kundërshton dhe keqtrajton prindërit.
13. Të braktisësh rendin e farefisnisë dhe mos përfillësh atë.
14. Të dezerton dhe ik nga lufta kur je në radhën e myslimanëve.
15. Të hanë pasurinë e jetimit, pa pas ai deshië. [Në veprën **Saadet-i Ebediyye** në faqen 1029 thuhet (është e lejuar që trashëgimtari i jetimit të hajë nga kjo pasuri. Por nuk është e lejuar që tjetër kush të hajë nga kjo, të i lejë trashëgiminë dhe të pres kurban për të.)]
16. Të mos përdorësh peshojën ashtu siç duhet.

17. Të falësh namazin para se t'i hyjë koha apo pasi t'i del koha.

18. Të thyen zemrën e një vëllai besimtarë.

19. Të thua diçka- ndonjë fjalë që nuk e ka thënë Resulullahi (paqja dhe shpëtimi i Allahut xh. sh. qoftë mbi të) apo ta bënë këtë kinse e ka thënë ai.

20. Të marrësh ryshfet.

21. Të ikësh nga dëshmia e të drejtës.

22. Të mos e japësh zeqatën e mallit dhe yshyrin.

23. Të ndalosh sipas mundësive atë që donë të bëjë ndonjë mëkat.

24. Të djegësh në zjarr një kafshë të gjallë.

25. Të harron leximin e Kur'anit pasi që një herë e ke mësuar atë.

26. Të këputësh shpresën dhe mitin ndash mëshirës së Allahut xh. sh.

27. Të tradhton dikë, qoftë mysliman qoftë qafir.

28. Ngrënia e mishit të derrit është haram.

29. Të mos dashuron ndonjë nga shokët e ndershëm (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata) apo të fyen ndonjërin nga ta.

30. Të vazhdosh ushqimin edhe pasi je ngopur mirë është haram.

31. Të mos mbulon pjesët e turpshme.

32. Të viziton pa leje të mashkullit familjen e ngushtë të tij.

33. Të akuzon apo t'i thua një myslimane se është prostitute.

34. Të bartësh fjalët e të tjerëve ndaj njëri-tjetrit.

35. T'i tregon vendin e turpshëm të tjerëve. [pjesë e turpshme për mashkullin llogaritet pjesa nga kërthiza deri në gjunjë. Ndërsa pjesë e turpshme – avret për femrën llogariten edhe flokët, krahët dhe këmbët.] Po ashtu të shikon edhe në vendin e turpshëm të tjetrit.

36. Të hanë mish të një kafshe të ngordhur apo t'i jep tjetrit. Sipas asaj që na kë mësuar feja jonë, është haram edhe ngrënia e mishit të asaj kafshe që është e mbytur.

37. Të tradhton dhe mos e mban në besë amanetin.

38. Të përgojon myslimanët.

39. Të mban zili.
40. Të i shoqëron shok Allahut xh. sh. – shirk.
41. Të gënjen.
42. Të paraqitesh me mburrje – kibr.
43. Të grabit pasuri nga trashëgimtari i të sëmurit në vdekje.
44. Të jesh koprrac.
45. Të kesh lidhje muhabeti me haramet e dynjasë.
46. Të mos kesh frikë nga dënimi i Allahut xh. sh.
47. Ajo që është haram, të mos besohet se është haram.
48. Ajo që është e lejuar – hallall, të mos besohet se është hallall.
49. Të u besohet magjive dhe falleve ta magjistarëve.
50. Të konvertohësh nga feja, apo të bëhesh murted.
51. Të shikon në gruan apo vajzën e tjetrit.
52. Që femrat të mbathin rroba meshkujsh.
53. Që meshkujt të mbathin rroba femrash.
54. Të bënë ndonjë mëkat në Qabe.
55. Të këndon ezanin dhe falë namazin para se të vijë koha.
56. Të kundërshton urdhrat e udhëheqësve, shtetit, kanunet etj.
57. Të llogaritësh të njëjtë mahremin e familjes me atë të nënës sate.
58. Të shanë nënën e familjes dhe tjerëve.
59. Të marrësh për goditje me armë nga njëri-tjetri.
60. Të hanë apo pinë nga ajo që e len qeni.
61. Të llogaritësh punë të madhe atë vepër të mirë që ke bërë.
62. Kur meshkujt mbathin mëndafsh.
63. Të vazhdon në insistim për injorancë. [të mos mësonë ato pjesë të fesë së besimit të drejtë të itikadit të ehl-i sunnetit, farzet haramet etj.]
64. Të betohesh në gjërat tjerë pos asaj ka caktuar Allahu dhe feja islame.
65. Të ikësh nga dituria.
66. Të mos kupton se injoranca është një e keqe.

67. Të vazhdon në veprimin dhe bërjen e mëkateve të vogla.

68. Të qeshësh tepër dhe pa nevojë në rastet e pa nevojshme.

69. Të ecësh i pa pastër – xhunub – në një kohë sa të të kalojë një kohë e namazit.

70. Të i ofrohesh bashkëshortes kur ajo është në periudhën e ciklit mujorë menstrual dhe kur është në periudhën e llohusnisë.

71. Të këndon këngë. Të thua nga fjalët e pa moralshme të muzikës. Të përdor mjetet muzikore.

Në veprën (**Kelimât-i Tajjibât**) dijetari i madh İndian Mirza Maz-her-i Xhân-i Xhânân (Allahu e pastë mëshiruar) në gjuhën persiane thotë: (Me unanimitet është vendosur që të gjitha mjetet muzikore janë haram, dhe edhe dëgjimi i muzikës po ashtu. Por për mjetin e nejit (kavallit) është thënë se është mekruh, ndërsa defi për dasmë është mubah – e lejuar. [Por edhe kur lexohet Kur'ani Kerim, ezani me një melodi, nëse me ndryshimin e tonit merr një kuptim tjetër thënia, atëherë edhe kjo bëhet haram.] Në veprën (**el-Fikhu ale'l-Medhâhibi...**) thuhet (është e ndaluar që të këndohet ezani me melodi. Nuk është e lejuar që kjo të dëgjohet.) Të lexon me një mënyrë si melodi apo të dëgjon një gjë të tillë quhet **tegannî** apo **Sima'**.

Teganni është atëherë kur lexohet me zë të bukur që të pëlqen kur e këndon. Këndimi i Kur'anit, ezanit, mevludit dhe shahive të ndryshme, dhe kjo bëhet në dy mënyra:

1. Tegann'i – e cila është sunnet dhe ka shpërblime. Të lexosh dhe këndon shkencën e texhvidit sipas rregullave. Një gjë e tillë u jep forcë zemrave dhe shpirtrave.

2. Ajo që është e ndaluar, e cila bëhet atëherë duke kënduar sipas melodive, notave muzikore dhe rimës së tyre. Një tegannî e tillë, i prish flakët dhe shkronjat e tyre. U ndryshon kuptimi. Rimat e atyre që lexojnë në këtë mënyrë, i pëlqejnë nefsit emmâre (egos që urdhëron në të këqija). I bën të qajë ata që janë të mundur nga egoja, i lëndon ata. Ata nuk kanë lajme nga kuptimet dhe domethëniet e tyre. Zemrat, shpirtrat e tyre nuk mundë të shpëtojnë nga gafleti dhe sëmundjet.

Në veparat (**Tergîbu's-Salât**) faqe 162, në (**Berîk**) vëllimi 2, faqe 1342 dhe në (**Hadîka**) vëllimi 2, faqe 589 thuhet: (Është mekruh që të hipësh në një kafshë për dëshirë (lehv) për vallëzim i cli ka gjëra zhurmuese (vegla muzikale). Sepse xherr – është një nga shigjetat e djajve, pra është vegla muzikore e tij. Në karvanin ku ka xherr – nuk zbresin engjëjt e mëshirës.) Është e lejuar që për një interes të apo gjë të dobishme të hipësh në të.

Leximi i poezive që nuk janë të përshtatshme për moralin dhe fenë, të këndon apo dëgjon gjëra tjera muzikale, ku në atë grup ka meshkuj e femra, duke pasur edhe pije dehëse, është e ndaluar ti dëgjon nga radioja apo të ngjashme, apo që në një vend të këndojnë meshkujt e femrat së bashku, të gjitha këto janë ndaluar dhe është thënë se këto janë haram. Është e lejuar që poezitë e përshtatshme të lexohen në vendet e përshtatshme. Nëse ato e lëvizin dhe gjallërojnë zemrën, bëhen shkak që të fitojnë mëshirën e Allahut xh. sh. disa dijetarë, nuk janë lëshuar në dëgjimin e llogaritur si mubah – e pëlqyer.

Këta, edhe nëse nuk e kanë pëlqyer një gjë të tillë, ngase nuk u ka ardhur e hijshme atyre apo dëgjimin e tillë nuk e kanë llogaritur të dobishëm, ata nuk i kanë refuzuar të tillët që e pëlqejnë një gjë të tillë. Të lexon Kur'an, mevlud, ilahi në vendet ku ka mëkate dhe bëhen mëkate, llogaritet haram. Ndërsa të lexon gjëra tjera për relaks dhe dëshirë, llogaritet kufr- mosbesim. Në veprën (**Durru'l-Meârif**) faqe 6 thuhet: (Veglat, zëri i gruas dhe fëmijës është gina – muzikë, e ndaluar. Zërat që nuk janë të tillë që këndojnë poezi të dobishme, janë sima' – dëgjime të lejuara.)

72. Vetëvrasja – që të mbytësh vetën tënde. Mbytja e vetvetes është mëkat më i madh se mbytja e tjetrit. Personi i tillë, ka një dënim të madh në varr. Nëse pendohet para se të vdes, shpresohet ti falën të gjitha mëkatet. Nuk do të përjetoje dënim të varrit. [Që pendimi për namazet e braktisura të jetë i vlefshëm, këto duhet bërë kaza – zëvendësuar më vonë. Ai që fillon të bëjë namazet kaza, kuptohet se ka vendosur që deri në vdekje ti zëvendësoje ato. Si shpërblim për këtë nijjet dhe këto falje shpresohet ti falen të gjitha borxhet. Kështu që nëse një pa besimtarë apo një i tillë që jeton në fëlliqësira , kur të betohet për mosbesimin dhe veprat e pista të tij, kuptohet se ka vendosur të

veproje punë të mira larg të këqijave të kësaj kohe. Si shpërblim i këtij vendimi dhe besimi, shpresohet t'i falën të gjitha mëkatet.]

## VENDET E TURPSHME DHE MBULESA E FEMRAVE

Në veprën (**Eshîa'tu'l-Lemeât**) në fillim të pjesës në lidhje me niqahin thuhet:

1- Transmetohet nga Ebû Hurejre (radijallahu anhu) se një ditë njëri erdhi pranë Pejgamberit (Sal-lallahu alejhi ve sel-lem). I tha që dua të martohem me një vajzë nga Ensarët. (Ai i tha: **Shikoje [njëherë] femrën! Sepse në sytë e femrave të kabinës së Ensarëve ka diçka**). Ky hadith-i sherif, transmetohet në Sahihun e Muslimit. Pra, është sunnet që njëherë të shikohet femra para se të martohet.

2- Transmetohet nga Abdullah ibni Mes'ud (radijallahu anhu): Pejgamberi (Sal-lallahu alejhi ve sel-lem) ka thënë: (**Të mos u tregojnë gratë bashkëshortëve të tyre, bukuritë e grave tjerë që i kanë parë. Sepse llogaritet se bashkëshortet sikur ti kenë parë ato.**) Ky hadith-i sherif është i regjistruan në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit.

3- Transmetohet nga Ebû Seîd el-Hudrijj (radijallahu anhu) se Pejgamberi (Sal-lallahu alejhi ve sel-lem) ka thënë: (Ndalohet që mashkulli të shikoje në vendet e turpshme të mashkullit dhe të femrave). Vërehet se sikurse që meshkujt e kanë të ndaluar të shikojnë në vendet e turpshme të femrave dhe meshkujve, anasjelltas qëndron çështja edhe me femrat që të bëjnë një gjë të tillë dhe se kjo është haram. Vendi i avretit – vendit të turpshëm për mashkullin është nga kërthiza deri në gjunjë, kjo është avret ndaj femrat (nëse ato shikojnë një mashkull). Ndërsa vendi për mbulimin e femrave është i tërë trupi, pos duarve dhe fytyrës. Për këtë arsye femrat emërohen si avret – mbulojë e familjes. Të shikon një femër qoftë myslimane apo jo myslimane, me një sy epshi, është haram, edhe nëse është në avret pa ndjenja epshore.

4- Transmeton Xhabir ibni Abdullahi "radijallahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: (**Mos kaloni natën në shtëpi të një gruaje të huaj**).

5- Transmeton Akabe bin Âmir "radijallahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: (**Mos qëndroni**

**të vetmuar brenda në një dhomë me një grua të huaj. Nëse gruaja qëndron e vetmuar me vëllanë e bashkëshortit apo birin e tij, do të zvarritet deri në vdekje.**) pra, kjo do të bëhet shkak për përhapjen e fitneve – shpifjeve. Duhet të ruhemi shumë nga kjo. Ky hadith është shënuar në Sahihun e Buhariut dhe të Musimit.

6- Transmeton Abdullah ibni Omeri "radijallahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka urdhëruar: (**Trupi i gruas – femrës është avret – i ndaluar për tu parë.**) Pra, kërkohet që ai të mbulohet. (**Kur femra të del në rrugë, shejtani vazhdimisht e shikon atë.**) Kjo (me qëllim që ai t'i mashtroje meshkujt, krijon kurthe që t'i fus ata në mëkat).

7- Transmeton Burejde "radijallahu anhu" se Muhammedi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" Aliut "radijallahu anhu" i ka thënë: (**O Ali! Kur të shef një grua, largoje syrin nga ajo. Mos shiko përsëri atë! Ngase nëse nuk është mëkat që të shikon papritmas, shikimi i dytë i përsëritur është mëkat.**) Këtë hadith e kanë shënuar Ebû Dâvudi dhe Dârimiu.

8- Transmeton Aliu "radijallahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: (**O Ali!Mos shfaq kofshën tënde, dhe mos shiko në kofshën e një të gjalli e as të vdekuri!)** Këtë hadith e kanë shënuar Ebû Dâvûd dhe ibni Mâxhe. Nga kjo kuptohet që, të shikosh në vendin e turpshëm të një të vdekuri, është sikurse që të shikon në atë të atij i cili është i gjallë. [është rrezik dhe jo e hijshme që të shikohet edhe në vendet avrete të sportistëve dhe atyre që notojnë në det.]

9- Transmetohet nga Abdullah ibni Omeri "rdijallahu anhuma" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: (**Mos hapni vendet e turpshme të trupit**! [Pra, mos i hapni ato as kur jeni vetëm.] **Sepse pranë jush gjendet dikush që asnjëherë nuk largohet nga ju. Turpërohuni nga ta dhe respektoni ata!**) Këto janë melekët mbrojtëse që, njeriun e mbrojnë nga dëmet e xhinëve, dhe se këto largohen nga njeriu vetëm në momentet e ejakulimit dhe momentit intim.

10- Transmeton Ummu Seleme "rdijallahu anha" se ishim bashkë me Mejmunen "radijallahu anha" tek Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem". Më pas hyri brenda ibni Ummi Mektûm "radijallahu anhu" Resulullahu "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" kur e pa këtë, na tha (**Qëndroni mbrapa perdes!**) Pastaj i thash (A nuk është

ai i verbër, nuk na shef ne?) Ai tha: (**A edhe ju jeni të verbër? Nuk e shikoni ju atë?**) Pra, pasi që ai është i verbër, ju nuk jeni të tilla. Këtë hadith e kanë shënuar İmam Ahmedi, Tirmidhiu dhe Ebu Davudi "radijallahu anhuma". Sipas këtij hadithi, pasi që mashkulli e ka haram të këqyre drejtë një gruaje të huaj, ashtu edhe femra e ka ta ndaluar të shikoje drejt një mashkulli të huaj. İmamët tonë të medhhebeve "Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata" duke i menduar edhe hadithet tjera, është pak e pa mundshme që gruaja të shikojë në bukurinë dhe flokët e mashkullit. Gjërat e pa mundura që nuk mundë të largohet nga to quhen (**el**-**azîmetu**). Vendet e turpshme të mashkullit ndaj femrës janë që nga kërthiza deri në gjunjë. Është lehtë të mos shikohet në to. Urdhrat e lehta të tilla janë (**er**-**ruhsatu**) të lira.

[Nga kjo vërehet se Bashkëshortet e Ndershme (nënat tona) "Allahu qoftë i kënaqur me të gjitha këto" dhe Shokët e Ndershëm të Pejgamberit "Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata" veprojnë me (**el**-**azîmetu**) dhe mbroheshin apo ruheshin nga (**ruhsati** ). Të ligët dhe Anglezët që mundohen të shkatërrojnë islamin nga brenda, thonë se (Në kohën e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem gratë nuk mbuloheshin. Mbulesa e tillë që shikojmë tani atëherë nuk ka qenë kështu. Thonë se Aishja "radijallahu anha" ecte me kokë të shpalosur. Dhe se kjo mbulesë nuk i përngjanë asaj mbulese të atëhershme). Në fillim nuk ka pas urdhër për mbulesë, por mbulesa është bërë obligim i prerë në vitin e tretë dhe të pestë të hixhretit. Babanzâde Ahmed Naim Begi thotë se ajet për mbulesën – hixhabin ka zbritur tri herë, këtë e shënon në veprën **(Texhrîd**-i **Sarîh Tercemesi)** në faqen 118 të.]

11- Behz bin Hakim – njëri nga të rriturit e tabiinëve, transmeton nga babai dhe gjyshi i tij se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" **(Mbuloni vendet e turpshme! Mos i tregoni ato askujt pos bashkëshortëve dhe robëreshave!Keni turp ndaj Allahut edhe kur jeni në vetmi!)** Këtë hadith-i sherif e kanë shënuar Tirmidhiu, Ebû Davudi dhe İbni Mâxhe "Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata". Robëreshë (el-xhârijjetu) ndryshe quhet edhe (el-mulku'l-jemîn) pra pasuria e dorës së djathtë. Sepse kur atë e blenë, e blenë me dorën e djathtë dhe me dorën e djathtë e bën pagesën e të hollave.

12- Umeru'l-Fârûk "rdijallahu anhu" tregon se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" urdhëron **(Nëse një mashkull i huaj mbetët në vetmi me një femër të huaj, i treti i tyre bëhet shejtani.)** Këtë hadith e shënon Tirmidhiu. [Qëndrimi në vetmi me një femër të huaj apo më shumë se një është e ndaluar dhe haram. Kur ibni Abidini rrëfen rreth imamllëkut thotë (Kjo lejohet dhe nuk është haram vetëm atëherë kur gjendet ndonjë mashkull tjetër apo grua tjetër.)]

13- Transmeton Xhabir ibni Abdullahi "radijallahu anhu" se Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë **(Mos shkoni tek ato gra të cilat i kanë burrat në largësi (apo larg)! Sepse shejtani, qarkullon nëpër damarët tuaj sikurse gjaku.)** Kur i thanë a edhe i juaji? **(Edhe i imi qarkullon. Por Allahu xh. sh. më ndihmoi mua kundra tij. E bëri atë mysliman dhe më është dorëzuar mu)**. Këtë hadith e ka shënuar imam Tirmidhiu "radijallahu anhu".

14- Ummu Seleme "radijallahu anha" thotë se pranë meje ishte Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem". Në dhomë ishte edhe shërbëtori i tij Abdullah ibni ebî Umejje dhe në të njëjtën kohë edhe vëllai im. Ky robër ishte muhanneth (mashkull që bëhet sikurse femër, i dobët në karakter). Kur Pejgamberi "sal-lallahu elejhi ve sel-lem" e pa dhe e dëgjoi këtë tha **(Mos i merrni në shtëpi të tillët si** ky!) Ky hadith është i shënuar në **Buhârî** dhe **Muslim**. Muhanneth – është ai mashkull që sjelljen, lëvizjet, fjalët dhe formën e mban sikurse femrat. Ata që bëjnë në këtë mënyrë janë të mallkuar. Për këtë arsye në hadith është thënë (**Allahu i mallkoftë ata meshkuj që mundohen tu përngjajnë femrave dhe ato femra që u përngjajnë meshkujve**!) Ato femra që sillen si meshkuj, vishen si ata, mbathen dhe rregullohen po si ta, pa pasur ndonjë arsye të jashtëzakonshme dhe ata meshkuj që bëhen si femra në sjellje dhe pika tjera, hyjnë në normën e këtij hadithi.

15- Mithver ibni Mahreme "radijallahu anhu" ka lindur në vitin e dytë të hixhretit. Është nga zona e Abdurrahman in Avfit "radijallahu anhuma". Ai thotë që unë po bartja një gurë të madh. Gjatë rrugës më ra poshtë rroba e trupit. Shujta të ngre lartë. Pejgamberi "sal-lallahu elejhi ve sel-lem" më pa në këtë gjendje dhe tha **(Ngre rrobat lartë! Mos dil në rrugë lakuriq)**. Këtë hadith e shënon Muslimi. Ky hadith tregon se është e ndaluar që meshkujt

ashtu edhe femrat nuk kanë të drejtë të dalin nëpër rrugë lakuriq, s në salla sportive, as në det e as në pllazha.

16- Transmeton Ebû Humâme “radijallahu anha” se Pejgamberi “sal-lallahu elejhi ve sel-lem” ka thënë **(Dikush që shef bukurinë e një vajze dhe se menjëherë e largon syrin nga ajo, Allahu xh. sh. atij i dhuron shpërblim të një ibadeti e që ky menjëherë e ndien shijen e atij ibdeti.)** Këtë hadith-i sherif e shënon İmam Ahmed ibni Hanbeli “Mëshira e Allahut xh. sh. qoftë mbi të”.

17- Transmeton një hadith mursel Hasan Basriu “Allahu e mëshiroftë” se Pejgamberi “sal-lallahu elejhi ve sel-lem” ka thënë **(Allahu e mallkoftë atë që shfaq avretin dhe atë që shikon në vendet e turpshme të tjetrit!)** Ky hadith është i shënuar në veprën **(Shuabu’l-İmân)** të İmam Bejhekiut.

18- Transmetohet nga Abdullah ibni Omeri “radijallahu anhuma” se Resulullahi “sal-lallahu elejhi ve sel-lem” ka thënë **(Ai që i përngjan një populli, i tilli është nga ta).** Këtë hadith e shënon İmam Ahmedi dhe Ebû Dâvudi “Allahu i mëshiroftë”. Pra, ai që sjelljen e tij, veprat e tija, veshmbathjen e tij ua përngjanë jo myslimanëve, bëhet sikurse ata. [Ata që i përcjellin traditat dhe modat e qafirëve, që haramëve u japin emra të bukur të zanateve apo ata që bëjnë harame marrin emra të ndryshëm të njohur, duhet të kenë kujdes nga ky hadith.]

19- Tregon Amr Shuajbi se kishte dëgjuar nga baba dhe gjyshi i tij se Pejgamberi “sal-lallahu elejhi ve sel-lem” ka thënë **(Allahu xh. sh. dëshiron që t’i shikojë begatitë që i jep një robi.)** Këtë hadith e shënon İmam Tirmidhiu “Allahu e mëshiroftë”. Nga kjo vërejmë se Allahu xh. sh. dëshiron që rroba të cilën në e mbathim duhet të jetë e bukur, e re dhe e pastër. Kështu që ai e donë atë që këto i shfaq për të treguar begatinë e Tij. Ndërsa ai që këtë e bënë për mburrje, e urren. Nuk lejohet që të fshehën begatitë e Allahut xh. sh. Po kështu është edhe begatia e diturisë she shkencës.

20- Transmetohet nga Xhâbir ibni Abdullahi se Pejgamberi “sal-lallahu elejhi ve sel-lem” ka ardhur tek ne. Aty ishte dikush që i kishte flokët e pa rregulluara. Kur ai e pa këtë tha: **(Ky, a nuk ka gjetur asgjë për t’i rregulluar flokët?)** E kur e pa një tjetër që i mbante rrobat e pa pastra tha: **(A nuk ka asgjë për t’i pastruar rrobat?)**

21- Ebu'l-Haveth – njëri nga tabiinët (gjenerata e tretë pas Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem) rrëfen nga i ati i tij duke thënë se shkova pranë Pejgamberit "sal-lallahu elejhi ve sel-lem". Rrobat i kisha të vjetruara. Më pyeti **(S'ke pasuri?)** i thash se kam pasuri. Pyeti **(Çfarë lloji pasurie ke?)** i thash se kam nga çdo lloj. Tha: **(Kur Allahu t'i jep dikujt pasuri, dëshiron që begatinë e asaj pasurie ta e shef)**. Këtë hadith e shënon İmam Ahmedi dhe Nesaiu "Allahu i mëshiroftë që të dy". Këtu u përfundua përkthimi i veprës (**Eshîatu'l-Lemeât**) e vëllimit të tretë.

22- Në veprën **(Hallalli dhe Harami në İslam)** autori Jusuf el-Kardaviu thotë: Feja islame, e ka ndaluar që femra myslimane të veshe një veshje dhe mbulesë të tejdukshme. Në hadithet që shënohen në (**Muslim**) dhe në **(Muvatta)** thuhet: **(Femrat e pa mbuluara dhe atyre që ngrenë kryet si kërbaçi i deveve, nuk do të hyjnë në xhenet. As që do të ndiejnë aromën e tij. Mirëpo aroma e xhenetit ndihet nga larg).** Ky hith e ndalon që femrat të mbulohen apo vishen me veshje të hollë, tejdukshme, që ngjitet për trupi, me rroba të ngushta, si lloj çorapi. Të mbulohesh në këtë mënyrë, është sikurse të ec e zbuluar. Vajzat myslimane, gratë nuk duhet të mbathin mbathje të tejdukshme, nuk duhet që flokët t'i mbulojnë me perrukë e që të bëhen kokët e tyre si kërrbaçi i devesë, nuk duhet që ato t'i bëjnë grumbull flokët mbi kokë. Ato duhet të dinë se këto gjëra janë mëkat që të drejtojnë në zjarr.

[Kemi treguar se Kardavi është një person pa medhheb, në faqen 200. Feja islame ka treguar se mbulesa për femrat është farz dhe se ka treguar dimensionet e të mbuluarit. Nuk është treguar asnjë dallim rreth dimensioneve të çarrshafit, mantillave të gjatë dhe të gjerë. Pra forma e mbulesës dhe se ajo është farzë po ashtu është theksuar në literaturën e fikhut dhe se kjo është (**Sunnet zevâid**). Zunnet zevâid është ai lloj sunneti që bërja e tij nuk është ibadet por është vetëm adet. Kështu që si mbulesë duhet të përdoret ajo veshje që ka marrë traditën e lejuar. E nëse në veprojmë në gjërat që s'janë ibadet dhe kthehemi ka adetet atëherë kemi bërë mekruh. Nëse këto bëhen shkaktare që të nxjerri ndonjë fitne, atëherë këto i kemi haram. Në veprën **(Hindije**) thuhet: (Lejohet që (për ndonjë shkak) të shikohet femra që është e mbuluar me mbulesë të trash kumashi. Ndërsa të shikosh drejtë një gruaje të mbuluar me mbulesë të tejdukshme është e ndaluar. Prandaj është e

ndaluar – haram që të shikohet edhe fytyra e një femre të mbuluar me ndjenja epshore. Nëse shikohet pa epsh, por vetëm thjeshtë, atëherë bëhet mekruh. Kjo është po kështu sikurse të shikon edhe gratë jo myslimane. Dhe është thënë që këtyre (jo myslimanëve) lejohet tu shikohen vetëm flokët.)

Të mbulohesh me një mantillë – mbulesë të trashë, të gjerë dhe të gjatë deri në zogjtë e këmbëve, që krahet të jenë të gjatë deri tek bylyzykët, me një ngjyrë të mbyllur, është më mirë se sa të mbulohesh me një mbulesë dy copshe të ndara në dy pjesë. Në veprën (**Halebije el-Kebîr**) thuhet: (Me konsensus është thënë se është avret edhe pjesa e veshve të femrave ku mundë të dalin flokët. Pjesa e poshtme që duket nën vesh dhe që dalin flokët, po kështu është sipas pjesës më të madhe të dijetarëve. Sipas disave, pjesa që lëshohet (nga flokët) në namaz,nuk llogaritet avret. Por e ka të ndaluar që këto t'i shikoje një i huaj.) Flokët të tëra duhet të mbulohen me një mbulesë të trashë. Një pjesë e kësaj – pjesa e përparme duhet të ngjitet për balli dhe të vijë diku afër vetullave* e që pjesët anësore të mblidhen dhe të mos jenë të hapura, kurse pjesa e prapme të jetë e lëshuar mbi shpinë. Nëse paraqitet edhe ndonjë aspekt i fitneve (telasheve) kërkohet të mbulohen edhe faqet. Femra duhet që të mbathë edhe çorapë ngjyrë të mbyllur dhe jo të tejdukshëm.

Një e katërta e flokëve të varura të femrave, nëse mbesin të hapura – qela sa një rukn, namazi nuk mbetet i saktë. Nëse më pak se kaq mbetën, atëherë kjo bëhet mekruh. Në këtë pikë, asnjë literaturë nuk ka ndarë që këto kushte t'i ketë një grua e re apo e plakur. Në anën tjetër edhe nëse dikush ka thënë se lejohet përshëndetja me dorë me një grua të plakur apo të qëndron me të në vetmi, hapja e flokëve nga një grua e shtyrë në moshë dhe shikimi i këtij mashkulli në flokët e saja, nga askush nuk është thënë se kjo është e lejuar. Por ka pas të tillë që kanë thënë se lejohet të shikohet në flokët e një femre jo myslimane. Edhe ata që kanë thënë se gruaja e shtyrë në moshë e ka të lejuar të hyj në xhami dhe të

* Në gjuhën e popullit kjo quhet bashll ëk – një gjysëm shamie që së pari vendoset ajo e më pas mbulesa e sipërme. Përkthyesi.

shkojë në vizitë të varrezave, kanë vënë kushtin që të mbulohet koka me të gjithë flokët.

(Në Suren el-Ahzâb në ajetin 59 –të thuhet se femrat myslimane të mbulohen me “**Xhilbâb**”. Të thuash se ky ajet, është duke na urdhëruar të mbulohemi me një mbulesë që përbëhet nga dy lloj dhe pjesë çarshafësh atëherë është gabim i madh. Nëse ky ajet kishte urdhëruar që të mbathet vetëm çarshafi, atëherë bashkëshortet e Pejgamberit “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” dhe të shokëve të tij të ndershëm “Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë ata” do të mbathnin dhe venin vetëm çarrshaf. E në anën tjetër nuk thuhet në asnjë libër që ato të kenë mbathur çarrshaf.

Tefsiri (**Tibjan**) në gjuhën turke këtë e komenton (që ato të i mbulojnë kokat e tyre). Në tefsirin (**Xhelâlejn**) thuhet (Femrat që vendosin mbi kokë dhe fytyrë pjesën e mbulesës, është mbulesë koke). Gjatë komentimit të kësaj, Saviu thotë se (kjo është mbulesë koke – shami që mbulon gjithë kokën dhe pjesën e mangëve – sqepave të qafës). Në tefsirin (**Rûhu’l-Bejân** dhe të **Ebû Suûd efendiut**) thuhet: (Xhilbabi është ajo pjesë që shërben për pengimin që të mos shpërndahen – tollovitën flokët dhe që mbështillet për kokë, ndërsa Himâr – quhet ajo pjesë që mbulon këtë pjesë dhe është shumë më e madhe dhe më e gjerë duke u lëshuar poshtë deri në gjoks dhe deri në xhepat e këmishës, e që kjo është mbulesa e femrës që duhet të jetë). Pastaj thotë që (Ky ajet urdhëron që femrat të mbulojnë kokën në tërësi dhe po ashtu edhe të gjithë trupin. Veprat si **(ez-Zevâxhir dhe el-Fikhu ala Medhhebi’l-Erbe’a)** thuhet: Ka hadith që edhe meshkujt kanë bartur dhe mbathur xhilbab dhe se xilbabi i meshkujve ishte këmisha e gjatë dhe e gjerë. Një montë – e gjerë dhe një mbulesë koke e trashë apo një çarçafë i përbërë nga dy pjesë mundë të plotësojnë urdhrin e këtij ajet siç ka kërkuar. Kërkohet që femrat të mbathen në mënyrën siç nevojitet por edhe sipas asaj që mbathin të gjithë femrat (myslimane) por të kenë kujdes që të mos bëhen shkaktare të fitneve dhe fesateve. Në lidhje me ajetin e mbulesës – hixhabit, kemi një transmetim në **Buhârî** në vëllimin e gjashtë, faqe 26, ku tregon se një pjesë e këtij ajeti kishte zbritur në ditën e niqahut – kurorës së Zejnebes “rdijallahu anha”. Ky niqah është bërë në vitin e tretë.]

Një pjesë që pretendojnë se janë myslimanë, duhet të kenë kujdes në punët dhe sjelljet që bëjnë se ato janë në përputhje me normat fetare apo jo. Nëse nuk i din këto norma, duhet të pyes një dijetarë të ehli-sunnetit apo ta mësoj nga librat e tyre. Nëse puna nuk është në përputhje me normat islame, i tilli, nuk ka mundësi të ikë nga mëkati apo mohimi – kufri. Ky nevojitet që çdo ditë të bëje tewbe- të pendohet me një pendim të sinqertë. Shpresojmë se pas pendimit çdo mëkat apo mohim do të falët. Nëse ai nuk pendohet, do të denohet si në këtë botë ashtu edhe në xhehenem – zjarr për atë që meriton. Këto dënime janë theksuar në librin tonë nëpër vende të ndryshme.

**Vendet e turpshme** – **Aureti**- quhen ato vende dhe gjendje kur femrat dhe meshkujt nevojitet të mbulohen si në namaz ashtu edhe në vendet tjera. **(Është e ndaluar dhe haram që të shpalosësh vendin e turpshëm dhe të shikon ti në vendin e turpshëm të dikujt.)** Në një pjesë të këtij libri shënon se mbulimi i këmbëve nga meshkujt është sjellje e pëlqyer. Ai që thotë dhe pretendon se në islam nuk ka vend të turpshëm – auret, bëhet qafir – pa besimtarë. Feja jonë urdhëron që në të mbulojmë vendet e turpshme që kemi. Nëse një mashkull apo femër gjendet në një vend ku luhet bixhozi, pihet alkooli apo të ngjashme me këto dhe hapin vendet e turpshme, kjo është haram dhe quhet mëkat i mexhlisit. Të shkosh në këto vende – mexhlise është haram. Kështu që nevojitet të mbahet zemra e pastër. Zemra pastrohet vetëm atëherë kur të i përmbahemi normave islame. Sipas ixhmaut – unanimitetit të dijetarëve dhe imamëve ta katër medhhebeve, hapja e vendeve të turpshme, shikimi në to, dhe mos rëndësia e sajë se kjo është një gjë e pa dëmshme, pra ai person nëse nuk frikohet nga dënimi për këto, bëhet pa besimtarë. Po kështu është edhe tek femrat që ç'veshën dhe këndojnë para meshkujve, qoftë këngë apo mevlud apo edhe diçka tjetër. Vetëm tek medhhebi Hanbeli avreti llogaritet në mes të barkut dhe gjunjëve.

Po ashtu ai që thotë (unë jam mysliman) nevojitet që të mësoje dhe tu vëje vëmendje të madhe kushteve të fesë islame, kushteve të besimit, thënieve të dijetarëve të katër medhhebeve, që ti mësoje farzet dhe haramet dhe ti zbatoje ato. Mosdija e këtyre nuk është arsye për askënd, kështu që duhet besuar dhe ditur e vepruar.

**(Sipas katër medhhebeve, i gjithë trupi i femrës është avret përpos fytyrës dhe duarve)**. Nëse dikush hap ndonjë pjesë që është avret,edhe nëse nuk bahet pa besimtarë, sipas medhhebit që i takon ka vepruar një mëkat të rëndë. Po kështu është tek meshkujt nëse ata hapin pjesën  kofshës. Nëse nuk i ka ditur, e më pas e mëson këtë, e ka farz për ta zbatuar, dhe të pendohet për këtë gjë, e më pas të mbuloje atë pjesë.

## CILËSITË APO SPECIFIKAT E BESIMTARIT

Besimtari ka shtatë të drejta ndaj një besimtari:

Të i përgjigjet ftesës së tij,

Të vizitoje atë kur ai është i sëmurë,

Të shkojë në xhenazen dhe varrimin e tij,

Ta e këshilloje atë,

Të i jepe selam - ta e përshëndesë,

Ta e shpëtoje nga një dëm dhe zullum i nja zullumqari.

Që kur të teshët dhe thotë (**elhamdulilah**), t'i të thua (**Jerhamukallh**).

Gjashtë virtytet e mira të një besimtari të dobishëm janë këto:

Bën ibadet, mëson dituri, nuk bën të këqija, ruhet nga haramet, nuk vë syrin në pasurinë e askujt dhe asnjëherë nuk e harron vdekjen.

**Vërejtje**: Në Hadith-i Sherif është thënë: **(Çdo kush e donë atë që atij i bënë mirë. Kjo dashuri gjendet në natyrën [ krijimtarinë ] e njeriut.)** Ai që është i varur për egon e tij, i donë ata që i ndihmojnë atij që t'i arrije dëshirat e nefsit. Nëse posedon mendje dhe dituri, ai i donë ata njerëz të civilizuar që u ndihmojnë njerëzve. Shkurtimisht, të mirët dhe bamirëset i duan bamirësit. Të

këqijtë (fëlliqurit) i duan po ashtu që këqijtë. Se dikush çfarë është duhet këqyr shokët e tij dhe të dashurit e tij, atëherë kuptohet karakteri i tij.  Të mirëve dhe miqve vazhdimisht duhet buzëqeshur pos atyre armiqve, qafirëve dhe bidatxhive. Bamirësi më e mirë që mundë tu bëhet njerëzve është një dhuratë e mirë, të folurit e ëmbël dhe buzëqeshja. Me askënd nuk duhet të hyjmë në komunikim. Komunikimi i kotë, e zbeh shoqërinë dhe e rritë armiqësinë. Asnjërit të mos i zemërohemi. Zemërimi e dëmton dhe i sjell sëmundje zemrës. Ngase në hadith është urdhëruar (Mos u hidhëro – zemëro).

Nëse dikush i fsheh katër gjëra, bëhet më i dobishmi nga njerëzit:

1- Varfërinë,
2- Sadakanë – lëmoshën që jep,
3- Fatkeqësinë,
4- Ndodhinë e belasë.

Kështu që xheneti është i gatshëm për katër vetë:

1- Ai që e mëson dhe ushtron gjuhën me përkujtim – dhkr.
2- Të jesh hafiz i Kur’anit.
3- Të ushqesh të varfërit.
4- Të agjëron në muajin e ramazanit.

Çdo person të mos i ndërpres nga përmendja këto shtatë gjëra:

- Të mos këpusin nga gjuha e tyre thënien “**Bismillah** – në Emër të Allahut xh. sh.”
- Që në çdo përfundim të punë të thotë “**elhamdulilah** – Falënderimi është për Allahun e Madhëruar”.
- Ata që thonë se kam për të shkuar diku the thonë “**inshâAllah** – nëse donë Allahu”
- Ata që kur u ndodh diçka e pa këndshme thonë “**İnnâ lil-lâhi ve innâ ilejhi râxhiûn** – Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi”.

- Ata që kanë bërë ndonjë gabim dhe pendohen dhe kërkojnë falje.
- Ata që e thonë vazhdimisht falënderimin - (**Lâ ilâhe il-lallahu vahdehu lâ sherîke leh, lehu'l-mulku ve lehu'l-hamdu ve huve alâ kulli shej'in kadîr – Nuk ka zot tjetër pos Allahut xh. sh. të Atij janë pasuria, froni dhe e gjithë fuqia që mbizotëron.)**
- Ata që e thonë shahadetin (**Esh-hedu en lâ ilâhe il-lallah ve esh-hedu enne Muhammeden abduhu ve resûluhû – Dëshmoj se nuk ka zot pos Allahut xh. sh. dhe po ashtu dëshmojë se Muhammedi sal-lallahu alejhi ve sel-lem është rob dhe i dërguar i Allahut xh. sh.)**

Këto dy gjëra ditë e natë duhet të përmenden:

**1- Estagfirullâh – Kërkoj mbrojtje nga Allahu xh. sh.**

**2- Subhânallahi velhamdulil-lâhi ve lâ ilâhe il-lallahu vallahu ekber ve lâ havle velâ kuvvete il-lâ bil-lâhi'l-alijjil adhîm – Falënderimet dhe dëlirësitë i takojnë vetëm Allahut xh. sh. Vetëm ai është Allahu më i Madh, nuk ka fuqi e as forcë pos forcës së Tij absolute.)**

## SHPJEGIMI RRETH MORALIT TË SHËNDOSH

Sipas kësaj themi se personi në vete ka 71 veti të bukura që posedon:

1. İmani – Besimi; 2. İtikadi – rruga e Ehli Sunnetit; 3. İhlasi –sinqeriteti; 4. İhsani – Bamirësia; 5. Tevadu' – modestia; 6. Dhikri – Përkujtimi; 7. Nasihat - Këshilla; 8. Tasfije - Pastruesi i gjuhës nga thashethemet; 9. Gajret - Përpjekja; 10. Gibta - Dëshira; 11. Sehâ - Pasioni; 12. İthâr - Vendosmëria; 13. Muruvvet - Personaliteti; 14. Futuvvet - Ndjeshmëri; 15. Hikmet – Urtësia; 16. Shukr - Falënderimi; 17. Rizâ - Pëlqimi; 18. Sabr – Durimi, 19. Havf - Frika; 20. Rexhâ - Shpresa; 21. Bugdu fil-lah - Urrejtje për hir të Allahut xh. sh.; 21. Hubbu fil-lah - Dashuria për hir të Allahut xh. sh.; 23. Hamûl - Ngarkesë; 24. İstivâ-i zem ve Med'h - Lartësim për ulje apo rritje; 25. Muxhahede - Nxitimi; 26. Sa'j - Vrapim; 27. Qëllim - Kasd; 28. Amel - Vepër; 29 Zikri meit - Përkujtimi i vdekjes; 30. Tevfidh - Zgjedhje; 31. Teslim - Dorëzim; 32. Talebu'l-ilim - Kërkues

diturie; 33. Selamet - Shpëtim; 34. Sadr - Pëlqim; 35. Shexhaat - Kurajë; 36. Hilm - Vetëdije; 37. Rifk - Butësi, 38. İnabet - Kthim nga mëkati në rrugën e drejtë; 39. Vefa-i ahd – besa e dhënë; 40. Incâz-i va'd – përpikëri në premtim; 41. Husni huluk – Moral të shëndosh; 42. Zuhd – asketizëm; 43. Kanaat – përpjekje dëshmie; 44. Rushd – Udhëzim; 45. Sa'ji fil hajrat – vrapim apo garim ër të mira; 46. Rikkat – butësi dhe keqardhje; 47. Shevk – dëshirë; 48. Hajâ – Turp; 49. Sebat fi emril-lah – përqendrim në urdhrin e Allahut; 50. Unsu bil-lah – të harrosh për hir të Allahut; 51. Shevku ilâ likâ il-lah – dëshira dhe pasioni për të takuar Allahun; 52. Vekâr – Seriozitet; 53. Zekavet – zellshmëri apo talent; 54. İstikamet – përqendrim; 55. Edeb – Moral dhe kulturë; 56. Firaset – shikim me sy të thellë (feje); 57. Tevekkul – mbështetje; 58. Sidk – Besnikri; 59. Murabata – lidhshmëri; 60. Musharata – Kushtëzim; 61. Murâkabe – vëzhgim apo përcjellje me kujdes; 62. Muhasebe – Llogari; 63. Muatebe – nënçmim; 64. Kezm-i Gajz – Shtypja apo ulja e zemërimit; 65. Dashuria e vazhdimësisë së jetës në ibadete; 66. Tevbe – Pendim; 67. Hushu – qetësi në ibadet; 68. Jakîn – afërsi dhe përpikëri në diçka; 69. Ubudijjet – adhurim i Allahut dhe nënshtrim ndaj Tij; 70. Mukâfat – Shpërblim; 71. Kujdes ndaj të drejtave të dikujt.

Tevadu' – Modestia është që të banë të kesh shpirtin e hapur dhe të kesh përkujtimin e vazhduar, që çdo mirësi ta e dinë se është dhe vjen nga Allahu xh. sh. të falënderosh dhe këshillon drejtë një vëllai mysliman duke u munduar që nga zemra e tij të nxjerr moralin e ulët dhe të vendos në të një moral të shendosh, pastaj të jesh i gatshëm për fenë tënde, që begatinë dhe mirësinë që ka dikush tjetër ta e kërkon edhe për vete, të jesh dorëdhënës dhe bujar, të mundohesh të ndihmon një vëlla mysliman në përfundimin dhe kryerjen e punëve të tija, të kesh kurajë që ti ndihmon edhe të gjithë njerëzit tjerë, të dinë në mënyrën më të bukur ilmihalin – njohuritë themelore të fesë, të i kryen të gjitha urdhrat dhe të dinë begatinë e tyre, të jesh i kënaqur me atë që ofron Allahu xh. sh. dhe të jesh durimtarë dhe në fund të përfundon modestinë me një urtësi ndaj fatkeqësive dhe belave që mundë të ndodhin.

[Të jesh i kujdesshëm në të drejtat e robit. E drejta më e rëndësishme e një robi, është e drejta që ka ndaj nënës dhe babait të tij. Të vrapon pas tyre në ndihmë me një buzëqeshje dhe gjuhë të

ëmbël dhe të mundohesh të përfiton zemrat e tyre të bukura. Pastaj vijnë të drejtat ndaj fqinjëve, hoxhës, bashkëshortëve, shokëve e më vonë edhe të drejtat ndaj qeverisë. Kërkohet që askujt të mos i themi asnjë gënjeshtër, të mos bëjmë të pa drejtë ndaj askujt, ti përdorim peshojat në mënyrën më të drejtë dhe të paguajmë pagesën e punëtorit me kohën e caktuar. Mospagimi i borxheve, apo mos dhënia e pagesës së autobusit është tradhti. Të mos ı paguan taksën e shtetit do të thotë të hanë të drejtat e mijëra njerëzve. Nëse qeveria i bën zullum popullit, ndërsa ata të dëmtuarit ngrihen kundra qeverisë, atëherë duhet gjetur një zgjidhje që të mos ndihmohet zullumi, kjo shkruan në veprën (**Berika**) në kapitullin mbi finen, në (**Hindijje**) dhe në (**Durru'l-Muhtâr**). Në hadith është urdhëruar: (**Ai që tradhton qeverinë, Allahu do ta tradhtojë atë.**[10]) Pra, e poshtëron kryengritësin dhe e ul atë. Kështu që Sejjid Kutb dhe Mevdudi thotë që ai që nxit myslimanët kundra qeverisë nuk duhet përkrahur. Duhet pasur kujdes edhe në kryengritjet kundra shtetit zullumqar, të i ndihmohet apo jo. Në rastin kur ibni Abidini tregon se veshja e mëndafshit nga ana e meshkujve është haram, ndër të tjera thekson: (Mbathja e rrobave të mëndafshta apo vendosja e arit në trup për meshkujt në festa apo dasma, është e ndaluar, por kjo mundë të lejohet vetëm nëse është fjala për të prurë në vend urdhrin e shtetit. Por pasi që nëse kërkohet që gjatë ditës të ndezën rryma të shumta, pastaj të ndezën kandile, të bëhen reklama të ndryshme duke e shkapërderdhur pasurinë, kjo nuk lejohet. Por edhe urdhri i qeverisë nëse është që të shkollohen në të njëjtën shkollë femrat me meshkujt, kjo (për arsye të ndryshme) mundë të lejohet. Shikoni në faqen nr. 479. Nuk lejohet të hyhet në ato vende ku ka meshkuj dhe femra të përziera për ndenje). Por duhet pasur kujdes edhe në kryengritjet kundra jo myslimanëve. Kjo shkruhet në **İbni Abidin** në kapitullin mbi faljen e namazit të xhumasë dhe gjykatësit fetarë. Këtu është theksuar se nuk do të ketë hallall ai i cili ka ngrënë të drejtat e dikujt. Është thënë se të shpëtosh nga haku i myslimanit është më lehtë se sa nga ai i jo myslimanit. Duhet bërë mirë që të gjithëve, ndërsa ata që të kthejnë me të keqe, nuk duhet përgjigjur në atë

[10] Në hadith ë është fjala për qeverin ë që vepron sipas Kur'anit dhe sunnetit.

mënyrë. Myslimani i vërtetë iu përmbahet urdhrave dhe dispozitave të Allahut dhe administratës shtetërore (fetare).]

***Dersi i të kaliturve nuk është aq i thjeshtë***
***Ata që dëgjojnë këto derse nuk mbesin pa begati.***

***Duhet shëtitur çdo vend që të gjendet një i mirë,***
***Argjendari e njeh floririn, e as që hutohet në të.***

***Nëse vendoset një testi tek një ujë që rrjedh,***
***Askush se tërheq atë edhe për katër dhjetë vite.***

***Dersi zemrën e pastron, të gjithë krijesat e pëlqejnë,***
***Ngase nuk është veshja diçka që njeriun e bënë të mirë.***

***Së pari të besohet, t'i heqim duart nga haramet***
***Të dimë ushqimin e shpirtit, se ai nuk është badem.***

## KAPITULLI MBI VIRTYTET E LARTA TË SAHABËVE

Nga të gjithë sahabitë që janë (Allahu xh. sh. qoftë i kënaqur me ta) katër udhëheqësit – halifet që kanë ardhur pas Muhammedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem janë më me vlerë. Periudha e administrimit – hilafetit të të gjithëve ka qenë tridhjetë vjet. [është thënë se të gjithë sahabitë e ndershëm do të jenë të shpërblyer me xhenet, dhe se nuk lejohet të flitet diçka e pa hijshme për ta.]

Sipas kësaj themi se kerametet e evliave janë hak, janë të vërteta.
Hazreti Ebu Bekr es-Siddiku (radijallahu anhu) është më i vlefshmi nga të tjerët. Periudha e hilafetit – administrimit të tij është e drejtë dhe e saktë. Ardhja e tij në krye të shtetit islam si halife është bërë me pëlqimin e të gjithë myslimanëve. Ky, në të njëjtën kohë

është edhe baballëku i Pejgamberit “sal-lallahu alejhi ve sel-lem”. İ dashuri ynë Muhammed Mustafaja është martuar me të bijën e tij që ajo është edhe nëna jonë e ndershme Aishja radijallahu anha – Allahu qoftë i kënaqur me të. Ajo është e njohur edhe në sferën e diturisë së shëndoshë. Ebu Bekri “radijallahu anhu” të gjithë pasurinë që kishte e ka dhënë në rrugën për shërbimet e islamit derisa nuk i ka mbetur as edhe një kokërr drithi. Ai kishte mbathur si rrobë fletë të palmave të hurmave të thurura në trup. Kur Xhebraili “alejhi selam” i kishte ardhur njëherë Muhammedit sal-lallahu alejhi ve sel-lem i kishte thënë: (**O vëlla Xhebrail! Asnjëherë nuk të kam parë në këtë gjendje. Çka është me ty kjo gjendje?**) Xhebraili alejhi selam është përgjigjur: (Ti pasi që tani më shikove në këtë gjendje, në këtë moment të gjitha melaqet që ekzistojnë janë po kështu. Shkaku i kësaj është ky se Allahu xh. sh. ka urdhëruar duke thënë: **(Robi im i dashur Ebu Bekri të gjithë pasurinë dhe çdo gjë që kishte e dha për hir Timin, në rrugën Time. Tani ai ka veshur si rrobë nga fletët e palmave të hurmave. O ju engjëj, edhe ju vishuni po në atë mënyrë sikurse ai.)** Kështu që (Të gjithë melaqet tani janë në këtë gjendje). Për këtë arsye ai është es-Siddik – besnikë i vërtetë.

Nga niveli për nga vlera dhe virtytet vjen Omeri “radijallahu anhu”. Ardhja e tij si halife është bërë me pëlqimin e myslimanëve. I njohur edhe me dituri të larta në shkencën islame. Një ditë erdhën tek Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” një mynafik dhe një jehudi për gjykim. Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” i dëgjoi ankimet që kishin ata. Kjo gjendje kaloi në favot të jahudiut- sepse ai kishte të dejtë. Por kur ai mynafiku nuk u pajtua me këtë, Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” atyre u tha: (O ju persona! Shkoni tek Omeri e ai le të merret me këtë çështje tuajen!) Ata erdhen tek Omeri “radijallahu anhu”. I pyeti se pse kishin ardhur. Mynafiku tha se kam një gjykim me këtë jehudin. Omeri “radijallahu anhu” tha: Përderisa në mesin tonë është pronari i kësajë feje, si mundë të gjykoj unë para tij? Mynafiki tha se në ishim tek Muhammedi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” por pasi që ai këtë gjykim e nxorri në favor të jehudiut, unë nuk pranova dhe na tha të vijmë tek ti. Në këtë rast Omeri “radijallahu anhu” atyre ı tha që të prisnin se përnjëherë po merrem me këtë çështje dhe hyri brenda. Më pas erdhi me një satër në dorë që e kishte nën rrobë. Kur edh tek ta e nxorri satrën dhe ia

fluturoi kokën atij mynafiku dha tha (Ai që nuk pajtohet me vendimin e Muhammedit “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” do dënohet kështu) dhe për këtë arsye ai quhet edhe si Omer el-Faruk.

Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” në lidhje me këtë ka thënë: (**Omeri është ai që ndanë hakun nga batili – të drejtën nga gënjeshtra).**

Në radhën për nga virtytet pas tij vjen Uthmani Dhinnurejn “radijallahu anhu”. Hilafeti – udhëheqësia e tij është bëra ma pëlqimin e myslimanëve dhe se është e drejtë dhe e saktë. Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” atij i ka dhënë vajzat e tija njërën pas tjetrës. Kur i kanë ndërruar jetë që të dyjat, ka thënë: (Po të kisha edhe një vajzë, përsëri do t’ia jepja atij).

Kur pejgamberi sal-lallahu alejhi ve sel-lem i dha vajzën e dytë për martesë, me këtë gjest dhe në këtë rast ai e ka lavdëruar tepër Uthmanin “radijallahu anhu” Pasi lidhi martesën e tyre, e bija i tha: (O babai im, drita e dy syve të mi! Shumë e lëvduat Uthmanin! Ai nuk është kaq sa thoni ju!) në këtë rast Muhammedi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” i tha të bijës: (**Oj bija ime! Edhe melaqet në qiell turpërohen nga Uthmani r.a.**)

Nga që Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” atij i kishte dhënë dy bijat, ai është quajtur Dhinnurejn që donë të thotë pronarë – zotërues i dy dritave. Ky është i njohur edhe në shkencë dhe dituri.

Pas këtij, me radhë vjen Aliu “radijallahu anhu” Allahu ia nderoftë fytyrën e tij. Ardhja e tij si halife është bërë me pëlqimin e besimtarëve. Ky është edhe dhëndëri i Pejgamberit “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” i martuar me bijën e tij Me Fatimen “radijallahu anha” është i njohur dhe përparimtarë edhe në dituri dhe shkencë. Kishte një shërbëtor e që një ditë Aliu “rdijallahu anhu” ishte jashtë. E kishte urdhëruar atë që tia kryente një shërbim. Shërbëtori heshti, dhe më pas Aliu r. a. i tha: O shërbëtorë! Çfarë të bëra unë ty që ti rri kështu i heshtur dhe pa diskonim. Ai tha: Jo asgjë nuk me kë bërë ti mua, unë jam në shërbim tuajin. Qëllimi ishte që të të shërbej ty, dhe nga kjo e kuptoj se ti je një pronarë i mirë imi.

[Ata që i duan të gjithë shokët e Pejgamberit “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” dhe ecin drejtë rrugëve të tyre sot quhen (**Ehli Sunnet**). Ata që një grup të tyre e donë e të tjerët nuk i donë quhen (**Shii**). Ata që janë armiq të të gjithë sahabive quhen (**Rafidi**). Ata që

i donë të gjithë sahabitë e Pejgamberit sal-lallahu alejhi ve sel-lem por nuk e fusin në praktikë një pjesë të tyre quhen (Vehabit). Duhet pasur kujdes nga këta njerëz dhe këto grupe, në mënyrë që të kemi një pjesë të pastër të myslimanëve të pastër.]

Mendimet dhe idetë e këtyre vahabive kanë filluar të lansohen në siujdhesën Arabe nga ana e anglezëve në vitin 1150 [miladi 1737]. Në mënyrë që të plasojnë anglezët mendimet e tyre, derdhën gjakun shumë myslimanëve. Ata në çdo vend të botës duke hapur qendrat e tyre nën emrin (**Râbitatu'l-Âlemi'l-İslâmi**), mundohen që të mbledhin njerëz të pa ditur pranë vetës së tyre. Ata, përmes këtyre po mundohet të i hutojnë myslimanët. Mundohen të fajësojnë dijetarët e Ehli sunnetit që janë që 1400 vjet dhe më në fund ata e ndotin edhe shtetin Osman. Thonë se medimet dhe idetë e këtyre dijetarëve të nxjerra nga tekstet, janë të gabuara.

Një pjesë e Vehabive thonë se edhe në jemi ehli sunnet në medhhebin Hanbeli. Këto thënie të tyre u ngjasojnë fjalëve të grupit të mutezilitëve ku thonë se edhe në jemi ehli sunnet në medhhebin Hanefi. Ata thonë kështu që të ruajnë vendine tyre në grupine e ehli sunnetit. Por duhet ditur se vetëm veprat dhe sjelljet të bëhen nga një medhheb, nuk do të thotë se i përkitet atij medhhebi. Që të jesh pejstarë i një medhhebi, duhet të kesh edhe itikadin – besimin dhe veprat në bazë të tyre. Itikadi – besimi i drejtë i katër medhhebeve është i njëjtë me njëri-tjetrin. Që të katër medhhebet janë na grupin e ehli sunnetit. Që dikush të jetë në një medhheb si Hanefi apo Hanbeli, duhet që së pari të ketë besimin e ehli sunnetit. Është pikëpyetje se a janë në këtë rang ta ehli sunentit.]

## KAPITULLI MBI TË NGRËNIT

Të ngrënit sipas sunnetit, duke menduar në të, pastrimi i duarve ka dhjetë dobi:

Një person që pastron duart e tija për të ngrënë ushqim dhe para se ti fshije ato, nëse me majat e gishtave fërkon sytë, e më pas

i fshinë ato, shpresohet se me ndihmën e Allahut nuk do të ketë dhimbje të syve. Dhjetë dobitë janë këto:

1- Një melaqe thërret nën arshin e Mëshiruesit duke thënë; pasi që ti i pastrove duart ashtu do pastrohesh edhe nga mëkatet [e vogla].

2- Mundë të fitojë sevape sikurse të ketë falë namaz nafile.

3- Sigurohet nga varfëria.

4- Fiton sevape sikur të besnikëve.

5- Melaqet bëjnë istigfar për të.

6- Merr sevape për çdo pjesë kafshate që han, sikurse të ketë dhënë sadaka.

7- Fillimi i ngrënies me besmele, e pastron nga mëkatet.

8- I pranohet duaja që e bën pas ushqimit.

9- Nëse vdes atë natë, merr shpërblime të mëdha.

10- Nëse vdes gjatë ditës, mundë të hyjë në grupin e dëshmoreve për sevape.

Është sunnet që të pastrohen së pari duart dhe të thahen pastaj.

Pastrimi i duarve pas ngrënies së ushqimit siguron dhe ka gjashtë dobi për personin:

1- Një engjëll bënë dua nën arshin e Mëshiruesit kështu: (O besimtarë! Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” mbeti i kënaqur me këtë gjë.)

2- Ka një shpërblim të veçantë për këtë begati.

3- Do merr shpërblime të shumta.

4- Do të ketë shpërblim nga oqeani i mëshirës.

5- Do të fitojë shpërblime aq sa do të pikojnë pikat e ujit nga dora.

6- Mundë të shpërblehet si shehid nëse në atë moment vdes.

[Urdhrat e Allahut xh. sh. janë dy llojesh: Urdhër i përforcuar i përgjithshëm dhe Urdhër i përveçëm fetarë.

**Emr-i Tekvini** - E para është se kjo ka të bëjë me atë urdhër të prerë “**bëhu**”. Kur Ai thotë bëhu, ajo gjë bëhet menjëherë.

Askush nuk mundë të pengojë këtë gjë për tu bërë. Ai i ka krijuar shkaqet dhe sebepet për të krijuar gjithçka. Ai ka krijuar substanca për të u përzier me tjera dhe në këtë mënyrë ka bërë edhe shkaqet për krijimin e vullnetit të njeriut dhe njeriun, energjinë e tij, forcën shpirtërore të tij. Nëse Ai, vendos dhe donë që një robi të tij ti jep të mira dhe begati, atëherë i bënë një shkak që ky rob të arrijë tek ajo begati. Kur Ai të donë vetëm i thotë "bëhu" dhe ajo bëhet. Nëse nuk donë Ai diçka, asgjë nuk bëhet kurrë. Ai mirësinë tij e ka lënë sekret që askush nuk mundë të e shikoje. Ka shumë nga njerëzit që i shohin vetëm shkaqet e një gjëje, por mirësinë dhe begatinë e atyre nuk mundë ta e shohin apo nuk merren me pritjen e asaj që ka caktuar Allahu. E ky moskuptim e sjell atë shpesh herë në keqkuptime dhe shkatërrime.

**Emr-i Teklifi** – janë ato urdhra që u jepen njerëzve për të bërë apo mos bërë diçka. Kryerja e këtyre urdhrave apo moskryerja është lënë në dëshirën e njeriut. Por përsëri për një gjë që donë njeriu për ta e bërë, ajo nuk bëhet pa lejen e Allahut xh. sh. pasi që të donë njeriu diçka, ajo gjë, mundë të bëhet vetëm atëherë kur të donë edhe Allahu xh. sh. Nëse Ai nuk donë, nuk e krijon atë. Vetëm Ai është që krijon gjithçka, Ai është që krijon çdo substancë dhe u jep formën çdo gjëje. Nuk ka krijues tjetër pos Tij. Të besosh se atributin e Uluhijetit e ka dikush tjetër pos Tij, donë të thotë se ke pranuar që ai të ketë shok. Është treguar shumë mirë se ai që i bën shok apo ortak Allahut xh. sh. nuk do të falët kurrë as në këtë botë e as në tjetrën, dhe se do ketë dënime të ashpra. Kur dëshiron të kryen dhe bën diçka, nëse ai jep leje për këtë mirësi, atëherë ai e krijonë mundësinë për ta e kryer atë punë. Kur dikush dëshiron që të i bëjë ndonjë gjë të keqe Atij, të mos i besojnë ekzistimit të tij, ai kësaj i jep leje dhe të tillët i len në zgjidhje të lirë. Kur dikush nga besimtarët donë të bëj ndonjë të keqe, Ai me mëshirën e tij të skajshme nuk e lejonë që të bëhet një gjë e tillë. Kështu që armiqtë pasi që mundohen të bëjnë gjithçka që duan, ata edhe më thellë futen në gabime.

Këto urdhra (teklifijje) të Allahut xh. sh. sipas rëndësisë së tyre ndahen në shkallëzime:

1- Ka urdhëruar të gjithë njerëzit që ti besojnë Atij dhe që të gjithë ata të jenë mysliman.

2- Ka ndaluar dhe ka bërë haram që të kryejnë vepra të këqija ata që Atij i kanë besuar.

3- Ka urdhëruar që t'i kryejnë farzet ata që kanë besuar.

4- Ka urdhëruar që të kryejnë nafilet, ibadetet vullnetare dhe të mbrohen nga mekruhet dhe haramet për ata besimtarë që Atij i kanë besuar.

Sekreti i këtyre është që së pari të kryhet urdhri i prerë e më pas të radhës së dytë, e jo e kundërta. Ngase atëherë kjo nuk ka ndonjë dobi. P. sh. nëse dikush nuk beson në Të, por bënë ndonjë të mirë, kryen ca adhurime, disa farze, sunnete apo nafile, të tillit nuk i pranohet asgjë. Kështu që një të tilli nuk i pranohet asgjë, qoftë ai të falë ndonjë namaz, të jepë zeqatë, të bëje të mira në solidaritet dhe në ndihmimin për ndërtimin e ndonjë xhamie apo të ngjashme. Vërejmë se çdo njëri këto urdhra duhet ti kryej sipas renditjes që bëmë më lart. Kështu që ai që në fillim e kryen njërën e më vonë e tejkalon diçka, nëse kjo gjë nuk ndikon në kryerjen e farzeve tek ai, edhe nëse nuk fiton ndonjë shpërblim, të paktën mos të lejoje ti ik mundësia për bamirësi. Për ti kryer këto urdhra të renditura duke mos i tejkaluar këto, shpresohet në shpërblime të mira, dhe për këtë vërejmë se shkruhet në tefsirin (Rûhu'l-Bejân) në fund të vëllimit të gjashtë.

Sipas kësaj duhet të vazhdojmë të themi se farzet e të ngrënit janë katër:

1- Në momentin kur të hanë ai, ta dijë këtë begati, bereqet se është nga Allahu Mëshirëplotë.

2- Të hajë nga gjërat që janë hallall.

3- Të adhuroje Allahun pas atij ushqimi.

4- Të jetë i kënaqur me atë që posedon në dorë.

Kur të fillojmë ngrënien e ushqimit të fillojmë me atë nijet që së më mirë të adhurojmë Allahun xh. sh. që sa më shumë të jemi të dobishëm për robërit e Tij, që të mundohemi që të ndihmojmë fenë dhe të shpërndajmë atë në të gjithë njerëzit.

**Mustehabet gjatë ushqimit**: të shtrojmë sofrën në dysheme, të ulemi në sofër me rroba të pastra, të hamë në atë formën e uljes që të jemi mbi gjunjë ulur, të kemi të pastruar gojën dhe duart para ushqimit, të themi Bismil-lah para se të fillojmë ushqimin, të fillojmë atë me shijimin e kripës, të hamë bukë thekri, të ndajmë bukën me dorë (jo me thikë), të mos i hedhim copëzat e bukës (troshat), të kemi pakë uthull, të ndajmë kafshatat e vogla, të e përtypim mirë atë, të hamë me tre gishtat e dorës, të pastrojmë pjatën në fund, të i lëpijmë gishtat tri herë, të falënderojmë në fundë të ushqimit dhe në fundë sipas mundësive të përdorim rrëmojës.

**Mekruhet gjatë ushqimit**: Të hanë me dorë të majtë, të nuhat aromën e ushqimit, të braktis besmelen. [Duhet të thuhet besmelja qoftë edhe në mes ushqimit kur të na kujtohet.]

**Haramet gjatë ushqimit**: Të vazhdon ngrënien edh pse je ngopur [Nëse ka mysafir, në mënyrë që të mos bëhet pengesë që të mos hajë ai, duhet bërë sikurse po han ushqim] të shkapërderdh në ushqim, të thua besmelen nëse ti je duke ngrënë ushqimin e tjetër kujt, të shkon i pa ftuar në ndonjë zijafet, të hanë pasurinë e tjetrit pa lejen e tij, të hanë diçka që e dëmton trupin, të hanë ushqimin që është përgatitur për sy e faqe (rija), të hanë atë që e ke bërë për nedhr.

**Ngrënia e ushqimit të ngrohtë ka këto dëme**: bëhet shkak që të shurdhohesh, të bëhet pamja e verdhë, sytë nuk të qëndrojnë të zgjuar, ndot dhe i bën të verdhë dhëmbët, nuk lenë shije në gojë, nuk të ngop, të zvogëlon të kuptuarit dhe trunin, dhe i sjellë dëme të rënda trupit.

**Ngrënia e paktë e ushqimit i ka këto dobi**: Forcohet trupi, shndritet zemra, forcohet mendja, lehtësohet fitimi, gjen shije gjatë punës, të ndihmon që të përkujton më shumë Allahun xh. sh. të përkujton ahiretin, të ndihmon të ndien lezetin e ibadetit, në çdo gjë që bën ia qëllon më mirë dhe arrihet qëllimi i llogarisë së bërë.

***Ata që thonë se në jemi mysliman***
***E kanë obligim t'falin pesë vakt namaz***
***Ngase nesër në ditën e kiametit,***
***Kjo do të jetë burak i shpëtimit dhe taxhit.***

## NË LIDHJE ME MARTESËN

Në martesë ka dobi të shumta.

E para nga to është që me martes e ruan fenë, zbukuron sjelljen, ke bereqet në fitim, e kryen një sunnet të fortë ngase Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" në lidhje me këtë ka thënë: **(Martohuni, shumohuni - që të keni shumë fëmijë- ngase unë ditën e kiametit do të lavdërohem para popujve tjerë me shumimin tuaj.)**

Kërkohet që bashkëshortet të kenë të drejta të ndërsjella njëri ndaj tjetrit dhe që t'i zbatojnë ato.

Ai që kë vendosur të martohet, së pari le të bëjë një hulumtim që të gjejë një grua të mirë, besimtare të shendosh për në jetën e tij. Të kemi kujdes në atë femër që është e prekur nga binaja, të largohemi nga to.

Nuk duhet marrë një grua për bashkëshorte ngase ajo ka pasuri apo bukuri, sepse më pas kjo humbet dhe ik. Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: (Nëse dikush e marton një femër për shkak të pasurisë apo bukurisë së saj, ai do privohet nga ajo pasuri dhe bukuri).

Një person që merr një grua për bashkëshorte për shkak të fesë dhe moralit të sajë, Allahu xh. sh. do t'i shumëfishoje atyre pasurinë dhe bukurinë.

Bashkëshortja nevojitet që të jetë katër nivele më poshtë se burri. Nga aspekti i vjetëve, i gjatësisë, nga aspekti i fqinjësisë dhe lidhjes farefisnore. Ndërsa bashkëshortja duhet të jetë në katër gjëra më lartë se burri. Të jetë më e bukur, të jetë me një moral dhe edukatë më të mirë, të ketë sjellje të mira, të qëndrojë larg nga haramet dhe gjërat e dyshimta dhe që të mos u paraqitet meshkujve të huaj me krah, këmbë dhe kokë hapur.

Të mos i japim vajzat e reja për meshkuj që kanë qenë të martuar, sepse kjo hap rrugët e problemeve.

Kërkohet që para se të filloje niqahu dhe të premtohen premtimet që familjet që kanë vendosur të miqësohen, të hulumtojnë mirë për njëra-tjetrën ngase kjo është në përshtatje edhe me sunnetin e edhe ndikon në vazhdimësinë e mirë të tyre. Theksohet se në këtë çështje gjenden tri dobi të rëndësishme: E para – nuk

ndërpritet muhabeti në mes tyre gjatë gjithë jetës deri në vdekje, E dyta – do të kenë bereqet në rrizkun e tyre, E treta – Me këtë kanë vepruar sipas sunnetit.

Pas kësaj, i kryejnë proceset martesore në qendrën legjitime martesore. Do ishte mëkat i madh nëse niqahu nuk bëhet sipas sunnetit. Ndërsa moskryerja apo mos zbatimi i proceseve martesore llogaritet si dëm dhe faj.

Nëse ana e mashkullit dërgon tek ana e femrës ndonjë gjë apo dhuratë të bukur pas procesit të niqahut, kjo do të ndikonte në lidhjen dhe krijimin e një muhabeti dhe lidhje edhe më të mirë.

Zbukurimi i femrës – bashkëshortes para burrit të vetë, në çdo mënyrë që bëhet është i lejuar dhe jo vetëm kaq, por kjo është edhe sevap.

Është sunnet që të bëhet një zijafet – gosti në natën e dhëndërisë. [Të hahet diçka pas namazit të akshamit, të falet namazi i jacisë, më pas të dërgohet djali në shtëpinë e femrës për të bërë dua, dhe pas kësaj të shpërndahet turma.]

Praktikohet që në natën e par të dhëndërisë të i pastrojë dhëndëri këmbët e nuses dhe atë ujë të hedh në oborr. Atë natë të falin dy rekatë namaz dhe të bëjnë dua. Ngase çdo dua që do të bëjnë atë natë, shpresohet tu pranohet. Duhet që dikush nga aty këtë t'ia përkujtoje dhëndrit dhe të thonë: (Bârekallahu leke ve barekallahu alejhâ ve xheme'a bejnekuma bi'l-hajri – Allahu të bekoftë dhe dhe e bekoftë edhe atë dhe të iu bashkojë ju dyve në hajr.)

Nuk është e hijshme të thuhen disa fjalë që dikush i praktikon si (kalonja sa më mirë e kënaquni). Ngase në atë kohë është më mirë të lexohen duatë e që kjo është edhe sunnet për tu praktikuar.

Pastaj, burri sipas nevojës duhet që gruas së tij t'ia mësoje edhe çështjet dhe rregullat e kësaj bote. Ngase këto gjëra do t'i pyetën në ahiret. Kështu që atë ditë të mos ketë mundësi të thotë se nuk kam pasur mundësi t'i mësojë. [Burri e ka farzë që gruas t'ia mësojë farzet dhe haramet, e më pas të vazhdoje edhe tek fëmijët, gjithmonë duke psur parasysh që këto t'i bëjë sipas ehli sunnetit. Ai e ka sunnet që t'u mësoje sunnetet dhe t'i kryejnë ato.]

Të mos dërgojë bashkëshorten në vendet ku nuk lejon islami e as të mos lejojë të shkojë ajo. Të mos e nxjerr në rrugë pa mbulesë. Për këtë Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” ka thënë: (**Nëse një femër vjen në xhami për të falur namaz me një aromë të bukur që ndihet, ajo femër nuk ka namaz, derisa ajo të shkojë në shpi dhe të pastroje atë sikurse merr gusull**). Pasi që atyre në këtë mënyrë nuk u lejohet të hyjnë në xhami, çka mundë të jetë dënimi nëse ato shkojnë në vende të hapura për diçka. Atëherë këtë ai le të e krahasoje dhe ta e parashikoje.

Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” në një hadith ka thënë: (**Shumica e banorëve të xhenetit janë ta varfërit dhe shumica e banorëve të xhehenemit janë femrat.**) Në lidhje me këtë Aishja “radijallahu anha” bëri këtë pyetje: (Cili është shkaku që shumica e grave të shkojnë në xhehenem?) Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” tha: (**Këto janë ato që nuk mundë të durojnë në ndonjë fatkeqësi, kur këto shofin dhjetë mirësi nga dikush, thonë se kanë parë vetëm një të mirë nga ky dhe kështu ato menjëherë harrojnë ato të mirat tjera. Ato i donë shumë tepër zbukurimet e kësaj bote, nuk angazhohen për ahiret dhe se bëjnë gijbet – përgojime të shumta.)**

Kush nga meshkujt apo femrat t’i ketë këto cilësi, le të dijë se ai do të jetë në xhehenem – zjarr.

Transmetohet nga Aliu (Allahu ruajtë të mirat e tija) se një ditë vjenë një grua tek Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” dhe i thotë: (O i dashuri i Allahut, dua që të shkojë të një mashkull, çfarë më thoni?) Ai me butësi i tha: (Burri ka shumë të drejtë ndaj gruas së tij. A ke mundësi që ti del hakut?) Pyeti, po çfarë është haku ndaj gruas? Tha: (Nëse ti atë e shqetëson dhe ngacmon, je bërë kundërshtar i Allahut dhe nuk të pranohet ibadeti.) Pyeti, a kë gjë tjetër? Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” tha: (Ajo grua që del nga shtëpia e burrit pa lejen e tij, do të ketë mëkate për çdo hap që bën) Pos kësaj a kë tjetër? İ dërguari i Allahut tha: (Ajo grua që ka pasuri dhe mundohet të harxhojë atë pasuri të burrit, do t’i nxihet fytyra në ditën e kiametit) Vazhdoi duke pyetur edhe më. Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” tha: (Ajo grua që nuk e llogarit pasurinë e burrit, dhe atë i jep tjetër kujt, e në anën tjetër nuk ia merr hallallëkun burrit, Allahu xh. sh. nuk do të pranojë as zukatin e as sadakanë e asaj grua). Vazhdon të pyet, a kë tjetër? Pejgamberi

thotë: (Ajo grua që kundërshton burrin apo e shanë atë, do të varet për gjuhe, ajo grua që dëgjon muzikë dhe vegla muzikore dhe jep të holla për këto le ti shkatërrohen dhe humbën të gjithë sevapet që ka fituar që nga fëmijëria, kështu që do të akuzojnë kundrejt sajë rrobat që ka, të cilat i ka mbathur ditën e bekuara. E Zoti thotë që këto lloj bashkëshortesh duhet t'i djegë një mijë vite me radhë.) [Aspektet negative të kinemave dhe radiove kuptohen nga kjo.] Ajo grua tha: (O i dërguar i Allahut, pasi që kështu, unë nuk do shkojë të ai mashkull dhe as që do mundohem për një gjë të tillë.)

Në një rast Pejgamberi i ndershëm "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" ka thënë: (Po të tregoj rreth një shpërblimi për kontaktin me burrin, e ti dëgjo mirë. Ai burrë që i thotë gruas së tij Allahu qoftë i kënaqur me ty, kjo për të (gruan) është e mirë sikur të ketë falë nafile sa gjashtëdhjetë vjet. Nëse ajo i jep një pikë ujë për të pirë, kjo ka shpërblim të agjërimit. Kur kjo të zgjohet nga shtrati i mashkullit dhe merr gusull, do të ketë shpërblimin e një kurbani. Nëse ajo nuk bën ndonjë mashtrim ndaj tij, dhe ia bën hallall gjërat, engjëjt në qiell do të bëjnë tesbihë për të. Nëse ia bën hallall gjërat atij, përsëri do të ketë shpërblim sikur të ketë liruar gjashtëdhjetë rob. Nëse ajo ia mbron pasurinë e burrit dhe falë pesë kohët e namazit, agjëron, do të ketë shpërblim ta haxhit) Kur Pejgamberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" thotë se kur një grua e shqetëson dhe dëshpron burrin e saj, do të shkatërrohet, ndërhynë Fatimja "radijallahu anha" dhe thotë: **(Nëse një grua kundërshton burrin e sajë, mallkimi i Allahut xh. sh. do të mbetët mbi të, derisa të merr hallallëkun nga burri kjo nuk do të shpëtojë. Nëse ajo i ik nga shtrati i humbin të gjithë sevapet, nëse ajo mburret para burrit, Allahu xh. sh. e urren atë kur ajo ti thotë burrit çka je ti për mua, çfarë të mirë kamë parë nga ti, e më pas Allahu xh. sh. ia bën haram çdo begati asaj. Ajo nuk do të mundë që ti dele hakut burrit të sajë edhe nëse ia lëpinë gjakun e burrit me gjuhë. Nëse ajo del në rrugë e zbuluar me lejen e burrit, atëherë do të i shkruhet mëkat, por edhe burrit ngase e ka lejuar.)** E ju mendoni tani në atë grua dhe për atë grua e cila del në këtë mënyrë pa lejen e burrit.

Pejgmberi "sal-lallahu alejhi ve sel-lem" thotë: (**Oj Fatime! Nëse Allahu xh. sh. do të bënte që një rob ti bënte sexhde një robi tjetër, atëherë edhe unë do të urdhëroja që gruaja t'i bënte burrit sexhde.)**

Ajshja “raadijallahu anha” thotë se i thash Pejgamberit “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” (Më lë mua trashëgimi) Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” tha: (Unë ty po të lë trashëgimi që t’i tu transmeton dhe tu thua grave të ymetit mysliman. Nesër, në ditën e kiametit do të merreni në pyetje së pari rreth imanit, së dyti rreth abdesit dhe namazit, së treti rreth bashkëshortit. Ai bashkëshortë që duron ndaj gruas së tij (zemërim) Allahu xh. sh. do ta shpërbleje atë me shpërblimin e durimit – sabrit të Pejgamberit Ejjub sal-lallahu alejhi ve sel-lem E nëse një bashkëshorte tregon durim në zemërimin – telashet e një burri, Allahu atë grua do të ngrite në shkallën e besnikërisë dhe sinqeritetit të Aishesh r. a.)

Pejgamberi “sal-lallahu alejhi ve sel-lem” ka thënë (**Nëse një bashkëshortë e rrah bashkëshorten e tij, unë do të jam akuzues dhe çortues ndaj tij në ditën e kiametit.)**

Një person ka mundësi dhe e ka të lejuar që të rrahë gruan e tij në tri raste me anë të një mëshuarje të lehtë apo me një bez ta cunga: Atëherë kur ajo e braktis gusullin – larjën e trupit, nëse nuk vjen në shtrat dhe nëse del pa lejen e burrit. Asnjëherë dhe rreptësisht është e ndaluar që të rrah gruan me grusht, dru, shkelm, me ndonjë rrobë të cungime, t’i mëshonë asaj në kokë apo gjoks. Atë duhet këshilluar për disa herë para se të merret vendimi për rrahje. Nëse kjo nuk i kupton këto, duhet lënë në vetmi derisa t’i kuptoje gjërat.

Në veprën (**Shiratu’l-İslâm**) thuhet: Nëse bashkëshortja nuk sillet mirë, atëherë gabimin duhet kërkuar në veten tënde. Kështu që duhet thënë që nëse unë do isha mirë, kjo nuk do të bënte kështu e kështu. Nëse gruaja e parë është e mirë dhe e sjellshme, nuk duhet kërkuar martesën e dytë. Nuk është e lejuar që të marrë gruan e dytë ai bashkëshort që nuk mundë të jetë i drejtë në mirëmbajtjen e tyre. Nëse dikush është i sigurt se mundë të i mirëmbaje ato me drejtësi edhe nëse e ka të drejtë, më mirë dhe më e pëlqyer është që të mos e bëjë këtë martesë. Gruaja e ka të obliguar që të mbajë mbulesën e sajë edhe nëse shkon në vendet ku e ka të lejuar. Ajo e ka të ndaluar që të përdorë aroma dhe të zbukurohet duke i reklamuar bukuritë, e të del jashtë shtëpisë. Gruaja e mirë dhe e sjellshme është begatia më e madhe në këtë botë për një njeri. Të tregon mirësjellje ndaj një myslimani është gjëja më e mirë. Në librin e haditheve **Rijadu’s-Salihin** theksohet

ajeti i sures Nisa nr. 18 e më pas hadithi: (Dhe keni sjellje të mira me to) ndërsa hadithet:

- (O Ebu Bekr! Ai që sillet mirë me gruan e tij, i thotë asaj fjalë të buta dhe të ëmbla, do të shpërblehet sikur të ketë liruar një rob)
- (Nuk do të mëshiroje Allahu xh. sh. atë grua që martohet me një mashkull mëkatar)
- (Ai që donë të fitoj shefatin tim, të mos i japë të bijën një mëkatari)
- (Më i miri nga njerëzit është ai që u bënë mirë të tjerëve. Më i keqi nga ta është ai që u bën të këqija të tjerëve – që i ngacmon ata - )

Në veprën (**Durru'l**-Mu**htâr**) thuhet: (E ka farz një mashkull mysliman që të sigurojë mbikëqyrjen dhe ushqimin ( furnizimin - nafakën) për nja grua që është martuar me niqah të shëndosh. Nafakë donë të thotë ushqimi, veshmbathja dhe vend banimi. Ai duhet që gruan e tij ta e mbaj në shtëpinë e tij personale apo aty ku qëndron me qira. Bashkëshortja ka të drejtë që të kërkoj nga burri i sajë që në shtëpinë e sajë të mos qëndroj asnjë i afërm i tij. Po të njëjtën gjë mundë të kërkoj edhe bashkëshorti nga ajo. Që të dy e kanë këtë të drejtë legjitime. Është me vend, që të ketë shtëpinë në lagjen e të afërmeve të vet, apo në lagjen e myslimanëve të devotshëm [sa të dëgjojë edhe zërin e muezinit]. Ai nuk ka të drejtë të pengoj gruan e tij që të shkoj ajo në vizitë të prindërve një herë në javë. Është mirë që edhe ata të vizitojnë të bijën e tyre një herë në javë. Nëse ndonjëri nga ta sëmuret apo të dytë, ajo ka të drejtë të shkojë tu shërbej atyre edhe nëse bashkëshorti nuk e pëlqen këtë shkuarje. Edhe të afërmit tjerë të sajë mirë është të vijnë një herë në vit në vizit, apo ajo të shkojë tek ta, ndërsa burri këtë nuk duhet ta e ndaloj. Nëse bashkëshorti i jep leje asaj që të shkojë diku tjetër pos në këto dy vende, dhe ajo në vendin ku shkon mund të bëjë ndonjë mëkat, që të dy bëhen mëkatarë. Gruaja e ka për obligim që të kryej punët shtëpiake, dhe të mos qëndrojë kotë. Nuk duhet të shkojë në vende ku ka harame, apo mundë të hyjë në mëkat (ndalohet të shikojë loja sportive që janë haram, plazhe apo të ngjashme. Nuk duhet të lejojë televizionin që të shfaqe këto). ajo nuk bënë të zbukurohet për të dalë vetëm në rrugë. Ajo nuk ka të drejtë të ulët në

ndonjë vend me një të huaj, të shkojë në shtëpinë e sajë me një të huaj, apo edhe me një të afërm kur ka mundësi që burri ta e dërgoje. Gruaja i ka mhrem tetëmbëdhjetë lloje të akrabave e këta janë: Babai dhe gjyshërit, biri dhe nipat, vëllai i cili është nga nënë apo nga babai, bijët e vëllait apo motrave, xhaxhai dhe daja. Këta shtatë lloje meshkujsh janë mahrem – të ndaluar nga shkaku i qumështit apo kryerja e zinasë është haram. Ndërsa katër meshkuj tjerë i bëhen mahrem nga lidhja e niqahut. Këta janë: Vjehrri (babai i gruas) dhe prindërit e tij, dhëndëri, njerku dhe fëmija njerk i tij. Po ashtu janë mahrem për një person edhe nuset e fëmijëve dhe dhëndërit e fëmijëve për një grua. Mahrem donë të thotë që në aspektin juridik – fetar, e ke të ndaluar që ta e martosh atë person qoftë edhe përmes niqahut. P. sh. motra është mahrem. Gjithmonë dhe për gjithë janë mahrem fëmijët e vëllait. Gratë e vëllait, fëmijët e xhaxhait, dajës, tezes dhe gratë e tyre nuk janë mahrem. Ndërsa edhe fëmijët e tezes dhe bashkëshorti, janë mahrem. Bashkëshorti – bashkëshortja dhe vëllezërit apo motrat e tyre nuk janë mahrem. Pasi që enishtja dhe kunati nuk janë mahrem nga farefisnia, pra pasi që ata janë ta huaj, kjo tematik shtjellohet në veprën (**Nimet-i islam**) në kapitullin rreth kushteve të haxhit. Udhëtimi me këta i bashkëshortes, shfaqja para tyre pa mbulesë edhe nëse e ka të hapur fytyrën apo duart dhe qëndrimi në një dhomë me këta është i ndaluar. Janë mahrem për dhëndrin fëmijët e vjehrrës që janë nga nënë apo babai i saj. Një vajzë nuk ka të drejtë të martohet me një akraba të një personi që e ka mahrem. Ndonjëherë ka të drejtë që para tyre edhe të mos mbulohet. Kanë të drejtë që të qëndrojnë në një dhomë dhe të udhëtojnë me ta. Kur në shtëpi të vij ndonjë akraba që nuk është mahrem, bashkëshorti apo bashkëshortja duke qenë e mbuluar, del dhe u thotë atyre mirë se erdhët. Mundë të u sjell kafe apo çaj. Por nuk ka të drejtë të ulet pranë tyre. Myslimanët duhet të u përmbahen rregullave të islamit e jo rregullave të traditës së formuar nga populli. Çdo mysliman duhet që gruas së tij t'ia mësoje ilmihalin, e nëse nuk dinë vetë ta e bëjë këtë, duhet ta e dërgoje të ndonjë grua apo hoxhanicë e ndershme dhe e ditur. Nëse nuk gjen ndonjë grua që jeton sipas islamit e që nuk mbrohet nga haramet, atëherë sa bashku me bashkëshorten e vetë duhet të ulën e të lexojnë ilmihalin dhe veprat e dijetarëve të shëndoshë të ehli sunnetit dhe të mësojnë rregullat e fesë, haramet, hallallit, farzet etj. Duhet të kemi kujdes që

të mos lexojmë dhe të mos fusim në shtëpi vepra dhe literaturë të atyre njerëzve që shtrembërojnë fenë dhe komentojnë atë shtrembër. Po ashtu, në shtëpi duhet të mos futen edhe mediat si televizioni dhe radioni që bëjnë shfaqje për prishjen e fesë dhe moralit. Këto gjëra janë edhe më të këqija se sa shoqëria e keqe. Këto, prishin moralin, fenë dhe karakterin e gruas dhe të fëmijëve. Bashkëshortja dhe vajzat e sajë duhet të merren me punët shtëpiake, kështu që nuk është e hijshme që ato të punojnë në arë, fabrikë, bankë, në vende tregti apo si punonjëse. Nuk është e obligueshme që gruaja apo vajzat të i ndihmojnë babait në fitimin e të hollave duke punuar me të në tregti. Bërja e këtyre dhe blerja e gjërave nga tregu apo çarshia është obligim i mashkullit. Nëse gruas i bëhet presion që të i bëje këto, atëherë mundë të i dobësohet feja, morali dhe sjellja. Kështu që morali dhe feja e të dyve si dynjaja dhe ahireti prishet. E më pas edhe nëse ata pendohen për këtë dhe i mëshojnë edhe trupit nga pendimi, kjo nuk ka ndonjë vlerë. Ta nuk mundë të shpëtojnë nga mëkati dhe belatë. Ai që praktikon fenë dhe rregullat e fesë islame, do të shpëtojë dhe do të jetë i qetë si në dynja ashtu edhe në ahiret. Ai nuk duhet të mashtrohet nga buzëqeshja e shokëve të këqinjë, por këto duhet ti mësoje nga librat e ilmihalit. Duhet t'i mbrojnë fëmijët; vajzat dhe djemtë nga haramet. Të i dërgojnë djemtë e tyre në shkollat ku janë mësuesit mysliman. Gruaja nuk është e nevojshme dhe i ndalohet të punoje në mesin e meshkujve si në fabrika, magazina të ndryshme, vende dhe zyre pune të ndryshme etj. Nëse ajo nuk ka bashkëshortë apo është e sëmurë dhe nuk kë mundësi të përballojë nevojat e ilaçeve apo gjërave tjera për shërim, këtë duhet të ia kryeje një akraba i afërt i saj. nëse këta akraba janë të varfër duhet të ndihmojnë dhe të kontribuojnë që të i nxjerrin asaj një rrogë nga shteti. Allahu xh. sh. çdo nevojë që ka femra islame, ia ka mundësuar që t'i shkojë e gatshme. Çështjen e furnizimit ua ka lënë meshkujve. Edhe pse ajo nuk ka aspak nevojë dhe obligim të punojë dhe të fitojë, asaj ia ka lënë një pjesë trashëgimie, pra gjysmën sa merr mashkulli. Detyrat e saja janë që të kryeje punët e shtëpisë. E para nga këto punë është që të edukoje fëmijën. Udhëzuesi i parë i fëmijës është nëna. Fëmija që mëson fenë dhe moralin nga nëna e tij, nuk mashtrohet nga shpifjet dhe mendimet e pa baza të mësueseve të tij, shokëve apo njerëzve tjerë. Kështu që ai, sikurse nëna dhe babai i tij bëhet

mysliman i vërtet. Shih në fq. 84 të librit (**Tam İlmihal Seadet-i Ebediyye**) dhe shtypin tjetër në fq. Fq. 579. Zëndëk quhen ata njerzë që krijojnë dhe bëjnë armiqësi ndaj islamit.]

## RRETH PËRGATITJES, QEFINIT DHE VARRIMIT TË XHENAZES

Pergaditja e xhenazes, larja e sajë, mbështjellja me qefin dhe që të gjitha këto janë farzi kifaje (farz kolektiv).

Që të bëhet larja e xhenazes, duhet të veçohet me një vend ku nuk ka shumë njerëz, në një vend ku është me mermer apo të ngjashme si mbi dërrasë etj. Të vendoset në shpinë mbi teneshirë. I nxirret këmisha, i jepet abdest dhe që nga koka deri në kërthizë pastrohet me ujë pak të ngrohtë. Më pas, pjesën që nga kërthiza e deri tek gjunjët i mbulohen, duke qenë të mbuluara i pastrohen. Pastruesi duhet të ketë dorëz në dorën e djathtë. Me këtë dorë e pastron pjesën e poshtme të të vdekurit. Nuk duhet të shikoje pjesën nën mbulesë. Më pas, e kthen ka pjesa e djathtë dhe e pastron e po kështu edhe nga ana e majtë dhe e pastron. Një pjesë nga tri pjesët e qefinit i shtrohet të vdekurit nën duke qenë në teneshir. Kjo pjesë shkon me të vdekurin në tabut.

Qefini është tri llojesh: Qefini Farz [Ky quhet qefin i obliguar – i pa tjetërsuar], qefini që është sunnet dhe qefini kifaje.

Qefini që është sunnet për meshkujt duhet të jetë në tri pjesë kurse për femrat pesë pjesë.

Qefini që është kifaje për meshkujt duhet të jetë dy pjesë kurse për femrat në tri pjesë.

Në veprën (**Bahr**) thuhet: Qefini kifaje për femra ndahet në izar, lifafe dhe himar – pra mbulesë e kokës. Kjo d.m.th. që me këto gjëra femrat mbulohen derisa janë në jetë. Atëherë izar quhej një mbulesë që nga shpatullat nga i gjithë trupi e deri tek këmbët. Lifafi është një lloj këmishe, e që kjo theksohet në İbni Abidin. Nga kjo vërehet se femrat myslimane qysh në fillim dilnin jashtë me këso lloj veshjesh të gjëra. Po ashtu në veprën (**Bahr dhe në Durru'l-Muntekâ**) thuhet: (Nafaka që bashkëshorti e ka vaxhib të ia jep bashkëshorte, ushqimi, vendbanimi dhe siguria. **Milhafe** është nja lloj veshje e jashtme). Tani në këtë kohë kjo quhet manto, pallto apo me ndonjë emër tjetër. Sipas kësaj vërejmë se veshja e gruas është

në tri pjesë. Në mesin e këtyre nuk ka çarshaf. Mbulimi vetëm e vetëm me çarshaf më vonë ka dal. Prandaj në vendet ku është bërë traditë që të mbulohen femrat me çarshaf, në vendet ku është bërë tradit të mbulohen femrat me manto apo pardesy është e lejuar që femra të mbulohet po sipas asaj tradite. Nëse dilet jashtë zakoneve dhe adeteve të lejuara, donë të thotë se po largohesh edhe nga xhemati. Kjo ndikon që të bësh edhe fitne në disa raste. Prandaj të jesh shkaktarë që të bësh fitne, është haram dhe e ndaluar.]

Qefini që është farzë, përbëhet nga një pjesë si për meshkujt ashtu edhe për femrat.

Nëse nuk gjendet material për qefin, në vend të kësaj ndonjë material tjetër më i hollë, për meshkujt një palë, kurse për femrat duhet të jetë dy palë.

Për faljen e namazit të xhenazes së pari i takon atijë që është më legjitim, nëse kryetari është mysliman, të ia fale ai, më pas kryetari i atij vendi, më pas personi që i falë namazet e xhumave apo imami i atij vendi.

Imami që mundë ti falë namazin e xhenazes mirë është të jetë i tillë që i vdekuri derisa ishte gjallë, ky (imami) të kishte mendime të mirë për të. Më pas mirë është që të falë kryesuesi apo përgjegjësi i të vdekurit. Nëse nuk mundë të vijë përgjegjësi i të vdekurit, këtë mundë ta e zëvendësoje dikush tjetër që është më i afërt. Për detaje më të rëndësishme rreth kësaj çështje shikoni në librin e ilmihalit që quhet (**Seadet-i Ebediyye).**

Nëse një i vdekur e ka të dëmtuar gjysmën e trupit dhe nëse e ka vetëm gjysmën e pjesës së trupit e tjetra i mungon. Nuk ka nevojë të i falet të tillit namazi.

Nëse gjendet një i vdekur që trupin e ka të copëtuar dhe çdo copë – pjesë e trupit gjendet në vende të ndryshme e shpërndarë edhe namaz i këtij të ndjeri nuk i falet namazi. Por nëse ato pjesë të trupit i mblidhen, atëherë namazi mundë të i falet.

Nëse një xhenaze pastrohet e më vonë dikush thotë se nuk është pastruar një pjesë e tij, kjo xhenaze përsëri duhet të pastrohet me kusht që të mos është mbështjell me qefin. Por nëse afrohet të varri dhe më pas dikush thotë se nuk është pastruar një pjesë e trupit të tij, mundë të ia pastrojnë vetëm atë pjesë dhe të ia falin namazin. Pasi të vendoset në varr dhe pasi që të mbulohet i vdekuri, e më pas dikush thotë se ka ndodhur një gjë e tillë, nuk lejohet të

nxirret nga varri. Nëse është varrosur pa u pastruar, duhet nxjerrë të pastrohet e më pas të varroset përsëri.

Nëse i është dhënë tejemmum një xhenazeje, e më pas vjen uji, atëherë bëhet zgjidhja e ujit.

Nëse në një vend kanë vdekur shumë persona, që të gjithëve përnjëherë mundë të u falet namazi. Natyrisht që të bëhet kjo sipas normave të parapara islame. Ngase më e vlefshmja është që namazi t'u falet një nga një.

Në namazin e xhenazes thuhet dhe bahet nijet (Bëra nijet dhe e pëlqeva këtë imam për ta falur namazin e këtij – kësaj xhenaze për hir të Allahut xh. sh.)

Namazi i këtyre personave nuk u falet; nëse dikush ndalon dhe pengon rrugën e dikujt dhe i vjedh udhëtaret, nëse me urdhrin e kryetarit apo shefit këta mbysin dikë, nëse dikush mbyt nënën apo babanë e tij etj.

Nuk lejohet t'i falet namazi atij personi që nëse ai vetë bënë vetëvrasje. (shih; **Durru'l-Muhtâr**).

Janë dhjetë shenja që personi është në rangun e besimit të ehli sunnetit;

1 – Ky person vazhdimisht e ndjek xhematin.

2 – E pëlqen imamin (i cili nuk është i përfshirë në mëkate apo nuk bën kufr).

3 - Ai cili e pëlqen mendimin që lejohet mes'hi mbi meste.

4 – nuk flet ndonjë fjalë fyese për shokët e ndershëm të Pejgamberit (Allahu xh. sh. qoftë i kënaqur me të gjithë).

5 – Nuk qohet në kryengritje kundra shtetit fetarë.

6 – Nuk polemizon me çështjet e pa nevojshme fetare.

7 – Nuk shpreh ndonjë dyshim në fe.

8 – Si të mirën (hajrin) po ashtu edhe të keqën (sherrin), e din që vjen vetëm nga Allahu xh. sh.

9 – Nuk i qon në kufër pjestarët që drejtohen nga kibla.

10 – Dhe që katër halifët i njeh më të zgjedhur ndër sahabet e ndershëm.

## RRETH GJENDJES SË VDEKJES

O ju të pa fortë, po ikni nga feja! Thoni që filani vdiq, nëse edhe unë do jem afër tij, do më kaplojë edhe mua. Kur ndonjëherë

paraqitet ndonjë sëmundje ngjitëse në ndonjë lagje, thoni se paska ardhur ajo dhe ikni dika tjetër. Nëse kështu besohet (për të ikur nga vdekja) kjo është haram. Sa i përket sëmundjes, po që se cakton Allahu xh. sh. ajo të kaplon edhe ty.

O të pa aftë, për ku ikni! Ndërsa vdekja juve u është premtuar. Nuk shkon më tej exheli. Kur të u vij juve exheli nga Krijuesi i botëve, a nuk u len as një moment më tepër, sa edhe të hapësh e mbyllësh sytë. Kështu që as nuk shtohet e as nuk pakësohet.

Nëse Allahu xh. sh. ka caktuar këtë exhel për dikë, ai person braktis familjen, fëmijët dhe pasurinë e tij, dhe shkon. Kështu që nuk i del shpirti atij derisa të jepet urdhri për një gjë të tillë.

Çdo kush do të vdesë kur të u vij exheli. Në suren A'râf, ajeti i tridhjetë e tretë në lidhje me këtë thekson: (**Kur të vij exheli, as nuk ndalen një çast e as nuk shtyhet**).

Për atë se sa do të jetojë një person, është caktuar jeta e tij para se të lind. Se si do t lindë, si do të jetojë me iman apo pa të, me pendim apo pa të do të vdesë, çdo gjë për të është shkruar në Levhi Mahfudh. Kështu që kjo çështje është cekur edhe në ajetin e fundit të surës Lukmân.

Vdekjen e ka krijuar Krijuesi i Botëve. Më pas ai e ka krijuar dhe ringjalljen. Më pas e ka caktuar furnizimin dhe rrizkun tonë dhe këto i ka shkruar në **Levhi Mahfudh**.

Ai, i plotë mëshirshmi e dinë se ju sa herë merrni frymë në ditë e sa herë e ktheni atë. Edhe këtë e ka shkruar në Pllakën e Mbrojtur. Melaiket këtë e përcjellin dhe kur t'i vij vdekja e lajmërojnë melekun e vdekjes.

Nëse ti i ke praktikuar dhe u ke besuar atyre gjërave që në këtë botë janë theksuar në Kur'an, do të shkon në atë botë me lumturi. Të gjitha gjërat dijë se janë nga Allahu xh. sh. e as mos bërtit dhe kukat pas një ta vdekuri. Këto gjëra dhe të ngjashme me këto, mundë të jenë shkaktare që të shkon pa iman. Allahu na ruajt, nëse bëhet ndonjë mëkat i rëndë duhet bërë tevbe me sinqeritet të plotë.

Allahu i Plotë Fuqishëm i tha Azrailit alejhi selam: (Shpirtin e miqve të mi merre me lehtësi, ndërsa të armiqve me vështirësi). Nëse ata janë kundërshtues.

Distanca dhe kohëzgjatja e kiametit sa është e largët aq edhe e afërt, në një ditë sa një mijë vite apo pesëdhjetë mijë vite. Në

lidhje me këtë çështje ka shumë komente – tefsire. Këtë e theksojnë nga ajeti i pestë i sures Sexhde dhe ajeti i katërt i surës Mearixh.

Vazhdojnë që melaiket të marrin shpirtrat, dhe shpirtin e mëkatarit dhe mohuesit e marrin me vështirësi. Ai nuk mundë të mbrohet me gjuhë. në kërkojmë mbrojtje nga Allahu xh. sh. i cili na krijoi nga mos ekzistenca. K disa kufoma që në shtratin e vdekjes kthehen herë në atë anë e herë në këtë. Po kështu Allahu xh. sh. në surën Naziat thotë: Ato melaike dënojnë dhe pas kësaj, meleket e marrin shpirtin e mohuesit me ashpërsi. Nuk behet cilësimi me gjuhe. I mbështetemi Allahut i cili na krijoj nga asgjëja. Disa të vdekur, kthehen në dyshekun e tyre sa në një krah në tjetrin si gjarpër. Kështu që Allahu në suren Vennaziati, urdhëron “Ata melek i ndëshkojnë, flasin me njëri tjetrin. Xhebraili (alejhis-selam) atyre melekeve i thotë se (mos kini mëshirë) mynafikëve silljani shpirtin në maje të hundës. Ja japin përsëri. Çdo organ ja shtrëngojnë në atë mënyrë që, i del kokërdhoku i syve. Meleket thonë se: (Ti nuk je xheneti! Krijuesi gjithësisë, është nervozuar me ty! Nuk ka ndihme për ty! A i harrove ato çfarë punove kur ishe gjalle? O njëri i padobishëm! Për ty është përgatitur ky dënim, që është dënimi i mynafikëve dhe kafireve. Sepse, tek ti nuk ka namaz, nuk ka zekat, nuk ka sadaka, nuk ka mëshirë ndaj fukarenjve. Nuk tregoje kujdes ndaj haramit, të gjitha punët i ke të prishura. Përgojoje, pastaj përsëri thoshe Allah Kerim – Allahu është Fisnik, ja pra dhe ndeshkimi është i dhimbshëm). Pastaj vjen një fjalim nga Allahu i Madhëruar: (**Këta mynafikët, as edhe një ditë nuk e kanë përkujtuar vdekjen. Tregoheshin mendjemëdhenj. Nuk praktikonin farzin, sunetin dhe vaxhibin. Tani le të përjetojnë dënimin tim!**) Përsëri zebanit i ngjisin thonjte e tyre në fund dhe ja tërheqin shpirtin nga damarët e kraharorit dhe e sjellin deri tek gurmazi pastaj e lëshojnë përsëri. Përsëri vjen një zë që thotë: (**A nuk ju kanë treguar dijetaret? A nuk ja u lexuan librin tonë? A nuk ju thanë që mos u bëni gafil, mos e ndiqni shejtanin? A nuk ju thanë se çdo gjë duhet ta dini që vjen nga Allahu?**) mos u bëni rojtaret e dynjasë! Jini mirënjohës ndaj mirësive që ju ka dhenë Allahu i Madhëruar, tregoni mëshirë ndaj fukarenjve, ushqeni të varfrit! Allahu i Madhëruar është një Padishah që, ju krijoj juve dhe ju mori përsipër që ju ushqen dhe kur ju vjen ndonjë bela prej Tij, ta thërrasësh përsëri Atë, që ti përgjërohesh dhe të kërkosh derman prej Tij. Mos thuaj se unë i

dhashë mjekeve bardhësi dhe u bëra mire! Atë dije prej Allahut të Madhëruar! Ajo pasuri që ti thua është e imja, është amanet tek ti. Tek ajo nuk ka derman për dertet e juaja. Në qoftë se është hallall, je punonjës që do japësh llogarinë e saj. Gjithashtu aq sa ta caktoje Allahu Teala do të marrësh, nuk mund të shpëtosh aq nga pasuria, as nga fëmija, as nga miqtë sa do që të arratisesh dhe madje dhe po të shkosh në sahara. Por aty ku e ke token do të varrosesh. Pa të ardhur exheli, nuk të vjen asgjë prej askujt. Por je urdhëruar vetëm që të bashkohesh me shkaqet që janë mburojë prej rreziqeve dhe shërim prej derteve.

Dhe kur Allahu i Lartësuar të japë mirësi si shëndeti, pasuria dhe fëmija, gëzohesh dhe thuan Elhamdulilah, Zoti ynë na dha mirësi neve. Kur Allahu Teala ju jep ndonjë fatkeqësi, domethënë ju jep ndonjë bela, shfryheni, nuk duroni, dhe harroni të falënderoni.

Vjen një zë nga Allahu që thotë: (**O Melekët e mi! Kapeni atë!**) Meleket, e mbledhin shpirtin e tij dhe e marrin nga fundi, pastaj përsëri e lëshojnë. Ndëshkimin e Allahut, nuk ka kush tjetër force që ta veproje.

Ai që është shtrire në dyshekun e vdekjes, e shikon ketë ndëshkim, dhe thotë ah ah sikur kur isha në dynja ti kryeja e zbatoja punët e mia dhe sot mos ta përjetoja ketë ndëshkim. Përsëri, atyre që e presin atë të sëmurë ju vjen një zë që: (**O robërit e mi mendjemëdhenj! Ja pra harxhoni pasurinë për ta shpëtuar mikun tuaj! Nuk e duroni belanë time që ju vjen në dynja, ankoheni për mua. Ja pra ky rob, erdhi në ndëshkim dhe shpirti i erdhi në gurmaz. Nga forca ime!**) Meleket që e dëgjojnë ketë thirrje thonë (O Zoti ynë! Dënimi yt është i vërtet) dhe bien në sexhde. Allahu i Lartë madhëruar këto i shpjegon në Kuranin Famëlartë. Pastaj, melekeve përsëri ju vjen një zë që thotë, a i kapet. Pastaj i kapin në atë mënyrë sa që nuk mbetët asnjë rrënjë qime bosh. Meleket ulërinë nga një drejtim ku thonë: (o shpirti i robit kryeneç të Allahut, hajde dil nga lëkura tij. Ajo ditë është kjo ditë që, për ty do të jetë ndëshkim. Krahas asaj që doje dikë tjetër përveç Allahut, u bëre mendjemadh, nuk i përshëndesje të varfrit, veproje

veprat haram, të keqën e shikoje të drejtë dhe të drejtën e shikoje të keqe). Këto tregohen në Kuranin Famëlartë.

Pastaj o person i thotë melekeve, me jepni një kohe aman, ta mbledh mendjen, duke thënë ketë, shikon jelekun e vdekjes që qëndron tek koka e tij. Kur e shikon atë, i harron këto ndëshkime dhe fillon të dridhet. Kur e shikon jelekun e vdekjes thotë se, përderisa gjithë këta melek po me ndëshkojnë, kush je ti dhe pse ke ardhur? Pas kësaj vdekja thërret me britme të madhe ku thotë që: unë, jam kjo vdekje që, duhet të nxjerr ty nga kjo botë. Dhe fëmijët tuaj ti le jetime dhe pasurinë tënde të ja le trashëgim të afërmve tu që ti nuk i doje në dynja.

Kur dëgjon këto fjale nga vdekja dridhet dhe e kthen fytyrën sa në një krah në tjetrin. Kështu që, kjo është shenja dhe në hadithin e Buhariut, i Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) ka thënë se, "**Kur dëgjon meleket, e kthen kokën nga muri, e shikon vdekjen përpara tij në këmbë**".

Në cilin krah që të kthehet, dhe vdekja i kthehet në atë krah dhe pastaj kthehet përsëri mbrapa.

Meleku i vdekjes thërret me një britme me fortë ku thotë, unë jam meleku i madh që, kam marre shpirtin e babait dhe nënës tënde, dhe ti në atë kohe ishe prezent aty, çfarë dobie të beri kjo ty? Ja pra gjithë miqtë po të shohin, çfarë dobie ka? Gjithashtu, unë jam meleku i madh që, ata që i kam vrare përpara teje ishin me të fuqishëm se ti.

Ky person i shtrire, mbas gjithë këtij fjalimi me meleket, meleket e ndëshkimit tërhiqen largohen. Kur e shikon me madhëri Azrailin (alejhis-selam) atëherë i humbet mendja fare.

Azraili (Alejhiselam) e pyet se, çfarë shikove në dynja? Përgjigjet se, u mashtrova mbas hileve të dynjasë, dhe erdha në ketë gjendje.

Dhe Krijuesi i gjithësisë, e shndërron dynjanë në formën e një femre me sy si qielli dhe dhembet si brirët e viçit, vjen me një ere të keqe dhe i ulet sipër kraharorit.

Pastaj, këtij personi ja sjellin pasurinë përpara. Pasurinë që ka fituar pa shikuar a është hallall apo haram ja japin trashëgimtareve tij përpara syve tij.

Dhe pastaj ajo pasuri i thotë pronarit të saj, (**O kryeneç! Mua me fitove, me harxhove me të pa drejtë, nuk dhe sadaka, zekat. Kurse tani, dola nga ti, dhe hyra në dorën e atyre që ti nuk i ke dashur, nga ti i morën pa kënaqësinë tënde".**

Në ketë gjendje, hesht dhe duke ju djegur shpirti shikon në katër anët.

Pastaj, në ketë gjendje, shejtani gjen shansin, dhe i ulet të koka për të ja marre imanin. Në dorën e tij të mallkuar mban një gotë. Që në të ka ujë me akull dhe e tund atë tek koka e të sëmurit. E shikon dhe dëgjon atë. Në atë situatë dhe në atë moment, bëhet e qartë gjendja e fukarait dhe e të pasurit.

Në qoftë se nuk është i lumtur, atëherë thotë me jep të pijë nga ai ujë. Dhe kjo është kënaqësi për të shpirtin e të mallkuarit. Thotë që, thuaj se nuk ka krijues të gjithësisë! Në qoftë se i eturi thotë ashtu siç i thuhet (**el-ijadhu bilah**) del nga imani. Por, në çdo gjë, përsëri mirësia është e udhëzuesit që, duhet që të gjendet ujë pranë të sëmurit që është në atë gjendje. Dhe shpesh here duhet ti hapet goja dhe ti jepet për të pire ujë.

Në qoftë se udhëzohet, e kundërshton shejtanin duke e mallkuar atë.

Kur i plotësohet premtimi – në qoftë se është besimtare- urdhërohet. Azraili (alejhi selam) ja merr shpirtin. 360 melek e marrin atë shpirt nga dora e Azrailit (alejhi selam) futën në pamjen e gjithë të dashurve dhe miqve, ja veshin petkun e xhenetit, ja dërgojnë shpirtin në sarajet e xhenetit dhe përsëri menjëherë e kthejnë pranë të vdekurit.

Dhe në qoftë se shkon pa iman, 360 melek, sjellin nga xhehenemi gjethe zakumi që janë me të errëta se katramaja dhe e mbështjellin në atë shpirtin e jobesimtarit, menjëherë e shpien në xhehenem dhe ja tregojnë vendin e tij aty pastaj përsëri e sjellin pranë tij.

Gjithashtu një person që ka mbushur moshën madhore, sa do që të ketë jetuar në dynja dhe gjendet në mohim, shkon pa tevbe – neudhu bilah- e shikon ketë përfundim dhe në kiamet turpërohet dhe vendi ku do të shkoje është xhehenemi. Ndonëse arrin udhëzimi i Allahut të Lartësuar ose shefati (ndërmjetësimi) i Muhamedit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë).

## RRETH VDEKJES SE MYSLIMANËVE

Në qoftë se fëmija e një myslimani sëmuret dhe hyn në dyshekun e vdekjes, vendi i tij është "**makami ilijjin**", domethënë xheneti është vendi i tij. Nga aty 360 melek vijnë, bëhen saf saf, qëndrojnë përball këtij të pafajshmi dhe thonë (o ti fëmijë! Përgëzime për ty, sot është ajo ditë që do të lutësh Allahun për nënën, babin dhe gjithë komshinjtë e kaluar), njëqind melek i vendosin kurorën e shefatit dhe njëqind melek i vendosin kurorën e dashurisë dhe njëqind melek i veshin këmishën e gajretit dhe forcës, 60 melek ja ngrenë perden dhe mbulesën e syve. Ashtu siç ngrihet mbulesa e përgjithshme, prej Hz. Ademit e deri tek gjyshërit e kaluar. Për disa prej tyre është përgatitur ndëshkim. Kur shikon gjendjen e këtyre qan, ulërin dhe dridhet. Dhe ata që nuk e din mendojnë se po vuan në dhënien e shpirtit.

Pastaj, vijnë meleket që marrin shpirtin, shikojnë që ka ven kurorën dhe këmishën e shefatit dhe është ngritur perdja, i mjafton forca për ta marre shpirtin dhe kur i thonë ( O ti fëmijë! Allahu i Madhëruar të dërgon selam dhe urdhëron që, unë e kam krijuar atë, le të vije përsëri tek unë. Sepse unë ja dhashë amanet atë shpirt, le të ma ktheje përsëri. Dhe si shpërblim ti jap xhenetin. Në qoftë se nuk beson ktheje kokën dhe shiko nga qiejt në toke, që të shikosh) ai i fëmijë shikon, dhe vështron bukurinë e melekeve dhe të Allahut të Madhëruar. Nga gëzimi entuziazmohet dridhet, frikësohet dhe skuqët. Kërcen dhe hidhet për të dhenë shpirtin në dyshek. Përsëri para syve i shfaqën gjyshërit në ndëshkim, dhe përsëri nuk e dorëzon shpirtin. Dhe meleket i thonë, (O ti fëmijë! Përse nuk po e dorëzon shpirtin?) I pafajshmi thotë se, (**O Melekë! Luteni Allahun që të mi fale gjyshërit dhe të afërmit e mi**. Meleket thonë (**O Allah! Ti e din gjendjen tonë me ketë fëmijë**.) atëherë Allahu i

Madhëruar thotë, (betohem në vetveten time për faljen e tyre.) përsëri meleket kur thonë, (o fëmijë! Përgëzime për ty! Allahu i Lartësuar i fali gjynahet e atyre që janë me iman dhe pranoj gjitha lutjet e tyre) i pafajshmi gëzohet dhe në ketë gjendje, Allahu xh.sh i dërgon dy hyri nga xheneti, që vijnë në pamjen e babait dhe nënës tij, dhe duke i hapur krahët i thonë, (o djali apo vajza jonë! Hajde me në, në pa ty në xhenet nuk mund të jemi.) Nxjerrin një molle nga mollët e xhenetit dhe japin në dore të pafajshmit duke i thënë merre. Ai fëmijë, duke i marr ere mollës Azraili (alejhi selam) kthehet si ai në një fëmijë të bukur dhe ja merr shpirtin lehtë.

Sipas një transmetimi tjetër, thuhet se shpirti i mbetët tek molla dhe meleku i vdekjes e merr shpirtin e fëmijës nga molla. Të dyja këto transmetime janë të lejuara.

Pastaj meleku vdekjes, atë shpirt e merr e shëtit në qiejt dhe e shpie në xhenet. Aty ka një sahara prej zeberxhetit* jeshil. Kur fëmija vjen aty thotë (përse me keni sjell këtu). Meleket i tërheqin vëmendjen duke i thënë: (o fëmijë! Ka vend kiameti. Është shume i nxehtë. Në ketë sahara ka 70 mije burime mëshirë. Qëndroni tek hauzi i Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë), shikoni gotat prej nuri! Kur babai dhe nëna juaj të vije në vendin e kiametit, këto gota mbushi me ujë dhe jepja atyre dhe mos i lësho ato që mos të hyn në xhehenem dhe mos të shohin dënim dhe ndëshkim. Sepse duaja juaj, është e pranuar tek Allahu i Lartësuar. Dhe natën e xhuma zbrisni në toke. Në atë moment dërgojeni selamin e Allahut xh.sh mbi popullin e Hz. Muhamedit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë). Dhe mbi ato jepni nur dhe dërgoni tek Allahu falënderimet e tyre).

Shpirtrave të myslimanëve, ju shfaqën këto vende, pastaj sillen përsëri tek koka e të vdekurit. Ai shpirt qëndron aty deri sa të falet namazi xhenazes, të futët në varr dhe të merr në pyetje dhe llogari. Në qoftë se babai dhe nëna e tij vdesin pa iman atëherë në ditën e kiametit vendoset një perde mes këtij dhe atyre. Fëmija i kërkon ata, por mbetën me mall për njëri tjetrin. Ja pra kështu është

---

* Përzierje e hekurit dhe silikatit të magnëzit.

gjendja e fëmijëve që nuk kanë mbushur moshën madhore të besimtarëve.

## RRETH VDEKJES SE GRAVE MYSLIMANE

Tani, nëse ajo femër vdes nga lehonia, ose shtatzënia, ose murtaja apo sëmundjet e brendshme por në qoftë se nuk është asnjëra prej këtyre veçse kjo femër nuk i është shfaqur e zbuluar asnjë mashkulli të huaj dhe burri i saj është i kënaqur me atë, atëherë kjo femër kur të vdesë, i vijnë meleket e xhenetit dhe bëhen saf saf përpara asaj dhe e nderojnë, e respektojnë dhe i japin selam kësaj femre dhe i thonë, “o robëresha, dëshmorja e  dashur e Allahu hajde dil, çfarë kërkon në sarajin e dynjasë? Allahu është i kënaqur me ty dhe ketë sëmundje e beri sebep që të ti fale gjynahet, ty ta dhuroj xhenetin, hajde dorëzojë amanetin tënd!). ajo femër kur e shikon dhe e dorëzon shpirtin, shikon rreth saj dhe thotë (le të merren në llogari ato që ishin miq me mua dhe të falen, pastaj e dresoj shpirt) atëherë meleket ja përcjellin dëshirën e kësaj tek Allahu i Madhëruar. Pas kësaj vjen një zë, ku Allahu betohet (pasha forcën time të vërtet, ja kam pranuar gjitha lutjet e robëreshës time.) Meleket e përgëzojnë. Pastaj meleku i vdekjes vjen me 120 meleket e mëshirës. Nuri i fytyrave tyre ka dalë në arsh, në koke mbajnë kurore dhe mbas tyre mbajnë petka prej nuri dhe në këmbët e tyre nallane prej ari dhe kanë krahë jeshil. Vijnë duke pasur në duar ushqime xheneti, aroma si të miskut, japin selam me respekt dhe mirësi dhe thonë, (Krijuesi gjithësisë të dërgon selam ty, ta dhuron ty xhenetin e të bën komshi me Muhamedin (alejhi selam) dhe shoqe me Hz. Ajshen.

Kjo femër me iman, i dëgjon këto fjalë dhe i hapen perdet e syve, shikon femrat besimtare që janë mëkatare, i shikon tek po ndëshkohen dhe lutët për ato duke thënë (O Zoti im! Falja gjynahet e tyre). Një zë vjen nga Allahu i Madhëruar që thotë ( o robëresha ime! Gjitha dëshirat tu ti plotësova, ma jep amanetin, ty po të presin gruaja e të dashurit tim dhe vajza e tij.) Menjëherë kur e dëgjon ketë zë, i dridhet shpirti dhe këmbët hidhen dhe dredh djerse dhe kur është gati të japë shpirtin, vijnë dy melek. Në duar kanë një shkop prej zjarri, njëri qëndron në krahun e djathtë dhe tjetri në të majtin

dhe shejtani i mallkuar vjen me vrap dhe thotë në realitet nuk kemi dobi nga kjo por le ta provojmë dhe në dore mban një gotë floriri me ujë me akull, vjen në ketë pamje dhe tregon ujin. Ata melekë kur e shikojnë ketë fëlliqësirë, duke i gjuajtur me shkopit që mbanin në duar, ja thyejnë gotën dhe e përzjenë atë. Ajo femër myslimanë e shikon ketë dhe fillon të qeshë. Pastaj ato vajzat hyri , i sjellin asaj në gotë ujë keutheri dhe ja japin, pastaj e pinë atë. Nga lezeti i prijës se xhenetit i rreshkët shpirti dhe ngjitët në gotë dhe meleku vdekjes e shpirtin nga ajo gotë. Meleket thërrasin e thonë (**In-na lil-lahi ue in-na ilejhi haxhiun – Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi**). Dhe e marrin shpirtin dhe e shëtisin në qiell, e dërgojnë në xhenet dhe i tregojnë vendin e saj atje, pastaj menjëherë përsëri e sjellin tek e vdekura.

Kur ja nxjerrin rrobat dhe ja zgjidhin flokët, shpirti vjen menjëherë tek koka e xhenazes dhe thotë se: (o Larës! Me kap lehtë e lehtë! Sepse kam plagët e shpirtit nga kthetrat e Azrailit. Dhe lëkura ime ka hequr shume zahmet dhe lodhje.) kur vij për ta lare përsëri thotë: (**Mos e bej ujin shume të nxehtë! Lëkura ime është shume e dobët. Me fërkoni lehtë me qëllim që jem rahat**.) kur lahet dhe mbulohet me qefin, qëndron pak, dhe përsëri thotë: (është shikimi i fundit i kësaj botë. Le ti shikoj armiqtë dhe të afërmit e mi dhe ata të me shikojnë mua dhe të marrin shembull nga unë. Edhe ata do të vdesin si unë, mos të me qajnë mbas meje. Mos të me harrojnë mua, por të me kujtojnë gjithmonë duke lexuar Kuran. Mos të grinden për trashëgiminë time që ju lashë. Me qëllim që të mos shoh dënim në varr. Le të me kujtojnë mua dhe për xhuma e për bajrame.)

Pastaj kur po e vendosin në tabut, shpirti thërret përsëri (me rehatoni, o djali dhe vajza ime, nëna dhe babai im! Nuk ka si kjo dita e arratisjes. Takimi ynë mbetët për në kiamet. Lumturie juve, që derdhni lot mbas ikjes sime!).

Kur i falet namazi dhe merret në krah, përsëri thërret dhe thotë, (me dërgoni avash avash! Në qoftë se qëllimi juaj është për sevap, mos me jepni zahmet mua! Të dërgoj kënaqësinë tuaj tek Allahu i Lartësuar!)

Kur vendoset në anë të varrit, përsëri thërret e thotë: (shikoni gjendjen time dhe merrni shembull! Tani mua me vendosni në një vend të erret dhe shkoni. Unë do qëndroj me veprat e mia. Mos u mashtroni nga mashtrimi e kësaj bote tradhtare e gënjeshtare duke shikuar kohen!)

Kur vendoset në varr, shpirti vjen tek koka. Se mos e leni një të vdekur pa **telkin**. [është sunet që mbasi të varroset një person sahih të lexoje telkin. Vehabite nuk e besojnë se telkini është sunet. Thonë se është bidat. Thonë se i vdekuri nuk dëgjon, nuk mund të dëgjoje. Dijetaret e Ehli sunetit (Allahu i mëshiroftë) e kanë argumentuar duke e shkruar në libra të ndryshëm se leximi telkinit është sunet. Një nga këto libra të çmuar është libri i Mustafa bin Ibrahim Sijami (Allahu e Mëshiroftë) që titullohet "**Nurul-jakin fi mebhasit-telkin**". Këtu janë të shkruar hadithe që ka dhenë Taberani dhe Ibn Medeni. Në këto hadithe urdhërohet leximi i tëlkinit. Libri "**Nurul-jakin**" është shkruar në Sijam të Bankongit në vitin 1345 dhe në vitin 1396 në Stamboll është botuar botimi i dytë.] Allahu i Madhëruar të vdekurin në varr a zgjon ashtu sikur i zgjon nga gjumi, ai zgjohet dhe shikon që është në një vend me errësire. I thërret hyzmeqarit, robëreshës ose atij që i ka ndihmuar gjithmonë, dhe i thotë, me sillni dritë. Kurrë nuk vjen zë apo psherëtimë. Hapet varri dhe shfaqën dy meleket pyetës (bunkeri dhe Nekiri). Në gojën e tyre del flake e zjarrtë dhe nga hundët e tyre del tym i zi. Në ketë gjendje vijnë tek i vdekuri dhe i thonë: (**Men Rabbuke ve men dinake, ve men nebijjuke**), domethënë kush është Zoti yt, kush është feja jote dhe kush është pejgamberi yt? Në qoftë se i përgjigjet saktë këtyre pyetjeve, ata meleke, e përgëzojnë atë me mëshirën e Allahut dhe largohen. Menjëherë në atë moment në anën e djathtë të varrin hapet një dritare dhe një person me fytyre të ndritshme si hëna del i afrohet pranë saj. Kjo femër me iman e shikon atë dhe habitët. E pyet se "kush je ti"?. Ai përgjigjet, Unë jam krijuar në dynja nga durimi dhe falënderimi yt. Deri në ditën e kiametit do të jem shoqëruesi juaj.

**Derisa shpirti nuk ndalët pa kërkuar harame**

**Zemra s'bëhet dritë e as pasqyrë e Hyjnisë**

## RRETH VDEKJES SE PERSONIT QË I ËSHTË BERE PADREJTËSI, DURIMTARIT, TË MJERËVE DHE DËSHMORËT

Vdekja e këtyre është një. Le të shpjegojmë njëri, të tjerët ngjasojnë me atë.

Garibi (i vetmuari – i mjeri) është dy llojesh: i pari, është ai që jeton në një vend të largët kur nuk ka të afërm dhe kushërinj. Kurse tjetri është ai që është i varfër në vendin e tij. Dhe askush nuk e merr mundimin që të shkoje tek ai dhe ta ndihmoje. Këto besimtare konsiderohen garbi dhe në qoftë se vdesin janë shehide. Nëse dikush kalon moshën gjashtëdhjetë vjeç dhe nuk e ka lenë namazin, atëherë dhe ky është shehid. [nuk është shehid nëse vepron harame dhe ajo behet shkak për vdekjen e tij, si për shembull, kur helmohet duke pire alkool. Por, kur vdes nga një sebep tjetër gjatë kryerjes se haramit, si për shembull vdes duke prishur një ndertës, atëherë konsiderohet shehid. Femra e ka avret çdo pjese trupit përveç fytyrës dhe pëllëmbëve të duarve. Është farz që të mbulohen. Kush nuk i jep rendësi bëhet kafir. Edhe gratë dhe vajzat që nuk dalin në rruge me flokë, krahë, kofshe të zbuluara, konsiderohen shehid. Urdhrat dhe ndalesat e Allahut quhen "**Ahkami islamije**". Babai dhe nëna që i mëson ahkami islamije dhe ja u mëson fëmijëve tij, është shehid.] në qoftë se nuk ka falur namazin nuk bëhet shehid. Dhe myslimani që vdes si rob në duart e kafirit është shehid. Kafiri që vritet duke i bere zullum dhe tortura nuk është shehid. Ai që vdes si kafir kurrë nuk futët në xhenet.

Këto persona, kur përjetojnë vdekje vendosin kokat e tyre, qiejt i hapin dyert dhe në toke zbresin aq melekë sa vetëm Allahu e din numrin e tyre. Në duart e këtyre gjenden kurora dhe veshje xheneti prej nuri. Shpirtin e atij personi e marrin me butësi dhe ftesë. Allahu i Madhëruar ketë gjendje e shpjegon në fund të sures Fexhr.

Shehid është ai që, fytyrën e ti mban drejt madhështisë se faltores dhe lutët duke thënë, (o Ai që unë adhuroj! Gjatë gjithë jetës nuk kam shpresuar për diçka tjetër për takimit me ty. Dhe askujt nuk i jap përulur dhe se kam adhuruar. Nuk jam mashtruar ndaj hileve të dynjasë dhe armiqve të fesë. O Zoti im! Në ketë situatë, shpresa ime prej tëje është që të falesh dhe mëshirosh gjithë umetin e Muhamedit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë). Edhe ky është shehid.

Ato meleke e rrethojnë me ato veshje xheneti. Në atë moment vjen një zë nga Allahu ku thuhet: (dërgojeni në xhenet! Sepse faltë namaz me shume se gjithë tjerët dhe donte mysafiret, i faltë gabimet dhe bënte istigfar. Dhe mua me bënte dhikër shume. Nuk dilte në rruge me avret të zbuluar. E ruante vetën nga haramet. Dhe ishte i nënshtruar ndaj Pejgambereve dhe fesë islame).

Tani, janë ato dy meleket që, qëndrojnë në dy krahët e njeriut dhe shkruajnë vepra e tij që bën në dynja si të mire dhe të këqija, ata thonë se: (O Zot! Neve na bere përgjegjës për ketë rob në dynja. Tani në ketë kohe, na jep leje të dalim në qiell me shpirtin e këtij robi.) Zeri i Madhërishëm arrin e thuhet: ( ju qëndroni pranë varrit tij, me bëni sexhde mua duke bere tesbih dhe tekbir dhe sevapet e kësaj dhurojani robit tim.) kështu që ata deri në ditën e kiametit bëjnë dhikër dhe tesbih dhe sevapet e saj ja shkruajnë këtij robi.

[**PARALAJMËRIM**: mynafikët e Egjiptit duke bere kryengritje erdhën në Medinë për të vrare Osmanin (Allahu qoftë i kënaqur me atë). Dhe ata të Medinës i përkrahen këto me gënjeshtra dhe shpifje. Gjithashtu i ofenduan sahabet duke thënë se ata nuk e ndihmuan Hz. Osmanin. Mire po hafifja donte të arrinte gradën a lartë të shehideve në xhenet dhe për ketë bënte dua. I pengoj ata të cilët vinin për ta ndihmuar. Dhe këta i kthente mbrapsht. Kryengritësit duke përfituar nga kjo arritën lehtë që ta vrisnin e ta bënin shehid. Kështu që duaja e tij u pranua dhe arriti ta realizonte dëshirën e tij. Shehidet kur vdesin nuk ndjejnë dhimbje fare. Mirësitë dhe lezetet që do ti jepen në xhenet i tregohen, për ketë kënaqësi, ja dorëzojnë shpirtin e tyre plot dëshirë melekeve.]

## RRETH VDEKJES SE KAFIREVE

Një kafir, një murted, ai që nuk e pëlqen fenë islame, ai që e quan Kuranin Famëlartë ligje shkretëtire, ai që është pa dije dhe moral aq sa të quaj të zgjedhurin dhe me të lartin e njerëzve vulën e pejgambereve Muhamedin (Alejhi selam) bari devesh, ata që fenë islame e cila njerëzve i sjell qetësi, i mundëson lumturinë, është burimi i dijes, moralit, pastërtisë, shëndetit, drejtësisë dhe ndriçon

qytetërimin, me një kokën e fëlliqur që është një kuti vdekur pa shpirt, ata që poshtërojnë aq sa thonë se s'ka nevoje për fe, një i çmendur që e ka dorëzuar kapistrën e tij në dorën e nefsit, kur të vdesë do ti ngritët perdja nga sytë. Do ti tregohet xheneti. Një melek i bukur do ti thotë: ( o Kafir! I poshtër që Myslimanët i quan të prapambetur dhe ata që vrapojnë mbas kënaqësive dhe që shkelin principet morale i quani intelektual dhe i civilizuar! Ke qenë në rruge të gabuar. Nuk e pëlqejnë fenë islame e cila është feja e drejtë. Ai që beson ato çfarë ka sjellë Muhamedi (alejhi selam) nga Allahu i Madhëruar dhe tregon respekt do të shkoje në ketë xhenet). I shikon mirësitë në xhenet. Dhe Hurit e xhenetit i thonë: (ata që besojnë shpëtojnë nga ndëshkimi i Allahut). Mbas pak shejtani shfaqët në pamjen e një prifti. Thotë, (i filan i biri filanit! Ai që erdhi të gënjeu. Të gjitha ato mirësi që shikove do të jenë tuat). Pastaj do ti tregohet xhehenemi. Aty ka male të prej zjarri, akrepa dhe insekte helmuese të mëdha sa mushkët. Përjetojnë ndëshkimet që tregohen në Hadithe e nderuara. Zebanit e xhehenemit që quhen meleket ndëshkues, gjuajnë me shkopinj pre zjarri. Nga goja e tyre del zjarr. Trupat e tyre janë të gjatë se minaret, dhe dhembet si brirët e demit. Thërrasin si bubullima e qiellit. Kafiret dridhen nga zëri i këtyre dhe e kthejnë fytyrën nga shejtani. Shejtani nuk duron dot prej frikës dhe ikën. Meleket e kapin dhe e hedhin në toke shejtanin. Vijnë tek ky kafir dhe i thonë: (O armiku fesë islame! Në dynja nuk i besove të Dërguarit të Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë). Tani dhe melekeve nuk i besove, u mashtrove përsëri nga shejtani i mallkuar). Në qafe i varin zinxhirë prej zjarri, ja hapin këmbët tek koka, dorën e djathtë e fusin nën sqetullën e majtë dhe të majtën tek e djathta dhe ja nxjerrin në krahun tjetër. Ajeti uranor tregon për ketë gjendje. Ulërin, thërret servilet tij që janë në dynja. Zebanitë i përgjigjen duke i thënë: (o Kafir, o i çmendur që tallje myslimanët! Kaloj koha e përgjërimit. Tani me nuk pranohet imani, nuk pranohen lutjet. Erdhi koha ku do të përjetosh ndëshkimin e kufrit). Ja tërheqin gjuhen nga zverku. Ja nxjerrin sytë. Ja marrin shpirtin duke i bere tortura të ndryshme me dhimbje të mëdha. E hedhin në xhehenem. Allahu na e mundësoftë të japim shpirt në fenë e Muhamedit (Alejhi selam) dhe në besimin fesë se drejtë të Pejgamberit , që dijetaret e Ehli sunetit e kanë shkruar nëpër libra të përcjell në mënyrën e drejtë! Amin.

Sa do që të jetosh përsëri në fund do të vdesësh. Pejgamberi ynë (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) ka thënë se, (**Kur shpirti i një njeriu po ndahet nga trupit, vjen një zë që thotë, o biri njeriut, a e braktise ti dynjanë apo dynjaja të braktisi ty? A e mblodhe ti dynjanë apo dynjaja të mblodhi ty? A e vrave ti dynjanë apo dynjaja të vrau ty? Kur fillon të lahet xhenazja vijnë tre thirrje:**

**1- Ku e ke trupin tënd të fortë? Çfarë ishte ajo gjë që të dobësoj?**
**2- Ku është oratoria jote e bukur, çfarë është ajo gjë që të beri të heshtësh?**
**3- Ku janë miqtë tuaj të dashur, ku të lanë dhe shkuan?**

**Kur xhenazja po qefinoset vjen dhe një zë tjetër: mos dil në udhëtim pa ushqim! Ky udhëtim nuk ka kthim mbrapa, nuk mund të vish me mbrapa kurrë. Vendi ku do të shkosh është i mbushur me meleket ndëshkues. Kur vendoset në tabut vjen dhe një ze tjetër. Çfarë kënaqësie do jetë për ty nëse e ke fituar kënaqësinë e Allahut të Madhëruar, lumturia dhe madhështia do jenë me ty. Mjerë për ty nëse ke fituar hidhërimin e Allahut të Lartësuar! Kur xhenazja arrin pranë varrit vjen dhe një thirrje tjetër. O biri njeriut! Çfarë ke përgatitur në dynja për varrin? Çfarë nuri ke sjell për ketë varr të errët? Çfarë ke sjell nga fama dhe pasuria jote? Çfarë ke sjell për të shtruar dhe zbukuruar në ketë varr të zbrazet? Kur e vendosin xhenazen në varr, varr thërret e thotë: mbas krahëve të mia flisje, kurse tani në barkun tim hesht. Me në fund mbaron varrosja e xhenazes dhe kur ata që bënë hyzmet aty ndahet për tu larguar, vjen një thirrje nga Allahu i Lartësuar: o robi im, mbete vetëm; ikën dhe të lanë në ketë varr të errët. Këta ishin miqtë, vëllezërit, fëmijët dhe personat e zemrës tënde. Porse asnjëri nuk të beri dobi. O robi im, ti me kundërshtove mua dhe nuk e zbatove urdhrin tim, a hiç nuk e mendove ketë gjendje. Në qoftë se i vdekuri ka vdekur m iman atëherë shpresohet që, Allahu i Madhëruar ta fal atë dhe thotë që, o robi im besimtar! Nuk me ka hije mua që të le ty vetëm në varr. Pasha forcën time, do të mëshiroj ty ashtu që, miqtë tuaj të habitën, do të tregoj një dashuri për ty që është me**

**e madhe se dashuria e prindërve ndaj fëmijës. Bëhet mëshira nga kerameti Tij dhe falen gjitha gjynahet e robit, varri i bëhet bahçe e xhenetit dhe xheneti mbushet me huri dhe mirësi. Allahu i Madhëruar është i tille mëshirues që, i fal robërit e Tij gjynahqar. Është aq i mëshirshëm sa, here ja mbulon gjynahet dhe të metat robërve dhe nuk ja plas për fytyre. Atëherë a nuk duhet që një Krijuesi të tille ti zbatohen urdhrat, të largohet nga ndalesat e tij, çdo ditë veprohen vepra të mira dhe të shpëtohet nga ndëshkimi i se nesërmes).**

Për gjithë besimtaret gjynahqar apo jo gjynahqar do të ketë sprovim varrim. Vetëm për ata që nuk i falen gjynahet dhe për gjithë kafiret do ketë dënim varri. Për ata që mbartin fjale mes myslimanëve dhe nuk pastrohen mbas kryerjes se urinë do të ketë dënim në varri. [Dënimi i varrit nuk do të përjetohet vetëm me trup por do të përjetohet me shpirt dhe trup. Nuk duhet të mundohemi me zgjidh me mendje gjerat të cilat nuk mund të konceptohen dot me mendje.]

Në qoftë se dikush vdes pa iman, atëherë deri në ditën e mahsherit do të përjetoje dënim (pastaj në xhehenem do dënohet për jetë).

***Oj ego që ti vazhdimisht kërkon diçka, preje dashurinë për kalimtarën***

***Asgjë nuk mbetët në këtë botë, preje atë, veç Allahu mbetet përgjithmonë***

***Çdo gjë mbaron me një brengë, me një ofshamë ah apo me një të fortë***

***Nuk ia vlenë të merresh me dikë në këtë dynja, kjo është e veçantë***

[O ti njëri që ke ardhur për vizitë! Mos ja jep zemrën askujt tjetër përveç Allahut!

Askush nuk mbetët në dynja. Askush nuk mund të bej asgjë përveç Allahut. Askush tjetër përveç Atij nuk mbetët!

Çdo person ka një dert. Ka ditë të lumtura dhe ditë të hidhura. Nuk ja vlen për askënd që të merret me ketë dynja të poshtër.

Edhe unë jam një pjese e kohës. Isha sikur guri i çmuar në unazën e kryetarit të shtetit. Isha sikur firma e Sulltanit në urdhër. Edhe mua kaderi me tregoj anën e kundër të fytyrës.

Një kohe zemra mu sëmurë. Me iku forca dhe takati. Se fundmi fluturoj (doli) dhe shpirti im. Sepse kafazi (trupi) ishte shkatërruar.

Shëndeti im u shua si qiriu. Mu errësua gjithçka. Lindi dielli i ahiretit. Me ndriçoj me nurin e Allahut.

Në atë moment takova Zotin tim. Gjynahet e mia dolën në pah. Duke e lutur që të me fale, me priti mua me mëshirë të pafund.

O Zoti im! Edhe nëse kam bere 100 mijë gjynahe, përsëri me ketë fytyre të errët kërkoj mbështetje tek porta jote. Kërkoj falje prej teje.

Emrin Gafur në shkrimin tim e bëra histori (1286). Patjetër që morri kuptimin e saj. Gjynahet me falen. Askush nuk mund të bej gjë përveç Allahut. Askush nuk mbetët përveç Atij.]

**[A. Sami pasha vdiq në 1295 (m. 1878) kur ishte anëtar i senatos.]**

**Ëndërr është kjo jetë, me plot telashe**

**A nuk kemi lindur për të vdekur ?**

**Edhe nëse kalon me qejf – është disa orë,**

**Brenga largon çdo pasion dhe dëshirë**

**Çdo çast shkojmë me padijeni e gaflet**

**Me mall vjen oqeani për vdekje**

**Me plotë skamje e mijëra vështirësi**

**Se dynjaja na shkatërron perishane**

**Ndërsa në e shikojmë këtë botë**

**Kërkojmë për masën, ç'është më pas**

**Krijuesin, masën dhe çdo zbulim**

**Duam të dimë urtësitë e Krijuesit**

**Por sekreti i urtësive të Krijuesit**

**Nuk njihet me trurin e njeriut**

**Mosdija, gafleti që janë tek njeriu**

**E shpijnë atë në harresë të thellë**

## VIZITA VARREZAVE DHE LEXIMI KURANI KERIMIT

Vizita e varrezave është sunet. Një here në jave nëse nuk është e mundur të paktën për bajram. Është me shume sevap nëse vizitohet ditën e Enjte ose të premte ose të shtunë. Në fund të librit "**Shir'atul**-**islam**" thuhet se vizita e varrezave është sunet. Ai që e viziton merr shembull duke menduar mbi tretjen e të vdekurit. Hz. Osmani (Allahu qoftë i kënaqur me atë) kur kalonte parë varrezave qante aq shume sa ju lagtë mjekra. Edhe i vdekuri përfiton dobi nga duatë që i bëhen. I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) vizitonte varret e të afërmve dhe të sahabeve. Mbasi jepte selam dhe bënte dua u ultë përballe varrit duke ja kthyer

shpinën kibles. Është traditë kristianë që të preket varri me dore apo fytyre apo të puthet varri. Në hadith thuhet se, “**Kur dikush shkon tek varri i personit që e njeh dhe jep selam, atëherë ai e njeh dhe ja kthen selamin**”. Ahme ibni Hanbel (Allahu e mëshiroftë) ka thënë se, “kur kalohet pranë varrezave duhet që të lexohet surja Ihlas, Felek, Nas dhe Fatiha, dhe sevapet e tyre duhet it dhurohen të vdekurve. Sevapet ju shkojnë atyre”. Në hadithin që transmeton Enes bin Malik (Allahu qoftë i kënaqur me atë) thuhet se, “**Kur lexohet ajeti kursi dhe sevapi i dërgohet të vdekurve, atëherë Allahu i Madhëruar të gjithë ketë ja dërgon të vdekurve”.**

Në librin “**Hazanetu rivajat**” thuhet se: “dijetaret që janë vizituar kur kanë qenë gjalle është e lejuar që të shkohet larg për ti vizituar mbas vdekjes tyre. Nga aspekti i dobisë nuk ka ndryshimi vizita e varreve të Pejgambereve (Alejhimu salatu ve selam), të Evlijav dhe Dijetareve (Allahu qoftë i kënaqur me këto). Por kanë ndryshim mes gradave”.

[një mysliman, nëse në muret e dhomës ku jeton var një stendë dhe mbi stendë shkruan emrin e personit që do ose mbi varrin e tij vendos një gurë, dhe nëse e shkruan emrin mbi gurë, myslimanët që hyjnë në dhome dhe vizitojnë ketë varr, kur lexojnë Fatiha dhe dua për shpirt të personit që ka emrin në gurë apo stendë, Allahu i Madhëruar lëshon rahmet mbi personin që ka emrin e shkruar aty, dhe ja fal gjynahet. Nuk është e lejuar që në muret e dhomës apo në gurët e varreve të shënohet emri i të vdekurit me qëllim për ta kujtuar, por me qëllim për të lexuar fatiha dhe dua për personin që ka vdekur. Për ketë arsye në shtetet islame është bere traditë që në muret e dhome dhe mbi varr . kur shkruhet emri i një Veliu, kur kërkohet shefat nge personi duke ja lexuar emrin, veliu e dëgjon, bën dua për atë që kërkon për qëllimin e dynjasë dhe ahiretit e bën duanë dhe duaja pranohet”]

Edhe pse femrat e kanë të lejuar vizitën e varrezave përsëri me e mira është që mos të vizitojnë varret e tjerëve. Ndërkohë që është e lejuar ta vizitojnë kur janë me menstruacione dhe xhunubi, të jesh me abdes është sunet. Në hadith thuhet se, “nëse gjatë vizitës se një varri besimtari thuhet, **Allahumme in-ni es’eluke bihakki Muhamedin ue ali Muhamedin en la tuadhibe hadhel-mejjit,**

largohet dënimi i të vdekurit” dhe “mëshirohet ai që e viziton varrin e prindërve ose njërit prej tyre çdo të xhuma atëherë”. Është e lejuar që të puthet vetëm dheu i varrit të prindërve. Në librin “**Kifaje**” thuhet se, kur një person e kishte pyetur Pejgamberin (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) se jam betuar që do të puth pragun e derës se xhenetit, Ai ju përgjigj, (**puth këmbën e nënës**). Kur personi i tha se nuk kam gjalle as nënën as babanë, atëherë i tha, (**puth varret e tyre, nëse dhe këto nuk i din atëherë vizato dy viza dhe puthi këto dy viza duke e bere nijet sikur po puth varret e tyre! Kështu e qon në vend betimin tënd!).**

Është mire që mos të shkohet në vende të largëta vetëm me qëllimin për të vizituar varrin e personave të mëdhenj, por nëse shkohet për punë tjetër atëherë është mire që të vizitohen. Por të shkosh për të vizituar varrin e Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi atë) është sevap. Ai që viziton Pejgamberet (Alejhimus-selam) dhe të Evlijave (Allahu i mëshiroftë) përfiton nga shpirtrat e tyre të bekuar. I pastrohet zemra aq sa i duan ato dhe janë të lidhur mbas tyre. Nëse tek tyrbet veprohet gjynah, për shembull në qoftë se vijnë femra të zbuluara, nuk duhet të braktisë vizitën, nëse nuk mund ti pengoje këto, atëherë zemra le ti urreje këto. Sepse femra duhet të shkoje tek xhenazja e mu’minit që thotë këngë, ilaçi dhe poezi.

Në qoftë se vizita e grave në varreza bën që të mërzitën, të vajtojnë dhe ulërinë dhe të bëjnë fesad duke u përzier me meshkujt atëherë kjo është haram. Tek këto gra bien mallkime. Edhe pse për femrat e moshuara është e lejuar që të vizitojnë varrezat e të afërmve dhe të evliave duke u përzier mes burrave, për vajzat e reja kjo vizitë është mekruh. Kështu është edhe për praninë e femrave në xhenaze.

Në librin “**Xhilaul-kulub**” thuhet se: ai që vjen në varreza, në thotë, (**Es-selamu Alejkum, ja ehle daril Kaumil-mu’minin! In-na inshaallahu an kariqin bitum lahikun**). Pastaj me bismilah lexojnë njëmbëdhjetë Ihlas dhe një Fatiha. Pastaj, duhet të lexojnë duanë, (**Allahumme rabbel-exhsadilbalijeh, vel-i’dhamin-nahiretil-leti harxhet mined-dunja ve hije bike mu’minetun, ed’hil alejha reuhan min indike ve selamen min-ni**). Kur vjen afër varrit,

